# SQARIMI I DYZET HADITHEVE TË NEVEVIUT

(dhe shtojcës së Ibn Rexhebit)

**autor**

**Abdul Muhsin el Abad**

**Botimet**

**Qendra "Imam Albani"**

Titulli në origjinal:
فتح القوي المتين في شرح الأربعين و تتمة الخمسين

Autor:

Abdul Muhsin el Abad

Përktheu:
Fatjon Qorapi

Recensoi:
Blerim Krasniqi

Kopertinën e punoi:
Arjan Jahja

Tirazhi: 1000 copë
Botimi i parë, prill 2009



Boton: Qendra për veprimtari kulturore “Imam Albani”

# Parathënie

Falënderimet i takojnë vetëm Allahut për dhuratat e panumërta dhe mirësitë e plota. Dëshmoj dhe deklaroj se nuk ka të adhuruar të vërtetë përpos Allahut, Ai është i Vetëm dhe i Pashok, i njohur për mirësinë dhe bamirësinë e Tij. Gjithashtu dëshmoj se Muhamedi (salallahu alehji ue selem) është rob dhe i dërguari i Tij, zotëria i arabëve dhe i jo arabëve, njeriu që Allahu e veçoi duke i dhënë fjalët përmbledhëse. O Zoti ynë, nderoje dhe begatoje atë, familjen e tij të cilët njiheshin për fisnikërinë dhe moralet e tyre, dhe shokët e tij që ishin si yjet që ndriçojnë errësirat, ata të cilët Allahu i nderoi duke i bërë njerëzit më të mirë mes popujve. Këto përshëndetje ia dërgoj çdokujt që erdhi pas tyre, ndoqi gjurmët e tyre dhe e pastroi zemrën nga çdo lloj mllefi për besimtarët.

Prej temave që kanë shkruar dijetarët në fushën e hadithit të Profetit (salallahu alehji ue selem), është dhe libri *"Dyzet hadithet"*. Realisht, libri është një përmbledhje ku autori përmend dyzet hadithe të Profetit (salallahu alehji ue selem), e kjo duke u bazuar në një hadith që është përcjellë për vlerën e të mësuarit përmendësh të dyzet haditheve nga Profeti. Në parathënien e librit të tij "Dyzet hadithet", ai përmend nëntë prej shokëve të Profetit të cilët e përcillnin këtë hadith. Pasi tregon emrat e tyre, thotë: "Dijetarët e hadithit janë të një mendimi se ai është hadith i dobët, edhe pse rrugët e tij janë të shumta." Ai kujtoi se në shkrimin e librit të dyzet haditheve nuk ishte mbështetur mbi këtë hadith, por mbi disa hadithe të tjera siç është hadithi i Profetit (salallahu alehji ue selem): *"Ai që prezanton le t'i kumtojë atij që mungon"*, apo fjala e Profetit që thotë: *"Allahu ia ndriçoftë fytyrën atij njeriu që dëgjon një thënie timen dhe e kupton atë."* Më pas ai përmend trembëdhjetë prej dijetarëve që kanë shkruar dyzet hadithe, ku nga të parët ishte Abdullah bin Mubarek dhe i fundit Ebu Bekr el Bejhaki. Pas përmendjes së tyre ai thotë: "E shumë të tjerë të cilët nuk mund të numërohen prej të parëve dhe atyre që erdhën më pas." Neveviu më pas vijon duke thënë: "Disa dijetarë kanë mbledhur dyzet hadithe që flasin për bazat e fesë e disa të tjerë në çështje anësore. Disa kanë mbledhur hadithet që flasin rreth xhihadit, zuhdit, moraleve, e disa rreth hytbeve e që të gjitha përmbajnë qëllime shumë të mira, Allahu qoftë i kënaqur me ata që kanë pasur këto qëllime. Ndërsa

unë mendova të mbledh dyzet hadithe më të rëndësishme nga të gjitha këto që u përmendën, sepse ato janë dyzet hadithe që i përmbledhin të gjitha këto që u thanë. Çdo hadith përmban një rregull të madh të kësaj feje, e disa dijetarë kanë cilësuar se Islami sillet rreth këtyre haditheve, apo se janë gjysma apo një e treta e Islamit etj. U mundova që këto dyzet hadithe t'i përzgjedh nga të saktat, ku numri më i madh i tyre gjendet në sahihun e Buhariut dhe të Muslimit. Ato i kam përmendur pa senede me qëllim që të lehtësohet mësimi i tyre përmendësh, dhe dobia të jetë më e madhe në dashtë Allahu. Kushdo që e kërkon ahiretin duhet t'i mësojë këto hadithe dhe gjërat e domosdoshme, si dhe disa gjëra të rëndësishme që kanë të bëjnë me adhurimet e që janë të dukshme për cilindo që mediton rreth tyre."

Hadithet që mblodhi Neveviu, Allahu e mëshiroftë, janë dyzet e dy hadithe, por ai i quajti dyzet për të kujtuar numrin më të madh dhe për të fshirë fjalët e tepërta. Ky libër së bashku me librin "Rijadu es Salihin" kanë hasur një pranim të pazakontë tek njerëzit. Ato u përhapën shumë dhe njerëzit treguan kujdes të madh për to. Mund të them se libri i parë që të vjen nëpër mend e që i udhëzon fillestarët në kërkimin e hadithit, janë këto dyzet hadithe të Neveviut, Allahu e mëshiroftë. Këtyre haditheve Ibn Rexheb el Hanbeli, Allahu e mëshiroftë, u shtoi edhe tetë hadithe të cilat konsiderohen prej fjalëve përmbledhëse të Profetit (salallahu alehji ue selem), dhe në këtë mënyrë plotësoi numrin pesëdhjetë hadithe. Ato i komentoi në një libër që e titulloi: "Xhamiul ulumi uel hikem fi sherhi hamsine hadithen min xheuamiul kelim". Komentet rreth këtij libri janë shtuar shumë, prej tyre ka me komente të shkurtra por edhe të zgjeruara. Mund të them se komenti më i zgjeruar është ai i Ibn Rexhebit, Allahu e mëshiroftë. Unë e pashë të arsyeshme që dyzet haditheve të Neveviut dhe shtojcës së Ibn Rexhebit t'i shkruaj një koment të mesëm që është afër komentit të shkurtër. Ky koment shpjegon çdo pjesë të hadithit dhe në fund kam përmendur disa dobi që mund të përfitohen nga hadithi. Në komentin që kam bërë kam përfituar nga sqarimet e Neveviut, Ibn Dekik el Ijdit, Ibn Rexhebit, Ibn Uthejminit, "Fet'hul Barit" me autor Ibn Haxher el Askalanin. Atë e titullova: "Fet'hul kavijil metin fi sherhi el erbain ue tetimetul hamsin li Nevevi ue Ibn Rexheb, rahimehumallah. (Triumfi nga i Forti e Madhështori për komentin e dyzet haditheve të Neveviut dhe shtojcës së Ibn Rexhebit, Allahu i mëshiroftë.)

*Metin* është emër i Allahut, të cilin e përmend Allahu në Kuran duke thënë: **"Vërtet, Allahu është Furnizuesi i vetëm, i Fuqishmi, i**

**Plotpushtetshmi.”**[1] Që do të thotë: I Fuqishmi, siç është komentuar në librat e tefsirit. Me këtë rast unë i këshilloj nxënësit e dijes që t’i mësojnë përmendësh këto pesëdhjetë hadithe që njihen si fjalë përmbledhëse të Profetit, mbi të qoftë paqja dhe nderimi. I lutem Allahut të Madhëruar që të bëjë dobi ky koment ashtu siç bënë dobi hadithet e tij! Vërtet Allahu i dëgjon lutjet dhe u përgjigjet atyre. Dhe në fund: paqja dhe nderimet e Allahut qofshin mbi robin dhe të dërguarin e Tij Muhamedin, familjen dhe gjithë shokët e tij.

[1] Suretu Dharijat, 58.

# الحديث الأول

عَنْ أَمِيرِ الْمُؤْمِنِينَ أَبِي حَفْصٍ عُمَرَ بْنِ الْخَطَّابِ ﷺ قَالَ: سَمِعْت رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: " إنَّمَا الْأَعْمَالُ بالنِّيَّاتِ، وَإِنَّمَا لِكُلِّ امْرِئٍ مَا نَوَى، فَمَنْ كَانَتْ هِجْرَتُهُ إلَى اللَّهِ وَرَسُولِهِ فَهِجْرَتُهُ إلَى اللَّهِ وَرَسُولِهِ، وَمَنْ كَانَتْ هِجْرَتُهُ لِدُنْيَا يُصِيبُهَا أَوْ امْرَأَةٍ يَنْكِحُهَا فَهِجْرَتُهُ إلَى مَا هَاجَرَ إلَيْهِ". رَوَاهُ إمَامَا الْمُحَدِّثِينَ أَبُو عَبْدِ الله مُحَمَّدُ بنُ إِسْمَاعِيل بن إِبْرَاهِيم بن الْمُغِيرَة بن بَرْدِزبَه الْبُخَارِيُّ الْجُعْفِيُّ وَأَبُو الْحُسَيْنِ مُسْلِمٌ بنُ الْحَجَّاج بن مُسْلِم الْقُشَيْرِيُّ النَّيْسَابُورِيُّ رَضِيَ اللهُ عَنْهُمَا فِي "صَحِيحَيْهِمَا" اللذِين هُمَا أَصَحُّ الْكُتُبِ الْمُصَنَّفَةِ.

## HADITHI 1

Prijësi i besimtarëve Ebu Hafs Umer bin Hatabi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se e ka dëgjuar të dërguarin e Allahut *(salallahu alehji ue selem)* duke thënë: ***"Veprat vlerësohen sipas qëllimeve, dhe çdo njeriu i takon ajo që ai ka pasur për qëllim. Prandaj, kush shpërngulet (bën hixhret) për hir të Allahut dhe për të dërguarin e Tij, atëherë edhe shpërblimin do e ketë tek Zoti dhe i dërguari i Tij. Ndërsa ai që shpërngulet për të fituar ndonjë të mirë të kësaj bote apo të martohet me ndonjë grua, ai do të marrë atë që ka pasur për qëllim."***

*(Këtë hadith e përcollën dy imamët e mëdhenj të hadithit: Ebu Abdullah Muhamed bin Ismail bin Ibrahim bin Berdize el Buhari, si dhe Ebul Husejn Muslim bin Haxhaxh bin Muslim el Kushejri en Nejsaburi në dy Sahihët e tyre, të cilët konsiderohen si librat më të saktë të hadithit.)*

**1-** Këtë hadith e përcollën Buhariu, Muslimi, autorët e Suneneve etj. Për transmetimin e tij nga Omeri është veçuar Alkame bin Uekas el Lejthi, e prej tij e përcjell Muhamed bin Ibrahim et Tejmi, ndërsa në transmetimin prej tij është veçuar Jahja bin Seid el Ensari dhe më pas u shtuan transmetuesit që e përcollën prej tij. Ky hadith është prej haditheve *garibe* në Sahihun e Buhariut, dhe me të Buhariu e ka filluar librin e tij. I ngjashëm me të është edhe hadithi me të cilin Buhariu përmbyll Sahihun e tij,

e është pikërisht hadithi që përcjell Ebu Hurejra: *“**Dy fjalë janë shumë të dashura tek Mëshiruesi**…”*, i cili është gjithashtu prej haditheve *garibe* në Sahih.

**2-** Neveviu librin “Dyzet Hadithet” e filloi me këtë hadith, madje një hyrje të tillë u kanë bërë edhe dijetarët e tjerë librave të tyre. Prej tyre është Buhariu i cili Sahihun e tij e filloi me këtë hadith. Abdul Gani el Makdesi librin e tij “Umdetul Ahkam” e filloi me këtë hadith, Begaviu dy librat e tij të titulluar “Mesabihu Suneh” dhe “Sherhu Suneh” i filloi me këtë hadith. Gjithashtu Sujuti librin e tij “El Xhamiu sagir” e filloi me këtë hadith. Ndërsa Neveviu në fillimet e librit të tij “El Mexhmu Sherh el Muhedheb” (1/35) vendosi një temë dhe e titulloi: “Temë rreth sinqeritetit, çiltërsisë dhe preokupimit me nijetin (qëllimin), në të gjitha veprat e dukshme dhe të padukshme.” Në këtë temë ai përmendi tri ajete nga Kurani Famëlartë dhe u bashkëngjiti hadithin: *“Veprat vlerësohen sipas qëllimeve.”* Më pas tha: “Ky është një hadith për saktësinë e të cilit është rënë dakord. Të gjithë janë të një mendimi për madhështinë dhe vendin e lartë që zë ai. E themi këtë sepse është njëri prej bazave të besimit, shtylla e parë dhe më e kërkuar. Shafiu duke folur për këtë hadith ka thënë: “Ky hadith përfshihet në shtatëdhjetë kapituj të fikhut.” Një herë tjetër ai është shprehur duke thënë: “Ai zë vendin e një të tretës së dijes”, e fjalë të ngjashme kanë shprehur edhe të tjerë veç tij. Ai është njëri prej haditheve rreth të cilit sillet feja Islame. Dijetarët kanë rënë në polemika për numrin e haditheve rreth të cilëve sillet feja, disa kanë thënë: Ato janë tri hadithe, e disa të tjerë kanë thënë: Janë katër hadithe, e të tjerë kanë thënë: Janë dy hadithe, e disa të tjerë kanë thënë: është vetëm një hadith. Unë i kam mbledhur që të gjitha në një libër të veçantë me titull: *“Dyzet hadithet”*. Çdo musliman duhet patjetër që t’i njohë këto hadithe, sepse të gjitha janë të sakta, përmbledhëse të të gjitha rregullave Islame duke filluar me çështjet bazë, pastaj me degëzimet, si asketizmin, mirësjelljen, moralet e larta etj. Unë e fillova librin tim me këtë hadith duke marrë si shembull imamët dhe dijetarët tanë të hershëm, Allahu qoftë i kënaqur me ta. Me këtë hadith e filloi imami i ehli hadithit Ebu Abdullah Buhari sahihun e tij. E disa të tjerë përcollën se të parët tanë të mirë pëlqenin që librat e tyre t’i fillonin me këtë hadith, me qëllim që t’u mësonin nxënësve përmirësimin e nijetit si dhe kërkimin e kënaqësisë së Allahut, me anë të punëve të dukshme dhe atyre që nuk duken. Përcillet se imam Ebu Seid Abdurrahman bin Mehdi, Allahu e mëshiroftë, ka thënë: “Nëse do shkruaja një libër, çdo temë të tij do e filloja duke përmendur këtë hadith.”

Gjithashtu përcillet se ai ka thënë: "Kush dëshiron të shkruaj një libër le ta fillojë me këtë hadith." Ndërsa imam Ebu Sulejman Hamed bin Muhamed bin Ibrahim bin El Hatab el Hatabi, njëri nga dijetarët e medhhebit Shafi, Allahu e mëshiroftë, në librin e tij "El Mealim" shprehet duke thënë: "Të hershmit prej mësuesve tanë pëlqenin që t'i jepnin përparësi hadithit *"Veprat vlerësohen sipas qëllimeve"* para fillimit të çdo gjëje që ka të bëjë me çështjet e fesë, për arsye të nevojës së përgjithshme për të në të gjitha aspektet e fesë." Ibn Rexhebi në librin e tij "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (1/61) thotë: "Dijetarët janë të një mendimi rreth saktësisë dhe pranimit të këtij hadithi. Buhariu me këtë hadith filloi librin e tij "Sahihul Buhari", dhe e la si parathënie për të treguar se çdo punë me të cilën nuk kërkohet fytyra e Allahut, ajo është e dështuar dhe nuk vlen as për në këtë botë e as për në botën tjetër."

**3-** Ibn Rexhebi ka thënë: "Ky është njëri nga hadithet rreth të cilit sillet e gjithë feja." Përcillet se Shafiu ka thënë: "Ky hadith është një e treta e dijes, dhe përfshihet në shtatëdhjetë kapituj të fikhut." Ndërsa imam Ahmedi thoshte: "Bazat e Islamit janë të ndërtuara mbi tri hadithe: Hadithin e Omerit; *"Veprat vlerësohen sipas qëllimeve"***,** hadithin e Aishes; *"Kush shton në fenë tonë diçka që nuk është prej saj ajo është e refuzuar"*, si dhe hadithin e Numan bin Beshirit; *"Hallalli është i qartë dhe harami është i qartë"*." Në një vend tjetër (1/71) Ibn Rexhebi duke komentuar fjalën e imam Ahmedit thotë: "E gjithë feja kthehet në praktikimin e urdhrave, braktisjen e të ndaluarave si dhe distancimin nga të dyshimtat, gjëra të cilat i ka përfshirë hadithi i Numan bin Beshirit. Por e gjithë kjo realizohet vetëm me dy gjëra:

**E para:** Kur puna në pamje të jashtme duket në përputhje me sunetin, gjë të cilën e përfshiu hadithi i Aishes që thotë*: "Kush shton në fenë tonë diçka që nuk është prej saj ajo është e refuzuar."*

**E dyta:** Kur puna në thelb bëhet për të kërkuar kënaqësinë e Allahut të Madhëruar, ashtu sikurse u sqarua në hadithin e Omerit; *"Veprat vlerësohen sipas qëllimeve."* Pas kësaj, Ibn Rexhebi (1/61-63) solli disa fjalë të dijetarëve që flasin për hadithet rreth të cilave sillet Islami, dhe se prej tyre kishte që thoshin: Ato janë dy hadithe, e të tjerë që thoshin: janë katër hadithe, e të tjerë që thoshin: janë pesë. Hadithet që ai tregoi duke i shtuar dhe tri hadithet e mësipërme, janë hadithet: **"***Vërtet çdonjëri nga ju formohet në mitrën e nënës së tij…"*, gjithashtu hadithi: *"Prej Islamit të mirë të një njeriu është t'i lërë gjërat që nuk i interesojnë"*, hadithi: *"Allahu është i Mirë dhe nuk pranon vetëm se të mirën"*, hadithi: *"Nuk*

*beson ndonjëri nga ju derisa të dojë për vëllain e tij atë që do për vete"*, hadithi: *"Nuk lejohet të dëmtosh veten apo të tjerët"*, hadithi: *"Kur t'ju urdhëroj për diçka praktikojeni sa të keni mundësi"*, hadithi: *"Tregohu asket në këtë botë që të të dojë Allahu, gjithashtu tregohu asket në atë që kanë njerëzit me qëllim që të të duan njerëzit"*, si dhe hadithi: *"Feja është këshillë."*

**4-** Për fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): **"***Veprat vlerësohen sipas qëllimeve",* thuhet se trajta e shquar e fjalës "*veprat*" ka për qëllim vetëm veprat që të afrojnë tek Allahu. Por disa të tjerë kanë thënë se kjo fjalë është përmbledhëse për çdo punë, kështu që për çdo vepër që të afron tek Allahu, praktikuesi i saj shpërblehet, dhe çdo vepër tjetër që përfshihet tek zakonet siç është e ngrëna, e pira, gjumi etj., njeriu mund të shpërblehet nëse ka për qëllim që të forcohet për kryerjen e adhurimeve. Fjala *Nijet* në gjuhën arabe do të thotë *qëllim*. Nijeti përdoret për të bërë dallimin e adhurimeve mes njëra-tjetrës, siç është dallimi i farzeve nga njëri-tjetri, si dhe për të bërë dallimin e farzit nga nafilet. Nijeti gjithashtu vlen për të bërë dallimin edhe mes adhurimeve dhe zakoneve, siç është rasti i gusulit nga xhunubllëku, apo gusulit që bëhet për freskim apo pastrim.

**5-** Për fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): *"… ai do të marrë atë që ka pasur për qëllim"***,** Ibn Rexhebi (1/65) thotë: "Me këtë ai na tregon se njeriu nuk përfiton nga puna e tij vetëm se atë që ka pasur për qëllim. Nëse ka pasur për qëllim të mirën, atëherë do fitojë çdo të mirë, por nëse ka pasur për qëllim të keqen, atëherë do fitojë çdo të keqe. Kjo fjali nuk është përsëritje e mirëfilltë e fjalisë së parë, sepse fjalia e parë pohon se saktësia apo prishja e një pune varet tek nijeti që e shoqëron atë punë. Ndërsa fjalia e dytë pohon se shpërblimi i një punëtori për punën e tij të mirë varet tek nijeti i mirë, dhe se ndëshkimi për punën e tij varet nga nijeti i tij i keq. Ndodh që nijeti dhe puna e tij të jenë të pëlqyeshme, por njeriu nuk merr shpërblime dhe as ndëshkime. Kështu që saktësia, prishja apo lejueshmëria e punës, në thelb varen nga nijeti i cili e shtyn njeriun ta bëjë atë punë të pranishme. Ndërsa shpërblimi, ndëshkimi dhe shpëtimi i një njeriu, varen përsëri nga nijeti me të cilin ai punën e kthen në punë të mirë, të keqe apo thjesht të lejuar."

**6-** Tek fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): *"Prandaj, kush shpërngulet (bën hixhret) për hir të Allahut dhe për të dërguarin e Tij, atëherë edhe shpërblimin do e ketë tek Zoti dhe i dërguari i Tij. Ndërsa ai që shpërngulet për të fituar ndonjë të mirë të kësaj bote apo të martohet*

*me ndonjë grua, ai do të marrë atë që ka pasur për qëllim."* Fjala *Hixhret* vjen nga fjala *Hexhër* që do të thotë *braktisje*. Hixhreti realizohet duke braktisur vendet ku mbizotëron frika drejt vendeve ku mbizotëron siguria, siç ndodhi me muslimanët të cilët u shpërngulën nga Meka për në Abisini. Hixhreti bëhet edhe duke u shpërngulur nga vendet e kufrit drejt vendeve Islame, siç ishte shpërngulja prej Mekës drejt Medines. Shpërngulja drejt Mekës ka përfunduar që në kohën kur u çlirua Meka, ndërsa shpërngulja prej vendeve të kufrit drejt vendeve Islame është diçka që do të mbetet deri në fundin e kësaj bote.

Në fjalën e Profetit që thuhet: *"Prandaj, kush shpërngulet (bën hixhret) për hir të Allahut dhe për të dërguarin e Tij, atëherë edhe shpërblimin do e ketë tek Zoti dhe i dërguari i Tij."* U bashkua kushti me shpërblimin edhe pse në origjinë ato duhet të ndryshojnë. Kjo do të thotë se kushdo që shpërngulet për tek Allahu dhe i dërguari i Tij me nijet, atëherë shpërngulja e tij për tek Allahu dhe i dërguari i Tij do ketë shpërblime, pra ka dallim. Ibn Rexhebi (1/72) thotë: "Në kohën kur Profeti (salallahu alehji ue selem) përmendi se punët vlerësohen sipas nijeteve, dhe se njeriu që punon do ketë për pjesë nga puna e tij nijetin e mirë apo të keq që ka pasur. Këto janë dy fjali dhe dy rregulla përmbledhëse jashtë të cilave nuk mund të dalë asgjë. Pas kësaj ai përmendi një shembull prej shembujve të punëve që kanë një paraqitje, por që saktësia apo prishja e tyre ndryshon në sajë të nijeteve. E kështu ai duket sikur thotë: Të gjitha veprat e tjera duhet të maten me këtë shembull."

Në një vend tjetër Ibn Rexhebi (1/73) thotë: "Profeti (salallahu alehji ue selem) lajmëroi se ky hixhret ndryshon me ndryshimin e nijeteve. Prandaj kush shpërngulet drejt vendeve Islame duke dashur Allahun dhe të dërguarin e Tij, me dëshirën që të mësojë fenë Islame dhe për ta shfaqur fenë e tij në një kohë kur nuk mund ta shfaqte në vendet e kufrit, ky është muhaxhiri i vërtetë tek Allahu dhe i dërguari i Tij. Atij i mjafton si nder dhe krenari realizimi i qëllimit që kishte në hixhretin e tij, që është shpërblimi që do gjejë tek Allahu dhe tek i dërguari i Tij. Duke u nisur nga ky kuptim, ai u mjaftua me përmendjen e përgjigjes së këtij kushti edhe pse e përsëriti me të njëjtat fjalë, sepse arritja e këtij qëllimi me anë të hixhretit është qëllimi final si në këtë botë ashtu dhe në botën tjetër.

Ndërsa ai që shpërngulet nga vendet e shirkut drejt vendeve islame, për të kërkuar kënaqësitë e kësaj bote apo për t'u martuar me ndonjë grua në vendet islame, atëherë shpërngulja e tij është për atë qëllim që është

shpërngulur. I pari konsiderohet tregtar, ndërsa i dyti dhëndër, por asnjëri prej tyre nuk mund të quhet muhaxhir.

Në fjalën e Profetit (salallahu alehji ue selem) që thuhet: *"… ai do të marrë atë që ka pasur për qëllim"***,** vihet re përçmimi i asaj që ka kërkuar prej gjërave të kësaj bote, sepse ai nuk e tregoi atë që ka fituar. Gjithashtu, shpërngulja për tek Allahu dhe i dërguari i Tij është diçka e mirëfilltë me të cilën nuk mund të përzihen gjëra të tjera. Kjo ishte edhe arsyeja që Profeti (salallahu alehji ue selem) e përsëriti përgjigjen në formë kushti. Shpërngulja për gjëra të kësaj bote nuk mund të kufizohet, sepse nganjëherë njeriu mund të emigrojë për të kërkuar diçka të lejuar nga kjo botë, apo të ndaluar në raste të tjera. Gjithashtu edhe personat tek të cilët njerëzit shpërngulen nuk mund të kufizohen, për këtë arsye Profeti në hadith tha: *"… ai do të marrë atë që ka pasur për qëllim",* d.m.th. kushdo qoftë ai.

**7-** Ibn Rexhebi (1/74-75) thotë: "Është përhapur shumë rrëfimi për ndodhinë e njeriut që emigroi për gruan e quajtur Umu Kajs, për të cilin thonë se është arsyeja e fjalëve që tha Profeti: *"Ndërsa ai që shpërngulet për të fituar ndonjë të mirë të kësaj bote apo të martohet me ndonjë grua."* Këtë e përmendën shumë prej dijetarëve të mëvonshëm në librat e tyre, por ne nuk kemi gjetur ndonjë origjinë me sened të saktë që ta pohojë atë, e për këtë Allahu e di më mirë."

**8-** Vendi i nijetit është zemra, ndërsa shqiptimi i tij është bidat (risi). Nuk lejohet që nijeti të shqiptohet me zë në ndonjë adhurim, me përjashtim të haxhit apo umres. Në këtë rast njeriut i lejohet që gjatë telbijes së tij të shfaqë atë që ka për nijet, qoftë për llojet e haxhit kiran, ifrad apo temetu, dhe të thotë: "O Zot, të përgjigjem Ty me umre ose me haxh", ose të thotë: "të përgjigjem me haxh", ose: "të përgjigjem me umre". E themi këtë sepse suneti e ka pohuar vetëm në këtë rast dhe jo në adhurimet e tjera.

**9-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith përmendim:

1. Nuk ka punë të vlefshme pa nijet.
2. Punët merren në konsideratë sipas nijeteve.
3. Shpërblimi i një njeriu për punën e tij varet nga nijeti i tij.
4. Dijetari duhet të japë shembuj për arsye sqarimi.
5. Vlera e hixhretit, vepër të cilën e ka praktikuar edhe Profeti (salallahu alehji ue selem). Në sahihun e Muslimit me nr. 192 përcillet nga Amër bin Asi se Profeti ka thënë: *"A nuk e di ti se Islami i fshin mëkatet e*

*mëparshme, hixhreti i shkatërron mëkatet e mëparshme, dhe se haxhi i fshin ato?"*

6. Njeriu shpërblehet, bën mëkat dhe privohet nga ndonjë e mirë për shkak të nijetit të tij.

7. Punët mund të ndryshojnë në sajë të gjërave për të cilat ato kryhen. Një send mund të jetë i lejuar në origjinë, por mund të kthehet në adhurim nëse njeriu e bën me nijet të mirë, siç është e ngrëna apo e pira, nëse ai me këtë ka për qëllim që të forcohet në kryerjen e adhurimeve.

8. Një punë për një njeri mund të ketë shpërblim, ndërsa për një tjetër mund të jetë privim nga një e mirë.

## الحديث الثاني

عَنْ عُمَرَ رَضِيَ اللهُ تَعَالَى عَنْهُ أَيضاً قَال: بَيْنَمَا نَحْنُ جُلُوْسٌ عِنْدَ رَسُول الله ﷺ ذَاتَ يَوْمٍ إِذْ طَلَعَ عَلَيْنَا رَجُلٌ شَدِيْدُ بَيَاضِ الثِّياب شَدِيْدُ سَوَادِ الشَّعْرِ لاَ يُرَى عَلَيهِ أَثَرُ السَّفَرِ وَلاَ يَعْرِفُهُ مِنا أَحَدٌ حَتى جَلَسَ إِلَى النبي ﷺ فَأَسْنَدَ رُكْبَتَيْهِ إِلَى رُكْبَتَيْهِ وَوَضَعَ كَفيْهِ عَلَى فَخِذَيْهِ وَقَالَ : يَا مُحَمَّدُ أَخْبِرْنِي عَنِ الإِسْلاَم ، فَقَالَ رَسُولُ الله ﷺ: "الإِسْلاَمُ أَنْ تَشْهَدَ أَنْ لاَ إِله إِلاَّ اللهُ وَأَنَّ مُحَمَّدَاً رَسُولُ الله، وَتُقِيْمَ الصَّلاَة، وَتُؤْتِيَ الزَّكَاةَ، وَتَصُوْمَ رَمَضَانَ، وَتَحُجَّ البيْتَ إِنِ اِسْتَطَعتَ إِلَيْهِ سَبِيْلاً" قَال: صَدَقْتَ. فعجِبْنَا لَهُ يَسْأَلُهُ وَيُصَدِّقُهُ، قَالَ: فَأَخْبِرنِيْ عَنِ الإِيْمَانِ، قَالَ: "أَنْ تُؤْمِنَ بالله، وَمَلائِكَتِه، وَكُتُبِهِ ، وَرُسُلِهِ، وَالْيَومِ الآخِرِ، وَتُؤْمِنَ بالقَدَرِ خَيْرِهِ وَشَرِّهِ " قَالَ: صَدَقْتَ، قَالَ فَأَخْبِرْنِيْ عَنِ الإِحْسَانِ، قَالَ: "أَنْ تَعْبُدَ اللهَ كَأَنَكَ تَرَاهُ، فَإِنْ لمْ تَكُنْ تَرَاهُ فَإِنَّهُ يَرَاكَ". قَالَ: فَأَخْبِرْني عَنِ السَّاعَةِ، قَالَ: "مَا الْمَسئُوُلُ عَنْهَا بِأَعْلَمَ مِنَ السَّائِلِ "قَالَ : فَأَخْبِرْنِيْ عَنْ أَمَارَاتِها، قَالَ:" أَنْ تَلِدَ الأَمَةُ رَبَّتَهَا، وَأَنْ ترى الحُفَاةَ العُرَاةَ العَالَةَ رِعَاءَ الشَّاءِ يَتَطَاوَلُوْنَ فِي البُنْيَانِ " ثُمَّ انْطَلَقَ فَلَبِثتُ مَلِيًّا ثُمَّ قَالَ: "يَا عُمَرُ أَتَدْرِي مَنِ السَّائِلُ؟ " قُلْتُ اللهُ وَرَسُوله أَعْلَمُ قَالَ:" فَإِنَّهُ جِبْرِيْلُ أَتَاكُمْ يُعَلِّمُكُمْ دِيْنَكُمْ " رواه مسلم .

## HADITHI 2

Umeri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* gjithashtu përcjell: ***"Një ditë kur ishim të ulur tek i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem), papritur u shfaq një njeri me rroba shumë të bardha dhe flokë shumë të zinj. Në pamjen e tij nuk dukeshin shenja udhëtari dhe askush nga ne nuk e njihte. Ai u ul pranë Profetit (salallahu alehji ue selem), afroi gjunjët e tij me të Profetit, vendosi duart mbi gjunjët e tij dhe filloi ta pyeste: "O Muhamed! Më trego çfarë është Islami?"*** **Profeti** ***(salallahu alehji ue selem)*** **u përgjigj:** ***"Islami është të dëshmosh se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguari i Tij, të falësh namazin, të japësh zekatin, të agjërosh muajin e Ramazanit dhe të vizitosh shtëpinë e shenjtë (Kaben), nëse ke mundësi".***

**Njeriu i huaj tha: "*Të vërtetën the.*" Umeri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* tha: *"Ne mbetëm të habitur nga mënyra se si ai pyeste dhe vetë i miratonte fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem)."* Më pas vazhdoi: *"Më trego çfarë është imani (besimi)?"* Profeti *(salallahu alehji ue selem)* tha: "*Të besosh Allahun, engjëjt e Tij, librat që Ai zbriti, profetët e dërguar, ditën e fundit dhe të besosh kaderin, qoftë i mirë apo i keq."* Njeriu i huaj përsëri tha: *"Të vërtetën ke thënë."* Pastaj tha: "*Më trego çfarë është ihsani?"* Profeti *(salallahu alehji ue selem)* tha: *"Ihsani është ta adhurosh Allahun sikur ti e sheh Atë, sepse edhe pse ti nuk e sheh, Ai me të vërtetë të shikon ty."* Njeriu i huaj tha: *"Më trego kur do të ndodhë Dita e gjykimit?"* Profeti *(salallahu alehji ue selem)* iu përgjigj: *"I pyeturi nuk posedon njohuri më shumë nga ai që pyet."* Tha: *"Atëherë më trego për shenjat që lajmërojnë afrimin e saj?"* Profeti *(salallahu alehji ue selem)* tha: *"Do të ndodhë atëherë kur robëresha të lindë zotërinë e saj, dhe kur të shikosh barinjtë e varfër, të zbathur e të leckosur të cilët ndërtojnë ndërtesa të larta." Umeri (Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* tha: *"Më pas ky njeri u largua, dhe pas një kohe të gjatë Profeti (salallahu alehji ue selem)* më tha: *"A e di kush ishte ai që pyeste o Umer?"* Thashë: *"Allahu dhe i Dërguari i Tij e njohin më mirë."* Atëherë Profeti *(salallahu alehji ue selem)* tha: *"Ai ishte Xhibrili, erdhi t'ju mësojë fenë tuaj."* Muslimi.**

**1-** Në transmetimin e hadithit të Xhibrilit të përcjellë nga Umeri, është veçuar Muslimi ndaj Buhariut. Por transmetimet e tyre rreth këtij hadithi janë përputhur në kohën kur e përcollën nga Ebu Hurejra. Imam Neveviu, Allahu e mëshiroftë, i filloi *"Dyzet hadithet"* me hadithin e Umerit: *"Veprat vlerësohen sipas qëllimeve"*, i cili është hadithi i parë në Sahihun e Buhariut. Pas tij shënoi përsëri hadithin e Umerit që tregon ardhjen e Xhibrilit tek Profeti (salallahu alehji ue selem), e që është hadithi i parë në Sahihun e Muslimit. Kështu veproi para tij edhe imam Begaviu, i cili dy librat e tij me tituj: "Sherhu Suneh" dhe "Mesabihu Suneh", i filloi me këto dy hadithe.

Këtë hadith e kam trajtuar në një koment të veçantë,[2] i cili është shumë më i gjerë se komenti që do përmendim këtu.

**2-** Ky është hadithi i parë në kapitullin e Imanit të sahihut të Muslimit, dhe atë e tregon Abdullah bin Umeri nga babai i tij. Transmetimi i këtij hadithi ka një ndodhi të cilën Muslimi e përmend para këtij hadithi nga

[2] Është botuar edhe në shqip me titull 'Erdhi t'ju mësojë fenë tuaj' nga Qendra Imam Albani.

Jahja bin Jamer, i cili përcjell duke thënë: ***"Njeriu i parë që mohoi kaderin ishte Mabed el Xhuheni nga qyteti i Basras. Në atë kohë unë dhe Humejd bin AbduRrahman el Humejri u nisëm për haxh ose për umre. Atje i thamë njëri-tjetrit: "Sikur të takonim ndonjë nga shokët e Profetit (salallahu alehji ue selem) dhe ta pyesnim për fjalët e këtyre njerëzve që flasin për kaderin. Rastësisht, aty hasëm Abdullah bin Umerin i cili po hynte në xhami. Shkuam tek ai dhe e rrethuam njëri nga ana e djathtë dhe tjetri nga e majta. Unë e dija se shoku im do më linte mua të flisja, prandaj fillova duke e pyetur: "O babai i AbduRrahmanit! Tek ne janë shfaqur disa njerëz të cilët e lexojnë Kuranin dhe e kërkojnë dijen (dhe përmend shumë cilësi të tyre), por ata pretendojnë se nuk ekziston kaderi dhe se Dija e Allahut nuk i përfshin punët që kanë për të bërë njerëzit në të ardhmen!"*** **Ibn Umeri** *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* **kur i dëgjoi këto fjalë tha:** ***"Nëse të bie rasti t'i takosh ata njerëz, atëherë lajmëroi se unë jam larg nga mendimet e tyre dhe ata janë larg prej meje. Betohem në Allahun, se nëse ndonjë nga ata posedon një mal me flori sa ai i Uhudit dhe e jep lëmoshë, Allahu kurrë nuk do e pranojë këtë vepër, derisa ai të besojë në kader".*** **Më pas vazhdoi:** ***"Babai im, Umer bin Hatabi, më ka treguar…",*** - dhe tregoi hadithin për t'u argumentuar me të për besimin në Kader.

Nga kjo ndodhi kuptojmë se bidati i mohimit të kaderit për herë të parë u shfaq në Basra[3], në kohën e sahabëve dhe pikërisht në kohën e Ibn Umerit *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!),* i cili ka ndërruar jetë në vitin 73h. Gjithashtu mësojmë kujdesin që tregonin tabiinët për t'i pyetur shokët e Profetit *(salallahu alehji ue selem)* në gjërat që kanë të bëjnë me fenë, e kjo është shumë e domosdoshme që të kthehemi tek dijetarët në çdo kohë, sepse Allahu i Madhëruar thotë**: "E nëse nuk dini, atëherë pyesni njerëzit e ditur."** (Enbija: 7). Mësojmë gjithashtu se bidati i Kaderive është bidati më i keq, këtë e themi duke u bazuar në ato fjalë të mëdha që i tha Ibn Umeri për këtë bidat. Ndërsa kur myftiu përmend një gjykim, duhet që atij t'i bashkëngjisë edhe argumentin përkatës.

**3-** Hadithi i Xhibrilit pohon faktin se kur engjëjt vijnë tek njerëzit, shndërrohen në formën e njerëzve. Diçka e tillë është përmendur edhe në Kuran, p.sh. ardhja e Xhibrilit *(Paqja e Allahut qoftë mbi të!)* te Merjemja në formën e një burri, apo takimi që bënë engjëjt me Ibrahimin dhe Lutin *(Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!)*. Pra, ata me fuqinë që iu ka dhënë Allahu i Madhëruar kanë mundësi të ndryshojnë formën e tyre, nga

[3] Qytet në Irak

ajo engjëllore në atë njerëzore. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij kur tregon për krijimin e engjëjve thotë**: "Falënderimet i përkasin vetëm Allahut, Krijuesit të qiejve e të tokës, Sajuesit të engjëjve me nga dy palë, tri palë dhe katër palë krahë. I zgjodhi ata si ndërmjetësues (ndërmjet njerëzve dhe Allahut). Ai shton në krijimin e Tij çfarë të dojë"** (Suretu Fatir,1). Ndërsa në sahihun e Buhariut me nr. 4857 dhe të Muslimit me nr. 280, përcillet se Profeti (salallahu alehji ue selem) e ka parë Xhibrilin të kishte gjashtëqind krahë.

**4-** Nga ardhja e Xhibrilit dhe ulja e tij pranë Profetit *(salallahu alehji ue selem),* kuptojmë dhe përfitojmë se si duhet të jetë morali i nxënësit të dijes me mësuesin e tij, dhe se ai që pyet nuk duhet të mjaftohet vetëm duke pyetur për gjërat që nuk ka njohuri. Përkundrazi, ai duhet të pyesë dhe në çështjet që mund t'i dijë shumë mirë, me qëllim që të pranishmit të përfitojnë nga përgjigjja që do të jepet. Për këtë arsye, Profeti *(salallahu alehji ue selem)* në fund të hadithit këtë mësim ia dedikon Xhibrilit, duke thënë: "Ai ishte Xhibrili, erdhi t'ju mësojë fenë tuaj." Realisht mësim-dhënia ishte nga Profeti (salallahu alehji ue selem) sepse ai e dha atë, por iu dedikua Xhibrilit sepse ai qe shkaktari për atë mësim.

**5**-*"O Muhamed, më trego çfarë është Islami",* Profeti *(salallahu alehji ue selem)* iu përgjigj: *"Islami është të dëshmosh se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i dërguari i Tij, të falësh namazin, të japësh zekatin, të agjërosh muajin e Ramazanit dhe të vizitosh shtëpinë e shenjtë (Kaben), nëse ke mundësi."* Pyetjes së parë të Xhibrilit për Islamin, Profeti *(salallahu alehji ue selem)* i përgjigjet duke përmendur punët e jashtme (të dukshme) të njeriut, ndërsa kur u pyet për imanin, Profeti *(salallahu alehji ue selem)* përmendi punët e brendshme (jo të dukshme) të njeriut.

Imani dhe Islami janë dy fjalë që kur përmenden së bashku, secila prej tyre merr kuptimin përkatës. Në këtë hadith Islami dhe imani erdhën të radhitura dhe secila mori kuptimin e saj. Pra, Islami ka të bëjë me punët e jashtme të njeriut dhe është shumë i përshtatshëm me kuptimin gjuhësor të tij, për shkak se Islam do të thotë: "Dorëzim dhe bindje ndaj Allahut të Madhëruar". Ndërsa imani merr kuptimin e punëve të brendshme të njeriut, i cili është gjithashtu shumë i përshtatshëm me kuptimin gjuhësor të tij: "Besim dhe pranim". Islami dhe imani mund të vijnë edhe të ndarë, gjë që e bën secilin prej tyre të përmbajë kuptimin e tjetrit (d.m.th. punët e dukshme dhe ato të padukshme). Ja një shembull konkret ku përmendet vetëm Islami: Allahu i Madhëruar thotë**: "E kush kërkon fe tjetër**

**përveç Islamit, atij kurrsesi nuk ia pranojmë dhe në Ditën e Gjykimit ai mbetet i dështuar."** (Suretu Ali Imran, 85). Ndërsa shembulli që përmend vetëm imanin, është fjala e Allahut të Madhëruar**: "Ai i cili mohon imanin ka shkatërruar punën e tij, dhe në Ditën e Gjykimit do të jetë nga të dështuarit."** (Suretu Maide, 5). Fjalë të ngjashme me këto (Islamin dhe imanin) janë fjalët i varfër dhe nevojtar, bamirësia dhe tekvaja (devotshmëria) etj.

Gjëja e parë me të cilën sqarohet Islami është dëshmia se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguari i Tij. Këto dy dëshmi janë shumë të lidhura me njëra-tjetrën, prandaj kërkohet që ta pranojë çdo njeri apo xhind, duke filluar nga dita kur u dërgua si profet Muhamedi *(salallahu alehji ue selem)* e deri në Ditën e Gjykimit. Ai që nuk beson në profetësinë e Muhamedit *(salallahu alehji ue selem)* do të jetë nga banorët e zjarrit. Argument për këtë është fjala e Profetit *(salallahu alehji ue selem)* që thotë: *"Betohem në Atë i Cili ka në dorë shpirtin tim, se çdo njeri, qoftë çifut apo i krishterë që dëgjon për mua dhe vdes duke mos i besuar profetësisë me të cilën u dërgova, ai do të jetë nga banorët e zjarrit."*[4]

Fjala "LA ILAHE ILA ALLAH" do të thotë se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut. Kjo fjalë është e përbërë nga dy elemente apo baza: Mohim i përgjithshëm në fillim të fjalisë (LA ILAHE), dhe pohim i veçantë në fundin e saj (ILA ALLAH). D.m.th. te pjesa e parë mohohet çdo adhurim që i dedikohet dikujt tjetër përveç Allahut, ndërsa pjesa tjetër pohon vetëm adhurimin që i bëhet Allahut, sepse vetëm Ai meriton diçka të tillë. Nuk ia vlen që të thuhet: Nuk ka Zot tjetër përpos Allahut, sepse zota të kotë ka plot, por ajo që mohohet është adhurimi i vërtetë, i cili u mohohet të gjithëve përpos Allahut, dhe i pohohet vetëm Allahut.

Kuptimi i pjesës së dytë të shehadetit (MUHAMEDUN RESULULLAH) është ta duash Profetin *(salallahu alehji ue selem)* më shumë se çdo krijesë tjetër, t'i bindesh në gjërat që ai urdhëron dhe të largohesh nga gjërat që ndalon. Të besosh lajmet që sjell qofshin për kohën e tij, për të ardhmen apo për të tashmen edhe nëse nuk shihen e arrihen, dhe ta adhurosh Allahun në përputhje me udhëzimin e tij.

Sinqeriteti në bërjen e një vepre për hir të Allahut dhe pasimi i rrugës profetike, formojnë atë që quhet dëshmi: La ilahe ila Allah Muhamedun Resulullah.

---

[4] Transmeton Muslimi me nr. 240.

Prandaj, një punë që të pranohet tek Allahu duhet të plotësojë dy kushte:

a) të bëhet e sinqertë për hir të Allahut,

b) të bëhet në përputhje me sunetin (rrugën, traditën) e të Dërguarit *(salallahu alehji ue selem).*

Nëse një punë nuk bëhet e sinqertë për hir të Allahut, atëherë ajo refuzohet dhe tek Allahu nuk pranohet. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë**: "Ne do iu kthehemi veprave që bënë ata dhe do i bëjmë ato hi e pluhur."** (Suretu Furkan, 23). Gjithashtu, në një hadith kudsij (të shenjtë) Allahu i Madhëruar ka thënë: *"Unë jam më i panevojshmi për ortak. Prandaj kush punon një punë duke më shoqëruar ortak, Unë do e lë atë dhe ortakun e tij."*[5] Gjithashtu, nëse një punë nuk bëhet në përputhje me rrugën e Profetit *(salallahu alehji ue selem),* atëherë edhe kjo punë refuzohet. Argument është hadithi i Profetit *(salallahu alehji ue selem)* i cili thotë: *"Kush shpik në fenë tonë diçka që nuk i përket asaj, atëherë ajo punë nuk pranohet (nga Allahu)".*[6] Ndërsa në versionin që transmeton Muslimi, Profeti *(salallahu alehji ue selem)* ka thënë*: "Kush punon një punë që nuk përputhet me fenë tonë, ajo do t'i refuzohet".*[7] Fjalia e dytë është më përgjithësuese se e para, sepse përfshin çdokënd që praktikon një bidat pasi që e ka shpikur vetë atë, gjithashtu edhe atë që e vepron një bidat duke ndjekur dikë tjetër që e praktikon atë.

Rreth namazit, zekatit, agjërimit dhe haxhit, do flasim kur të përmendim hadithin e Ibn Umerit, në të cilin thuhet: *"Islami është i ndërtuar mbi pesë shtylla"*, radhitja e të cilit është menjëherë pas hadithit që po komentojmë.

**6**-*"Të vërtetën the o Muhamed." Umeri tha: "Ne mbetëm të habitur nga mënyra se si ai pyeste dhe në të njëjtën kohë miratonte fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem)."* Kjo habi ndodh për shkak se në shumicën e rasteve ai që pyet nuk e di përgjigjen e pyetjes, sepse ai pyet për të arritur tek përgjigja. Si i tillë ai nuk duhej që t'i thoshte atij që e pyeti pasi i dha përgjigjen: Të vërtetën the, - sepse kjo tregon që pyetësi e di përgjigjen para se t'ia tregonte i pyeturi. Për këtë arsye sahabët mbetën të habitur nga miratimi që bëri njeriu që pyeste, e që ishte i huaj.

---

[5] Transmeton Muslimi me nr. 2985.

[6] Transmeton Buhariu me nr. 2698.

[7] Transmeton Muslimi me nr.1718.

**7-** *"Më trego çfarë është imani (besimi)?" Profeti (salallahu alehji ue selem) tha: "Të besosh Allahun, engjëjt e Tij, librat që Ai zbriti, profetët e dërguar, ditën e fundit, si dhe të besosh kaderin, qoftë i mirë apo i keq."*

Përgjigja e dhënë nga Profeti *(salallahu alehji ue selem)* përmbledh gjashtë shtyllat e besimit. Shtylla e parë dhe më e rëndësishmja është besimi në Allahun e Madhëruar. E themi këtë sepse ai është baza e çdo besimi që duhet besuar, për këtë arsye bashkë me të u përmendën edhe besimi në engjëjt, librat dhe Profetët. E ai që nuk beson Allahun, ai nuk i ka besuar edhe shtyllat e tjera të besimit.

Besimi në Allahun përmbledh besimin në ekzistencën e Tij (**teuhidi rububijeh**), besimi i sigurt se vetëm Ai meriton të adhurohet (**teuhidi uluhijeh**), dhe së fundi besimi në emrat dhe cilësitë e Tij (**teuhidi esma ue sifat**). Allahu është i cilësuar me të gjitha cilësitë e plota që i përkasin vetëm Atij, e nga ana tjetër është i Pastër nga çdo e metë. Për këtë arsye kërkohet që Allahu të njësohet në rububijen, uluhijen, në emrat dhe cilësitë e Tij.

Njësimi i Allahut në **teuhidin rububijeh,** në kuptim më të gjerë do të thotë të besosh se Allahu është i Vetëm në veprat që bën. Pra Ai nuk ka ortak në atë që vepron, p.sh. në krijim, furnizim, në lindjen apo vdekjen e krijesave, në kontrollin absolut të gjithësisë, e shumë gjëra të tjera të cilat kanë lidhje me rububijen e Tij.

**Teuhidi uluhijeh** do të thotë njësimi i Allahut me veprat e krijesave. Shembull për këtë lloj teuhidi është lutja, frika, shpresa, të mbështeturit vetëm tek Allahu, kërkimi i ndihmës dhe mbrojtjes vetëm nga Ai, të bësh kurban dhe të zotohesh vetëm me emrin e Tij, e shumë adhurime të tjera për të cilat kërkohet t'ia dedikojmë vetëm Atij. Në këtë mënyrë, asgjë nuk duhet t'i drejtohet dikujt tjetër veç Allahut të Madhëruar, edhe nëse ai është engjëll i afërt apo Profet i dërguar, e lëre më të jetë diçka tjetër.

**Teuhidi esma ue sifat** do të thotë të pohosh çdo gjë që Allahu ka pohuar për Veten e Tij, apo atë që Profeti ka pohuar për emrat dhe cilësitë e Tij në mënyrën që përshtatet dhe i përket përsosmërisë dhe madhështisë së Tij, pa i shëmbëllyer ato me të krijesave dhe pa i shtrembëruar, interpretuar apo mohuar. Duhet të kemi parasysh që Allahun ta veçojmë nga të gjitha gjërat që nuk kanë të bëjnë me Të, ashtu siç thotë Allahu i Madhëruar në librin e Tij: "**Asnjë send nuk i ngjan Atij, ndërsa Ai është Dëgjuesi, Shikuesi.**" (Suretu Shura: 11) Në këtë ajet Ai bashkoi mes pohimit dhe përsosmërisë. Pohimi vihet re në fjalën e Allahut që thotë: **"Ai është Dëgjuesi, Shikuesi."** Ndërsa përsosmëria vihet re në fjalën e

Tij kur thotë: **“Asnjë send nuk i ngjan Atij”.** Pra Allahu i Madhëruar ka dëgjim që nuk ngjason me dëgjimet e krijesave, gjithashtu ka shikim që nuk ngjason me të krijesave. E njëjta gjë thuhet për të gjitha emrat dhe cilësitë e pohuara për Allahun e Madhëruar.

Besimi në engjëjt do të thotë të besosh se ata janë krijesa të Allahut të krijuara prej dritës, siç është shënuar në Sahihun e Muslimit se i dërguari i Allahut *(salallahu alehji ue selem)* ka thënë*: “Engjëjt janë krijuar nga drita, xhindët nga zjarri, ndërsa Ademi është krijuar nga ajo që u është përshkruar (nga balta)”.* [8]

Ata janë të pajisur me krahë ashtu si është përmendur në ajetet e para të sures Fatir, ndërkohë që Xhibrili *(salallahu alehji ue selem)* posedon gjashtëqind krahë siç është saktësuar në një hadith të Profetit, të cilin e kemi përmendur më parë.

Engjëjt janë krijesa të panumërta. Numrin e tyre nuk e di askush përveç Allahut të Madhëruar. Ajo që e pohon këtë është se Bejtul Meamurin (shtëpinë e shenjtë në qiell) që është në qiellin e shtatë; “*e vizitojnë çdo ditë nga shtatëdhjetë mijë engjëj, të cilëve nuk iu bie më radha ta vizitojnë herë tjetër (nga numri i madh i tyre)".* [9]

Muslimi në Sahihun e tij transmeton nga Abdullah bin Mesudi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* se Profeti *(salallahu alehji ue selem)* ka thënë: *“Ditën e Gjykimit xhehenemi do të sillet me shtatëdhjetë mijë zinxhirë, dhe në krye të çdo zinxhiri do të ketë shtatëdhjetë mijë engjëj që do ta tërheqin”.*[10]

Engjëjt bëjnë punë të ndryshme. Disa janë të preokupuar me çështjet e shpalljes (uahjit), disa me çështjet e shiut, disa me ecurinë e foshnjës në mitrën e nënës, dhe disa të tjerë me marrjen e shpirtrave, me xhenetin dhe zjarrin etj.

Engjëjt janë të përulur dhe të nënshtruar ndaj urdhrave të Allahut. Ata veprojnë sipas asaj që janë urdhëruar.

Në Librin e Allahut dhe në sunetin e Profetit *(salallahu alehji ue selem)* janë përmendur disa emra të engjëjve, p.sh. Xhibril, Mikail, Israfil, Malik, Munker dhe Nekir.

Është detyrë të besojmë në ekzistencën e engjëjve; si atyre që iu përmenden emrat ashtu dhe atyre që nuk iu përmenden. Gjithashtu, është

---

[8] Transmeton Muslimi me nr. 2996.
[9] Transmeton Buhariu me nr. 3207, dhe Muslimi me nr. 259.
[10] Transmeton Muslimi me nr. 2842.

detyrë të besojmë çdo gjë që ka ardhur për ta në ajetet kuranore dhe hadithet profetike.

Të besosh në librat e Allahut do të thotë të pranosh dhe të besosh çdo libër të zbritur te profetët nga Allahu i Madhëruar. Madje duhet të jemi të bindur se janë të vërtetë, janë Fjalë e Allahut dhe nuk janë të krijuar.

Librat e Allahut përmbajnë çdo gjë që u sjell lumturi atyre të cilëve u janë zbritur. Ata që kapen fort pas tyre janë të sigurt dhe fitimtarë, ndërsa ata që nuk i zbatojnë kanë humbur dhe janë shkatërruar.

Disave prej këtyre librave u janë përmendur emrat, ndërsa disave jo. Librat që u janë përmendur emrat janë**: Kurani, Teurati, Inxhili, Zeburi, fletushkat e Ibrahimit dhe Musait.** Këto të fundit janë përmendur në dy vende në Kuran, në suren Nexhm[11] dhe Ala.[12] Gjithashtu, edhe Zeburi është përmendur në dy vende: në suren Nisa[13] dhe Isra.[14]Teurati dhe Inxhili janë përmendur në shumë vende në Kuran. Libri që është përmendur më shumë është Teurati, ndërkohë edhe profeti që është përmendur më shumë është Musai *(Paqja e Allahut qoftë mbi të!)*. Libri që iu shpall Musait është përmendur me emra të ndryshëm, si p.sh. Teurat, El kitab (libri), El furkan (dalluesi), Ed dija (drita) dhe Edh dhikr (përkujtimi).

Prej gjërave që e dallojnë Kuranin nga librat e tjerë është se Kurani është mrekullia e përhershme, Allahu e ka marrë përsipër ruajtjen e tij, ai është i pastër nga çdo lloj shtrembërimi dhe se ai ka zbritur pjesë-pjesë.

Të besosh në profetët do të thotë të pranosh dhe të jesh i bindur se Allahu i Madhëruar ka zgjedhur disa njerëz (profetë) të cilët i udhëzojnë njerëzit në rrugën e drejtë, dhe i nxjerrin ata nga errësirat në dritë. Allahu i Madhëruar në Librin e tij thotë: **"Allahu zgjedh të dërguar nga melaiket dhe nga njerëzit."** (Suretul Haxh:75)

Në mesin e xhindëve nuk ka pasur profet por vetëm këshillues. Për këtë Allahu i Madhëruar në librin e Tij thotë: **"Përkujto kur disa xhindë i drejtuam te ti për të dëgjuar Kuranin, dhe kur u afruan dhe e dëgjuan atë, i thanë njëri-tjetrit: "Heshtni!" Kur mbaroi u kthyen te populli i tyre dhe e këshilluan duke iu thënë: "O populli ynë! Ne dëgjuam një libër të shpallur (të zbritur) pas atij të Musait, i cili e vërte-**

[11] Në ajetin 36-37, ku Allahu i Madhëruar thotë**: "Apo nuk është i informuar me atë që është në fletushkat e Musait dhe të Ibrahimit që gjithnjë i plotësonte obligimet."**

[12] Në ajetin 18-19, ku Allahu i Madhëruar thotë: **"Vërtet kjo këshillë gjendej edhe në broshurat e para. Në broshurat e Ibrahimit dhe të Musait."**

[13] Në ajetin 163, ku Allahu i Madhëruar thotë**: "Ndërsa Daudit i patëm dhënë Zeburin."**

[14] Në ajetin 55, ku Allahu i Madhëruar thotë: **"Prandaj Daudit i dhamë Zeburin."**

**ton atë, udhëzon për në të vërtetën dhe për në rrugën e drejtë. O populli ynë! Përgjigjjuni thirrësit të Allahut dhe besojini atij, sepse Allahu i fal mëkatet tuaja dhe ju shpëton nga dënimi i rëndë. Ai që nuk i përgjigjet atij që thërret për në rrugën e Allahut, ai nuk është i pamposhtur në tokë. Të tillët janë në humbje të qartë!"** [15]

Në këtë ajet xhindët nuk përmendën ndonjë profet që të jetë dërguar prej tyre e as ndonjë libër, përkundrazi, ata përmendën dy libra të zbritur tek Musai dhe Muhamedi *(Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!).* Ata nuk e përmendën Inxhilin i cili ka zbritur pas Musait, kjo për shkak se shumë dispozita që përmenden në Inxhil janë të përmendura në Teurat.

Ibn Kethiri duke komentuar këto ajete thotë: "Ata nuk e përmendën Isain, sepse libri i shpallur tek ai përmban vetëm këshilla, morale dhe shumë pak ligje. Inxhili në të vërtetë është plotësim i Teuratit, pra baza është Teurati. Për këtë arsye xhindët thanë: **"Ne dëgjuam një libër të shpallur pas atij të Musait."**

Profetët e Allahut janë të urdhëruar për kumtimin dhe sqarimin e shpalljeve që u janë dhënë. Për këtë, Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë: **"Ne i dërguam të dërguarit tanë me dokumente të qarta dhe me ta zbritëm Librin dhe drejtësinë."** (Suretu Hadid, 25). Libri i përmendur në ajet është emër i përgjithshëm dhe përfshin të gjithë librat. Profetët ishin ata që u urdhëruan të kumtojnë legjislacionin e një profeti para tyre, siç thotë Allahu i Madhëruar: **"Ne kemi dërguar Teuratin, në të cilin janë udhëzimet dhe drita. Sipas tij, profetët që ia kishin dorëzuar veten Allahut i gjykonin hebrenjtë, por edhe të diturit dhe rabinët kështu vepronin, sepse atyre iu qe besuar mbrojtja e librit të Allahut."** (Suretu Maide, 44).

Ata e kryen më së miri detyrën që u caktoi Allahu i Madhëruar, sepse e kumtuan në formën më të mirë dhe më të plotë atë që u shpalli Allahu. Argument për këtë është fjala e Allahut që thotë**: "A mos kanë obligim tjetër të dërguarit, vetëm se t'i njoftojnë njerëzit qartë?"** (Suretu Maide, 99). Gjithashtu, në një ajet tjetër thotë**: "E ata që nuk besuan vijnë grupe-grupe te xhehenemi, dhe kur arrijnë aty dyert e tij hapen dhe roja i tij thotë: "A nuk u erdhën të dërguar nga mesi juaj, t'ju lexojnë shpalljet e Zotit tuaj dhe t'ju këshillojnë për ballafaqimin e kësaj dite?" Ata thonë: "Po, por vendimi për dënim bëhet realitet ndaj jobesimtarëve."** (Suretu Zumer, 71).

[15] Suretu Ahkaf, 29-32.

Imam Zuhriu ka thënë: “Allahu i Madhëruar zbret shpalljen e Tij dhe i Dërguari *(salallahu alehji ue selem)* është i detyruar ta kumtojë atë, ndërsa për ne nuk mbetet gjë tjetër vetëm se ta pranojmë”. Këto fjalë Buhariu i përmendi në Sahihun e tij në kreun e Teuhidit,[16] pikërisht në komentin e ajetit: **“O ti i dërguar, kumtoje atë që tu zbrit nga Zoti yt, e nëse nuk e bën atëherë nuk e ke kumtuar shpalljen e Tij.”** (Suretul Maide:67)

Disa profetë janë përmendur me emra në Kuran ndërsa disa të tjerë jo. Allahu i Madhëruar thotë: **"Dhe (dërguam) të dërguar më parë që të rrëfyem për ta, dhe të tjerë për të cilët nuk të rrëfyem."** (Suretu Nisa, 164).

Profetët që janë përmendur në Kuran janë njëzet e pesë, tetë-mbëdhjetë prej të cilëve janë përmendur në suren Enam: **"Këto janë argumentet Tona që ia dhamë Ibrahimit kundër popullit të tij, Ne ngremë në shkallë të lartë atë që duam. Zoti yt çdo gjë e vë në vendin e vet dhe Atij asgjë nuk mund t'i fshihet. Ne atij (Ibrahimit) i falëm Is'hakun dhe Jakubin dhe secilin prej tyre e udhëzuam. Më parë edhe Nuhun e patëm udhëzuar. E nga pasardhësit e tij (Ibrahimit) udhë-zuam Daudin, Sulejmanin, Ejubin, Jusufin, Musain dhe Harunin. Ne kështu i shpërblejmë bamirësit. Shpërblyem dhe Zekerian, Jahjan, Isain dhe Iljasin, të gjithë këta ishin prej të mirëve të përsosur. Shpër-blyem dhe Ismailin, Eljesan, Junusin dhe Lutin, dhe të gjithë këta i veçuam mbi njerëzit e tjerë."** (Suretu Enam, 83-86). Ndërsa shtatë të tjerët janë: Ademi, Idrisi, Hudi, Salihu, Shuajbi, Dhulkifli dhe Muhamedi *(Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të gjithë!).*

Besimi në Ditën e Gjykimit do të thotë besimi dhe miratimi i çdo lajmi që është transmetuar në Kuran apo sunet për gjërat që do ndodhin pas vdekjes. Allahu i Madhëruar ka përgatitur për njerëzit dy botë: botën në të cilën po jetojmë dhe botën tjetër. Ajo që i ndan këto dy botë nga njëra-tjetra është vdekja dhe fryrja në sur, për shkak të së cilit do vdesë çdo krijesë. Për çdo njeri që vdes është bërë Kiameti, sepse ai është transferuar nga bota e punës në botën e shpërblimit.

Bota tjetër është e ndarë në dy pjesë: jeta në berzah (varr), e cila fillon me vdekjen dhe mbaron me ringjalljen e gjithë njerëzve, dhe jeta pas ringjalljes. Çfarë do të ndodhë pas vdekjes dhe pas ringjalljes, askush nuk e di përveç Allahut të Madhëruar. Të gjitha këto bëjnë pjesë në jetën pas vdekjes, dhe secila tregon për shpërblimet që njerëzit do marrin për

[16] Fet’hul Bari 13/503.

veprat që kanë bërë. Kështu që njerëzit e lumtur do të shpërblehen në varre me kënaqësitë e xhenetit, ndërsa të këqijtë do të dënohen me dënimet e zjarrit.

Besimi në botën tjetër përfshin dhe besimin në ringjalljen dhe tubimin e njerëzve para Allahut, besimi në ndërmjetësimin, haudin, llogarinë, peshimin e veprave, siratin, xhenetin, zjarrin, e shumë gjëra të tjera që janë përmendur në Kuran dhe sunet.

Besimi në paracaktimin e Allahut do të thotë të besosh se Allahu ka paracaktuar çdo gjë që do të ndodhë deri në ditën e fundit. Besimi në kaderin e Allahut ka disa shkallë:

**E para:** Dituria e hershme e Allahut e cila përfshin çdo gjë që do të ndodhë.

**E dyta:** Shkrimi i çdo gjëje që do të ndodhë në librin *Leuhi Mahfudh* pesëdhjetë mijë vjet para se Allahu të krijonte qiejt dhe tokën.

**E treta:** Vullneti dhe dëshira e Allahut për çdo send që do të ndodhë.

**E katërta:** Krijimi i çdo gjëje me vullnetin e Allahut e që është në përputhje të plotë me atë që Ai di, të cilat i ka shkruar dhe e ka dashur ekzistencën e tyre.

Prandaj kërkohet që të besojmë në këto që u përmendën, duke pasur në mendje se çfarë do Allahu patjetër që ajo do të ekzistojë, ndërsa atë që nuk e do Allahu, ajo kurrë nuk mund të ekzistojë. Kjo është në përputhje të plotë me fjalën e Profetit *(salallahu alehji ue selem)* që thotë: *"Dije se ajo që nuk të ka goditur, nuk do të mund të të godiste, ndërsa ajo që të ka goditur, nuk ka qenë e mundur të të mos godiste"*, të cilin do e sqarojmë në hadithin e nëntëmbëdhjetë.

**8-** Në fjalët e hadithit: **"***Më trego çfarë është ihsani?"* Profeti *(salallahu alehji ue selem)* tha: *"Ihsani është ta adhurosh Allahun sikur ti e sheh Atë, sepse edhe pse ti nuk e sheh, Ai me të vërtetë të shikon ty."* Ihsani është shkalla më e lartë, pas tij vjen imani e më pas Islami. Çdo besimtar është musliman, çdo *muhsin*[17] është besimtar dhe musliman, por jo çdo musliman mund të jetë besimtar dhe *muhsin*. Për këtë arsye në suren Huxhurat thuhet: **"Arabët e shkretëtirës deklarojnë se: "Ne besojmë". Thuaju: "Ju nuk keni besuar! Por më mirë thoni: 'Ne përulemi', pasi besimi ende nuk ka hyrë (si duhet) në zemrat tuaja."** (Suretu Huxhurat, 14).

[17] Në termin gjuhësor do të thotë: Bamirës, por në termin fetar ai merr kuptimin që sqaroi profeti me fjalët e tij: "*Ihsani është ta adhurosh Allahun sikur ti e sheh Atë, sepse edhe pse ti nuk e sheh, Ai me të vërtetë të shikon ty." Sh p.*

Në hadith tregohet shkalla e lartë që gëzon ihsani, e pikërisht në fjalën e Profetit *(salallahu alehji ue selem)*: "*… ta adhurosh Allahun sikur ti e sheh Atë",* që do të thotë: ta adhurosh Allahun sikur po qëndron para Tij dhe po e shikon Atë. Nëse njeriu e praktikon këtë gjë, adhurimi i tij do të jetë i rregullt dhe i plotë. Ndërsa ai që nuk e ndien si diçka të tillë, le të mendojë se Allahu i Madhëruar po e shikon atë dhe kurrë nuk mund t'i fshehë Atij asgjë. Të ruhet që Allahu të mos e shohë në gjërat që ia ka ndaluar, dhe të punojë për gjërat që Ai kërkon ta shohë në zbatimin e tyre.

**9-** *"Më trego kur do të ndodhë dita e gjykimit?" Profeti (salallahu alehji ue selem) iu përgjigj: "I pyeturi nuk posedon njohuri më shumë nga ai që pyet."*

Allahu i Madhëruar është i Vetmi që e di se kur do të ndodhë Kiameti, prandaj Ditën se kur do të ndodhë Dita e Gjykimit nuk e di askush tjetër përveç Allahut. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë: **"S'ka dyshim se vetëm Allahu e di se kur do të ndodhë Kiameti. Ai e di kur e lëshon shiun dhe Ai di se çka në mitra. Askush nuk e di përveç Tij se çfarë mund t'i ndodhë nesër dhe se kur do të vdesë. Allahu është më i Dijshmi, më i Njohuri."** (Suretu Lukman, 34) Gjithashtu thotë: **"Çelësat e fshehtësisë janë vetëm tek Ai, dhe atë (fshehtësinë) nuk e di askush përveç Tij."** (Suretu Enam, 59) Një nga këta çelësa është edhe Dita e Gjykimit. Argument për këtë është hadithi i Profetit *(salallahu alehji ue selem)* që thotë:***"Çelësat e fshehtësisë janë pesë..."*** - dhe më pas lexoi ajetin e sures Lukman: **"S'ka dyshim se vetëm Allahu …".**[18]

Dhe në një ajet tjetër Allahu i Madhëruar thotë**: "Të pyesin ty (Muhamed) për Kiametin se kur do të ndodhë. Thuaj: "Atë e di vetëm Zoti im dhe momentin e tij askush nuk mund ta zbulojë përveç Tij. Çështja e Kiametit është preokupim i rëndë në qiej dhe në tokë, e ai nuk u vjen ndryshe vetëm se befas. Të pyesin sikur ti di për të. Thuaj: "Për të di vetëm Allahu, por shumica e njerëzve nuk e dinë (pse është e fshehtë)."** (Sutetu Araf, 187).

Është transmetuar në hadithet e Profetit *(salallahu alehji ue selem)* se Kiameti do të ndodhë ditën e xhuma. Në çfarë viti, muaji apo në cilën xhuma të muajit, nuk e di askush tjetër përveç Allahut të Lartësuar. Ebu Daudi në sunenin e tij transmeton nga Ebu Hurejra se Profeti *(salallahu alehji ue selem)* ka thënë: *"Dita më e mirë në të cilën lind dielli është dita e xhuma. Në këtë ditë u krijua Ademi, në këtë ditë zbriti (nga xheneti në tokë), në këtë ditë iu pranua pendimi, në këtë ditë ka ndërruar jetë dhe në*

[18] Transmeton Buhariu me nr. 4778 nga Abdullah bin Umeri.

*këtë ditë do të bëhet Kiameti. Nuk ka asnjë kafshë që të mos frikësohet ditën e xhuma, që nga koha kur hyn mëngjesi e deri në lindjen e diellit nga frika se mos ndodh Kiameti, me përjashtim të njerëzve dhe xhinëve, të cilët janë të vetmit që nuk frikësohen."*[19]

Ky hadith është i saktë dhe transmetuesit e senedit të tij janë që transmetojnë në gjashtë librat e hadithit, duke përjashtuar Kanabiun prej të cilit nuk ka transmetuar askush me përjashtim të Ibn Maxhes.

Fjalët e Profetit *(salallahu alehji ue selem)*: "*I pyeturi nuk posedon njohuri më shumë se ai që pyet",* do të thotë se krijesat nuk e dinë se kur do të ndodhë Kiameti, dhe se ata që pyesin apo ata që pyeten janë në një gradë dhe kurrsesi nuk e dinë të fshehtën e saj.

**10-** *"Atëherë më trego për shenjat që lajmërojnë afrimin e saj?"* Profeti *(salallahu alehji ue selem)* tha: *"Do të ndodhë atëherë kur robëresha të lindë zotërinë e saj, dhe kur të shikosh barinjtë e varfër, të zbathur e të leckosur të cilët ndërtojnë ndërtesa të larta."*

Shenjat e Kiametit ndahen në dy grupe: Në grupin e parë bëjnë pjesë ato shenja që janë shumë afër Kiametit, p.sh. lindja e diellit nga perëndimi, dalja e dexhalit, dalja e jexhuxhëve dhe mexhuxhëve, zbritja e Isait *(Paqja e Allahut qoftë mbi të!)* nga qielli etj.

Në grupin e dytë bëjnë pjesë ato shenja që do të ndodhin para shenjave që përmendëm, p.sh. këto dy shenja që përmenden në hadith. Kuptimin e tekstit: *"Atëherë kur robëresha të lindë zotërinë e saj",* disa dijetarë e kanë komentuar me shtimin e robëreshave të luftës, të cilat lindin fëmijë nga zotërinjtë e tyre. Ato më pas bëhen nëna të fëmijëve të tyre dhe këta fëmijë bëhen sikur të ishin zotërinjtë e tyre. Kjo sepse ata fitojnë lirinë, ndërsa nënat e tyre mbeten robëresha. Disa të tjerë e kanë komentuar me ndryshimin e njerëzve aq sa fëmijët nuk i respektojnë më prindërit, por i shtypin dhe i poshtërojnë ata, duke u sjellë sikur të ishin zotërinjtë e prindërve të tyre.

Kuptimi i tekstit: *"Kur të shikosh barinjtë e varfër, të zbathur e të leckosur që bëjnë ndërtesa të larta",* është se të varfrit (ata që nuk kanë të ardhura) dhe ata që ruajnë bagëtitë do të ndryshojnë (do të pasurohen). Ata do shpërngulen nga shkretëtirat për në qytete, madje do të ndërtojnë dhe pallate të larta. Këto dy shenja që përmendëm janë realizuar.

**11-** Fjalët në hadith: *"Më pas ky njeri u largua dhe pas një kohe të gjatë Profeti (salallahu alehji ue selem) më tha: "A e di se kush ishte ai që pyeste o Umer?" Thashë: "Allahu dhe i Dërguari i Tij e njohin më mirë".*

[19] Transmeton Ebu Daudi me nr. 1046 dhe Nesaiu me nr. 1430. Hadithi është i saktë.

*Atëherë Profeti (salallahu alehji ue selem) tha: "Ai ishte Xhibrili, erdhi t'ju mësojë fenë tuaj."* Profeti *(salallahu alehji ue selem)* i lajmëroi shokët për njeriun e huaj menjëherë pas largimit të tij. Ndërsa Umerin *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* thuhet se e ka lajmëruar pas tri ditëve. Kjo që përmendëm nuk bie në kundërshtim me hadithin, sepse kur Profeti *(salallahu alehji ue selem)* u tregoi shokëve që ishin të ulur aty, Umeri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* nuk ishte me ta por ishte larguar menjëherë. Ai e takoi Profetin *(salallahu alehji ue selem)* pas tri ditëve, dhe atëherë ai i tregoi se kush ishte njeriu i huaj që e kishte pyetur.

**12-** Prej dobive që përfitojmë nga ky hadith janë:

1. Njeriu që pyet për të mësuar mund të pyes edhe për të përfituar të tjerët, kështu që ai mund të pyes për diçka që ka njohuri për të me qëllim që njerëzit të dëgjojnë përgjigjen.
2. Engjëjt e ndryshojnë formën e tyre dhe paraqiten në forma njerëzish. Por kjo nuk e bën të lejuar atë që quhet sot *teatër* e që është përhapur në masë, sepse ajo është lloj gënjeshtre. Ndërsa ajo që i ndodhi Xhibrilit ishte me ndihmën dhe lejen e Allahut të Madhëruar.
3. Në hadith pasqyrohen disa norma të nxënësit para mësuesit.
4. Kur Islami dhe imani vijnë të renditura së bashku, atëherë Islami komentohet me gjërat e dukshme të njeriut ndërsa imani me gjërat e fshehta.
5. Duhet të fillohet me gjërat më të rëndësishme, sepse Profeti *(salallahu alehji ue selem)* e filloi me dy dëshmitë kur tregoi për Islamin, e gjithashtu e filloi me besimin në Allahun atëherë kur sqaroi imanin.
6. Shtyllat e Islamit janë pesë, ndërsa bazat e besimit janë gjashtë.
7. Besimi duke përfshirë gjashtë bazat e tij, përfshihet në besimin në të fshehtën.
8. Në hadith sqarohet ndryshimi ndërmjet Islamit, imanit dhe ihsanit.
9. Në hadith shihet grada e lartë që gëzon ihsani.
10. Kur do të ndodhë kiameti, është diçka për të cilën vetëm Allahu ka njohuri.
11. Në hadith tregohen disa prej shenjave të kiametit.
12. Ai që pyetet për diçka që nuk e di, duhet të thotë: Allahu e di më mirë.

## الحديث الثالث

عَنْ أَبِيْ عَبْدِ الرَّحْمَنِ عَبْدِ اللهِ بْنِ عُمَرَ بْن الخَطَّابِ رَضِيَ اللهُ عَنْهُمَا قَالَ: سَمِعْتُ النبي صلى الله عليه وسلم يَقُوْلُ: "بُنِيَ الإِسْلامُ عَلَى خَمْسٍ: شَهَادَةِ أَنْ لاَ إِلَهَ إِلاَّ اللهُ وَأَنَّ مُحَمَّداً رَسُوْلُ اللهِ، وَإِقَامِ الصَّلاةِ، وَإِيْتَاءِ الزَّكَاةِ، وَحَجِّ البِيْتِ، وَصَوْمِ رَمَضَانَ "

## HADITHI 3

Ebu AbduRrahman Abdullah bin Umer bin Hatabi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se e ka dëgjuar të dërguarin e Allahut *(salallahu alehji ue selem)* duke thënë: ***"Islami është i ndërtuar mbi pesë (shtylla): Në dëshminë se nuk ka të adhuruar me meritë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguari i Allahut, në kryerjen e namazit, dhënien e zekatit, vizitën e Kabes dhe në agjërimin e Ramazanit."*** Buhariu dhe Muslimi.

**1-**Fjala e Profetit: "*Islami është i ndërtuar mbi pesë (shtylla)"* pasqyron vlerën e madhe që kanë këto shtylla, dhe se Islami është i ndërtuar mbi to. Hadithi është një shëmbëllim figurativ me një ndërtesë reale, sepse ashtu sikurse një ndërtesë reale nuk mund të qëndrojë vetëmse duke u mbështetur në shtyllat e saj, në të njëjtën mënyrë edhe Islami është i ngritur mbi këto pesë shtylla. Ai u mjaftua me përmendjen e pesë shtyllave, sepse ato janë bazë, ndërsa të tjerat i ndjekin ato.

**2-** Neveviu e renditi këtë hadith menjëherë pas hadithit të Xhibrilit, i cili i përmbante këto pesë shtylla. Ai e bëri këtë për të treguar rëndësinë e këtyre pesë shtyllave dhe se ato janë baza mbi të cilin ngrihet Islami. Kështu që në hadith ekziston një kuptim shtesë ndaj asaj që u përmend në hadithin e Xhibrilit.

**3-** Këto pesë shtylla mbi të cilat është ndërtuar Islami fillojnë me dy dëshmitë që janë themeli bazë, ndërsa shtyllat e tjera janë të varura dhe i

ndjekin ato. Këto shtylla apo dhe vepra të tjera nuk vlejnë nëse nuk janë të ndërtuara mbi dy dëshmitë, të cilat janë të lidhura ngushtë me njëra-tjetrën. Prandaj kërkohet që njeriu të dëshmojë se Muhamedi është i dërguari i Allahut bashkë me dëshminë se nuk ka të adhuruar të vërtetë përveç Allahut. Ajo që kërkon dëshmia *"La ilahe ila Allah"*, është që të mos adhurohet askush tjetër përveç Allahut. Ndërsa ajo që kërkon dëshmia *"Muhamedun Resulullah"*, është që një adhurim duhet të jetë në përputhje të plotë me atë që solli i dërguari i Allahut. Këto dy baza duhet të jenë gjithmonë të pranishme me qëllim që çdo punë që vepron njeriu të pranohet, pra e përsërisim edhe një herë se kërkohet sinqeritet vetëm për Allahun dhe ndjekje e mirëfilltë e traditës së të dërguarit të Allahut *(salallahu alehji ue selem).*

**4-** Hafidh Ibn Haxheri në librin e tij "Fet'hul Bari" (1/50) thotë: "Nëse dikush pyet: Përse në hadith nuk u përmend besimi në pejgamberët, melaiket e shumë gjëra të tjera që i përfshiu hadithi i Xhibrilit *(Paqja e Allahut qoftë mbi të!)*? U përgjigjemi se qëllimi i dëshmisë është pranimi i çdo gjëje që vjen nga Profeti, kështu që kjo u kërkon të besojnë çdo gjë që është përmendur rreth besimit. Ismaili në një fjalë të tijën thotë: "Kjo komentohet në emërtimin e diçkaje me një pjesë të saj, siç mund të thuash: Lexova "El hamin (Fatihanë)" dhe ke për qëllim të gjithë Fatihanë. E njëjta gjë thuhet p.sh: Dëshmova për profetësinë e Muhamedit dhe ke për qëllim të gjitha ato që u përmendën, e për këtë Allahu e di më mirë."

**5-** Shtylla më e rëndësishme pas dy dëshmive është namazi. Profeti *(salallahu alehji ue selem)* e ka cilësuar atë si shtyllë të Islamit, siç është transmetuar në hadithin e porosisë që Profeti i jep Muadh bin Xhebelit *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!),* i cili është hadithi i njëzet e nëntë në renditjen e këtyre dyzet haditheve. Gjithashtu, Profeti *(salallahu alehji ue selem)* na ka lajmëruar se namazi është gjëja e fundit që do të humbasë kjo fe, puna e parë për të cilën do të pyeten njerëzit përpara Allahut të Madhëruar, dhe ai e dallon muslimanin nga jomuslimani.[20]

Kryerja e namazit bëhet në dy mënyra. Mënyra e parë është e detyrueshme, dhe do të thotë të realizosh të paktën detyrimin i cili largon nga ti përgjegjësinë dhe llogarinë. Mënyra e dytë është e pëlqyeshme, dhe do të thotë ta plotësosh atë me çdo gjë që është e pëlqyeshme në namaz.

**6-** Zekati gjithmonë vjen i shoqëruar me namazin, si në ajetet kuranore ashtu dhe në hadithe. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë:

---

[20] Për më tepër shih në *"Sahihun"* e Muslimit hadithin me nr. 134, gjithashtu *"Vargu i haditheve të sakta"* i shejh Albanit *(Allahu i mëshiroftë!)* me nr. 1739, 1358, 1748.

**"Dhe nëse ata pendohen, e falin namazin dhe e japin zekatin, atëherë lërini të lirë."** (Suretu Teube, 5) Dhe thotë: **"Dhe nëse ata pendohen, e falin namazin dhe e japin zekatin, atëherë janë vëllezërit tuaj në fe."** (Suretu Teube, 11) Ndërsa në një ajet tjetër thotë: "**Ata nuk i urdhëruam me gjë tjetër vetëm se të adhuronin Allahun me adhurim të sinqertë, të largoheshin nga çdo besim i kotë, të falin namazin dhe të japin zekatin, sepse kjo është feja e drejtë."** (Suretu Bejine, 5)

Zekati është adhurim material dobia e të cilit u shkon edhe të tjerëve. Allahu i Madhëruar e ka obliguar atë për të pasurit, në atë mënyrë që të përfitojnë dhe të varfrit. Zekati kurrsesi nuk e dëmton të pasurin, kjo për shkak se nga pasuria e tij jepet një përqindje shumë e vogël nga një sasi shumë e madhe parash.

**7-** Agjërimi i muajit të Ramazanit është adhurim trupor i fshehtë ndërmjet njeriut dhe Krijuesit, dhe atë nuk e di askush përveç Allahut të Madhëruar. Sepse ka njerëz që ti mendon se agjërojnë por në realitet nuk agjërojnë, gjithashtu ka njerëz që agjërojnë nafile dhe njerëzit mendojnë se ai nuk agjëron. Për këtë arsye është transmetuar në një hadith të saktë: *"Njeriu shpërblehet për punën e tij të mirë dhjetë deri në shtatëqind fish." Allahu i Madhëruar tha: "Me përjashtim të agjërimit, i cili bëhet vetëm për Mua dhe Unë shpërblej për të (pa llogari)."*[21] Të gjitha punët e njeriut duhet të bëhen për hir të Allahut. Allahu i Madhëruar në librin e Tij thotë: **"Thuaj: namazi im, kurbani im, jeta dhe vdekja ime, janë vetëm për Allahun, Zotin e botëve. Ai nuk ka shok. Kështu jam urdhëruar dhe jam i pari i muslimanëve."**[22] Por në këtë hadith u veçua agjërimi për shkak të fshehtësisë që ka ky adhurim, të cilin nuk e di askush përveç Allahut.

**8-** Haxhi (vizita e shtëpisë së shenjtë) është një adhurim truporo-material, të cilin Allahu i Madhëruar ia ka obliguar çdo njeriu një herë në jetë. Profeti *(salallahu alehji ue selem)* në një prej haditheve të tij, duke treguar për rëndësinë e tij ka thënë: *"Kush e bën haxhin duke mos e përzier atë me fjalë të pista ose gjëra të ndaluara, kthehet sikur ta kishte lindur nëna e tij edhe një herë."*[23] Gjithashtu ka thënë: *"Kryerja e umreve njëra pas tjetrës i fshin mëkatet ndërmjet tyre, ndërsa për haxhin e pranuar tek Allahu nuk ka shpërblim tjetër përveç xhenetit."*[24]

---

[21] Transmeton Buhariu me nr.1894, dhe Muslimi me nr.164.
[22] Suretu Enam, 162.
[23] Transmeton Buhariu me nr.1820
[24] Transmeton Muslimi me nr.1349.

**9-** Ky hadith me fjalitë e tij përmend haxhin para agjërimit. Me këtë renditje e transmetoi Buhariu në fillimet e kapitullit të imanit në sahihun e tij, dhe në bazë të tij ai renditi librin e tij “El Xhamiu Sahih” (Përmbledhja e haditheve të sakta) duke i dhënë përparësi kapitullit të haxhit ndaj kapitullit të agjërimit. Por në sahihun e Muslimit është transmetuar ky hadith me nr. 19, duke përmendur agjërimin para haxhit si dhe përmendjen e haxhit para agjërimit. Në versionin e parë Ibn Umeri pohon se ajo që ka dëgjuar nga Profeti *(salallahu alehji ue selem)* është përmendja e agjërimit përpara haxhit. Duke u nisur nga kjo themi se përmendja e haxhit para agjërimit ka ndodhur nga transmetuesit, të cilët mund të mos e kenë transmetuar hadithin fjalë për fjalë. Ndërsa hadithi i Ibn Umerit në Sahihun e Muslimit vjen në këtë mënyrë: *“Islami është i ndërtuar mbi pesë (shtylla): në njësimin e Allahut, kryerjen e namazit, dhënien e zekatit, agjërimin e ramazanit dhe kryerjen e haxhit. Një njeri tha: Haxhi dhe agjërimi i ramazanit? Ai tha: Përkundrazi agjërimi i Ramazanit dhe Haxhi, kështu e kam dëgjuar nga i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem).”*

**10-** Pesë shtyllat e Islamit janë përmendur të radhitura sipas rëndësisë që ka secila prej tyre. Në fillim përmendet shehadeti i cili është bazë e çdo pune që të afron tek Allahu i Madhëruar. Pastaj përmendet namazi i cili falet pesë herë gjatë një ditë-nate, pra është lidhje e fortë ndërmjet njeriut dhe Krijuesit. Më pas vjen zekati, i cili obligohet vetëm atëherë kur pasuria arrin një vlerë të caktuar në sheriat, duke qenë e palëvizshme gjatë një viti, sepse dobia e saj u kalon edhe të tjerëve. Pastaj vjen agjërimi i cili obligohet vetëm një muaj në vit. Dhe në fund përmendet haxhi, i cili është detyrë vetëm një herë në jetë.

**11-** Në sahihun e Muslimit transmetohet se Ibn Umeri e tregoi këtë hadith në kohën kur një njeri e pyeti, dhe ai iu përgjigj: *“A nuk shkon në luftë?”* - E më pas tregoi hadithin. E bëri këtë për të treguar se xhihadi nuk është prej shtyllave të Islamit, kjo për faktin se këto pesë shtylla janë të pandara për çdo njeri, ndryshe nga xhihadi, i cili është farz kifaje (nëse e kryejnë disa, bie obligimi nga të tjerët) i cili nuk ndërmerret në çdo kohë.

**12-** Prej dobive që nxjerrim nga ky hadith janë:

1. Rëndësia e këtyre pesë shtyllave për arsye se Islami është ndërtuar mbi to.
2. Shëmbëllimi i gjërave figurative me ato reale, me qëllim që të nguliten sa më mirë në mendjet e njerëzve.

3. Duhet të fillohet me gjërat më të rëndësishme e kështu me radhë.

4. Dy dëshmitë janë bazë në vetvete dhe bazë për gjërat e tjera. Për këtë arsye nuk pranohet një vepër nëse ajo nuk është e ndërtuar mbi këto dy dëshmi.

5. Shihet prioriteti që i jepet namazit krahas veprave të tjera, sepse ai është lidhje e ngushtë mes robit dhe Zotit të tij.

# الحديث الرابع

**عَنْ عَبْدِ اللهِ بنِ مَسْعُوْدْ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: حَدَّثَنَا رَسُوْلُ اللهِ صلى الله عليه وسلم وَهُوَ الصَّادِقُ المَصْدُوْقُ : " إِنَّ أَحَدَكُمْ يُجْمَعُ خَلْقُهُ فِيْ بَطْنِ أُمِّهِ أَرْبَعِيْنَ يَوْمَاً نُطْفَةً، ثُمَّ يَكُوْنُ عَلَقَةً مِثْلَ ذَلِكَ،ثُمَّ يَكُوْنُ مُضْغَةً مِثْلَ ذَلِكَ،ثُمَّ يُرْسَلُ إِلَيْهِ المَلَكُ فَيَنفُخُ فِيْهِ الرُّوْحَ،وَيُؤْمَرُ بِأَرْبَعِ كَلِمَاتٍ: بِكَتْبِ رِزْقِهِ وَأَجَلِهِ وَعَمَلِهِ وَشَقِيٌّ أَوْ سَعِيْدٌ. فَوَاللهِ الَّذِي لاَ إِلَهَ غَيْرُهُ إِنَّ أَحَدَكُمْ لَيَعْمَلُ بِعَمَلِ أَهْلِ الجَنَّةِ حَتَّى مَا يَكُوْنُ بَيْنَهُ وَبَيْنَهَا إِلا ذِرَاعٌ فَيَسْبِقُ عَلَيْهِ الكِتَابُ فَيَعْمَلُ بِعَمَلِ أَهْلِ النَّارِ فَيَدْخُلُهَا، وَإِنَّ أَحَدَكُمْ لَيَعْمَلُ بِعَمَلِ أَهْلِ النَّارِ حَتَّى مَايَكُونُ بَيْنَهُ وَبَيْنَهَا إِلا ذِرَاعٌ فَيَسْبِقُ عَلَيْهِ الكِتَابُ فَيَعْمَلُ بِعَمَلِ أَهْلِ الجَنَّةِ فَيَدْخُلُهَا " رواه البخاري ومسلم.**

## HADITHI 4

Ebu Abdurrahman Abdullah bin Mesudi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell duke thënë: Na ka treguar i dërguari i Allahut, Ai që fliste gjithmonë të vërtetën e që është i besueshëm, duke na thënë: **"Ç*do njeri formohet në mitrën e nënës së tij duke qëndruar dyzet ditë si pikë e lëngshme (nutfetun), pastaj po për aq ditë bëhet copëz gjaku (alekatun), e më pas po për aq kohë bëhet copë mishi, pas kësaj i dërgohet një engjëll që e frymëzon me shpirt, dhe këtij engjëlli i urdhërohet që të shkruaj katër gjëra: Të shkruaj rizkun e fëmijës, exhelin (sa do të jet-ojë), veprat (për këtë botë) dhe se a do të jetë prej banorëve të xhennetit apo xhehenemit. Betohem në Allahun që s'ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Tij, se disa nga ju do të punojnë vepra të banorëve të xhenetit derisa ndërmjet tyre dhe xhenetit të ketë një parakrah dhe aty do të ngadhënjejë ajo që është shkruar, e kështu do praktikojë vepra të njerëzve të zjarrit derisa të hyjë në të. Gjithashtu disa nga ju do të veprojnë punë të banorëve të zjarrit derisa ndërmjet tyre dhe zjarrit të ketë vetëm një parakrah hapësirë, e aty do të ngadhënjejë ajo që është*

***shkruar, e si rrjedhojë do punojë vepra të njerëzve të xhenetit dhe do të hyjë në të.”*** Buhariu dhe Muslimi.

**1-** Fjala e Ibn Mesudit: “Ai që fliste gjithmonë të vërtetën e që është i besueshëm”, do të thotë: i sinqerti, i vërteti kur fliste, dhe i besueshmi në atë që i kumtohej prej shpalljes. Ibn Mesudi i tha këto fjalë, sepse çështjet që trajton ky hadith kanë të bëjnë me gjëra të gajbit (të fshehta), të cilat nuk njihen vetëm se nëpërmjet shpalljes.

**2-** Falët e hadithit: *“Çdo njeri formohet në mitrën e nënës së tij”*, disa i kanë komentuar me fjalët: Lëngu i burrit bashkohet me atë të gruas në mitrën e saj dhe prej tyre krijohet njeriu, siç thotë Allahu i Madhëruar në librin e Tij: **“Është krijuar prej një lëngu që hidhet.”** (Suretu Tarik,6). Gjithashtu thotë: **“A nuk ju kemi krijuar nga një pikë lëngu të shpërfillur, të cilën e vumë në një vend të sigurt (mitër)”** (Suretu Murselat, 20-21). Kuptimi i fjalës *krijim* është lënda prej së cilës është krijuar njeriu, sepse në Sahihun e Muslimit përcillet me nr. 1438 se Profeti *(salallahu alehji ue selem)* ka thënë: *“Fëmija nuk krijohet nga i gjithë lëngu.”*

**3-** Në këtë hadith përmenden etapat e krijimit të njeriut, të cilat vijnë të radhitura në këtë formë: *Së pari:* kur është pikë e lëngshme, pra sasi shumë e vogël. *Së dyti:* copëz gjaku, pra është gjak i trashë dhe i ngjizur. *Së treti:* copëz mishi në atë masë sa mund ta përtypë një njeri që ushqehet. Allahu i Madhëruar këto tri etapa i ka përmendur në fjalën e Tij ku thotë: **“O njerëz, nëse ju dyshoni në ringjalljen, mendoni si Ne ju kemi krijuar prej dheut, pastaj prej pikës së farës, pastaj prej droçkave të gjakut, pastaj prej një cope mishi me trajtë të plotë ose jo të plotë.”** (Suretu Haxh, 5). Që do të thotë të formuar ose të paformuar. Prej ajeteve që i trajtojnë më së shumti etapat e krijimit të njeriut, është fjala e Allahut të Lartësuar në suren Muminun: **“Me të vërtetë Ne e kemi krijuar njeriun prej palcës së baltës, e pastaj e bëmë atë pikë fare dhe e vumë në një vend të sigurt (mitër). E mandej, pikën e farës e bëmë droçkë gjaku, e pastaj e bëmë copëz mishi pa formë; mandej, me atë mish bëmë eshtrat, pastaj i veshëm eshtrat me mish dhe pastaj e bëmë atë (njeriun) krijesë tjetër (duke i futur shpirtin). I lartësuar qoftë Allahu, Krijuesi më i përsosur!”** (Suretu Muminun, 12-14)

**4-** Në hadith thuhet se pasi të kalojnë këto tri etapa e që llogariten të jenë 120 ditë, pas kësaj i frymëzohet shpirti e kështu bëhet njeri i gjallë, e para kësaj ai ishte i vdekur. Në Kuranin famëlartë tregohet se njeriu ka dy jetë dhe dy vdekje, siç thotë Allahu i Madhëruar kur flet për mohuesit: **“Ata thanë: O Zoti ynë, na dhe vdekje dy herë dhe na ngjalle dy**

**herë!"** (Suretu Gafir:11)**.** Vdekja e parë është koha para se njeriu të frymëzohet me shpirt, ndërsa jeta e parë është kur i frymëzohet shpirti e derisa të arrijë exhelin (afatin e caktuar). Vdekja e dytë është që pas vdekjes e deri në ringjallje, dhe kjo vdekje nuk bie ndesh me jetën e varrit që është e pohuar në Kuran dhe sunet. Ndërsa jeta e dytë është jeta pas ringjalljes, e cila është e përhershme dhe e pafund. Këto katër gjendje të njeriut i ka sqaruar Allahu me fjalën e Tij: **"Ai ju dha jetë dhe pastaj do t'ju bëjë të vdisni, e më vonë do t'ju ringjallë. Me të vërtetë, njeriu është mosmirënjohës."** (Suretu Haxh, 66). Gjithashtu thotë: **"Si mund ta mohoni Allahun, ndërkohë që keni qenë të pajetë e Ai ju dha jetën?! Pastaj Ai do t'ju bëjë të vdisni, më pas do t'ju ringjallë, e në fund do të ktheheni tek Ai?!"** (Suretu Bekare, 28).

Nëse foshnja lind i vdekur pasi t'i jetë frymëzuar shpirti, atëherë mbi të kryhen të gjitha dispozitat e lindjes së një fëmije, kjo duke e larë dhe duke i falur namazin. Gjithashtu, gruaja e përfundon me këtë lindje afatin e saj që pret sido që të jetë foshnja, vajzë apo djalë. Gjithashtu nëna konsiderohet me lehoni. Por nëse foshnja del para kësaj kohe atëherë mbi të nuk praktikohen këto dispozita.

**5-** Pasi që engjëlli shkruan rizkun, exhelin, gjininë: mashkull ose femër, dhe do të jetë banor i xhenetit apo i xhehnemit, nga kjo kuptojmë se njohja e gjinisë së foshnjës nuk është prej fshehtësive të cilat mund ta dijë vetëm Allahu. Kjo sepse engjëlli e di atë, kështu që nuk është e pamundur që të njihet gjinia e foshnjës, mashkull apo femër qoftë ai.

**6-** Paracaktimi i Allahut është bërë për çdo gjë që do të ndodhë. Ajo që merret parasysh për lumturinë apo shkatërrimin e njeriut, është gjendja e njeriut gjatë vdekjes.

**7-** Gjendjet e njerëzve përsa i përket fillimit dhe mbarimit janë katër:

**E para:** Ai që fillimin dhe mbarimin e kishte të mirë.

**E dyta:** Ai që fillimin dhe mbarimin e kishte të keq.

**E treta:** Ai që fillimin e kishte të mirë por fundin të keq, siç është rasti i një njeriu që rritet në bindjen ndaj Allahut dhe para se të vdesë dezerton nga Islami dhe vdes si dezertor.

**E katërta:** Ai që fillimin e kishte të keq ndërsa fundin të mirë, siç ishte rasti i magjistarëve të Faraonit, të cilët besuan në Zotin e Harunit dhe Musait, apo siç ishte rasti i çifutit që i shërbeu Profetit *(salallahu alehji ue selem).* Atë e vizitoi i dërguari i Allahut në kohën që ishte i sëmurë dhe i tregoi për Islamin, dhe ai e pranoi atë. Pas kësaj i dërguari i Allahut tha: *"Falënderimi i qoftë Allahut që e shpëtoi nga zjarri."* Ky hadith përcillet

në Sahihun e Buhariut me nr. 1356. Për dy rastet e fundit flet hadithi të cilin po sqarojmë.

**8-** Hadithi pohon se njeriu punon ato vepra që i sjellin lumturinë ose shkatërrimin me vullnetin e tij të plotë, e megjithatë ai nuk mund të dalë nga dëshira dhe vullneti i Allahut. Kështu që ai është i lirë në kuptimin që vepron me dëshirën e tij, dhe është i komanduar në kuptimin që nuk ndodh gjë prej tij nëse atë nuk e ka dashur Allahu. Ky hadith i ka pohuar të dyja rastet, sepse para vdekjes ndodh që të ngadhënjejë ajo që është shkruar e kështu ai punon vepra të banorëve të xhenetit ose vepra të banorëve të zjarrit.

**9-** Njeriu duhet të jetojë mes frikës dhe shpresës, sepse njeriu gjatë jetës mund të bëjë shumë vepra të mira por mund të ndodhë që mbylljen e jetës ta ketë shumë të keqe. Gjithashtu ai nuk duhet ta shuajë shpresën, sepse njeriu mund të punojë vepra të këqija për një kohë të gjatë e më pas Allahu ta begatojë duke i dhuruar udhëzimin, e në këtë mënyrë udhëzohet në fund të jetës së vet.

**10-** Neveviu duke e komentuar këtë hadith, shprehet kështu: "Nëse dikush thotë: Allahu i Madhëruar në librin e tij ka thënë: **"Sa për ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, sigurisht që Ne nuk do t'ua humbim shpërblimin punëmirëve."** (Suretu Kehf, 30) Nga kjo kuptohet se puna e mirë që bëhet nga njeriu i sinqertë pranohet, e nëse arrin të pranohet edhe nga Allahu, me këtë rast ky njeri sigurohet nga përfundimi i keq. Ne këtyre fjalëve u përgjigjemi në dy forma:

**E para:** Mundet që kjo të jetë e lidhur me kushtet e pranimit dhe përfundimit të mirë, por mundet të jetë dhe fakti se ai që beson dhe punët e tij i bën të sinqerta, gjithmonë ky njeri do ta ketë përfundimin të mirë.

**E dyta:** Përfundimi i keq është për ata që i prishin punët, duke i përzier të mirat me lloje të ndryshme të dyfaqësisë. E për këtë tregon hadithi tjetër që thotë: *"Vërtet ndonjëri nga ju punon vepra të banorëve të xhenetit në atë që u duket njerëzve"*, d.m.th. në atë që njerëzit shohin nga devotshmëria e jashtme edhe pse gjendja e tij e brendshme është e prishur dhe e fëlliqur, e për këtë Allahu e di më mirë."

**11-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Hadithi sqaron etapat e krijimit të njeriut në barkun e nënës.
2. Frymëzimi i shpirtit bëhet pas 120 ditëve dhe me këtë ai merr emrin njeri.

3. Ka prej engjëjve që janë caktuar me ecurinë e foshnjës në mitrën e nënës.

4. Besimi në Gajb (të fshehtën).

5. Besimi në paracaktimin e Allahut dhe se ai ka përfshirë me dijen e Tij çdo gjë që do të ndodhë.

6. Lejohet që njeriu të betohet edhe pse nuk i kërkohet diçka e tillë, e kjo për të përforcuar fjalën që thotë.

7. Veprat vlerësohen sipas përfundimeve.

8. Njeriu duhet të bashkojë mes frikës dhe shpresës. Ai që vepron mirë duhet të ketë frikë nga përfundimi i keq, ndërsa ai që bën keq nuk duhet ta humbasë shpresën nga mëshira e Allahut.

9. Punët janë shkak për hyrjen në xhenet ose në zjarr.

10. Për atë që është shkruar si i pafat askush nuk mund ta dijë në këtë botë, e njëjta gjë është edhe për atë që është shkruar si me fat.

# الحديث الخامس

عَنْ أُمِّ الْمُؤمِنِينَ أُمِّ عَبْدِ اللهِ عَائِشَةَ – رَضِيَ اللهُ عَنْهَا – قَالَتْ: قَالَ رَسُوْلُ اللهِ : " مَنْ أَحْدَثَ فِيْ أَمْرِنَا هَذَا مَا لَيْسَ مِنْهُ فَهُوَ رَدٌّ "رواه البخاري ومسلم، وفي رواية لمسلم " مَنْ عَمِلَ عَمَلاً لَيْسَ عَلَيْهِ أَمْرُنَا فَهُوَ رَدٌّ "

## HADITHI 5

Nëna e besimtarëve Umu Abdilah, Aisha *(Allahu qoftë i kënaqur prej saj!)* përcjell se i dërguari i Allahut *(salallahu alehji ue selem)* ka thënë:***"Kush shpik në fenë tonë diçka që nuk i përket asaj, atëherë ajo punë nuk pranohet (nga Allahu)."*** Buhariu dhe Muslimi. Ndërsa Muslimi në versionin e tij përcjell:***"Kush punon një punë që nuk përputhet me fenë tonë, ajo do t'i refuzohet."***

**1-** Ky hadith është bazë mbi të cilin peshohen veprat e dukshme të njeriut. Ato nuk merren parasysh vetëm se atëherë kur janë në përputhje të plotë me legjislacionin Islam. Ashtu sikurse edhe hadithi: *"Veprat vlerësohen sipas qëllimeve"* i cili është bazë për veprat e fshehta të njeriut. Prandaj çdo punë me të cilën njeriu afrohet tek Allahu duhet të jetë e pajisur me sinqeritet për hir të Allahut, dhe nijeti i tij të merret në konsideratë.

**2-** Nëse disa adhurime, siç janë abdesi, gusuli nga xhunubllëku, namazi etj., bëhen në kundërshtim me legjislacionin, atëherë ato konsiderohen të papranuara dhe nuk merren në konsideratë. Gjithashtu, nëse diçka merret me akt të prishur atëherë ajo gjë duhet t'i kthehet të zotit dhe nuk mund të zotërohet. Këtë që thamë e pohon ndodhia e atij argatit ku i dërguari i Allahut *(salallahu alehji ue selem)* i drejtohet babait të tij (argatit) duke i thënë: *"Përsa u përket qengjave dhe deleve ato të përkasin ty."*[25]

[25] E përcjell Buhariu me nr. 2695 dhe Muslimi me nr. 1697.

**3-** Gjithashtu, hadithi pohon se cilido që shpik një bidat që nuk ka origjinë në fe, ai i kthehet mbrapsht dhe ky njeri e meriton dënimin e Allahut, sepse i dërguari i Allahut *(salallahu alehji ue selem)* duke folur për Medinen ka thënë: *"Kush shpik në të ndonjë bidat apo strehon një bidatçi, mbi të qoftë mallkimi i Allahut, engjëjve dhe i gjithë njerëzve."*[26]

**4-** Versioni i dytë që shënohet tek Muslimi është më i përgjithshëm se transmetimi që shënohet në dy librat e saktë (Buhari dhe Muslim). E themi këtë sepse ai përfshin çdo njeri që e praktikon bidatin, pavarësisht nëse e ka shpikur vetë apo e kanë shpikur te tjerët para tij, apo është ndjekës i atij që e ka shpikur.

**5-** Kuptimi i fjalës në hadith "e refuzuar" do të thotë i kthehet mbrapsht. Me fjalë të tjera, ajo është vepër e kotë dhe nuk merret në konsideratë.

**6-** Hadithi nuk i përfshin interesat që përdoren në ruajtjen e fesë apo që ndihmojnë në kuptimin dhe mësimin e saj, siç ishte rasti i tubimit të Kuranit në libra, shkrimi i njohurive të gjuhës e gramatikës etj.

**7-** Hadithi pohon refuzimin e çdo vepre që bie ndesh me legjislacionin, edhe nëse qëllimi i praktikuesit është i mirë. Argument për këtë është edhe hadithi i Sahabit që preu kurbanin e tij para namazit të bajramit, dhe Profeti *(salallahu alehji ue selem)* i tha: *"Kafsha jote nuk vleu vetëm se për mish."*[27]

**8-** Ky hadith me frazat e tij pohon se çdo punë që nuk është në përputhje me legjislacionin është e refuzuar. Ndërsa në anën kuptimore pohon se çdo punë që bëhet në përputhje me të nuk është e refuzuar. Kjo do të thotë se ajo punë e cila rrjedh sipas dispozitave legjislative dhe në përputhje me to, ajo është e pranuar, ndërsa ato që qëndrojnë jashtë këtyre normave janë të refuzuara.

**9-** Prej dobive që nxjerren nga ky hadith janë:

1. Ndalohen risitë në fe.
2. Një punë që është e ndërtuar mbi një bidat nuk i pranohet atij që e vepron.
3. Ndalimi i një vepre nënkupton prishjen e saj.
4. Nëse një punë e mirë bëhet jo në formën e lejuar, si p.sh. nëse namazet vullnetare, të cilat nuk kanë shkak (si *tehijetul mesxhidi)* falen në

[26] E përcjell Buhariu me nr. 1870 dhe Muslimi me nr. 1366.
[27] E përcjell Buhariu me nr. 955 dhe Muslimi me nr.1961.

kohën e ndaluar, apo agjërohen ditët e bajramit etj., atëherë ato konsiderohen të kota dhe nuk merren në konsideratë.

5. Gjykimi i një gjykatësi nuk e ndryshon realitetin që fshihet në një çështje, e kjo duke u bazuar në fjalën e Profetit: "*që nuk përputhet me fenë tonë*".

6- Pajtueshmëria e prishur konsiderohet e kotë, dhe atij që i është marrë diçka duhet që t'i kthehet siç u tha në hadithin e Asifit.

# الحديث السادس

عَنْ أَبِيْ عَبْدِ اللهِ النُّعْمَانِ بْنِ بشِيْرٍ رضي الله عنهما قَالَ: سَمِعْتُ رَسُوْلَ اللهِ صلى الله عليه وسلم يَقُوْلُ: (إِنَّ الحَلالَ بَيِّنٌ وَإِنَّ الحَرَامَ بَيِّنٌ وَبَيْنَهُمَا أُمُوْرٌ مُشْتَبِهَات لاَ يَعْلَمُهُنَّ كَثِيْرٌ مِنَ النَّاس، فَمَنِ اتَّقَى الشُّبُهَاتِ فَقَدِ اسْتَبْرأَ لِدِيْنِهِ وعِرْضِه، وَمَنْ وَقَعَ فِي الشُّبُهَاتِ وَقَعَ فِي الحَرَامِ كَالرَّاعِي يَرْعَى حَوْلَ الحِمَى يُوشِكُ أَنْ يَقَعَ فِيْهِ. أَلا وَإِنَّ لِكُلِّ مَلِكٍ حِمَىً . أَلا وَإِنَّ حِمَى اللهِ مَحَارِمُهُ، أَلا وإِنَّ فِي الجَسَدِ مُضْغَةً إِذَا صَلَحَتْ صَلَحَ الجَسَدُ كُلُّهُ وإِذَا فَسَدَت فَسَدَ الجَسَدُ كُلُّهُ أَلا وَهِيَ القَلْبُ رواه البخاري ومسلم.

## HADITHI 6

Ebu Abdullah en Numan bin Beshiri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell duke thënë: E kam dëgjuar të dërguarin e Allahut *(salallahu alehji ue selem)* duke thënë: ***"Vërtet e lejuara (hallalli) është e qartë, po ashtu edhe e ndaluara (harami) është e qartë. Ndërmjet tyre qëndrojnë gjërat e dyshimta që shumë njerëz nuk kanë njohuri rreth tyre. Ai që ruhet nga gjërat e dyshimta, me këtë veprim ka ruajtur fenë dhe nderin e tij, ndërsa ai që bie në gjërat e dyshimta, si rrjedhojë bie në të ndaluara (harame). Si shembulli i bariut që kopenë e tij kullotë përreth një zone të ndaluar, e cila nga çasti në çast mund të futet në të. Ta dini se çdo sundues e cakton kufirin e ndaluar për të tjerët, ndërsa kufiri që ka vënë Allahu janë ndalesat (haramet) e Tij. Vini re, në trup qëndron një organ, i cili kur është i shëndoshë, i tërë trupi bëhet i shëndoshë, e kur ai prishet, atëherë prishet i tërë trupi. Ai (organ) është zemra!"*** Buhariu dhe Muslimi.

**1-** Fjalët e Profetit: "*Vërtet e lejuara (hallalli) është e qartë, po ashtu edhe e ndaluara (harami) është e qartë. Ndërmjet tyre qëndrojnë gjërat e dyshimta që shumë njerëz nuk kanë njohuri rreth tyre.*" tregojnë për ndarjen e gjërave në tri grupe:

**I pari:** Të lejuarat e qarta siç janë; drithërat, frytet, kafshët dhe bagëtitë, gjithmonë nëse njeriu nuk i fiton ato në rrugë të ndaluar.

**I dyti:** Të ndaluarat e qarta siç është; pirja e alkoolit, ngrënia e ngordhësirës, martesa me njerëzit që ka ndaluar Allahu. Këto dy ndarje i dinë të gjithë njerëzit.

**I treti:** Të dyshimtat që sillen mes të lejuarës dhe të ndaluarës, pra nuk janë të lejuara të qarta e as të ndaluara të qarta. Për këtë shumë njerëz nuk kanë njohuri, por ka prej tyre që i dinë ato.

**2-** Fjalët e Profetit: "*Ai që ruhet nga gjërat e dyshimta, me këtë veprim ka ruajtur fenë dhe nderin e tij, ndërsa ai që bie në gjërat e dyshimta, si rrjedhojë bie në të ndaluara (harame). Si shembulli i bariut që kopenë e tij kullotë përreth një zone të ndaluar, e cila nga çasti në çast mund të futet në të. Ta dini se çdo sundues e cakton kufirin e ndaluar për të tjerët, ndërsa kufiri që ka vënë Allahu janë ndalesat (haramet) e Tij.*" E gjithë kjo që u përmend i kthehet grupit të tretë që ka të bëjë me të dyshimtat, prej të cilave njeriu duhet të distancohet. Nëse vepron kështu ai me këtë ruan fenë që ka mes tij dhe Allahut, si dhe ruan nderin që ka mes tij dhe njerëzve. Në këtë mënyrë njerëzit nuk do të gjejnë mënyrë për të folur rreth nderit të tij. Por nëse ai tregohet tolerant duke rënë në gjëra të dyshimta, kjo gjë e shpie atë drejt harameve të qarta. I dërguari i Allahut *(salallahu alehji ue selem)* solli shembullin e një bariu që kullot bagëtinë përreth një zone të ndaluar, i cili në rast se do të qëndronte larg kësaj zone, atëherë edhe bagëtia e tij do ruheshin dhe nuk do shkonin në kullotën e ndaluar. Por nëse ai qëndron afër saj, atëherë edhe bagëtia e tij do kullosin në vendin e ndaluar, pa e kuptuar ai. Qëllimi i kufirit është ajo që vendosin sunduesit apo të tjerët për të ruajtur tokat pjellore, dhe për t'i ndaluar të tjerët që t'u afrohen. Prandaj ai që kullot bagëtinë afër tyre pritet që bagëtia të kullosë aty e në këtë mënyrë ta çojë veten drejt ndëshkimit. Ndërsa kufijtë e Allahut janë të ndaluarat e tij, prandaj njeriut i kërkohet që të largohet prej tyre, si dhe nga gjërat e dyshimta të cilat e shpien njeriun drejt të ndaluarave.

**3-** Fjalët e Profetit: "*Vini re, në trup qëndron një (mudgah) organ i cili kur është i shëndoshë, i tërë trupi bëhet i shëndoshë, e kur ai prishet, atëherë prishet i tërë trupi. Ai organ është zemra!" Mudgah* e përmendur në hadith është një copëz mishi në madhësinë e kafshatës që mund të përtypë njeriu. Këtu shihet rëndësia e madhe e zemrës për trupin. Ajo është mbreti i organeve, dhe se trupi përmirësohet me përmirësimin e saj dhe prishet me prishjen e saj.

**4-** Neveviu ka thënë: “Fjalët e Profetit kur thotë: “*Ndërsa ai që bie në gjërat e dyshimta, si rrjedhojë bie në të ndaluara (harame)”,* nënkuptojnë dy gjëra:

**E para:** Ai bie në haram duke menduar se ajo vepër nuk është haram.

**E dyta:** Ka për qëllim se ai është afruar shumë për të rënë në haram, siç edhe është thënë: Mëkatet shpien drejt kufrit.” Kjo sepse nefsi kur bie preh e një mëkati fillon të shkallëzohet nga një e keqe drejt një tjetre më të madhe se e para. Është thënë: Kjo është një shenjë të cilën Allahu na i ka treguar duke na thënë: **“Kjo ishte për shkak se mohuan shpalljet e Tij, dhe pa kurrfarë të drejte i vrisnin profetët. Kjo ishte për shkak se ata nuk u bindën dhe i kaluan kufijtë (në të këqija).”** (Suretu Ali Imran, 112). Me këtë ajet Allahu tregon se mëkatet i shpien ata në vrasjen e profetëve, ndërsa në një hadith Profeti *(salallahu alehji ue selem)* thotë: *“Allahu e mallkoftë vjedhësin që vjedh një vezë dhe i pritet dora, gjithashtu vjedh një litar dhe i pritet dora.”* Kjo do të thotë se veprimi i tij shkallëzohej nga veza dhe litari drejt vjedhjeve më të mëdha.”

**5-** Numan bin Beshiri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* ishte sahab në moshë të vogël, madje kur i dërguari i Allahut ndërroi jetë ai ishte vetëm tetë vjeç. Në këtë transmetim ai thotë: E kam dëgjuar Profetin *(salallahu alehji ue selem)* të thotë, - gjë e cila argumenton saktësinë e fjalëve që mbart fëmija i cili ka arritur të dallojë. Gjithashtu ajo që ka mësuar në kohën e fëmijërisë dhe e përcjell në moshë madhore, i pranohet. E njëjta gjë thuhet edhe për jobesimtarin i cili ka mësuar diçka në kohën e kufrit dhe e tregon atë në kohën kur pranon Islamin.

**6-** Prej dobive që nxjerrim nga ky hadith janë:

1. Sqarimi i ndarjeve të gjërave në legjislacionin Islam, në të lejuara, të ndaluara, dhe të dyshimta të cilat sillen mes dy të parave.
2. Të dyshimtat nuk i dinë shumë njerëz, edhe pse disa të tjerë i dinë ato me argumentet përkatëse.
3. Nuk duhet t’i afrohemi të dyshimtës derisa të na bëhet e qartë se është e lejuar.
4. Dhënia e shembujve për të pohuar kuptimet figurative duke i krahasuar me gjëra reale.
5. Kur njeriu bie në gjëra të dyshimta i bëhet mjaft e lehtë që të praktikojë edhe të ndaluarat që janë të qarta.

6. Në hadith shihet vendi i rëndësishëm që zë zemra dhe se gjymtyrët e ndjekin atë. Ato përmirësohen me përmirësimin e saj dhe prishen me prishjen e saj.

7. Prishja e pamjes së jashtme është argument për prishjen e gjendjes së brendshme.

8. Distancimi nga të dyshimtat e ruan fenë e njeriut nga mangësitë, si dhe nderin e tij nga turpet dhe sharjet.

# الحديث السابع

عَنْ أَبِيْ رُقَيَّةَ تَمِيْم بْنِ أَوْسٍ الدَّارِيِّ رضي الله عنه أَنَّ النبي صلى الله عليه وسلم قَالَ: الدِّيْنُ النَّصِيْحَةُ قُلْنَا: لِمَنْ يَارَسُولَ اللهِ ؟ قَالَ: للهِ،ولكتابه، ولِرَسُوْلِهِ، وَلأَئِمَّةِ المُسْلِمِيْنَ، وَعَامَّتِهِمْ

## HADITHI 7

Ebu Rukaje Temim bin Eus ed Dari *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se Profeti *(salallahu alehji ue selem)* ka thënë: ***"Feja është këshillë. I thanë: Për kë o i dërguari i Allahut? Ai u përgjigj: Për Allahun, Librin e Tij, të Dërguarin e Tij, për imamët (prijësit, sunduesit) e muslimanëve, dhe për të gjithë njerëzit e thjeshtë."*** Muslimi.

**1-** Fjala e Profetit: "*Feja është këshillë"* janë fjalë përmbledhëse që pohojnë rëndësinë që ka këshilla në fe, dhe se ajo është baza dhe shtylla që e mban atë. Në këtë kuptim ka ardhur edhe hadithi i Xhibrilit ku i dërguari i Allahut e komenton Islamin, imanin dhe ihsanin me të gjithë fenë duke thënë: *"Ai ishte Xhibrili, erdhi t'ju mësojë fenë tuaj."* E ngjashme me të është edhe kjo fjali ku Profeti *(salallahu alehji ue selem)* thotë: *"Haxhi është qëndrimi në Arafat",* kjo sepse Arafati është shtylla më e madhe e haxhit, pa të cilën haxhi nuk vlen.

**2-** Në librin "Mustahrexh" të Ebu Avanes përcillet që Profeti e ka përsëritur tri herë fjalinë "*Feja është këshillë"*, ndërsa në sahihun e Muslimit ajo transmetohet pa u përsëritur. Shokët e Profetit kur panë këtë kujdes dhe rëndësi që i kushtohej këshillës, dhe kuptuan gradën e saj të lartë pyetën: Për kë o i dërguari i Allahut? Ndërsa ai u përgjigj duke përmendur pesë gjërat që shënohen në hadith. Një grup i madh dijetarësh i kanë komentuar këto pesë gjëra, por prej atyre që i ka komentuar më mirë është Ebu Amr bin Salahu në librin e tij "Sijanetu sahihi Muslim minel Ihlali uel Galati ue himajetuhu minel iskati ue sakat". Në fq. 223-224 ai shprehet duke thënë: "Këshilla është një fjalë përmbledhëse e cila kërkon prej atij që këshillon që ta këshillojë tjetrin në format më të mira, si për

nga dëshira ashtu dhe në praktikë. Këshilla që bëhet për Allahun e Madhëruar do të thotë: ta njësosh Atë, ta cilësosh me cilësitë e plota dhe të bukura, dhe ta pastrosh nga gjërat e kundërta që bien ndesh me to. T'u largohet të ndaluarave të Tij, të praktikojë me sinqeritetin më të madh bindjen ndaj Tij dhe gjërat që Ai do. Të dojë dhe të urrejë për hir të Tij, t'i luftojë ata që e mohojnë Atë etj. Të ftojë dhe t'i nxisë të tjerët në këto vepra. Ndërsa këshilla për librin e Tij do të thotë: ta besojë , ta madhërojë dhe ta lartësojë, ta lexojë ashtu siç duhet, të qëndrojë aty ku urdhërohet apo aty ku ndalohet, të kuptojë dituritë dhe shembujt e tij duke ftuar për në këtë gjë. T'i dalë në mbrojtje këtij libri kundrejt shtrembërimeve të ekstremistëve dhe sharjeve të mohuesve. Këshilla për Profetin *(salallahu alehji ue selem)* është e përafërt me atë që thamë më lart: të besosh në Profetin dhe asaj që solli Profeti, ta nderosh, ta respektosh, të kapesh fort pas bindjes ndaj tij duke ngjallur sunetin e tij, si dhe duke mësuar njohuritë e tij e duke i përhapur ato. Të urresh cilindo që e urren atë dhe sunetin e tij, dhe të duash cilindo që e do atë dhe sunetin e tij. Të pajisesh me moralet e tij dhe të ndjekësh sjelljet e tij, të duash shokët dhe familjen e tij etj. Këshilla për imamët e muslimanëve, pra udhëheqësve dhe prijësve të tyre, do të thotë: t'i ndihmosh në të drejtën dhe t'u bindesh, t'i përkujtosh me butësi dhe mëshirë, të distancohesh nga kryengritjet që u bëhen atyre, të lutesh që Allahu t'u japë sukses dhe t'i paralajmërosh njerëzit nga kjo. Te këshilla për njerëzit në përgjithësi bëjnë pjesë ata që nuk përfshihen tek udhëheqësit, e kjo do të thotë: t'i udhëzojmë drejt të mirave, t'u mësojmë gjërat e fesë dhe të dynjasë. T'ua mbulojmë të metat, t'i ndihmojmë kundrejt armiqve dhe t'u dalim krah, të distancohemi nga dredhitë dhe zilia për ta, të duam për ta atë që duam për vetet tona dhe të urrejmë për ta atë që urrejmë për vetet tona etj."

**3-** Prej dobive që nxjerrim nga ky hadith janë:

1. Rëndësia e madhe që gëzon këshilla në fe.
2. Në hadith sqarohet se për kë duhet të bëhet këshilla.
3. Inkurajimi që këshilla t'u bëhet pesë gjërave të përmendura në hadith.
4. Shihet kujdesi i sahabëve për të mësuar çështjet e fesë, dhe kjo me anë të pyetjes se kujt duhet t'i drejtohet këshilla.
5. Fe i thuhet edhe punës, sepse në hadith Profeti e quajti këshillën fe.

# الحديث الثامن

عَنِ ابْنِ عُمَرَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُمَا أَنَّ رَسُوْلَ اللهِ قَالَ: (أُمِرْتُ أَنْ أُقَاتِلَ النَّاسَ حَتَّى يَشْهَدُوا أَنْ لاَ إِلَهَ إِلاَّ اللهُ وَأَنَّ مُحَمَّدَاً رَسُوْلُ اللهِ وَيُقِيْمُوْا الصَّلاةَ وَيُؤْتُوا الزَّكَاةَ فَإِذَا فَعَلُوا ذَلِكَ عَصَمُوا مِنِّي دِمَاءهَمْ وَأَمْوَالَهُمْ إِلاَّ بِحَقِّ الإِسْلامِ وَحِسَابُهُمْ عَلَى اللهِ تَعَالَى) رواه البخاري ومسلم

## HADITHI 8

Ibn Umeri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut *(salallahu alehji ue selem)* ka thënë: ***"Jam urdhëruar t'i luftoj njerëzit derisa të dëshmojnë se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguari i Tij, të falin namazin dhe të japin zekatin. Nëse e bëjnë këtë, ata do të marrin nga unë sigurinë për jetën dhe pasuritë e tyre, përveç kur urdhërohet me të drejtën e islamit. Ndërsa llogarinë e tyre (të brendshme për sinqeritetin) do ta japin përpara Allahut të Madhëruar."*** Buhariu dhe Muslimi.

**1-** Në fjalën e Profetit: *"Jam urdhëruar",* ai që e urdhëron është Allahu, sepse atë nuk mund ta urdhërojë askush përveç Tij. Nëse një sahab thotë: Jemi urdhëruar për këtë send apo jemi ndaluar nga ky send, - në këtë rast ai që i urdhëron dhe u ndalon gjëra është i dërguari i Allahut *(salallahu alehji ue selem).*

**2-** Në kohën kur i dërguari i Allahut ndërroi jetë dhe pas tij erdhi Ebu Bekri, atë kohë dezertuan ata që dezertuan prej arabëve dhe filluan të mos e japin as zekatin. Në këtë kohë Ebu Bekri vendosi që t'i luftonte duke u nisur nga fakti se prej të drejtës që i takon dy dëshmive është edhe dhënia e zekatit. Ai nuk e dinte këtë hadith ku namazi bashkë me zekatin u bashkëngjiten dy dëshmive, siç u tha në këtë hadith. Me Ebu Bekrin debatoi Umeri, dhe polemika që ndodhi mes tyre është përcjellë në Sahihun e Muslimit me nr. 20 nga Ebu Hurejra i cili thotë: **"Kur i dërguari i Allahut *(salallahu alehji ue selem)* ndërroi jetë dhe pas tij**

**erdhi Ebu Bekri, atë kohë mohoi ai që mohoi prej arabëve, prandaj Umer bin Hatabi i tha Ebu Bekrit: *"Cila është arsyeja që dëshiron t'i vrasësh njerëzit në një kohë që Profeti (salallahu alehji ue selem) ka thënë: "Jam urdhëruar t'i luftoj njerëzit derisa të dëshmojnë se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguari i Tij, të falin namazin dhe të japin zekatin. Nëse e bëjnë këtë, ata do të fitojnë nga unë sigurinë për jetën dhe pasurinë e tyre, nëse janë në pajtim me Islamin. Ndërsa llogarinë e tyre (të brendshme për sinqeritetin) do ta japin përpara Allahut të Madhëruar." Ebu Bekri tha: Pasha Allahun, do t'i luftoj ata që bëjnë dallim mes namazit dhe Zekatit, sepse Zekati është e drejta që i takon pasurisë. Betohem në Allahun se sikur ata të mos japin qoftë dhe një kapistër (litari që u shkohet kafshëve në kokë për t'i mbajtur ose për t'i tërhequr, fre), duke qenë se e kanë dhënë në kohën e Profetit (salallahu alehji ue selem), unë do t'i luftoj për këtë gjë.***

***Kur i dëgjoi Umeri këto fjalë, tha: Pas këtyre fjalëve vërejta se Allahu ia kishte zgjeruar gjoksin Ebu Bekrit që ta vazhdonte këtë mision, dhe kuptova se kjo ishte e vërteta."***

Hafidh Ibn Haxheri në librin e tij "El Fet'h" (1/76) thotë: "Disa njerëz e quajtën të papranueshme saktësinë e këtij hadithi, sepse nëse këtë hadith do ta kishte ditur Ibn Umeri, atëherë nuk do e linte babain e tij që të polemizonte me Ebu Bekrin rreth atyre që nuk po e jepnin zekatin. Po edhe nëse do e kishin ditur, atëherë Ebu Bekri nuk do ia pohonte Umerit argumentimin e tij me fjalën e Profetit *(salallahu alehji ue selem)*: *"Jam urdhëruar t'i luftoj njerëzit derisa të dëshmojnë se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut"*, e të kalonte nga ky argumentin e të merrte krahasimet. Sepse ai tha; "*do t'i luftoj ata që bëjnë dallim mes namazit dhe Zekatit,* sepse Zekati gjithmonë vjen bashkë me namazin në librin e Allahut. Kësaj që u tha i përgjigjemi duke thënë: "Nuk është e thënë që nëse hadithi i përmendur të ketë qenë te Ibën Omeri ta ketë kujtuar në ato momente. Por edhe sikur ta kishte në kujtesë, nuk është e largët që ai të ketë munguar në polemikën që u zhvilluan, gjithashtu nuk është e pamundur që ai t'ua ketë treguar më vonë. Ndërsa Ebu Bekri për luftimin e atyre që nuk japin zekatin nuk u argumentua vetëm me *kijas*, përkundrazi atë që e tha ai e kishte marrë nga fjala e Profetit *(salallahu alehji ue selem)* në hadithin që e transmetoi vetë, ku thotë: *"… përveç kur urdhërohet me të drejtën e Islamit"*. Pra Ebu Bekri tha se zekati është e drejtë që i takon Islamit. Gjithashtu nuk ishte vetëm Ibn Umeri që e

përcolli këtë hadith, përkundrazi atë e ka transmetuar edhe Ebu Hurejra me shtojcat e namazit dhe zekatit, siç do ta sqarojmë më pas në dashtë Allahu në kapitullin e zekatit. Në këtë ndodhi ka argument se ndodh që një sunet të mos e njohin disa nga sahabët e mëdhenj, dhe ta dinë individë nga mesi i tyre. Për këtë arsye nuk ia vlen të merremi me ato mendime sado të forta qofshin, nëse ekzistojnë sunete që i kundërshtojnë. Nga ana tjetër nuk bën të thuhet si është e mundur që këtë nuk e dinte filani? Vetëm Allahu është ai që jep sukses."

**3-** Nga përgjithësimi i luftimit të njerëzve derisa të praktikojnë ato që u përmendën në hadith, përjashtohen ithtarët e librit, të cilët paguajnë taksa (xhizjen). Kjo duke u mbështetur në ajetet kuranore, gjithashtu edhe të tjerët nëse e paguajnë atë dhe kjo duke u bazuar në sunetin e Profetit *(salallahu alehji ue selem),* siç thuhet në hadithin e gjatë të Burejde bin Husajbit që transmetohet në sahihun e Muslimit me nr. 1731. Në fillim të tij thuhet: *"Kur i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) caktonte një emir në krye të ushtrisë apo ekspedite, e porosiste veçmas me devotshmëri dhe të sillej mirë me muslimanët që kishte me vete."*

**4-** Dëshmia (shehadeti) i mjafton njeriut për të hyrë në Islam, sepse ajo është detyra e parë që i kërkohet një njeriu. Prandaj nuk duhet t'ua vëmë veshin fjalëve të *skolastikëve* të cilët bazohen në disa gjëra të tjera që kanë lidhje me meditimin apo vullnetin për të medituar. Ibn Dekik el Ijdi në komentin e këtij hadithi thotë: "Hadithi pohon qartë medhhebin e dijetarëve hulumtues dhe shumicës së të parëve dhe të mëvonshmëve, se kur njeriu të besojë bindshëm dhe pa luhatje fenë Islame kjo i mjafton atij, dhe nuk është i obliguar që t'i mësojë argumentet e *skolastikëve* apo ta njohë Allahun përmes tyre."

**5-** Luftimi i atyre që nuk e japin zekatin bëhet atëherë kur ata nuk e japin dhe lutojnë për këtë gjë, por nëse ai nuk lufton atëherë zekati i merret me forcë.

**6-** Fjala e Profetit *(salallahu alehji ue selem)*: "*Ndërsa llogarinë e tyre (të brendshme për sinqeritetin) do ta japin përpara Allahut të Madhëruar",* do të thotë se ai që shfaq Islamin dhe shpreh dy dëshmitë, me këtë gjë ai ka siguruar pasurinë dhe jetën e tij. Nëse ka qenë i sinqertë në pamjen e jashtme dhe atë të brendshme kjo do t'i vlejë atij përpara Allahut, por nëse gjendja e brendshme e tij është në kundërshtim me atë që shfaq me hipokrizi, atëherë ai do të jetë në gradën më të ulët në zjarrin e xhehenemit.

**7-** Prej dobive që nxjerrim nga hadithi janë:

1. Urdhërimi për t'i luftuar derisa të realizohen dy dëshmitë, namazi dhe zekati.

2. Termi "punë" i thuhet edhe të shprehurit, sepse Profeti *(salallahu alehji ue selem)* në hadith thotë: "Nëse ata e veprojnë atë …", pra e tha këtë pasiqë përmendi dy dëshmitë të cilat janë shprehje.

3. Pohimi i llogarisë së punëve ditën e gjykimit.

4. Ai që nuk e jep zekatin luftohet për këtë gjest derisa ta japë atë.

5. Ai që shfaq Islamin i pranohet, ndërsa çështja e tij e brendshme i lihet Allahut.

6. Lidhja e ngushtë mes dy dëshmive dhe se ato duhet të vijnë së bashku.

7. Vihet re rëndësia e madhe e namazit dhe zekatit. Në këtë rast namazi është e drejta që i përket trupit, ndërsa zekati është e drejta që i takon pasurisë.

# الحديث التاسع

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ عَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ صَخْرٍ رَضِيَ اللهُ تَعَالَى عَنْهُ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُوْلَ اللهِ صلى الله عليه وسلم يَقُوْلُ: (مَا نَهَيْتُكُمْ عَنْهُ فَاجْتَنِبُوهُ وَمَا أَمَرْتُكُمْ بِهِ فَأْتُوا مِنْهُ مَا اسْتَطَعْتُمْ؛ فَإِنَّمَا أَهْلَكَ الَّذِيْنَ مِنْ قَبْلِكُمْ كَثْرَةُ مَسَائِلِهِمْ وَاخْتِلافُهُمْ عَلَى أَنْبِيَائِهِمْ) رواه البخاري ومسلم

## HADITHI 9

Ebu Hurejra AbduRrahman bin Sahri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se e ka dëgjuar të dërguarin e Allahut (salallahu alehji ue selem) duke thënë: ***"Çfarë u kam ndaluar largohuni prej tyre, ndërsa për çfarë u kam urdhëruar mundohuni t'i praktikoni sa të mundeni. Ajo që i shkatërroi popujt që jetuan para jush ishin pyetjet e shumta dhe kundërvëniet që u bënin pejgamberëve."*** Buhariu dhe Muslimi.

**1-** Këtë hadith e përcollën dy dijetarët: Buhariu dhe Muslimi, por me këto fraza ai gjendet në sahihun e Muslimit në kapitullin e vlerave me nr.1737. Arsyeja pse Pejgamberi ua tha njerëzve këtë hadith është sqaruar në kapitullin e Haxhit në hadithin e përcjellë nga Ebu Hurejra, i cili thotë: Një ditë i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) na mbajti një fjalim dhe me atë rast tha: *"O njerëz! Vërtet Allahu ua ka bërë obligim haxhin, prandaj kryjeni atë. Një i pranishëm pyeti: A për çdo vit o i dërguari i Allahut? I dërguari i Allahut heshti, ndërsa njeriu e përsëriti pyetjen e tij tri herë. Atëherë i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) tha: Sikur të thoja "po", atëherë sigurisht që do të mbetej obligim i domosdoshëm për çdo vit dhe ju nuk do të kishit mundësi. Pastaj tha: Më lini në atë që u lash, sepse ajo që i shkatërroi popujt që jetuan para jush ishin pyetjet e shumta dhe kundërvëniet që u bënin profetëve të tyre. Kur t'ju urdhëroj për diçka bëjeni sa të keni mundësi, por kur t'ju ndaloj nga diçka atëherë lëreni."*

**2-** Në fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*çfarë u kam ndaluar largohuni prej tyre, ndërsa për çfarë u kam urdhëruar mundohuni t'i praktikoni sa të mundeni.*" vërejmë kufizimin e praktimit të urdhrave atëherë kur ekziston mundësia, ndërsa tek e ndaluara nuk e vërejmë diçka të tillë. Kjo ndodh sepse ndalimi përfshihet në gjërat që duhen braktisur e që janë të mundshme. Njeriu i ka mundësitë që të mos e veprojë diçka, ndërsa urdhëri në hadith u kufizua me mundësinë, sepse ai angazhohet me veprim të cilin mund por edhe nuk mund ta praktikojë. Prandaj urdhrat vijnë sipas mundësisë së njeriut si p.sh. kur alkooli u bë i ndaluar, në këtë rast ai e ka të mundur që të mos e pijë atë. Ndërsa namazi është diçka e urdhëruar dhe njeriu e fal atë sipas mundësive që ka: duke qëndruar në këmbë, përndyshe duke u ulur, në të kundërtën edhe shtrirë. Këtë që thamë e shpjegon shumë lehtë një shembull real: Nëse një njeriu i thuhet: mos u fut nga kjo derë, - në këtë rast ai e ka të mundur që të mos hyjë, sepse është diçka që duhet ta lërë. Por nëse i thuhet: mbaje këtë gur, në këtë rast ai mundet ta mbajë por edhe nuk mundet ta bëjë një gjë të tillë sepse është vepër.

**3-** Braktisja e gjërave të ndaluara mbetet diçka e përgjithësuar dhe nuk veçohet asgjë prej tyre, duke përjashtuar rastet kur e kërkon nevoja siç është ngrënia e të ngordhurës për të ruajtur jetën, apo largimi i etjes së madhe duke pirë pak alkool.

**4-** Ndalimi prej të cilit duhet të distancohemi ka të bëjë me haramin, ndërsa gjërat e urryera lejohen që të praktikohen edhe pse më e mirë është braktisja sesa praktikimi i tyre.

**5-** Gjërat me të cilat urdhërohet njeriu duhet t'i praktikojë sipas mundësisë së tij, sepse Allahu nuk e ngarkon askënd përtej mundësive të tij. Prandaj nëse ai nuk ka mundësi që një vepër ta kryejë në mënyrën më të plotë, atëherë praktikon atë që është e mundur. Kështu që nëse nuk mundet të falet në këmbë mund të falet i ulur, e nëse nuk mundet ta praktikojë një detyrim në formën e plotë, atëherë bën atë që mundet. Nëse nuk ka ujë të mjaftueshëm për të marrë abdes, në këtë rast ai mer abdes me aq ujë sa ka dhe merr tejemum për ato pjesë që i mbeten. E nëse nuk mundet të nxjerrë një *sa'a* për zekatin e fitrit, atëherë mund të nxjerrë aq sa ka mundësi.

**6-** Fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Ajo që i shkatërroi popujt që jetuan para jush ishin pyetjet e shumta dhe kundërvëniet që u bënin pejgamberëve.*" Ajo që ndalohet në hadith ka të bëjë me çështjet që ekzistonin në kohën e tij, mbi të cilat ndodhte ndalimi i një sendi për

shkak të pyetjes së tij. Apo kur u obligohej diçka që kishte vështirësi të madhe e cila nuk mund të përballohet, siç është haxhi për çdo vit. Ndërsa ajo që ndalohet pas kohës së tij janë ato gjëra që përmbajnë teprime, dhe ekstremizëm duke u dhënë pas tyre kundrejt gjërave që janë shumë më të rëndësishme se ato.

**7-** Ibn Rexhebi në librin e tij "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (1/248-249) thotë: "Njerëzit në këtë temë janë ndarë në disa grupe: Prej atyre që pasuan ehli hadithin kishte njerëz që e mbyllën derën e pyetjeve, deri në atë masë sa fikhu dhe dija e tyre u kufizua vetëm në çështjet që Allahu i ka zbritur Profetit të Tij, duke u bërë në këtë mënyrë bartës të fikhut por jo juristë. Ndërsa prej juristëve të *ehli ra'jit*[28] kishte që u zgjeruan shumë në krijimin e pyetjeve para se të ndodhnin ato, çfarë mund të ndodhë realisht dhe çfarë nuk mund të ndodhë. Ata u angazhuan në dhënien e përgjigjeve të këtyre pyetjeve, i shtuan polemikat dhe kundërshtimet rreth tyre, ku si rrjedhojë lindi përçarja e zemrave dhe për shkak të saj mbetën epshet, zilitë dhe armiqësitë, e cila shpesh përzihet me qëllimin e triumfimit dhe mendjemadhësisë, si dhe mburrjes me qëllim që fytyrat e njerëzve të shkojnë drejt tyre. Këtë gjë e kanë qortuar dijetarët edukatorë dhe suneti ka treguar për të keqen dhe ndalimin e saj. Përsa u përket dijetarëve të hadithit që punojnë me të, brenga më e madhe e tyre është kërkimi në kuptimet e librit të Allahut të Madhëruar, ajo që e sqaron atë prej haditheve të sakta dhe fjalët e sahabëve dhe tabiinëve. Gjithashtu kërkojnë për sunetin e të dërguarit të Allahut duke njohur të saktin nga i dobëti, më pas duke i kuptuar ato dhe duke i mësuar kuptimet e tyre. Pas kësaj ata kërkojnë në fjalët e sahabëve dhe tabiinëve në lloje të ndryshme njohurish që kanë të bëjnë me tefsirin, hadithin dhe çështjet e hallallit dhe haramit, bazat e sunetit, zuhdin, *rakaik* etj. Kjo ishte rruga që ndoqi imam Ahmedi dhe dijetarët e tjerë të hadithit. Në njohjen e këtyre që thamë është e mjaftueshme ajo që shpikën *ehlu ra'ji* prej gjërave që nuk kanë dobi dhe që nuk realizohen. Ajo që nxit polemikat dhe armiqësitë janë fjalët e tepërta. Imam Ahmedi shpesh kur pyetej për gjëra të reja që akoma nuk kishin ndodhur, thoshte: "Mos na ngatërroni me këto gjëra të shpikura." Më pas vijon duke thënë: "Ai që ndjek rrugën e kërkimit të diturisë sipas asaj që përmendëm, e ka të mundur të kuptojë përgjigjet e rasteve që ndodhin në shumicën e rasteve, sepse bazat e tyre gjenden në ato që përmendëm. Gjithashtu kjo rrugë kërkohet që të ndiqet pas imamëve për të cilët është rënë dakort për udhëzimin dhe dijen e tyre, siç janë: Shafiu,

[28] Ato janë ithtarët e mendimeve individuale. Sh p.

Ahmedi, Is'haku, Ebu Ubejdi e të tjerët që ndoqën rrugën e tyre. Cilido që pretendon se ndjek këtë rrugë duke mos ecur në gjurmët e tyre, ai do të bier në humnera dhe shkatërrime, do të marrë gjëra që nuk i lejohen t'i marrë dhe do të lërë gjëra që i ka të detyrueshme t'i praktikojë. Ajo që e përmbledh të gjithë këtë është që ai me këtë të ketë për qëllim fitimin e kënaqësisë së Allahut dhe afrimin tek Ai, duke njohur ato që i zbriti profetit të Tij (salallahu alehji ue selem), duke ndjekur rrugën e tij, duke e praktikuar atë dhe duke i thirrur njerëzit për në këtë gjë. Kush është i tillë Allahu do i japë sukses dhe do e udhëzojë, do i tregojë rrugën e drejtë dhe do i mësojë gjëra që nuk i ka ditur. Si rrjedhojë ai do të jetë nga dijetarët e lavdëruar të cilët Allahu i përmend në librin e Tij duke thënë: **"Në të vërtetë, nga robërit e Tij Allahut i frikësohen vetëm dijetarët."[29]** Ata që ishin të palëkundshëm në dijen e tyre."

Më pas ai vijon duke thënë: "Në përgjithësi, ai që praktikon atë që urdhëron Profeti (salallahu alehji ue selem) në këtë hadith dhe largohet nga ajo që ai e ndalon, preokupohet për këtë gjë dhe jo me gjëra të tjera, me këtë ai fiton shpëtimin në këtë botë dhe në botën tjetër. Ndërsa ai që kundërshton dhe jepet pas logjikës së vet dhe gjërave që ai i quan të mira, me këtë ai bie pre e asaj për të cilën kritikon i dërguari i Allahut kur tregon për gjendjen e ithtarëve të librit, të cilët u shkatërruan për shkak të pyetjeve të shumta dhe kundërvëniet që u bënin profetëve duke mos iu bindur atyre."

**1-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Domosdoshmëria e braktisjes së çdo gjëje që ka ndaluar Allahu dhe i dërguari i Tij (salallahu alehji ue selem).
2. Domosdoshmëria e praktikimit të çdo gjëje që ka obliguar Allahu dhe i dërguari i Tij (salallahu alehji ue selem).
3. Qortimi për të mos rënë në atë që ranë ithtarët e librit, gjë e cila shkaktoi shkatërrimin e tyre.
4. Njeriu nuk obligohet me më shumë se ajo që ka mundësi.
5. Ai që është i pamundur për të praktikuar plotësisht një obligim, mundet që të bëjë aq sa është në mundësinë e tij.
6. Mësojmë mjaftueshmërinë e të pyeturit në gjërat që nevojiten, dhe braktisjen e teprimeve dhe stërmundimeve në pyetje.

---

[29] Suretu Fatir, 28.

# الحديث العاشر

عَنْ أَبِيْ هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللهُ تَعَالَى عَنْهُ قَالَ: قَالَ رَسُوْلُ اللهِ: (إِنَّ اللهَ تَعَالَى طَيِّبٌ لاَ يَقْبَلُ إِلاَّ طَيِّباً وَإِنَّ اللهَ أَمَرَ الْمُؤْمِنِيْنَ بِمَا أَمَرَ بِهِ الْمُرْسَلِيْنَ فَقَالَ: (يَا أَيُّهَا الرُّسُلُ كُلُوا مِنَ الطَّيِّبَاتِ وَاعْمَلُوا صَالِحاً) (المؤمنون: الآية51)، وَقَالَ: ( يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا كُلُوا مِنْ طَيِّبَاتِ مَا رَزَقْنَاكُمْ ) (البقرة: الآية172) ثُمَّ ذَكَرَ الرَّجُلَ يُطِيْلُ السَّفَرَ أَشْعَثَ أَغْبَرَ، يَمُدُّ يَدَيْهِ إِلَى السَّمَاءِ، يَا رَبِّ يَا رَبِّ، وَمَطْعَمُهُ حَرَامٌ ،وَمَشْرَبُهُ حَرَامٌ، وَغُذِيَ بِالحَرَامِ فَأَنَّى يُسْتَجَابُ لذلك) رواه مسلم.

## HADITHI 10

Ebu Hurejra *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë**:***"Vërtet Allahu është i Mirë dhe nuk pranon vetëm se vepra të mira. Ai i ka urdhëruar besimtarët ashtu sikurse i pati urdhëruar të dërguarit. Allahu i Madhëruar thotë:* **"O ju të dërguar! Hani gjërat e mira (hallall) dhe punoni mirë."**[30] *Gjithashtu ka thënë:* **"O ju që besoni, hani gjërat e mira (hallall) të cilat ua kemi dhënë."**[31] ***Më pas Profeti (salallahu alehji ue selem) përmendi një njeri i cili udhëtoi shumë: me flokë të shprishura (i pa-krehur) e të pluhurosura, i cili i drejtonte duart nga qielli duke thënë*****:** ***"O Zot, o Zot!" Në një kohë kur është ushqyer me haram, ka pirë haram, është veshur me haram dhe ka punuar me haram. (Një njeriu të tillë) Si mund t'i pranohet lutja?!"*** Muslimi.

**1-** Fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Vërtet Allahu është i Mirë dhe nuk pranon vetëm se vepra të mira",* pohojnë se nga emrat e Allahut është dhe emri Et-Tajib (i Mirë) dhe se Allahu i pranon ato punë që janë të cilësuara si të mira. Kjo përfshin të gjitha llojet e punëve ku prej tyre është dhe fitimi. Prandaj njeriu nuk duhet të punojë vetëm se në gjëra

[30] Suretul Mu'minun, 51
[31]Suretul Bekare, 172

të mira, të mos fitojë vetëm se të mira dhe të shpenzojë vetëm nga të mirat.

**2-** Fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Ai i ka urdhëruar besimtarët ashtu sikurse i pati urdhëruar të dërguarit. Allahu i Madhëruar thotë: "O ju të dërguar! Hani gjërat e mira (hallall) dhe punoni mirë." Gjithashtu ka thënë: "O ju që besoni, hani gjërat e mira (hallall) të cilat ua kemi dhënë."* Në këto dy ajete Allahu i urdhëron të dërguarit dhe ata tek të cilët u dërguan profetët që të ushqehen me gjëra të mira (hallall). Ashtu sikurse profetët nuk hanë vetëm se të mirën (hallallin) të njëjtën gjë duhet të bëjnë edhe ndjekësit e tyre, pra duhet të hanë vetëm të mirën (hallallin).

**3-** Fjalët e Ebu Hurejras (radij Allahu anhu): "*Më pas Profeti* (salallahu alehji ue selem) *përmendi një njeri i cili udhëtoi shumë me flokë të shprishura (i pakrehur) e të pluhurosura, i cili i drejtonte duart nga qielli duke thënë: "O Zot, o Zot!" Në një kohë kur ushqehej me haram, pinte haram, vishej me haram dhe punonte me haram. (Një njeriu të tillë) Si mund t'i pranohet lutja?!"* Profeti (salallahu alehji ue selem) sqaroi se Allahu nuk pranon vetëm se të mirën dhe se të dërguarit dhe besimtarët u urdhëruan që të ushqehen nga të mirat (hallalli), pas kësaj sqaroi gjendjen e disa njerëzve që e kundërshtojnë këtë rrugë ndërkohë që ushqimin nuk e kanë të mirë (hallall). Për më tepër ata mundohen të fitojnë përmes haramit dhe e përdorin në të gjitha fushat e jetës: në ngrënie, në të veshur dhe në pirje. E gjithë kjo shkakton mospranimin e lutjes së tij, edhe pse mund të ketë marrë disa shkaqe mes të cilave pranohet lutja, ku në këtë hadith ato janë katër shkaqe: udhëtimi me gjatësinë e tij, gjendja e tij me flokë të pakrehur dhe i pluhurosur, zgjatja e duarve të tij gjatë lutjes, si dhe lutja që ai i bën Allahut në madhështinë e Tij, shtoi kësaj dhe angazhimin e tij të plotë duke i përsëritur fjalët. Fjala e Profetit (salallahu alehji ue selem) kur thotë: "*Si mund t'i pranohet lutja?!"* nënkupton pamundësinë e pranimit të lutjes në prezencë të shkaqeve që ndalojnë pranimin e saj.

**4-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith mund të përmendim:

1. Et Tajib (i Mirë) është emër prej emrave të Allahut, dhe do të thotë: i Pastër nga të metat. Gjithashtu prej cilësive të Tij është dhe e mira, sepse prej të gjithë emrave të Allahut nxirren dhe pohohen atribute të Tij.
2. Muslimani duhet të punojë mirë dhe të fitojë në mënyrë të ndershme.

3. Sadakaja nuk pranohet vetëm se nga pasuria hallall. Është saktësuar se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: *"Allahu nuk e pranon namazin pa abdes, gjithashtu nuk e pranon sadakanë e atij që e jep nga malli i zaptuar."* [32]

4. Allahu i Madhëruar u ka dhënë njerëzve shumë të mira dhe i ka urdhëruar që të ushqehen me gjëra të mira (hallall).

5. Të ushqyerit me haram shkakton mospranimin e lutjes.

6. Prej arsyeve që shkaktojnë pranimin e duasë është udhëtimi dhe gjendja e njeriut kur lutet duke qenë i pakrehur dhe i pluhurosur.

6. Prej arsyeve gjithashtu është ngritja e duarve gjatë duasë.

7. Prej arsyeve është dhe ndërmjetësimi me anë të emrave të Allahut.

8. Prej këtyre arsyeve është dhe ngulmimi tek Allahu në bërjen e duasë (me qëllim që t'i përgjigjet).

[32] E përcjell Muslimi me nr. 224.

# الحديث الحادي عشر

عَنْ أَبِي مُحَمَّدٍ الحَسَنِ بنِ عَلِيّ بنِ أبِي طالبٍ سِبْطِ رَسُولِ اللهِ صلى الله عليه وسلم وَرَيْحَانَتِهِ رَضِيَ اللهُ عَنْهُمَا قَالَ: حَفِظْتَ مِنْ رَسُوْلِ اللهِ صلى الله عليه وسلم: (دَعْ مَا يَرِيْبُكَ إِلَى مَا لاَ يَرِيْبُكَ) رواه الترمذي والنسائي وقال الترمذي: حديث حسن صحيح.

## HADITHI 11

Ebu Muhamed Hasen bin Ali bin Ebi Talibi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)*, nipi dhe i këndshmi i të dërguarit të Allahut (salallahu alehji ue selem), përcjell duke thënë: Kam mbajtur mend nga i dërguari i Allahut se ka thënë: ***"Lëre atë që të duket e dyshimtë (qoftë hallall apo haram, e dobishme apo e dëmshme), dhe pranoje atë që nuk të duket e dyshimtë."*** Tirmidhiu, Nesaiu. Tirmidhiu tha se ky hadith është hasen sahih.

**1-** Ky hadith urdhëron që njeriu të largohet nga gjërat që i sheh të dyshimta tek të cilat nuk gjen qetësi në shpirtin e tij, e si rrjedhojë ngushtohet dhe tundohet në shpirt, për të shkuar drejt atyre gjërave tek të cilat zemra i qetësohet dhe shpirti i rehatohet. Ky hadith ngjason me hadithin e mëparshëm të Numan bin Beshirit ku thuhet: "*Ai që ruhet nga gjërat e dyshimta, me këtë veprim ka ruajtur fenë dhe nderin e tij. Ndërsa ai që bie në gjërat e dyshimta si rrjedhojë bie në të ndaluara (harame).*" Të dyja këto hadithe tregojnë se një njeri që do të ruhet duhet të largohet nga ngrënia e gjërave që janë të dyshimta, ashtu sikurse e ka të ndaluar të ushqehet me haram.

**2-** Ibn Rexhebi në librin e tij "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (1/280) thotë: "Kuptimi i këtij hadithi kthehet në largimin nga të dyshimtat dhe ruajtjen prej tyre. Kjo sepse për haramin e mirfilltë besimtari nuk ka dyshime në zemrën e tij (dyshimi këtu vjen me kuptimin e ngushtimit dhe tundimit), përkundrazi, zemra dhe shpirti i tij mbeten të qetë. Ndërsa me dyshimet, zemrat ngushtohen dhe tundohen për arsye të dyshimit që

gjendet në to." Në një vend tjetër (1/283) ai thotë: "Këtu mbetet diçka që duhet kuptuar mirë, e ajo është: hulumtimi i imtësishëm në ndalimin nga të dyshimtat vlen për atë që i ka të përmirësuara të gjitha aspektet, e që i janë përzier punët me devotshmërinë dhe frikë-respektin që posedon. Ndërsa ai që bie në harame të qarta e më pas kërkon të ruhet nga imtësitë e të dyshimtave, kjo nuk është e pranueshme. Për këtë ai duhet të kritikohet, siç u ka thënë Ibn Umeri banorëve të Irakut, të cilët e pyetën për gjakun e mushkonjës, duke u thënë: "Më pyesin për gjakun e mushkonjës ndërkohë që kanë vrarë Husejnin! Unë e kam dëgjuar të dërguarin e Allahut (salallahu alehji ue selem) duke thënë: *Ata të dy (Hasani dhe Husejni) janë dy të ëmbëlit e mi në këtë botë."*

**3-** Prej dobive që nxjerrim këtu janë:

1. Lënia e gjërave që kanë dyshim dhe marrja e gjërave që nuk e kanë diçka të tillë.
2. Braktisja e gjërave të dyshimta e qetësojnë shpirtin dhe e ruajnë atë nga çdo preokupim.

## الحديث الثاني عشر

عَنْ أَبِيْ هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: قَالَ رَسُوْلُ اللهِ صلى الله عليه وسلم : (مِنْ حُسْنِ إِسْلامِ المَرْءِ تَرْكُهُ مَا لاَ يَعْنِيْهِ) حديثٌ حسنٌ، رواه الترمذي وغيره هكذا.

## HADITHI 12

Ebu Hurejra *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Një nga cilësitë e mira të një besimtari musliman është kur nuk ndërhyn në atë që nuk i interreson."*** Hadithi është i mirë, atë e përcolli Tirmidhiu dhe të tjerë në këtë mënyrë.

**1-** Ky hadith aludon në atë që muslimani duhet t'u largohet gjërave që nuk i intersojnë, qoftë në çështjet e fesë apo të dunjasë, qoftë në fjalë apo në vepra. Nga ana tjetër kuptojmë se ai duhet të përpiqet të angazhohet në gjërat që i intersojnë.

**2-** Ibn Rexhebi në librin e tij "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (1/288-289) thotë: "Kuptimi i këtij hadithi është se një njeri me Islam të mirë nuk duhet të ndërhyjë në gjërat që nuk i përkasin, qofshin ato fjalë apo vepra. Në këtë mënyrë ai tregon interes vetëm për ato fjalë apo punë që i interesojnë. Fjala "intereson" do të thotë kur tregon kujdes të madh për një gjë, duke e kthyer në qëllimin dhe kërkimin e tij kryesor. Interesimi realizohet duke treguar interes të madh pas një gjëje, prandaj kur thuhet: Kishte interes, - do të thotë se u dha dhe e kërkoi shumë atë gjë. E nuk është për qëllim që ai të lërë gjërat që nuk u kushton vëmendje apo vullnet me gjykimin e pasioneve dhe dëshirave, përkundrazi, ajo duhet të jetë në sajë të gjykimit legjislativ të Islamit. Për këtë arsye ai e konsideroi këtë prej Islamit të mirë, sepse kur përmirësohet Islami i një njeriu atëherë ai e lë atë që nuk i intereson në Islam prej fjalëve dhe veprave. Duhet ditur se Islami kërkon praktikimin e urdhrave siç e kemi përmendur në sqarimin e hadithit të Xhibrilit (salallahu alehji ue selem), dhe se Islami i plotë e i

lavdëruar përmban braktisjen e të ndaluarave, siç thotë i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem): *"Musliman është ai, dora dhe gjuha e të cilit nuk lëndon muslimanët e tjerë."* Pra kur Islami i tij përmirësohet, atëherë kjo kërkon prej tij që të braktisë çdo gjë që nuk i intereson prej të ndaluarave, të dyshimtave dhe gjërave të urryera, si dhe teprimit në gjëra e lejuara të cilat nuk janë të nevojshme. Të gjitha këto nuk duhet t'i intersojnë muslimanit nëse përmirësohet Islami i tij dhe arrin në gradën e ihsanit, që do të thotë: ta adhurojë Allahun sikur e sheh Atë, por edhe pse nuk e sheh, Allahu e shikon atë. Prandaj kush e adhuron Allahun duke ndier afërsinë e Tij e duke e parë me zemrën e tij, apo duke ndier afërsinë dhe mbikqyrjen e Allahut, me këtë Islami i tij është përmirësuar. Si rrjedhojë i kërkohet të braktisë çdo gjë që nuk i intereson në Islam dhe të merret me gjërat që i interesojnë. Nga këto dy shkallë lind ajo që quhet: turpërimi nga Allahu dhe braktisja e çdo gjëje prej së cilës njeriu turpërohet.

**3-** Prej dobive të nxjerra nga hadithi janë:

1. Njeriu duhet të largohet nga gjërat që nuk i interesojnë, si në fe ashtu dhe në çështjet e kësaj bote.
2. Njeriu duhet të angazhohet me gjërat që i interesojnë në fenë dhe jetën e tij.
3. Braktisja e gjërave që nuk të intersojnë janë rehati për shpirtin, ruajtje për kohën dhe nderin.
4. Njerëzit janë në grada të ndryshme në Islam.

# الحديث الثالث عشر

عَنْ أَبِيْ حَمْزَةَ أَنَسِ بنِ مَالِكٍ رَضِيَ اللهُ تَعَالَى عَنْهُ خَادِمِ رَسُوْلِ اللهِ صلى الله عليه وسلم عَن النبي صلى الله عليه وسلم قَالَ: (لاَ يُؤمِنُ أَحَدُكُمْ حَتَّى يُحِبَّ لأَخِيْهِ مَا يُحِبُّ لِنَفْسِهِ) رواه البخاري ومسلم

## HADITHI 13

Ebu Hamza Enes bin Malik *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* shërbëtori i të dërguarit të Allahut, përcjell se Profeti (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Askush nga ju nuk beson derisa të dëshirojë për vëllain e tij atë që dëshiron për vete."*** Buhariu dhe Muslimi.

**1-** Në këtë hadith Profeti (salallahu alehji ue selem) ia mohon besimin e plotë të detyrueshëm një muslimani, derisa të dojë për vëllain e tij atë që do për vete. Kjo ka të bëjë me çështjet e dunjasë dhe ahiretit. Këtu përfshihet dhe sjellja e tij me njerëzit ashtu siç dëshiron që njerëzit të sillen me të. Abdullah bin Amr bin Asi përcjell një hadith të gjatë në sahihun e Muslimit me nr. 1844 duke thënë: *"Kush dëshiron t'i largohet zjarrit le ta gjejë vdekja duke besuar në Allahun dhe botën tjetër, dhe le t'iu japë njerëzve çka dëshiron t'i japin atij."* Allahu i Madhëruar në librin e Tij thotë: **"Mjerë për ata që hanë në peshë (dhe matje), të cilët kur masin për vete e marrin masën të plotë, ndërsa kur u masin të tjerëve me litër ose me kandar ua pakësojnë."** (Suretul Mutafifin, 1-3)

**2-** Hafidh Ibn Rexhebi në librin e tij "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (1/306) thotë: "Hadithi i Enesit pohon se besimtarin duhet ta gëzojë ajo që e gëzon vëllain e tij besimtar, dhe të dojë për të atë të mirë që dëshiron për veten e tij. E gjithë kjo realizohet kur zemrat janë të ruajtura nga mllefi, dredhitë dhe zilitë. E themi këtë sepse zilia e shtyn njeriun të urrejë që dikush të jetë më sipër në ndonjë të mirë, apo që të jetë në një gradë me të. Ai kërkon të dallohet nga të tjerët me vlerat e tij dhe të veçohet nga të gjithë me këto vlera, ndërsa imani kërkon të kundërtën, kërkon që të gjithë

besimtarët ta shoqërojnë atë në mirësitë që i ka dhuruar Allahu pa i lënë mangut atij asgjë.” Në një vend tjetër (1/308) ai shprehet duke thënë: “Në përgjithësi besimtarit i kërkohet që të dojë për besimtarët atë që do për veten e tij, dhe të urrejë për ta atë që ia urren vetes së tij. Prandaj nëse vëren tek vëllai i tij ndonjë të metë duhet të angazhohet në përmirësimin e saj.”

**3-** Prej dovive të këtij hadithi janë:

1- Besimtari duhet të dojë për vëllain e tij atë që do për vete, dhe të urrejë për të atë që urren për veten e tij.

2-Inkurajimi për këtë gjë, sepse atij i mohohet besimi i plotë i domosdoshëm derisa të jetë i tillë.

3- Besimtarët janë në shkallë të ndryshme në besimin e tyre.

4- Përdorimi i fjalës: “vëllain e tij”, është formë zbutëse për muslimanin në mënyrë që të veprojë me vëllain e tij atë që i kërkohet.

# الحديث الرابع عشر

عن ابْنِ مَسْعُودٍ رضي الله عنه قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ: (لا يَحِلُّ دَمُ امْرِئٍ مُسْلِمٍ إلاَّ بِإحْدَى ثَلاثٍ: الثَّيِّبُ الزَّانِيْ، وَالنَّفْسُ بِالنَّفْسِ، وَالتَّارِكُ لِدِيْنِهِ المُفَارِقُ للجمَاعَةِ) رواه البخاري ومسلم.

## HADITHI 14

Abdullah bin Mesudi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Nuk lejohet të derdhet gjaku i muslimanit veçse në tri raste: Kur i martuari bën imoralitet, vrasësi, dhe ai që lë fenë e tij duke u ndarë nga bashkësia e muslimanëve."*** Buhariu dhe Muslimi.

**1-** Me fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Kur i martuari bën imoralitet",* është për qëllim i martuari, gjykimi për të cilin është ekzekutimi me gurëzim. Kjo gjë është saktësuar në sunetin e të dërguarit të Allahut (salallahu alehji ue selem), dhe po kështu pohon ajeti i gurëzimit, leximi i të cilit është anuluar, por që ka mbetur dispozita e tij.

**2-** Fjala e Profetit; "*vrasësi"* nënkupton kur ekzekutohet vrasësi nëpërmjet hakmarrjes, siç thotë Allahu i Madhëruar në librin e Tij: **"O besimtarë! Është caktuar për ju kisasi për vrasje."[33]** Gjithasthu ka thënë: **"Në ligjin e barazisë në ndëshkim ka siguri për jetën tuaj."[34]**

**3-** Me fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*ai që lë fenë e tij duke u ndarë nga bashkësia e muslimanëve"* është për qëllim dezertori, dhe kjo duke u bazuar në hadithin tjetër ku i dërguari i Allahut thotë: *"Ai që ndërron fenë, vriteni!"[35]*

**4-** Hafidh Ibn Rexhebi përmendi ekzekutimin e një grupi tjetër njerëzish që nuk janë përmendur në këtë hadith. *Ai përmendi ekzekutimin për homoseksualët, atyre që kryejnë marrëdhënie intime me të afërmit që e*

[33] Suretu Bekare, 178.
[34] Suretu Bekare, 179.
[35] E përcjell Buhariu me nr. 3017.

*kanë të ndaluar të martohen me ta, magjistarin, atë që kryen mardhënie me kafshën, atë që lë namazin, atë që pi alkoolin për herë të katërt, vjedhësin për herë të pestë, vrasjen e njërit nga dy prijësat ku secili posedon besë apo atyre që zhveshin armët, spiunin, muslimanin i cili spiunon mohuesit në dëm të muslimanëve* etj.

**5-** Prej dobive të këtij hadithi janë:

1. Nderi i gjakut të muslimanit, duke përjashtuar njërin nga tri rastet që u përmendën në hadith.
2. Laviri i martuar vritet duke u gurëzuar.
3. Ai që vret me vetëdije, vritet nëse plotësohen tek ai kushtet e hakmarrjes.
4. Dezertori që lë Islamin vritet, burrë apo grua qoftë ai.

# الحديث الخامس عشر

عَن أَبي هُرَيْرَةَ رضي الله عنه أَنَّ رَسُولَ الله صلى الله عليه وسلم قَالَ: (مَنْ كَانَ يُؤمِنُ باللهِ وَاليَوْمِ الآخِرِ فَلْيَقُلْ خَيْرَاً أَو لِيَصْمُتْ، وَمَنْ كَانَ يُؤمِنُ باللهِ وَاليَومِ الآخِرِ فَلْيُكْرِمْ جارَهُ، ومَنْ كَانَ يُؤمِنُ باللهِ واليَومِ الآخِرِ فَلْيُكْرِمْ ضَيْفَهُ) رواه البخاري ومسلم.

## HADITHI 15

Ebu Hurejra *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Kush beson Allahun dhe ditën e fundit, të flasë mirë ose le të heshtë. Kush beson Allahun dhe ditën e fundit, të respektojë fqinjin e tij. Kush beson Allahun dhe ditën e fundit, të nderojë musafirin e tij."*** Buhariu dhe Muslimi.

**1-** Në këtë hadith i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) bashkoi mes besimit në Allahun dhe besimit në botën tjetër në këto tri gjëra, sepse besimi në Allahun është bazë në çdo send dhe duhet t'i besojmë atij. Çdo gjë për të cilën urdhërohemi që t'i besojmë, i kthehet dhe ndjek besimin në Allahun. Ndërsa besimi në ditën e fundit na përkujton kthimin dhe shpërblimin e punëve: nëse janë të mira me të mira e nëse janë të këqija me të këqija.

**2-** Fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Kush beson Allahun dhe ditën e fundit, të flasë mirë ose le të heshtë"* janë gjithëpërfshirëse. Ato janë prej fjalëve kuptimplota të Profetit, me anë të së cilave kërkohet ruajtja e gjuhës nga fjalët përpos kur janë fjalë të mira. Neveviu në komentin e këtij hadithi thotë: Shafiu, Allahu e mëshiroftë, ka thënë: "Kuptimi i hadithit është se kur një njeri kërkon të flasë le të ndalet e të mendojë. Nëse vëren se kjo nuk i sjell dëm, atëherë le të flas, por nëse vëren se kjo i sjell dëm apo kur dyshon, në këtë rast ai duhet të heshtë. Imami i shquar Ebu Muhamed bin Ebi Zejd, imami i Malikive në kohën e tij në Marok, ka thënë: "Të gjitha moralet e mira degëzohen nga katër hadithe:

Në fjalën e Profetit (salallahu alehji ue selem) që thotë: "*Kush beson Allahun dhe ditën e fundit, të flasë mirë ose le të heshtë",* dhe në fjalën e tij ku thotë: "*Një nga cilësitë e mira të një besimtari musliman, është kur nuk ndërhyn në atë që nuk i intereson."* Gjithashtu fjala e tij kur e këshillon njërin nga sahabët me një këshillë të shkurtër, duke i thënë: *"Mos u zemëro"*, si dhe fjala e tij kur thotë: "*Askush nga ju nuk beson, derisa të dëshirojë për vëllain e tij atë që dëshiron për vete."* Pas kësaj Neveviu përcjell një fjalë që përdorej nga disa të cilët thonin: "Sikur t'u blinit nxënësve fletore, atëherë do heshtnit nga shumë fjalë."

**3-** E mira është fjalë të cilës i kundërvihet e keqja. E mira vjen dhe në trajtën e pashquar "Hajër (mirësi)", dhe mes tyre Allahu i Madhëruar ka bashkuar në një ajet Kuranor duke thënë: **"O Profet! Thuaju robërve që gjenden në duart tuaja: Nëse Allahu gjen mirësi në zemrat tuaja, do t'ju japë diçka edhe më të mirë nga ajo që u është marrë."**[36]

**4-** Në fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Kush beson Allahun dhe ditën e fundit të respektojë fqinjin e tij",* tregohet se sjellja me fqinjin është nga detyrimet më të forta. Për këtë kanë ardhur shumë hadithe që nxisin për respektimin e fqinjit, si dhe kërcënojnë nga lëndimi dhe dëmtimi i tij. Nga këto hadithe është hadithi i Aishes *(Allahu qoftë i kënaqur prej saj!),* e cila përcjell se i dërguari i Allahut ka thënë: *"Xhibrili (salallahu alehji ue selem) më porositi aq shumë për fqinjin sa kujtova se do e bënte pjesëtar në trashëgimi."*[37] Gjithashtu hadithi ku i dërguari i Allahut thotë: *"Pasha Allahun nuk beson ai …! Pasha Allahun nuk beson ai …! Pasha Allahun nuk beson ai ...!"* Kush është ky o i dërguari i Allahut? - e pyetën shokët e tij. Profeti (salallahu alehji ue selem) tha: *"Ai që fqinji i të cilit i trembet së keqes që vjen prej tij."*[38] Nderimi i fqinjit bëhet duke i mundësuar atij çdo bamirësi dhe duke e ruajtur nga çdo e keqe.

Fqinjë ndahen në tri grupe:

- Fqinji musliman me të cilin ke afërsi gjaku, dhe ndaj tij ke tri detyrime: fqinjësinë, afërsinë dhe Islamin.
- Fqinji musliman me të cilin nuk ke afërsi gjaku, por tek ai ke detyrimet e Islamit dhe fqinjësisë.

[36] Suretu Enfal, 70.
[37] E përcjell Buhariu me nr. 6014 dhe Muslimi me nr. 2624.
[38] E përcjell Buhariu me nr. 6016 dhe Muslimi me nr. 73.

- Fqinji jomusliman me të cilin nuk ke afërsi gjaku, por me të ke vetëm detyrimin e fqinjësisë.

Fqinji që meriton nga ti më shumë nderim dhe respektim është më i afërti nga shtëpia jote, për shkak se ai është që vëren të mirat që hyjnë në shtëpinë e fqinjit të tij dhe pret që ajo mirësi t'i vijë edhe atij.

**5-** Fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem); "*kush beson Allahun dhe ditën e fundit të nderojë musafirin e tij",* tregojnë se nderimi ndaj musafirit është detyrim i ndërsjelltë mes muslimanëve dhe hyn në moralet e larta. Në sahihun e Buhariut me nr. 6019, Ebu Shurejhi përcjell duke thënë: "E kanë dëgjuar veshët e mi dhe e kanë parë sytë e mi Profetin (salallahu alehji ue selem) kur fliste duke thënë: "*Kush beson Allahun dhe ditën e fundit të respektojë fqinjin e tij. Kush beson Allahun dhe ditën e fundit të nderoj musafirin e tij duke i dhënë shpërblimin e tij."* Të pranishmit i thanë: *"Cili është shpërblimi i tij o i dërguari i Allahut?* Ai tha: *Ta mbajë një ditë dhe një natë, ndërsa mikpritja është tri ditë, ditët e tjera quhen sadaka për të."*

**6-** Prej dobive të këtij hadithi janë:

1. Inkurajimi që njeriu të flasë për gjëra që përmbajnë mirësi.
2. Inkurajimi për të heshtur nëse e folura nuk ka ndonjë dobi.
3. Gjatë inkurajimit dhe kërcënimit nga një vepër është mirë që të përmendet dita e gjykimit, sepse atë ditë ndodh llogaria e veprave.
4. Inkurajimi për respektimin e fqinjit, si dhe qortimi për lëndimin e tij.
5. Nxitja për të respektuar musafirin duke e nderuar atë.

# الحديث السادس عشر

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ أَنَّ رَجُلاً قَالَ لِلنَّبِيِّ صلى الله عليه وسلم: أَوصِنِيْ ، قَال:"لاَ تَغْضَبْ" . رواه البخاري

## HADITHI 16

Ebu Hurejra *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se një burrë erdhi te Profeti (salallahu alehji ue selem) dhe i tha: ***"Më jep ndonjë këshillë! I dërguari i Allahut i tha: Mos u zemëro! Ai e përsëriti disa herë kërkesën e tij, ndërsa i dërguari i Allahut i përgjigjej duke i thënë: Mos u zemëro!"*** Buhariu.

**1-** Hafidh Ibn Haxheri në librin e tij "Fet'hul Bari" (10/520) thotë se Hatabi ka thënë: "Fjala *"mos u zemëro"* do të thotë: Largohu nga shkaqet që sjellin zemërimin dhe mos i kërko gjërat që e nxisin atë. Ndërsa vet zemërimi nuk është diçka e ndaluar, por është diçka natyrale që nuk mund t'i largohet natyrës së njeriut." Në një vend tjetër ai thotë: "Ibn Tini ka thënë: I dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) në fjalën e tij *"mos u zemro"* mblodhi mes të mirës së dunjasë dhe ahiretit, sepse zemërimi shpie në shkëputjen e lidhjeve mes njerëzve si dhe largon çdo lloj butësie, e ndoshta nganjëherë shkon deri aty sa i zemëruari të lëndojë njerëzit gjë e cila i mangëson fenë.

**2-** Allahu i Lartësuar i ka lavdëruar njerëzit që e përmbajnë veten gjatë zemërimit, si dhe ata që i falin njerëzit. Ndërsa i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) na ka lajmëruar duke thënë: *"Nuk është i fort ai që mund të tjerët, por i fort është ai që përmban veten kur zemërohet."*[39] Prandaj kur njeriu zemërohet duhet që ta përmbajë veten dhe të kërkojë mbrojtje tek Allahu nga shejtani i mallkuar, siç transmetohet në sahihun e Buhariut me nr. 6115. Gjithashtu duhet të ulet apo edhe të shtrihet, siç transmetohet në "Sunen" të Ebu Daudit me nr. 4782, në hadithin e përcjellë nga Ebu Dherri se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka

[39] Transmeton Buhariu me nr. 6114.

thënë: *“Kur të zemërohet ndonjëri nga ju duke qenë në këmbë atëherë le të ulet, nëse i largohet zemërimi, mirë, përndryshe le të shtrihet.”* Ky hadith është i saktë, sepse transmetuesit e tij janë burra që përcjellin në sahihun e Muslimit.

**3-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Kujdesi i sahabëve në gjërat e mira, sepse ky sahab kërkoi këshillë nga Profeti (salallahu alehji ue selem).
2. Qortimi nga shkaqet që shpien drejt zemërimit si dhe nga pasojat që vijnë pas tij.
3- Përsëritja e këshillës në ndalimin e zemërimit tregon për rëndësinë e kësaj këshille.

# الحديث السابع عشر

عَنْ أَبِي يَعْلَى شَدَّادِ بنِ أَوْسٍ رَضِيَ اللهُ تَعَالَى عَنْهُ عَنْ رَسُولِ اللهِ صلى الله عليه وسلم قَالَ: (إِنَّ اللهَ كَتَبَ الإِحْسَانَ عَلَى كُلِّ شَيءٍ. فَإِذَا قَتَلْتُمْ فَأَحْسِنُوا القِتْلَةَ، وَإِذَا ذَبَحْتُمْ فَأَحْسِنُوا الذِّبْحَةَ، وَلْيُحِدَّ أَحَدُكُمْ شَفْرَتَهُ، وَلْيُرِحْ ذَبِيْحَتَهُ) رواه مسلم

## HADITHI 17

Ebu Jeala Shedad bin Eusi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Allahu i Madhëruar e ka bërë detyrë mirësinë për çdo gjë. Prandaj dhe kur të vrisni dikë (ekzekutoni), vriteni me sa më pak dhimbje. Po ashtu kur të therni ndonjë kafshë, mundohuni t'a therni në mënyrën më të mirë, duke mprehur thikën që kafsha të mos mundohet."*** Muslimi.

**1-** Në fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Allahu i Madhëruar e ka bërë detyrë mirësinë për çdo gjë",* mirësia është e kundërta e keqbërjes. Ndërsa fjala *"e ka bërë detyrë"* do të thotë e ka ligjëruar dhe e ka obliguar. Pra është detyrim fetar legjislativ, dhe mirësia është e përgjithshme sepse duhet të përfshijë njeriun dhe kafshën.

**2-** Pas kësaj i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) urdhëron që të tregohet mirësi gjatë vrasjes dhe therjes së kafshës, duke mprehur thikën me qëllim që ajo të ndiej sa më pak dhimbje. Ky ishte një shembull që pasqyron mirësinë edhe gjatë vrasjes së një njeriu që e ka merituar vrasjen, apo në therjen e një kafshe, kjo duke marrë rrugët më të lehta nëpërmjet të cilave t'u dalë shpirti pa mundim të madh.

**3-** Ibn Rexhebi në librin e tij "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (1/381-382) thotë: "Ky hadith pohon domosdoshmërinë e prezencës së mirësisë në të gjitha punët. Por duhet ditur se mirësia në çdo send bëhet sipas atij sendi, p.sh: mirësia në praktikimin e detyrimeve të dukshme apo të padukshme, si dhe praktikimi i tyre në formën më të plotë bashkë me këto detyra. Në këtë rast kjo pjesë e mirësisë është e domosdoshme. Ndërsa

mirësia e përdorur për të plotësuar gjërat e pëlqyeshme nuk është e domosdoshme. Mirësia në braktisjen e të ndaluarave dhe largimin prej tyre, qofshin të dukshme apo të fshehta, siç thotë Allahu i Madhëruar: **"E largohuni nga mëkatet e hapta dhe ato të fshehta."** (Suretul En'am, 120) Mirësia në këtë rast është e domosdoshme. Përsa i përket mirësisë gjatë durimit ndaj paracaktimeve, ajo realizohet duke duruar në formën e kërkuar pa u acaruar dhe pa u shqetësuar. Mirësia e domosdoshme në marrëdhëniet me njerëzit dhe bashkëjetesën me ta, realizohet duke praktikuar të gjitha detyrimet me të cilat të ka urdhëruar Allahu. Ndërsa mirësia e domosdoshme në udhëheqjen e krijesave dhe mirëvajtjen e punëve të tyre, realizohet duke i praktikuar të gjitha detyrimet që kërkon udhëheqja, dhe çdo gjë shtesë mbi obligimin nuk është mirësi e detyrueshme. Gjithashtu mirësia në vrasjen e atyre që lejohet të vriten, qoftë nga njerëzit apo nga kafshët, duke u mundësuar që të japin shpirt në formën më të lehtë dhe me të shpejtë pa ua shtuar lëndimet, sepse është lëndim i panevojshëm. Këtë lloj e përmendi i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) në këtë hadith, e ndoshta e ka përmendur si shembull ose për shkak të nevojës që kishte sqarimi i saj në atë kohë, duke thënë: "*Prandaj dhe kur të vrisni dikë, vriteni me sa më pak dhimbje. Po ashtu kur të therni ndonjë kafshë, mundohuni t'a therni në mënyrën më të mirë."* Kjo do të thotë që; përmirësojeni mënyrën e therjes dhe vrasjes. Gjithashtu kjo pohon domosdoshmërinë e përshpejtimit të nxjerrjes së shpirtit ndaj atyre që lejohen, në formën më të lehtë."

**4-** Mirësia gjatë vrasjes është e kërkuar pa përdorur dënime apo formën e njëjtë me (me të atyre që kane kryer vrasjen), qoftë gjatë vrasjes së mohuesve, për hakmarrje apo edhe në gjykimet penale. Këtu përjashtohet rasti kur ndodh një hakmarrje ku me vrasësin veprohet në të njëjtën mënyrë që ai ka vepruar me të vrarin, siç është transmetuar nga Profeti (salallahu alehji ue selem) i cili vrau çifutin që kishte shtypur kokën e një robëreshe mes dy gurëve, ndodhi të cilën e transmeton Buhariu me nr.2413 dhe Muslimi me nr. 1672. Apo siç është saktësuar në ndodhinë e *uranijinëve*, të cilën e ka transmetuar Buhariu me nr. 6802 si dhe Muslimi me nr. 1671. Ndërsa rasti i gurëzimit të lavirit kur është i martuar mundet që të jetë përjashtuar nga përgjithësimi i këtij hadithi, ose kuptohet në atë që mirësia bëhet kur është në përputhje me legjislacionin, kështu që gurëzimi i përket këtij legjislacioni.

**5-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Domosdoshmëria e mirësisë në çdo send.

2. Domosdoshmëria e mirësisë gjatë vrasjes duke ndjekur rrugët më të lehta në marrjen e shpirtit.

3. Kujdesi për mjetin që pret kafshën para se ta fillojë therjen, e kjo duke u bazuar në fjalën e Profetit (salallahu alehji ue selem): "... *duke mprehur thikën që kafsha të mos mundohet."*

# الحديث الثامن عشر

عَنْ أَبِيْ ذَرٍّ جُنْدُبِ بنِ جُنَادَةَ وَأَبِي عَبْدِ الرَّحْمَنِ مُعَاذِ بنِ جَبَلٍ رَضِيَ اللهُ عَنْهُمَا عَنْ رَسُولِ اللهِ صلى الله عليه وسلم قَالَ: (اتَّقِ اللهَ حَيْثُمَا كُنْتَ، وَأَتْبِعِ السَّيِّئَةَ الحَسَنَةَ تَمْحُهَا، وَخَالِقِ النَّاسَ بِخُلُقٍ حَسَنٍ" رواه الترمذي وقال: حديث حسن. وفي بعض النسخ: حسنٌ صحيح.

## HADITHI 18

Ebu Dherr Xhundub bin Xhunadeh dhe Ebu AbduRrahman Muadh bin Xhebeli *(Allahu qoftë i kënaqur prej tyre!)* përcjellin se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Frikësoju Allahut kudo që të jesh. Të keqen pasoje me një të mirë me qëllim që ta fshijë atë (të keqen), dhe me njerëzit sillu me moral të mirë."*** Transmeton Tirmidhiu i cili thotë se ky hadith është i mirë, ndërsa në disa dorëshkrime të tjera ai e konsideron hadith të saktë.

**1-** Ky hadith bashkë me tri fjalitë e tij ka përmbledhur çdo gjë që i kërkohet një muslimani kundrejt Zotit të tij, vetes dhe të tjerëve.

**2-** Profeti (salallahu alehji ue selem) thotë: "*Frikësoju Allahut kudo që të jesh.*" Në gjuhën arabe origjina e Takvasë (frikë-respektit) është kur vendos mes teje dhe atij që i frikësohesh një pengesë e cila të ruan prej tij, siç është përdorimi i këpucëve dhe nallaneve për t'u ruajtur nga dëmtimet që janë mbi sipërfaqe të tokës, apo siç është ndërtimi i shtëpive dhe tendave për t'u ruajtur nga i nxehti i diellit etj. Ndërsa në kuptimin terminologjik fetar takvaja është kur njeriu vendos mes tij dhe hidhërimit të Allahut një pengesë që e ruan nga kjo gjë, e kjo realizohet duke praktikuar urdhërat dhe duke braktisur të ndaluarat, duke u besuar atyre që thuhen si dhe duke e adhuruar Allahun në përputhje të plotë me legjislacionin, pra jo me bidate apo gjëra të shpikura. Frikë-respekti ndaj Allahut është i kërkuar në të gjitha rastet, në të gjitha vendet dhe në të gjitha kohët. Në këtë mënyrë njeriu duhet t'i frikësohet Allahut të Lartësuar kur është në mesin

e njerëzve dhe kur është vetëm, siç thuhet dhe në këtë hadith: "*Frikësoju Allahut kudo që të jesh.*"

**3-** Kuptimi i fjalës së Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Të keqen pasoje me një të mirë me qëllim që ta fshijë atë (të keqen)",* është kur njeriu vepron një mëkat dhe pendohet prej tij. Ky pendim është vepër e mirë sepse i fshin të gjitha mëkatet e vogla apo të mëdha që njeriu mund të ketë bërë më parë. Fshirja e mëkateve gjithashtu bëhet edhe me punë të mira, të cilat i fshijnë mëkatet e vogla, ndërsa mëkatet e mëdha nuk i fshin vetëm se pendimi.

**4-** Në fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*dhe me njerëzit sillu me moral të mirë",* njeriut i kërkohet që të sillet me të gjithë njerëzit në mënyrën më të mirë. Në këtë mënyrë ai duhet të sillet me ta ashtu sikurse dëshiron që njerëzit të sillen me të, kjo duke u bazuar në fjalën e Profetit (salallahu alehji ue selem) që thotë: "*Askush nga ju nuk beson derisa të dëshirojë për vëllain e tij atë që dëshiron për vete."* Si dhe në fjalën e Profetit që thotë: *"Kush dëshiron t'i largohet zjarrit le ta gjejë vdekja duke besuar në Allahun dhe në botën tjetër, dhe le t'u japë njerëzve çka dëshiron t'i japin atij."* Allahu i Madhëruar e ka cilësuar të dërguarin e Tij si njeri që gëzon moral të lartë. Gjithashtu Aisha *(Allahu qoftë i kënaqur prej saj!)* përcjell duke thënë: *"Morali i tij ishte Kurani"*[40], që dotë thotë se ai praktikonte çdo gjë që ekzistonte në Kuran. Në sunet janë përcjellë shumë hadithe të cilat pohojnë vlerën e moralit dhe që e nxisin njeriun të pajiset me morale të mira, e nga ana tjetër duke e qortuar nga moralet e këqia.

**5-** Prej dobive që nxirren nga ky hadith janë:

1. Këshilla e plotë që i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) i jep umetit të tij, duke përfshirë edhe gjërat që u përmendën në këtë hadith, pra tri këshillat e mëdha dhe gjithpërfshirëse.
2. Urdhërimi për firkë ndaj Allahut në të gjitha rastet, vendet dhe kohët.
3. Inkurajimi që të këqiat të pasohen nga veprat e mira.
4. Të mirat i fshijnë veprat e këqia.
5. Nxitja që të sillemi me njerëzit me moral të mirë.

[40] E përcjell Muslimi me nr. 746.

# الحديث التاسع عشر

عَنْ أَبِي عَبَّاسٍ عَبْدِ اللهِ بنِ عَبَّاسٍ رضي الله عنهما قَالَ: كُنْتُ خَلْفَ النبي صلى الله عليه وسلم يَومَاً فَقَالَ: (يَا غُلاَمُ إِنِّي أُعَلِّمُكَ كَلِمَاتٍ : احْفَظِ اللهَ يَحفَظك، احْفَظِ اللهَ تَجدهُ تُجَاهَكَ، إِذَاَ سَأَلْتَ فَاسْأَلِ اللهَ، وَإِذَاَ اسْتَعَنتَ فَاستَعِن باللهِ، وَاعْلَم أَنَّ الأُمّة لو اجْتَمَعَت عَلَى أن يَنفعُوكَ بشيءٍ لَمْ يَنْفَعُوكَ إِلا بِشيءٍ قَد كَتَبَهُ اللهُ لَك، وإِن اِجْتَمَعوا عَلَى أَنْ يَضُرُّوكَ بِشيءٍ لَمْ يَضروك إلا بشيءٍ قَد كَتَبَهُ اللهُ عَلَيْكَ، رُفعَت الأَقْلامُ، وَجَفّتِ الصُّحُفُ) رواه الترمذي وقال: حديث حسن صحيح – وفي رواية – غير الترمذي: ( اِحفظِ اللهَ تَجِدْهُ أَمَامَكَ، تَعَرَّفْ إِلى اللهِ فِي الرَّخاءِ يَعرِفْكَ فِي الشّدةِ، وَاعْلَم أن مَا أَخطأكَ لَمْ يَكُن لِيُصيبكَ، وَمَا أَصَابَكَ لَمْ يَكُن لِيُخطِئكَ، وَاعْلَمْ أنَّ النَّصْرَ مَعَ الصَّبْرِ، وَأَنَّ الفَرَجَ مَعَ الكَربِ، وَأَنَّ مَعَ العُسرِ يُسراً)

## HADITHI 19

Ebu Abas Abdullah bin Abasi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell duke thënë: Një ditë po qëndroja pas Pejgamberit (salallahu alehji ue selem) dhe ai më tha: ***"O djalosh, do të mësoj disa fjalë: Kije ndërmend Allahun sepse Ai do të të ruajë ty, kije ndërmend Allahun dhe Atë do ta gjesh para teje (do të mbrojë dhe do të ndihmojë). Kur të kërkosh diçka, kërkoje nga Zoti, e nëse kërkon ndihmë atëherë kërko nga Zoti. Dije se sikur i tërë populli të mblidhet për të të ndihmuar në diçka, nuk do mund të të ndihmonin dot përveç asaj që të ka përcaktuar Allahu. Por edhe sikur të mblidheshin për të të dëmtuar diçka, ata nuk do të dëmtonin përveç asaj që Allahu të ka përcaktuar. Lapsat (për shënimin e përcaktimeve) janë ngritur, dhe faqet e shkrimit janë tharë."***. (Tirmidhiu i cili thotë se është hadith hasen sahih). Ndërsa në një transmetim tjetër të këtij hadithi shënohen edhe këto fjalë: ***"Kije ndërmend Allahun, do ta gjesh përpara teje. Njihe Allahun (duke e respektuar) kur je në bollëk, në mënyrë që Ai të të njohë (me ndihmën e Tij) kur je në vështirësi. Dije se ajo prej të cilës ke shpëtuar nuk do të mund të të godiste, dhe ajo që të***

***ka goditur nuk ishte e mundur që t'i shpëtoje. Dije se fitorja arrihet me durim, ndërsa suksesi me mundim, dhe pas vështirësive vjen lehtësimi.”***

**1-** Fjala e Profetit (salallahu alehji ue selem): “*kije ndërmend Allahun, sepse Ai do të të ruajë ty”,* do të thotë: Ruaji kufijtë e vëna nga Allahu duke i praktikuar urdhërat e Tij e duke u distancuar nga të ndaluarat e Tij, duke u besuar fjalëve të Tij e duke e adhuruar në përputhje me legjislacionin e Tij dhe jo me bidate dhe pasione. Të gjitha këto me qëllim që Allahu të të ruaj ty në çështjet e fesë dhe dunjasë tënde si shpërblim i merituar, pra shpërblim në varësi të punës, kështu që puna ishte ruajtje ndërsa shpërblimi mbetet i njëjtë.

**2-** Fjala e Profetit (salallahu alehji ue selem): “*kije ndërmend Allahun dhe Atë do ta gjesh para teje”*, do të thotë: do të të ruaj në çështjet e fesë dhe dunjasë tënde.

**3-** Fjalët e Profetit: “*Kur të kërkosh diçka kërkoje nga Zoti, e nëse kërkon ndihmë atëherë kërko nga Zoti”*, janë në përputhje të plotë me ajetin Kuranor ku Allahu i Madhëruar thotë**: “Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë.”**[41] Ti kërkosh Allahut është lutje, ndërsa lutja është adhurim. Kjo do të thotë që muslimani adhuron vetëm Allahun dhe vetëm Atij i kërkon zgjidhjen e problemeve të tij, vetëm Atij i kërkon ndihmë në të gjitha çështjet e kësaj bote dhe botës tjetër pa harruar përdorimin e shkaqeve të lejuara, dhe i lutet Allahut që t’i bëjë dobi me këto shkaqe siç thotë Profeti (salallahu alehji ue selem): *“Kujdesu për gjithcka që të bën dobi! Kërkoi ndihmë Allahut dhe mos u trego i dobët.”* [42]

**4-** Fjalët e Profetit: “*Dije se sikur i tërë populli të mblidhej për të të ndihmuar në diçka, nuk do mund të të ndihmonin”,* e deri tek fjalët: “*Lapsat (për shënimin e përcaktimeve) janë ngritur, dhe faqet e shkrimit janë tharë.”* Pra pasi që tregoi se lutja dhe kërkimi i ndihmës duhet t’i kërkohen vetëm Allahut, më pas sqaroi se çdo send është në dorën e Tij. Askush nuk mund ta ndalojë atë që Ai jep dhe askush nuk mund të japë atë që Ai e ndalon, dhe çdo gjë nuk mund të dalë jashtë dëshirës dhe vullnetit të Tij. Gjithashtu, njerëzit nuk munden që t’i bëjnë mirë (një njeriu) përderisa atë nuk e ka paracaktuar Allahu, nga ana tjetër ata nuk munden ta dëmtojnë me ndonjë send të cilin nuk e ka paracaktuar Allahu. Prandaj çdo send që realizohet apo që nuk realizohet është paracaktuar më parë,

[41] Suretu Fatiha, 5.
[42] E përcjell Muslimi me nr. 2664.

për këtë arsye në hadih thuhet: "*Lapsat (për shënimin e përcaktimeve) janë ngritur, dhe faqet e shkrimit janë tharë.*" Kjo do të thotë se çdo gjë që do të ndodhë është shkruar dhe ka mbaruar, dhe patjetër që do të realizohet. Qëllimi me ngritjen e lapsave dhe tharjen e faqeve të shkrimit është mbarimi i çdo gjëje që është paracaktuar në librin Leuhi Mahfudh, dhe patjetër që do të ndodhë në përputhje me atë që është paracaktuar. Të gjitha këto fjali pohojnë atë që quhet *besimi në kaderin e Allahut*, i cili është një nga gjashtë bazat e besimit e që e kemi sqaruar në hadithin e njohur të Xhibrilit.

**5-** Fjala e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Njihe Allahun (duke e respektuar) kur je në bollëk, në mënyrë që Ai të të njohë (me ndihmën e Tij) kur je në vështirësi*", do të thotë: Ai që punën e tij e bën të sinqertë për hir të Allahut gjatë kohës së rehatisë dhe bollëkut, ai do të gjejë nga Allahu vetëm të mira dhe Ai do i largojë çdo të keqe në kohën e vështirësive dhe mundimeve, siç thotë Allahu i Madhëruar: **"Atij që i frikësohet Allahut, Ai do t'i gjejë rrugëdalje (nga çdo vështirësi) dhe do t'i japë risk prej nga nuk e pret."** [43] Në një ajet tjetër Ai thotë: **"Dhe po të mos ishte nga ata që i luten Allahut, me siguri do të mbetej në barkun e saj deri në Ditën e Ringjalljes."**[44] Apo siç ishte rasti i tre personave që i zuri rruga në një shpellë, derën e së cilës e zuri një gur i madh. Ata ndërmjetësuan tek Allahu me anë të punëve të tyre të mira, të cilat i kishin vepruar në kohën e rehatisë dhe bolllëkut. Kështu që njëri prej tyre përmendi respektin e tij ndaj prindërve, i dyti përmendi ruajtjen e amanetit dhe shtimin e tij duke ia kthyer edhe një herë të zotit të saj, dhe i treti përmendi braktisjen që i kishte bërë imoralitetit për hir të Allahut pasiqë i kishte të gjitha mundësitë për ta bërë. Si rrjedhojë Allahu ua largoi vështirësinë dhe i çliroi nga dëmtimi që u ishte kanosur, kështu që guri u rrokullis derisa ata mundën të dilnin nga ajo shpellë. Këtë hadith e përcjell Buhariu me nr. 5974 si dhe Muslimi me nr. 2743.

**6-** Fjala e Profetit (salallahu alehji ue selem): *"Dije se ajo prej të cilës ke shpëtuar nuk do të mund të të godiste, dhe ajo që të ka goditur nuk ishte e mundur që t'i shpëtoje",* do të thotë: Ajo që ka paracaktuar Allahu për të të ruajtur nga diçka, ajo nuk do të të ndodhë, por nëse e ka paracaktuar që ajo të ndodhë, ka për të ndodhur patjetër, sepse çfarë do Allahu bëhet e çfarë nuk do Ai nuk mund të bëhet. Çdo gjë për të cilën Allahu ka paracaktuar që të ndodhë patjetër do të ndodhë dhe kurrsesi nuk mund të

[43] Suretu Talak, 2-3.
[44] Suretu Safat, 143-144.

ndryshojë, ndërsa atë që Allahu nuk e ka përcaktuar për ty ti nuk mund të gjesh rrugë për ta marrë apo për të arritur tek ajo.

**7-** Dhe në fund janë fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Dije se fitorja arrihet me durim, ndërsa suksesi me mundim dhe pas vështirësive vjen lehtësimi.*"

Në këto tri fjali pohohet arritja e fitores me anë të durimit dhe suksesit, me anë të mundimit dhe lehtësimit pas vështirësisë. Gjithashtu prej durimit vjen fitorja me lejen e Allahut, ndërsa vështirësinë Allahu e largon me anë të fitores që vjen menjëherë pas saj, dhe vështirësia pasohet me lehtësim nga ana e Allahut të Madhëruar.

**8-** Prej dobive që nxirren nga ky hadith janë:

1. Ai që u kushton rëndësi kufijve që ka vënë Allahu, atë Allahu e ruan në fenë dhe jetën e tij.
2. Ai që shkujdeset ndaj kufijve që ka vënë Allahu nuk do e arrijë këtë kujdesje nga Ai, siç thuhet në një ajet kuranor: **"Ata e harrruan Allahun e Ai i harroi ata."** (Suretu Tevbe: 67)
3. Shpërblimi jepet në sajë të punës. Puna në këtë rast ishte ruajtje prandaj shpërblimi ishte i njëjtë; kujdesje nga ana e Allahut.
4. Robi duhet të veçojë vetëm Allahun në adhurimin e tij, madje dhe atëherë kur kërkon ndihmë.
5. Besimi në kaderin e Allahut.
6. Njerëzit nuk sjellin dobi apo dëm përveçse kur ajo dobi apo dëm është paracaktuar nga Allahu.
7. Askujt nuk i ndodh një e mirë vetëm nëse ajo ka qenë e paracaktuar, gjithashtu nuk mund t'i largohet një e keqe përpos nëse ka qenë e paracaktuar. Ajo që do Allahu bëhet, ndërsa atë që nuk e do Allahu nuk mund të bëhet.
8. Durimi pasohet me fitore.
9. Mundimi pasohet me sukses.
10. Pas vështirësisë vjen lehtësimi.
11. Thjeshtësia e Profetit (salallahu alehji ue selem) dhe mëshira e tij për të vegjlit.
12. Dhënia përparësi gjërave të rëndësishme për t'i nxitur shpirtrat drejt tyre, kjo duke u bazuar në fjalën e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*... do të mësoj disa fjalë.*"

# الحديث العشرون

عَنْ أَبِيْ مَسْعُوْدٍ عُقبَة بنِ عَمْرٍو الأَنْصَارِيِّ البَدْرِيِّ رضي الله عنه قَالَ: قَالَ رَسُوْلُ اللهِ صلى الله عليه وسلم (إِنَّ مِمَّا أَدرَكَ النَاسُ مِن كَلاَمِ النُّبُوَّةِ الأُولَى إِذا لَم تَستَحْيِ فاصْنَعْ مَا شِئتَ) رواه البخاري.

## HADITHI 20

Ebu Mesud Ukbe bin Amr el Ensari el Bedri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë:***"Nga fjalët (e urta) që bota ka mbajtur mend nga predikimet e profetëve të mëparshëm, është:Kur nuk ke turp bëj ç'të duash."*** Buhariu.

**1-** Hadithi pohon se turpi është një virtyt i lavdëruar, i cili është gjendur jo vetëm në këtë legjislacion por edhe në legjislacionet e mëparshme. Turpi është një virtyt i mirë, të cilin e kanë trashëguar profetësitë njëra pas tjetrës, deri në kohën e këtij umeti. Urdhëri i përmendur; *"bëj ç'të duash"*, ka për qëllim lejueshmërinë dhe formën kërkuese përderisa ajo prej së cilës ke turp nuk është e ndaluar legjitimisht. Por nëse është e ndaluar atëherë ajo nënkupton kërcënim, ose një gjë e tillë nuk mund t'i ndodhë vetëm se një njeriu që i ka ikur apo i është pakësuar turpi. Ibn Rexhebi në librin e tij "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (1/497) thotë: "Fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Nga fjalët (e urta) që bota ka mbajtur mend nga predikimet e profetëve të mëparshëm",* tregojnë se ky virtyt është i trashëguar nga profetët e mëparshëm, dhe se njerëzit e kanë përdorur dhe e kanë trashëguar atë brez pas brezi. E gjithë kjo pohon se profetësia e mëparshme ishte ajo që e solli këtë fjalë, dhe ajo u përhap shumë mes njerëzve derisa arriti tek njerëzit e parë të këtij umeti." Më pas ai vijon duke thënë: "Ndërsa fjalët e tij: "*Kur nuk ke turp bëj ç'të duash",* rreth kuptimit të tyre ekzistojnë dy mendime:

**I pari:** Nuk është për qëllim urdhëri që ai të bëjë ç'të dojë, përkundrazi fjalët vijnë në kuptimin e nënçmimit dhe ndalimit të asaj vepre. Përkrahësit e kësaj thënjeje kanë dy rrugë: *E para:* pohojnë se ai është

urdhër që nënkupton kërcënimin dhe dënimin, dhe do të thotë se nëse nuk ke turp atëherë bëj ç'të duash, sepse Allahu do të shpërblejë për këtë që bën, siç thotë Allahu: **"Bëni ç'të doni, vërtet Ai e sheh atë që veproni"** (Suretu Fussilet, 40). Apo siç është fjala tjetër e Allahut: **"Adhuroni çfarë të doni në vend të Tij"** (Suretu Zumer, 15). Ky mendim ishte përzgjedhja e një grupi në mesin e të cilëve qëndron Ebu Abas Thealebi. *E dyta:* Pohojnë se është urdhër dhe është për qëllim kallzuesi, që do të thotë se ai që nuk turpërohet vepron ç'të dojë, sepse ajo që e pengon njeriun nga sjelljet e këqia është turpi, prandaj ai që nuk gëzon turp zhytet në çdo të keqe dhe të ndaluar. Nga ana tjetër, nga gjëra të tilla stepet çdokush që gëzon virtytin e turpit siç thotë i dërguari i Allahut: *"Kush gënjen ndaj meje qëllimisht, le të përgatisë vendin e tij për në zjarr."* Në këtë rast shprehja e tij është urdhërore por që nënkupton kallzuesin, dhe se ai që gënjen ndaj tij e përgatit vetë vendin për në zjarr. Këtë mendim e zgjodhi Ebu Ubejd Kasim bin Salami, Allahu e mëshiroftë, Ibn Kutejbe, Muhamed bin Nasr el Mervezi etj. Ndërsa Ebu Daudi përcolli nga imam Ahmedi fjalë që përputhen me këtë mendim.

Mendimi **i dytë** rreth fjalës së Profetit: "*Kur nuk ke turp bëj ç'të duash",* është urdhër që ai të veprojë ç'të dojë e kjo duke u bazuar në pamjen e jashtme të kësaj shprehjeje. Kjo do të thotë se nëse ajo të cilën kërkon të veprosh nuk është diçka e turpshme as nga Allahu e as nga njerëzit, sepse mund të jetë veprim adhurimi ose virtyt, moral dhe sjellje e mirë, atëherë vepro ç'të duash. Ky është njëri nga mendimet e imamëve si p.sh. Ebu Is'hak el Mervezi Eshafi, dhe një fjalë e tillë ëshë përcjellë edhe nga imam Ahmedi. Ndërsa në një vend tjetër (1/501-502) ai shprehet: "Dije se turpi është dy llojesh: i pari është turpi natyral, jo i fituar. Ky lloj konsiderohet si virtyti më i mirë që Allahu ia dhuron një robi duke ia lënë në natyrën e tij. Për këtë arsye i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) thotë: "*Turpi nuk sjell vetëm se të mira",* sepse ndalon nga praktikimi i veprave të këqia dhe të pamoralshme, gjithashtu nxit në përdorimin e moraleve të mira e të larta. Prandaj duke u nisur nga ky koncept, ai bën pjesë në besim. I dyti është morali i fituar nga njohja e Allahut, njohja e madhështisë së Tij dhe afërsisë që Ai ka me krijesat e Tij, mbikqyrjen dhe diturinë që ka për të fshehtat e tyre, sepse Ai i di çfarë fshehin cepat e syve dhe ato që fshehin kraharorët. Kjo është prej shkallëve më të larta të imanit, madje mund të them se është prej gradëve më të larta të ihsanit! Ndodh që turpërimi nga Allahu të lindë edhe kur njeriu vëren mirësitë e Tij dhe shkujdesjen në falënderimin ndaj Tij. Nëse njeriu pri-

vohet nga turpi i fituar apo i lindur, asgjë më nuk mund ta ndalojë nga praktikimi i veprave të këqia dhe moraleve të ulëta, dhe në këtë mënyrë bëhet si një njeri që nuk posedon iman.

**2-** Prej dobive që nxirren nga ky hadith janë:

1. Morali i turpit është prej moraleve të virtytshme që është trashëguar nga profetësitë e mëparshme.
2. Ky hadith nxit për turpin dhe tregon disa vlera të tij.
3. Ai që humb turpin kjo gjë e shpie atë tek çdo e keqe.

## الحديث الحادي والعشرون

عَنْ أَبِي عَمْرٍو وَقِيلَ: أَبِي عَمْرَةَ سُفْيَانَ بْنِ عَبْدِ اللَّهِ ﷺ قَالَ: "قُلْت: يَا رَسُولَ اللَّهِ! قُلْ لِي فِي الْإِسْلَامِ قَوْلًا لَا أَسْأَلُ عَنْهُ أَحَدًا غَيْرَك؛ قَالَ: قُلْ: آمَنْت بِاَللَّهِ ثُمَّ اسْتَقِمْ". رَوَاهُ مُسْلِمٌ

## HADITHI 21

Ebu Amri e sipas disa të tjerëve Ebu Amrete Sufjan bin Abdilah *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell duke thënë: ***"Një herë i thashë Profetit: O i dërguari i Allahut! Më thuaj diçka për Islamin që të mos kem nevojë të pyes ndonjë tjetër pas teje. Profeti* (salallahu alehji ue selem) *u përgjigj: Thuaj: I besova Allahut, - e më pas vijo (qëndro) në këtë rrugë."*** Muslimi.

**1-** Shokët e Profetit (salallahu alehji ue selem) janë njerëzit më të kujdesshëm në njohjen e fesë, gjithashtu janë më të përparuarit në çdo të mirë. Kjo pyetje e bërë nga Sufjan bin Abdullahu e pohon edhe më shumë këtë që thamë, sepse ai e pyeti të dërguarin e Allahut me këtë pyetje madhore, e cila kërkon një përgjigje të përmbledhur e të qartë, në mënyrë që të mos ketë nevojë të pyes dikë tjetër pas të dërguarit të Allahut (salallahu alehji ue selem).

**2-** I dërguari i Allahut iu përgjigj këtij sahabi me fjalë të pakta por me kuptim shumë të gjerë, dhe këto llogariten si fjalët më përmbledhëse të Profetit (salallahu alehji ue selem) i cili tha: "*Thuaj: I besova Allahut, - e më pas qëndro në këtë rrugë."* Ai e urdhëroi të shprehte me gjuhë besimin e tij në Allahun dhe çdo gjë që ai përfshin, pa harruar ato që përmend Allahu në librin e Tij dhe në sunetin e Profetit të Tij (salallahu alehji ue selem). Në këtë kontekst bëjnë pjesë edhe çështjet e fshehta dhe ato të dukshme, sepse imani dhe Islami janë dy fjalë që kur përmenden së bashku, secila prej tyre merr kuptimin përkatës. Por nëse Islami dhe imani vijnë të ndarë siç përmendet këtu, kjo gjë e bën secilin prej tyre të për-

mbajë kuptimin e tjetrit (d.m.th. punët e dukshme dhe ato të padukshme). Pas gjithë besimit, bindjes dhe qëndrueshmërisë së tij, ai e urdhëroi për *qëndrueshmëri* në këtë të vërtetë dhe në këtë udhëzim, pra ta vazhdojë këtë rrugë siç thotë Allahu i Madhëruar: **"O besimtarë! Kijeni frikë Allahun ashtu si i takon Atij dhe vdisni vetëm duke qenë myslimanë!"**[45] Kjo do të thotë: Të jini të qëndrueshëm në bindje ndaj Allahut dhe në bindje ndaj të dërguarit të Tij, derisa t'ju vijë vdekja duke qenë në këtë gjendje të mirë. Allahu i Madhëruar e ka sqaruar shpërblimin e atyre që besojnë dhe janë të *qëndrueshëm* në këtë besim, duke thënë: **"Me të vërtetë, atyre që thonë: "Zoti ynë është Allahu", e pastaj vazhdojnë të vendosur në rrugën e drejtë, do t'u zbresin engjëjt (para vdekjes) e do t'u thonë: "Mos u frikësoni dhe mos u pikëlloni! Dhe gëzojuni Xhenetit që ju është premtuar."**[46] Gjithashtu thotë: **"Pa dyshim, ata që thonë: "Zoti ynë është Allahu!" dhe pastaj qëndrojnë në rrugën e drejtë, nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar e as për t'u dëshpëruar (kur t'u vijë vdekja). Ata do të jenë banorë të Xhenetit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë si shpërblim për atë që kanë punuar."**[47]

**3-** Prej dobive të nxjerra nga hadithi janë:

1. Kujdesi i sahabëve për të pyetur rreth çështjeve që kanë të bëjnë me fenë e tyre.
2. Pyetja që bëri Sufjan bin Abdullahu është e mirë, dhe tregon për logjikën e tij të plotë dhe dëshirën për të marrë një këshillë gjithë përfshirëse.
3. Besimi në Allahun, në atë që erdhi në librin e Allahut dhe sunetin e Profetit (salallahu alehji ue selem).
4. Qëndrueshmëria në të drejtën dhe në udhëzim derisa të na vijë vdekja.

---

[45] Suretu Ali Imran, 102.
[46] Suretu Fusilet, 30.
[47] Suretu Ahkaf, 13-14.

# الحديث الثاني والعشرون

عَنْ أَبِيْ عَبْدِ اللهِ جَابِرِ بنِ عَبْدِ اللهِ الأَنْصَارِيِّ رضي الله عنه أَنَّ رَجُلاً سَأَلَ النبي صلى الله عليه وسلم فَقَالَ: "أَرَأَيتَ إِذا صَلَّيْتُ المَكْتُوبَاتِ، وَصُمْتُ رَمَضانَ، وَأَحلَلتُ الحَلاَلَ، وَحَرَّمْتُ الحَرَامَ، وَلَمْ أَزِدْ عَلى ذَلِكَ شَيئاً أَدخُلُ الجَنَّة ؟ قَالَ: نَعَمْ"رواه مسلم

## HADITHI 22

Ebu Abdullah Xhabir bin Abdilah el Ensari *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell: Një njeri e pyeti të dërguarin e Allahut (salallahu alehji ue selem) duke i thënë: ***"Si mendon nëse unë e fal namazin e detyruar, agjëroj Ramazanin, u përmbahem të lejuarave dhe braktis të ndaluarat dhe nuk shtoj gjë tjetër veç këtyre, me këto a mund të hyj në xhenet? I dërguari i Allahut iu përgjigj: Po."*** Muslimi.

**1-** Në disa rrugë të tjera të këtij hadithi në sahihun e Muslimit me nr.15, tregohet se emri i njeriut që pyeti ishte Numan bin Kaukal.

**2-** Fjala e pyetësit: *"Si mendon",* do të thotë: më trego nëse unë i veproj këto punë a mund të hyj në xhenet?

**3-** Në çështjet për të cilat pyeti se a e fusin në xhenet nëse i praktikon, si: namazi, agjërimi, të pohojë lejueshmërin e të lejuarave dhe ndalueshmërinë për gjërat e ndaluara, aty nuk përmenden zekati dhe haxhi. Kjo komentohet se haxhi nuk u përmend, sepse në atë kohë akoma nuk ishte bërë obligim. Gjithashtu edhe zekati nuk u përmend sepse mundet që ai të ishte njeri i varfër që nuk kishte pasuri për ta dhënë zekat, por mundet të jetë edhe fakti se haxhi bashkë me zekatin përfshihen në zbatimin e gjërave të lejuara dhe braktisjen e gjërave të ndaluara.

**4-** Në hadith tregohet praktikimi i detyrimeve dhe aty nuk përmenden gjërat e pëlqyeshme. Ai që i praktikon ato është mesatari për të cilin Allahu i Madhëruar thotë: **"Pastaj, Ne ua dhamë Librin robërve Tanë të zgjedhur (nga ndjekësit e Muhamedit). Disa prej tyre i bëjnë dëm**

**vetes (duke bërë vepra të ndaluara), disa janë në rrugë të mesme (duke kryer detyrimet dhe duke shmangur të ndaluarat), ndërsa disa, me lejen e Allahut, shkojnë përpara me të mira (përtej detyrimeve); kjo është dhuntia e madhe.”**[48] Kështu që praktikimi i detyrimeve dhe braktisja e të ndaluarave janë shkaqe që njeriu të hyjë në xhenet. Ndërsa praktikimi *nafileve* bashkë me obligimet i plotësojnë ato nëse nuk i ka pasur të plota, dhe për këtë është transmetuar një hadith i saktë nga i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem), të cilin e transmeton Ebu Daudi me nr. 864, Tirmidhiu me nr. 413, dhe Ibn Maxheh me nr. 1425. Gjithashtu nafilet janë si mburojë për obligimet, sepse ai që kujdeset për nafilet kujdesi i tij për farzet natyrisht është edhe më i madh. Ndërsa ai që shkujdeset ndaj nafileve mundet që kjo gjë ta shpier drejt mangësive në farze.

**5-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Kujdesi që tregonin sahabët për t’i mësuar ato punë që e fusin njeriun në xhenet.
2. Punët janë shkak për hyrjen në xhenet.
3. Rëndësia e pesë namazeve, madje në një hadith transmetohet se ato janë shtyllat e Islamit.
4. Në hadith sqarohet rëndësia e agjërimit të Ramazanit.
5. Muslimani i përmbahet hallallit me besimin se ai është i lejuar, dhe distancohet nga harami me besimin se ai është i ndaluar.
6. Në hadith pohohet kotësia e disa pretendimeve të sufijve, të cilët mendojnë se njeriu nuk e adhuron Allahun me dëshirën për të hyrë në xhenet apo nga frika që ai ka prej zjarrit, ndërkohë që Allahu për të dashurin e Tij, Ibrahimin, thotë: **“Dhe më bëj mua prej atyre që trashëgojnë xhenetin e kënaqësive!”** (Suretu Shuara: 85).

---

[48] Suretu Fatir, 32.

# الحديث الثالث والعشرون

عَنْ أَبِي مَالِكٍ الحَارِثِ بنِ عَاصِمِ الأَشْعَرِيِّ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صلى الله عليه وسلم: (الطُّهُورُ شَطْرُ الإِيْمَانِ، والحَمْدُ للهِ تَمْلأُ الميزانَ، وسُبْحَانَ اللهِ والحَمْدُ للهِ تَمْلآنِ – أَو تَمْلأُ – مَا بَيْنَ السَّمَاءِ والأَرْضِ، وَالصَّلاةُ نُورٌ، والصَّدَقَةُ بُرْهَانٌ، وَالصَّبْرُ ضِيَاءٌ، وَالقُرْآنُ حُجَّةٌ لَكَ أَو عَلَيْكَ، كُلُّ النَّاسِ يَغْدُو فَبَائِعٌ نَفْسَهُ فَمُعْتِقُهَا أَو مُوبِقُهَا) رواه مسلم.

## HADITHI 23

Ebu Malik el Harith bin Asim el Eshari *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Pastërtia është gjysma e besimit. Falënderimi i Allahut (el-hamdu lilahi) i mbush peshojat (e punëve të tij të mira), lavdërimi bashkë me falënderimin (subhanallahi uel hambulilahi) e përmbushin (ose e përmbush me sevap) hapësirën ndërmjet qiellit dhe tokës. Namazi është dritë, sadakaja është provë (besimi). Durimi është shkëlqim, ndërsa Kurani është dëshmi e qartë pro ose kundër teje. Çdo njeri ecën e mundohet, ku prej tyre ka që e shesin shpirtin e tyre duke e çliruar ose duke e shkatërruar atë."*** Muslimi.

**1-** Pastërtia e përmendur në hadith është komentuar edhe me braktisjen e shirkut dhe mëkateve, dhe distancimin prej tyre. Gjithashtu është komentuar edhe me abdesin që përdoret për namaz. Ndërsa imani (besimi) i përmendur është komentuar me namazin, siç thotë Allahu i Madhëruar: **"Dijeni se Allahu nuk ua humb besimin tuaj"[49],** d.m.th. namazin që keni falur të drejtuar nga Kudsi. Ajo që pohon se me pastërtinë është për qëllim abdesi është versioni i përmendur te Tirmidhiu me nr. 3517, ku në vend të fjalës *"pastërti"* është përmendur fjala *"abdes"*. Gjithashtu është versioni i Ibn Maxhes me nr. 280 ku thuhet: *"Përsos-*

[49] Suretu Bekare, 143.

*mëria e abdesit."* Ndërsa kushti i namazit është abdesi, siç është përcjellë në hadith*: "Namazi nuk pranohet pa abdes, e as sadakaja e atij që e ka përvetësuar pasuri nga preha e luftës."*[50]

**2-** *"Falënderimi i Allahut (elhamdu lilahi) i mbush peshojat (e punëve të tij të mira), lavdërimi bashkë me falënderimin (subhanallahi uel hamdulilahi) e përmbushin (ose e përmbush me sevap) hapësirën ndërmjet qiellit dhe tokës."* Peshoja këtu është për qëllim peshoja e punëve. Në hadith del në pah vlera e tahmidit (fjalës elhamdulilah) dhe tesbihut (fjalës subhanAllah). Tesbih do të thotë ta pastrosh Allahun nga çdo e metë, ndërsa tahmidi është që ta cilësosh Atë me përsosmëri.

Në fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): *"… e përmbushin (ose e përmbush)"*, mundet që përmbushja ndëmjet qiellit dhe tokës të jetë me të dyja së bashku ose me njërën prej tyre. Por mund të jetë edhe me të dyja së bashku, sepse versioni vjen me dyshim nga transmetuesi, nëse është për të dyja apo jo.

**3-** Fjalët e Profetit: *"Namazi është dritë"* nënkuptojnë dritën në zemër, në fytyrë, në udhëzim dhe në ditën e kiametit.

**4-** Fjala e Profetit: "*Sadakaja është provë (besimi*)", do të thotë se është shenjë për besimin dhe sinqeritetin e një njeriu. Kjo sepse shpirtrat bëhen koprrac ndaj pasurisë, kështu që ai që i ruhet koprracisë së shpirtit duke dhënë sadaka, kjo mbetet shenjë për besimin e tij. Prandaj kush e përballon koprracinë  dhe jep sadaka, kjo është provë për besimin e tij, sepse hipokrit mund të shtiret sikur e fal namazin, por kurrë nuk i bën zemra që të japë sadaka, për shkak të koprracisë që ai ka në ruajtjen e pasurisë.

**5-** Me fjalët e Profetit: "*Durimi është shkëlqim",* është për qëllim durimi në bindjen ndaj Allahut edhe pse është e vështirë për disa shpirtra. Gjithashtu durimi nga mëkatet edhe pse disa shpirtra anojnë drejt tyre, si dhe ndaj kadereve të Allahut që janë të dhimbshme duke mos u mërzitur e as duke u mllefosur, sepse nëse kjo ndodh nga një musliman ajo tregon për besimin e fortë dhe dritën e mendjes së tij. Pikërisht për këtë arsye durimi u cilësua si shkëlqim.

**6-** Fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*ndërsa Kurani është dëshmi e qartë pro ose kundër teje",* do të thotë se Kurani ose është argument pro atij njeriu që praktikon ato që kërkon Kurani, siç janë; miratimi i çdo lajmi që ka ardhur në të, praktimi i urdhrave, distancimi nga të ndaluarat dhe leximi i tij ashtu si duhet. Ose është argument kundër

[50] E përcjell Muslimi me nr. 224.

nëse ia kthen shpinën dhe nuk praktikon ato që ai i kërkon. Të ngjashme me këtë hadith janë dhe fjala e Profetit (salallahu alehji ue selem) në sahihun e Muslimit me nr. 817 ku thotë: *"Vërtet, Allahu me këtë libër ngre disa njerëz dhe i poshtëron disa të tjerë."*

**7-** Fjalët e Profetit: *"Çdo njeri ecën e mundohet, ku prej tyre ka që e shesin shpirtin e tyre duke e çliruar ose duke e shkatërruar atë."* Do të thotë se njerëzit ecin dhe mundohen dhe janë të ndarë në dy grupe: njëri grup e shet shpirtin e tij për Allahun duke iu bindur urdhrave të Tij e duke u larguar nga ato që ka ndaluar. Me këtë vepër Ai e çliron atë nga zjarri i xhehenemit dhe e largon nga humbjet e shejtanit dhe mashtrimet e tij. Grupi tjetër e shkatërron atë duke rënë në mëkate, pra duke rënë preh e epsheve të ndaluara të cilat e shpien atë drejt zjarrit.

**8-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Në hadith sqarohet vlera e pastërtisë.
2. Në hadith sqarohet vlera e tahmidit dhe tesbihut.
3. Pohohet mizani (peshoja e punëve).
4. Vlera e namazit, dhe se ai është dritë në këtë botë dhe në botën tjetër.
5. Vlera e sadakasë e cila është shenjë që tregon për besimin e një njeriu.
6. Vlera e durimit dhe se durimi është shkëlqim për ata që durojnë.
7. Nxitja në përkushtimin ndaj Kuranit duke e mësuar, duke medituar dhe duke punuar me të, me qëllim që të jetë argument pro njeriut.
8. Qortimi ndaj mangësive të cilat kërkohen kundrejt Kuranit, me qëllim që të mos jetë argument kundër njeriut.
9. Nxitja për çdo punë të mirë që e çliron njeriun nga turpi në këtë botë dhe dënimi në botën tjetër.
10. Qortimi nga çdo punë e keqe që e bën njeriun nga të dashurit e shejtanit, e si rrjedhojë e shpien atë drejt zjarrit të xhenemit.

# الحديث الرابع والعشرون

عَنْ أَبِي ذرٍّ الغِفَارْي رضي الله عنه عَن النبي صلى الله عليه وسلم فيمَا يَرْويه عَنْ رَبِّهِ عزَّ وجل أَنَّهُ قَالَ: (يَا عِبَادِيْ إِنِّيْ حَرَّمْتُ الظُّلْمَ عَلَى نَفْسِيْ وَجَعَلْتُهُ بَيْنَكُمْ مُحَرَّمَاً فَلا تَظَالَمُوْا، يَا عِبَادِيْ كُلُّكُمْ ضَالٌّ إِلاَّ مَنْ هَدَيْتُهُ فَاسْتَهْدُوْنِي أَهْدِكُمْ، يَا عِبَادِيْ كُلُّكُمْ جَائِعٌ إِلاَّ مَنْ أَطْعَمْتُهُ فَاسْتَطْعِمُونِي أُطْعِمْكُمْ، يَا عِبَادِيْ كُلُّكُمْ عَارٍ إِلاَّ مَنْ كَسَوْتُهُ فَاسْتَكْسُوْنِيْ أَكْسُكُمْ، يَا عِبَادِيْ إِنَّكُمْ تُخْطِئُوْنَ بِاللَّيْلِ وَالنَّهَارِ وَأَنَا أَغْفِرُ الذُّنُوْبَ جَمِيْعَاً فَاسْتَغْفِرُوْنِيْ أَغْفِرْ لَكُمْ، يَا عِبَادِيْ إِنَّكُمْ لَنْ تَبْلُغُوْا ضَرِّيْ فَتَضُرُّوْنِيْ وَلَنْ تَبْلُغُوْا نَفْعِيْ فَتَنْفَعُوْنِيْ، يَا عِبَادِيْ لَوْ أَنَّ أَوَّلَكُمْ وَآخِرَكُمْ وَإِنْسَكُمْ وَجِنَّكُمْ كَانُوْا عَلَى أَتْقَى قَلْبِ رَجُلٍ وَاحِدٍ مِنْكُمْ مَا زَادَ ذَلِكَ فَيْ مُلْكِيْ شَيْئَاً. يَا عِبَادِيْ لَوْ أَنَّ أَوَّلَكُمْ وَآخِرَكُمْ وَإِنْسَكُمْ وَجِنَّكُمْ كَانُوْا عَلَى أَفْجَرِ قَلْبِ رَجُلٍ وَاحِدٍ مِنْكُمْ مَا نَقَصَ ذَلِكَ مِنْ مُلْكِيْ شَيْئَاً، يَا عِبَادِيْ لَوْ أنَّ أَوَّلَكُمْ وَآخِرَكُمْ وَإِنْسَكُمْ وَجِنَّكُمْ قَامُوْا فِيْ صَعِيْدٍ وَاحِدٍ فَسَأَلُوْنِيْ فَأَعْطَيْتُ كُلَّ وَاحِدٍ مَسْأَلَتَهُ مَا نَقَصَ ذَلِكَ مِمَّا عِنْدِيْ إِلاَّ كَمَا يَنْقُصُ المِخْيَطُ إِذَا أُدْخِلَ البَحْرَ، يَا عِبَادِيْ إِنَّمَا هِيَ أَعْمَالُكُمْ أُحْصِيْهَا لَكُمْ ثُمَّ أُوَفِّيْكُمْ إِيَّاهَا فَمَنْ وَجَدَ خَيْرَاً فَلْيَحْمَدِ اللهَ وَمَنْ وَجَدَ غَيْرَ ذَلِكَ فَلاَ يَلُوْمَنَّ إِلاَّ نَفْسَهُ) رواه مسلم.

## HADITHI 24

Ebu Dherr el Gifari *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* transmeton se Profeti (salallahu alehji ue selem) përcjell nga Zoti i tij se ka thënë: ***"O robërit e Mi! Unë ia kam ndaluar padrejtësinë Vetes dhe juve, ndaj mos i bëni padrejtësi njëri-tjetrit. O robërit e Mi! Të gjithë ju jeni të humbur, përveç atij që Unë e kam udhëzuar, prandaj kërkojeni udhëzimin nga Unë, që t'ju udhëzoj. O robërit e Mi! Të gjithë ju jeni të uritur, përveç atij që e ushqej Unë, prandaj kërkoni nga Unë që t'ju ushqej e Unë do t'ju ushqej. O robërit e Mi! Të gjithë ju jeni të zhveshur, përveç atij që e vesh Unë, prandaj kërkoni veshje nga Unë që t'ju vesh. O robërit e Mi! Vërtet ju gaboni natën dhe ditën, ndërsa Unë i fal të gjitha mëkatet,***

***prandaj kërkoni nga Unë falje që t'ju fal. O robërit e Mi! Ju nuk mund të arrini kurrë tek ajo që të më shkaktojë dëm Mua, dhe as që do të arrini ndonjëherë tek ajo që do të më sillte dobi. O robërit e Mi! Sikur i pari dhe i fundit nga ju, duke përfshirë njerëzit dhe xhinët, të ishit të devotshëm si zemra më e devotshme e njërit prej jush, kjo nuk do t'i shtonte sundimit Tim asgjë.***

***O robërit e Mi! Sikur i pari dhe i fundit nga ju, duke përfshirë njerëzit dhe xhinët, të ishit të prishur si zemra më e prishur e njërit prej jush, kjo nuk do t'i pakësonte sundimit Tim asgjë. O robërit e Mi! Sikur i pari dhe i fundit nga ju, duke përfshirë njerëzit dhe xhinët, të ngriheshit (qëndronit) në një vend dhe dëshirat e lutjet të m'i drejtonit Mua, dhe Unë t'i përgjigjesha lutjes së çdonjërit, kjo nuk do të zvogëlonte asgjë nga ajo që kam Unë, aq sa gjilpëra mangëson ujë kur zhytet në det. O robërit e Mi! Çdo gjë varet nga veprat tuaja që tek Unë janë të ruajtura dhe të llogaritura, e për të cilat Unë do t'ju shpërblej. Prandaj kush gjen mirë le t'a falënderojë Allahun, ndërsa kush gjen të kundërtën, mos të fajësojë asnjeri përveç vetes."*** Muslimi.

**1-** Nga fjala e Ebu Dherrit: *"përcjell nga Zoti i tij",* kuptojmë se ky hadith është hadith kudsij, pra kjo frazë dëshmon se hadithi është kudsij. E njëjtë me këtë është dhe fraza: *"Allahu i Madhëruar ka thënë…",* ashtu siç e përcjell i dërguari i Tij. Hadithi kudsij është hadithi të cilin Profeti ia dedikon Allahut të Madhëruar. Kjo lloj forme përmban përemrin folës që i kthehet Allahut të Madhëruar.

**2-** Në fjalën e Tij: "*O robërit e Mi! Unë ia kam ndaluar padrejtësinë Vetes dhe juve, ndaj mos i bëni padrejtësi njëri-tjetrit."* Padrejtësia është të vendosësh diçka jo në vendin e duhur. Allahu ia ka ndaluar Vetes edhe pse ka fuqi ta bëjë atë madje dhe çdo send tjetër, prandaj Allahu kurrë nuk bën padrejtësi për shkak të drejtësisë absolute që posedon. Allahu i Madhëruar thotë: **"Allahu nuk synon padrejtësi për robërit e Vet."**[51] **"Vërtet Zoti yt nuk është i padrejtë me robërit e Tij." "Vërtet Allahu nuk u bën asnjë padrejtësi njerëzve." "Allahu nuk bën padrejtësi qoftë dhe sa grimca më e vogël." "Ndërsa ai që bën vepra të mira dhe është besimtar, nuk do të ketë frikë nga padrejtësia e as nga pakësimi i asaj që i përket."**[52] Që do të thotë se nuk duhet të frikësohet se mos i pakësohen punët e mira, t'i shtohen veprat e këqia apo të mbartë gabimet e

---

[51] Suretu Gafir, 31.
[52] Suretu Taha, 112.

të tjerëve. Mohimi i padrejtësisë nga Allahu i Madhëruar në këto ajete përmban pohimin e drejtësisë së Tij absolute. Ibn Rexhebi në librin e tij "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (2/36) thotë: "Përderisa Allahu i krijoi veprat e njerëzve dhe ato mbartin padrejtësi, kjo nuk nënkupton që Ai të cilësohet si i padrejtë, i Lartë dhe i Pastër është Allahu, ashtu sikurse nuk mund të cilësohet me të këqia të tjera të cilat i veprojnë njerëzit. Ato janë vetëm krijimi dhe paracaktimi i Tij, prandaj Allahu nuk cilësohet vetëm se me anë të veprimeve të Tij dhe jo me veprimet e krijesave të Tij. Veprimet e krijesave janë krijim i Tij dhe Ai nuk mund të cilësohet me asnjërën prej tyre, përkundrazi, Ai duhet të cilësohet me ato cilësi dhe veprime që bën, e për këtë Allahu e di më mirë." Allahu i Madhëruar ua ka ndaluar edhe njerëzve padrejtësinë, prandaj njeriu nuk duhet t'i bëjë padrejtësi vetes apo të tjerëve.

**3-** "*O robërit e Mi! Të gjithë ju jeni të humbur, përveç atij që Unë e kam udhëzuar, prandaj kërkojeni udhëzimin nga Unë që t'ju udhëzoj."* Ibn Rexhebi në "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (2/39-40) thotë: "Disa menduan se këto fjalë bien ndesh me hadithin e Ijad bin Himarit i cili përcjell nga Profeti (salallahu alehji ue selem) se Allahu i Madhëruar ka thënë: *"Unë i krijova robërit e Mi të pastër,* – në një version tjetër thuhet; *muslimanë, por atyre u erdhën shejtanët."* Megjithatë ky pretendim nuk është i saktë, sepse Allahu i krijoi bijtë e Ademit dhe, në natyrshmërinë e tyre bëri që të pranojnë Islamin dhe të anojnë vetëm tek Ai dhe tek asnjë fe tjetër veç Tij, duke i përgatitur me këtë gjë në mënyrën më të fortë. Patjetër duhet që njeriu ta mësojë Islamin me vepra, sepse para se të mësojë ai konsiderohet injorant që nuk di asgjë, siç thotë Allahu i Madhëruar: **"Allahu u nxorri nga barqet e nënave tuaja në një kohë kur nuk dinit asgjë."**[53] Ndërsa të dërguarit të tij Allahu i Madhëruar i thotë: **"A nuk të gjeti të paditur (për Islamin), e Ai të udhëzoi?"[54].** Që do të thotë: Të gjeti të paditur para se të mësonte librin dhe urtësinë, siç thotë Allahu i Lartësuar në një ajet tjetër: **"Dhe kështu, Ne të kemi dërguar ty shpallje me urdhrin dhe vullnetin Tonë. Ti më parë nuk e ke ditur se çfarë është Libri e as ç'është besimi"[55].** Pra njeriu lind në natyrshmërinë e pranimit të së vërtetës. Nëse Allahu e udhëzon, e bën dikë shkak që t'ia mësojë atij udhëzimin, kështu që bëhet i udhëzuar praktikisht pasi që ishte i udhëzuar forcërisht. Por nëse Allahu do ta poshtërojë i mundëson atij dikë që i mëson gjëra jo

[53] Suretu Nahl, 78
[54] Suretu Duha, 7.
[55] Suretu Shura, 52.

të natyrshmërisë së vet, siç thotë i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem)*: "Çdo foshnje lind në natyrshmërinë e vet, ndërsa prindërit e bëjnë atë çifut, të krishterë ose zjarrputist."*

Në këtë hadith njeriu urdhërohet që të kërkojë nga Allahu ta udhëzojë, dhe këtu përfshihet udhëzimi duke ia mësuar argumentet dhe duke i dhënë sukses. Nevoja e njeriut për t'u udhëzuar është më e madhe se nevoja e tij për të ngrënë apo për të pirë, derisa në suren El Fatiha thuhet: **"Na udhëzo në rrugën e drejtë!".** Kështu që njerëzit i luten Allahut që t'i forcojë në udhëzim dhe t'u shtojë udhëzim mbi udhëzimin që kanë.

**4-** "*O robërit e Mi! Të gjithë ju jeni të zhveshur përveç atij që e vesh Unë, prandaj kërkoni veshje nga Unë që t'ju vesh."* Në këto dy fjali tregohet nevoja e madhe që kanë krijesat për Zotin e tyre, pra nevoja që kanë për të arritur furnizimet dhe veshmbathjet e tyre. Kështu që u kërkohet t'i kërkojnë Allahut të Madhëruar ushqimin dhe veshmbathjet e tyre.

**5-** "*O robërit e Mi! Vërtet ju gaboni natën dhe ditën, ndërsa Unë i fal të gjitha mëkatet, prandaj kërkoni nga Unë falje që t'ju fal.".* Allahu i Madhëruar u kërkon robërve të Tij që t'u përmbahen urdhërave dhe të distancohen nga të ndaluarat. Natyrisht që robërit kanë mangësira kundrejt detyrimeve që u ka vënë Allahu, apo në praktikimin e disa gjërave prej të cilave janë ndaluar. Rruga e drejtë është që ata t'i kthehen Allahut duke u penduar tek Ai nga mëkatet që bëjnë, sepse, *"Mëkatarët më të mirë janë ata që pendohen."*[56]

**6-** "*O robërit e Mi! Ju nuk mund të arrini kurrë tek ajo që të më shkaktojë dëm Mua, e as që do të arrini ndonjëherë tek ajo që do të më sillte dobi".* Rreth këtyre fjalëve Ibn Rexhebi (2/43) thotë: "Kjo do të thotë se njerëzit nuk i kanë mundësitë që t'i bëjnë dobi apo dëm Allahut, sepse Allahu në Qënien e Tij është i Panevojshëm dhe i Falënderuar, nuk ka nevojë për adhurimet e robërve dhe e mira e tyre nuk i kthehet Atij. Përkundrazi, ata janë që kanë dobi, dhe dihet se Ai nuk mund të dëmtohet me mëkatet e tyre, por janë ata që dëmtohen. Allahu i Madhëruar thotë: **"Mos të të pikëllojnë ata që nxitojnë për në mosbesim, sepse Allahun nuk e dëmtojnë aspak."** Dhe: **"Kushdo që kthehet prapa, nuk i bën kurrfarë dëmi Allahut."[57]**

**7-** "*O robërit e Mi! Sikur i pari dhe i fundit nga ju, duke përfshirë njerëzit dhe xhinët, të ishit të devotshëm si zemra më e devotshme e njërit*

[56] Hadithi është i mirë dhe e përcjell Ibn Maxheh me nr. 4251 etj.
[57] Suretu Ali Imran, 144.

*prej jush, kjo nuk do t'i shtonte sundimit Tim asgjë. O robërit e Mi! Sikur i pari dhe i fundit nga ju, duke përfshirë njerëzit dhe xhinët, të ishit të prishur si zemra më e prishur e njërit prej jush, kjo nuk do t'i pakësonte sundimit Tim asgjë".* Në këto dy fjali sqarohet sundimi absolut i Allahut të Madhëruar, si dhe pavarësia e Tij absolute nga krijesat. Gjithashtu, sikur robërit të përfaqësonin gjithë devotshmërinë apo të keqen më të madhe që mund të ekzistojë, kjo nuk do t'i shtonte e as nuk do t'i pakësonte sundimit të Tij asgjë. Devotshmëria është në dobi të njeriut që e tregon atë, ndërsa e keqja është në dëm të atyre që e tregojnë atë.

**8-** "*O robërit e Mi! Sikur i pari dhe i fundit nga ju, duke përfshirë njerëzit dhe xhinët, të ngriheshit (qëndronit) në një vend dhe dëshirat dhe lutjet të m'i drejtonit Mua, dhe Unë t'i përgjigjesha lutjes së çdonjërit, kjo nuk do të zvogëlonte asgjë nga ajo që kam Unë, aq sa gjilpëra mangëson ujë nëse zhytet në det."* Këto fjalë tregojnë për pasurinë absolute të Allahut të Madhëruar dhe nevojën që njerëzit kanë për të. Gjithashtu, nëse xhinët dhe njerëzit do mblidheshin duke filluar nga i pari e deri tek i fundit i tyre, dhe të pyetej secili se çfarë do, duke ua plotësuar Allahu dëshirat e tyre, kjo nuk do i pakësonte Atij vetëm se aq sa mund të pakësojë gjilpëra kur futet në det. Kuptimi i kësaj është se në pasurinë e Tij nuk ndodh asnjë pakësim, sepse ajo që merr gjilpëra nga uji nuk konsiderohet asgjë, si në peshojë ashtu dhe kur shihet me sy të lirë.

**9-** "*O robërit e Mi! Çdo gjë varet nga veprat tuaja të cilat tek Unë janë të ruajtura dhe të llogaritura, e për të cilat Unë do t'ju shpërblej. Prandaj kush gjen mirë le të falënderojë Allahun, ndërsa kush gjen të kundërtën të mos fajësojë asnjeri përveç vetes."* Kjo tregon se njerëzit në këtë botë janë të urdhëruar për të praktikuar disa urdhëra dhe për t'u distancuar nga disa të ndaluara. Prandaj çdo gjë që ndodh prej tyre, qoftë e mirë apo e keqe, ajo do t'u llogaritet dhe gjithsecili do e gjejë para vetes atë që ka punuar: nëse ka punuar mirë do gjejë të mira, e nëse ka punuar keq do gjejë të këqia. Allahu i Madhëruar thotë: **"Kush ka bërë ndonjë të mirë qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë, e kush ka bërë ndonjë të keqe qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë."**[58] Ai që punon një të mirë shpërblimin e saj do e gjejë përpara vetes, ndërsa shpërblimi është mirësi e Allahut për robin e Tij. Veprimi i të mirave në këtë botë është sukses nga ana e Allahut të Madhëruar që ia jep një robi, prandaj Atij i takon falënderimi si në fillim ashtu dhe në fund. Ndërsa ai që gjen të këqia para

---

[58] Suretu Zelzele, 7-8.

vetes, kjo është si pasojë e duarve të tij, prandaj të mos fajësojë Allahun për mëkatet e tij, sepse krimet i kthehen vetëm atij. Kështu që nëse gjen dënimin para vetes të mos fajsojë askënd përpos vetes së tij.

**10-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Ekzistojnë hadithe që transmetohen nga Profeti (salallahu alehji ue selem) të cilat i përcjell nga Zoti i tij. Ato përmbajnë përemra foljor të cilët i kthehen Allahut, ndryshe ato quhen hadithe të shenjta.
2. Allahu i Madhëruar ia ka ndaluar padrejtësinë Vetes, është pastruar prej saj dhe i ka pohuar Vetes të kundrtën e saj, që është drejtësia absolute.
3. Allahu i Madhëruar e ka ndaluar padrejtësinë për robërit; qoftë ndaj veteve të tyre qoftë ndaj të tjerëve.
4. Njerëzit kanë shumë nevojë që t'i luten Zotit të tyre për t'i udhëzuar e për t'i furnizuar me ushqime dhe veshmbathje, e shumë gjëra të tjera që kanë të bëjnë me çështjet e kësaj bote.
5. Allahu pëlqen që robërit t'i luten për çdo gjë që kanë nevojë në çështjet e dunjasë dhe fesë.
6. Allahu është Sunduesi absolut dhe robërit nuk mund të arrijnë deri aty sa t'i bëjnë dobi apo dëm, përkundrazi, dëmi dhe dobia kthehen vetëm tek vetet e tyre.
7. Njerëzit nuk shpëtojnë nga gabimet, prandaj duhet që të pendohen dhe të kërkojnë falje nga ato gabime.
8. Devotshmëria dhe e keqja ekzistojnë në zemra, kjo duke u bazuar në fjalën e Tij që thotë; *"… si zemra më e devotshme e njërit prej jush",* dhe; *"si zemra më e keqe e njërit prej jush"*.
9. Sundimin e Allahut nuk mund ta shtojë adhurimi e të devotshmëve e as ta pakësojë mëkati i gjynahqarëve.
10. Pasuria dhe sundimi absolut i Allahut. Nëse Ai do u jepte krijesave duke filluar nga i pari e deri tek i fundit i tyre, çdo gjë që mund t'i kërkonin nuk do i pakësonte sundimit të Tij asgjë, po ashtu edhe depozitave të Tij.
11. Allahu i nxit robërit të binden dhe i qorton nga mëkatet, sepse të gjitha do u merren në llogari.
12. Atij që Allahu i jep sukses në rrugën e mirë ai ka për të fituar lumturinë e kësaj bote dhe botës tjetër, ndërsa mirësia kthehet tek Allahu për suksesin që i dha njeriut në ndjekjen e rrugës së drejtë, gjithashtu edhe për shpërblimet që merr për to.

13. Ai që shkujdeset dhe bën vepra të këqia do përfundoj me humbje dhe do të pendohet, në një kohë kur nuk do bëjë më dobi pendimi.

# الحديث الخامس والعشرون

عَنْ أَبِي ذَرٍّ رضي الله عنه أَيضَاً أَنَّ أُنَاسَاً مِنْ أَصحَابِ رَسُولِ الله صلى الله عليه وسلم قَالوا للنَّبي صلى الله عليه وسلم يَارَسُولَ الله: ذَهَبَ أَهلُ الدثورِ بالأُجورِ، يُصَلُّوْنَ كَمَا نُصَلِّيْ، وَيَصُوْمُوْنَ كَمَا نَصُوْمُ، وَيَتَصَدَّقُوْنَ بفُضُوْلِ أَمْوَالِهِمْ، قَالَ: (أَوَ لَيْسَ قَدْ جَعَلَ اللهُ لَكُمْ مَا تَصَّدَّقُوْنَ؟ إِنَّ بِكُلِّ تَسْبِيْحَةٍ صَدَقَة.وَكُلِّ تَكْبِيْرَةٍ صَدَقَةً وَكُلِّ تَحْمِيْدَةٍ صَدَقَةً وَكُلِّ تَهْلِيْلَةٍ صَدَقَةٌ وَأَمْرٌ بالمَعْرُوْفٍ صَدَقَةٌ وَنَهْيٌ عَنْ مُنْكَرٍ صَدَقَةٌ وَفِي بُضْعِ أَحَدِكُمْ صَدَقَةٌ قَالُوا: يَا رَسُوْلَ الله أَيَأْتِيْ أَحَدُنَا شَهْوَتَهُ وَيَكُوْنُ لَهُ فِيْهَا أَجْرٌ؟ قَالَ:أَرَأَيْتُمْ لَوْ وَضَعَهَا فَيْ حَرَامٍ أَكَانَ عَلَيْهِ وِزْرٌ؟ فَكَذَلِكَ إِذَا وَضَعَهَا فَي الحَلالِ كَانَ لَهُ أَجْرٌ) رَوَاهُ مُسْلِمٌ

## HADITHI 25

Ebu Dherri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se disa nga shokët e të dërguarit të Allahut (salallahu alehji ue selem) i thanë atij: ***"O i dërguari i Allahut! Pasanikët na e kaluan në shpërblime, falen dhe agjërojnë si ne dhe japin sadaka me tepricën e pasurisë së tyre. I dërguari i Allahut u tha: "A nuk u ka mundësuar Allahu që dhe ju të keni me çka të bëni sadaka? Vërtet, çdo tesbih (lavdërim Allahut) është sadaka, çdo tekbir (madhërim Allahut) është sadaka, çdo tahmid (falënderim Allahut) është sadaka, çdo tehlil (thënia: La ilahe ila Allah) është sadaka." Urdhërimi për të mirë është sadaka, ndalimi nga të këqiat është sadaka, edhe marrëdhëniet seksuale (bashkëshortore) janë sadaka". Njerëzit i thanë: "O i Dërguari i Allahut, a edhe kur ndonjëri prej nesh kryen marrëdhënie epshore ka shpërblim? Ai u tha: "Më thoni: nëse epshin e tij e përdor në haram, a nuk ka mëkat për të? Po ashtu, nëse e përdor në hallall do të ketë shpërblim."*** Muslimi.

**1-** Shokët e Profetit (salallahu alehji ue selem) janë njerëzit që tregojnë kujdesin më të madh për gjërat e hajrit, duke i paraprirë të gjithë njerëzit në të mira. Ata garonin në punët e mira dhe gjithsecili dëshironte

t'i bashkangjitej atij që e ka paraprirë në ndonjë shpërblim. Për këtë arsye, një grup nga të varfërit e shokëve të Profetit i treguan të dërguarit të Allahut namazin dhe agjërimin që bënin të pasurit bashkë me ta, si dhe atë që i dallonte me dhënien e sadakasë me atë që u tepronte prej pasurisë. Por Profeti (salallahu alehji ue selem) i udhëzoi duke u treguar se ekzistojnë shumë lloje sadakash të cilat mund t'i praktikojnë dhe të varfërit, siç ishin dhikret, urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja.

**2-** Sadakatë për të cilat Profeti (salallahu alehji ue selem) i udhëzoi të varfërit që t'i praktikojnë, ndahen në dy grupe: Në grupin e parë bëjnë pjesë ato sadaka, mirësia e të cilave u kthehet vet atyre, siç është tesbihu, tahmidi dhe tehlili. Por ekziston një grup tjetër që dobia e tyre u kalon edhe të tjerëve, pra dobia në këtë rast është e dyfishtë si për ata që e japin edhe për ata që e marrin. Këtu bën pjesë urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja, si dhe marrëdhëniet intime.

**3-** Ajo që praktikon njeriu prej gjërave të lejuara dhe me anë të së cilave ruan veten, mund të konsiderohen adhurime nëse nijeti është i mirë, siç është rasti kur njeriu kryen marrëdhënie intime nëse me këtë vepër ai ka për qëllim ruajtjen e vetes dhe të familjes, si dhe lindjen e fëmijëve.

**4-** Prej dobive që nxirren nga ky hadith janë:

1. Kujdesi që tregonin sahabët në praktikimin e veprave të mira, si dhe garimin që bënin në të mira.
2. Sadakaja nuk është e kufizuar vetëm në dhënien e pasurisë, edhe pse kjo është origjina e saj.
3. Inkurajimi për të bërë tesbih, tekbir, tahmid dhe tehlil, dhe se kjo është sadakaja që muslimani bën për veten e tij.
4. Ai që nuk mundet të veprojë ndonjë adhurim për shkak të pamundësisë, ai duhet të shpeshtojë ato adhurime që ka mundësi të praktikojë.
5. Inkurajimi në urdhërimin për të mirë dhe ndalimin nga e keqja, dhe se kjo konsiderohet sadaka për atë dhe të tjerët.
6. Kryerja e marrëdhënieve intime me nijet të mirë konsiderohet sadaka për atë dhe të tjerët.
7. Dijetari mundet t'u kthehet edhe njëherë fjalëve që ka thënë, me qëllim që të sigurohet.
8. Pohimi i kijasit, sepse Profeti (salallahu alehji ue selem) shëmbëlleu miratimin e shpërblimit të atij që kryen marrëdhënie të lejuara intime, me marrjen e mëkateve nëse njeriu kryen marrëdhënie të ndaluara. Kijasi që përdoret në këtë hadith është ai që quhet kijas i anasjelltë.

# الحديث السادس والعشرون

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رضي الله عنه قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صلى الله عليه وسلم: "كُلُّ سُلامَى مِنَ النَّاسِ عَلَيْهِ صَدَقَةٌ كُلَّ يومٍ تَطْلُعُ فِيْهِ الشَّمْسُ: تَعْدِلُ بَيْنَ اثْنَيْنِ صَدَقَةٌ، وَتُعِيْنُ الرَّجُلَ فِي دَابَّتِهِ فَتَحْمِلُ لَهُ عَلَيْهَا أَو تَرْفَعُ لَهُ عَلَيْهَا مَتَاعَهُ صَدَقَةٌ، وَالكَلِمَةُ الطَّيِّبَةُ صَدَقَةٌ، وَبِكُلِّ خُطْوَةٍ تَمْشِيْهَا إِلَى الصَّلاةِ صَدَقَةٌ، وَتُمِيْطُ الأَذى عَنِ الطَّرِيْقِ صَدَقَةٌ"رواه البخاري ومسلم. .

## HADITHI 26

Ebu Hurejra *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Për çdo nyje të njeriut, çdo ditë kur lind dielli duhet dhënë sadaka. Nëse pajton dy veta edhe kjo është sadaka, nëse dikujt i ndihmon që të hipi në kafshën e tij, ose i ndihmon të ngarkojë barrën në kafshën e tij (kalë ose deve), edhe kjo është sadaka. Fjala e mirë është sadaka, çdo hap të cilin e bën për të shkuar në namaz është sadaka, edhe largimi nga rruga i asaj që pengon kalimtarët është sadaka"***. Buhariu dhe Muslimi.

**1-** Në fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Për çdo nyje të njeriut, çdo ditë kur lind dielli duhet dhënë sadaka",* me *nyjet* janë për qëllim gjymtyrët të cilat numërohen rreth treqind e gjashtëdhjetë gjymtyrë, komenti i së cilave vjen në sahihun e Muslimit në hadithin që përcjell Aisha me nr. 1007. Kjo do të thotë se në çdo ditë që lind dielli, për të gjitha këto gjymtyrë duhet dhënë sadaka po atë ditë. Pas kësaj ai përmendi disa shembuj me të cilat arrihet dhënia e sadakasë, e që ndahen në veprime dhe fjalë të kufizuara (për atë që i vepron) dhe vepra që dobia u kalon edhe të tjerëve. Në sahihun e Muslimit në hadithin që përcjell Ebu Dherri me nr. 720 thuhet: "*Të gjithë këtë e zëvendësojnë dy rekate namaz nafile të paraditës (duha)",* kjo sepse me faljen e këtyre dy rekateve vihen në lëvi-

zje të gjitha këto gjymtyrë, pra me namaz. Kështu që bëhet i majftueshëm kundrejt të gjitha sadakave që duhet të jepen atë ditë.

**2-** Çdo vepër të mirë që bën njeriu, çfarëdo qoftë ajo, shprehje ose veprim, ajo konsiderohet sadaka. Atë që përmendi i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) në hadith është thjesht një përngjasim dhe nuk është diçka e kufizuar. Kështu që pajtimi mes dy njerëzve realizohet me gjykim apo pajtimin me drejtësi, e në këtë rast është sadaka dhe ka të bëjë me të shprehurit dhe që mirësia e saj shkon edhe tek të tjerët. Apo siç është thënia e një fjale të mirë, dhe këtu futet çdo fjalë e mirë qoftë dhikër, dua, lexim, mësim, urdhërim për të mirë, ndalim nga e keqja etj. Në këtë rast është sadaka që shprehet me gjuhë dhe dobia e saj është si për njeriun që e praktikon ashtu edhe për të tjerët. Gjithashtu çdo hap që bën njeriu për në namaz konsiderohet sadaka që muslimani i bën vetes së tij, vepër e cila konsiderohet në dobi të tij. Edhe largimi i pengesave nga rruga si p.sh. ferrat, gurët, xhamat etj., janë vepra dobia e së cilave shkon edhe tek të tjerët.

**3-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Çdo gjymtyrë e njeriut për çdo ditë duhet të japë sadaka sido që të jetë ajo, në dobi të tij apo edhe në dobi të të tjerëve.
2. Hadithi nxit për pajtimin mes njerëzve me drejtësi.
3. Hadithi e nxit muslimanin që të ndihmojë të tjerët në gjërat që kanë nevojë, siç është ndihma për ta hipur në kafshë apo për t'i bartur gjëra mbi të.
4. Inkurajimi për të shprehur çdo fjalë të mirë çfarëdo që të jetë: dhikër, lexim, mësim, thirrje etj.
5. Vlera e të ecurit për në xhami. Madje është përmendur në një hadith tjetër se njeriut i shkruhen hapat që ka bërë për të shkuar dhe për t'u kthyer nga xhamia, hadith të cilin e transmeton Muslimi me nr. 663.
6. Vlera e largimit të pengesave nga rruga. Në një hadith tjetër thuhet se kjo është prej degëve të besimit, hadith të cilin e transmeton përsëri Muslimi me nr. 58.

# الحديث السابع والعشرون

عَنْ النَّوَّاسِ بْنِ سَمْعَانَ ﷺ عَنْ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: "الْبِرُّ حُسْنُ الْخُلُقِ، وَالْإِثْمُ مَا حَاكَ فِي صَدْرِك، وَكَرِهْت أَنْ يَطَّلِعَ عَلَيْهِ النَّاسُ" رَوَاهُ مُسْلِمٌ. وَعَنْ وَابِصَةَ بْنِ مَعْبَدٍ ﷺ قَالَ: أَتَيْت رَسُولَ اللَّهِ ﷺ فَقَالَ: "جِئْتَ تَسْأَلُ عَنْ الْبِرِّ؟ قُلْت: نَعَمْ. فقَالَ: استفت قلبك، الْبِرُّ مَا اطْمَأَنَّتْ إلَيْهِ النَّفْسُ، وَاطْمَأَنَّ إلَيْهِ الْقَلْبُ، وَالْإِثْمُ مَا حَاكَ فِي النَّفْسِ وَتَرَدَّدَ فِي الصَّدْرِ، وَإِنْ أَفْتَاك النَّاسُ وَأَفْتَوْك" .حَدِيثٌ حَسَنٌ، رَوَيْنَاهُ فِي مُسْنَدَي الْإِمَامَيْنِ أَحْمَدَ بْنِ حَنْبَلٍ ، وَالدَّارِمِيّ بِإِسْنَادٍحَسَنٍ

## HADITHI 27

Nevas bin Semani *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Mirësia është morali i mirë, ndërsa mëkati është ajo që kurdis në shpirtin tënd dhe nuk ke dëshirë që ta dinë njerëzit."*** Muslimi. Ndërsa Vabisa bin Meabed përcjell duke thënë: ***"Një herë shkova tek i dërguari i Allahut e ai më tha: A erdhe të pyesësh për mirësinë dhe mëkatin? Unë i thashë: Po! Ai më tha: Kërkoi përgjigje zemrës sepse mirësia është ajo tek e cila shpirti dhe zemra qetësohen, ndërsa mëkati është ajo që kurdis shpirti dhe endet e zë vend në kraharor edhe nëse njerëzit të japin përgjigje e përgjigje."*** Ky hadith është i mirë dhe e kemi transmetuar nga Musnedet e dy imamëve: Ahmed bin Hambelit dhe Darimiut me sened të mirë.

**1-** Hadithin e Nevasit e përcolli Muslimi ndërsa hadithin e Vabisas e përcolli Ahmedi dhe Darimiu me një sened që është i përfolur, e megjithatë ai ka hadithe të tjera që dëshmojnë për të e që janë me senede të mira. Ato i përmendi hafidh Ibn Rexhebi në librin e tij "Xhamiul Ulumi uel Hikem". Realisht hadithi ngjason shumë me hadithin e Nevas bin Semanit.

**2-** Mirësia është fjalë gjithpërfshirëse që përmbledh gjërat e fshehta në zemër, si dhe ato të dukshmet që pasqyrohen në gjuhë dhe gjymtyrë. Ndërsa ajeti: **"Mirësia nuk është të kthyerit e fytyrës suaj nga lindja**

**dhe perëndimi …”[59],** është mjaft i qartë në këtë drejtim, sepse fillimi i tij përmbledh gjërat e fshehta ndërsa fundi i tij flet për gjërat e dukshme. Mirësia kur shprehet, në shumicën e rasteve thuhet për respektin ndaj prindërve, e aq më shumë kur bashkohet me lidhjet farefisnore. Në këtë rast me të është për qëllim respekti ndaj prindërve dhe mbajtja e lidhjeve farefisnore. Mirësia gjithashtu vjen e lidhur me devotshmërinë, siç thuhet në fjalën e Allahut: **“Ndihmojeni njëri-tjetrin në mirësi e devotshmëri”[60].** Prandaj kur vijnë të radhitura siç u përmend në këtë ajet, atëherë mirësia komentohet me praktikimin e adhurimeve ndërsa devotshmëria komentohet me braktisjen e të ndaluarave. Por nëse ato vijnë të ndara nga njëra-tjetra, atëherë secila merr kuptimin e tjetrës, gjë e cila ngjan me shembullin e Islamit dhe imanit, fakirit dhe nevojtarit.

**3-** Në hadithin e Nevasit thuhet: *“Mirësia është morali i mirë”*. Me moralin e mirë mund të jetë për qëllim ai moral i veçantë që njihet me këtë emër, ndërsa sqarimi i mirësisë me të bëhet për të treguar rëndësinë dhe vlerën e tij të madhe. Kjo që thamë ngjason me fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem) kur thotë: *“Feja është këshillë”*, apo: *“Haxh është Arafati”*. Por mund të jetë për qëllim edhe përgjithësimi i çdo gjëje që është e mirë, dhe për këtë dëshmon hadithi i Aishes kur tregon për moralin e Profetit se ishte si Kurani, që do të thotë se; ai praktikonte normat e tij, u bindej urdhërave dhe distancohej nga të ndaluarat.

**4-** “*Ndërsa mëkati është ajo që kurdis në shpirtin tënd dhe nuk ke dëshirë ta dinë njerëzit.”* Ka mëkate që janë mjaft të qarta por ka edhe të tjera që kurdisen në kraharore dhe shpirti nuk qetësohet me to, madje nuk e pëlqen që njerëzit ta dinë atë, sepse është diçka e turpshme nëse veprohet, prandaj ky njeri ka frikë nga gjuhët e njerëzve se mos flasin për të. E gjithë kjo është e ngjashme me tri hadithet që kemi përmendur më parë: “*Ai që ruhet nga gjërat e dyshimta me këtë veprim ka ruajtur fenë dhe nderin e tij”,* dhe hadithin; *“Lëre atë që e shikon të dyshimtë”,* si dhe hadithin; *“Nga fjalët (e urta) që bota i ka mbajtur mend nga predikimet e profetëve të mëparshëm, është: Kur nuk ke turp bëj çfarë të duash.”*

Me mëkatin janë për qëllim mëkatet e qarta dhe të dyshimta. Mëkati përmendet gjithashtu edhe me armiqësinë, siç thotë Allahu i Madhëruar: **“E mos e ndihmoni njëri-tjetrin në gjynahe dhe armiqësi.”[61]** Këtu ar-

[59] Suretu Bekare, 177.
[60] Suretu Maide, 2.
[61] Suretu Maide, 2.

miqësia komentohet me agresionin dhe padrejtësinë, ku bën pjesë armiqësia ndaj njerëzve në gjakrat, pasuritë dhe nderet e tyre.

**5-** Në hadithin e Vabisas mirësia u komentua me atë që qetëson zemrën dhe shpirtin, dhe unë nuk shoh ndonjë dallim mes këtyre të dyjave. Mundet që fjalia e dytë të jetë pohuese për të parën, për shkak se vijnë në të njëjtin kuptim, ku mëkati komentohet me atë që thuhet tek e para, gjithashtu është me kuptim të njëjtë me atë që u komentua mëkati në hadithin e Nevasit.

**6-** Fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem) në fillim të hadithit të Vabisas: *"Kërkoi përgjigje zemrës",* dhe në fund të tij kur thotë: *"edhe nëse njerëzit të japin përgjigje e përgjigje",* të gjitha këto pohojnë se gjërat e dyshimta, tek të cilat nuk gjen qetësi zemra, më e mira është që ato të braktisen edhe nëse njerëzit i lejojnë ato duke dhënë fetva. Qëllimi është se njeriu që posedon besim e që i frikësohet Allahut dhe druhet prej Tij, nuk duhet t'i japë përparësi një sendi tek i cili nuk gjen rehati. Ndërsa fetvaja mund të jepet nga një njeri që nuk ka dije por mund të jepet edhe nga një tjetër me dije, por që në këtë çështje mund të mos ketë argument tek i cili mbështetet ky veprim. Por nëse në një çështje ka argument nga Kurani dhe suneti, atëherë obligohemi që të shkojmë tek argumenti. Kërkimi i përgjigjes nga zemra nuk u bëhet mëkatarëve, sepse prej tyre ka që i shfaqin mëkatet dhe nuk turpërohen para Allahut dhe as para njerëzve. Të tillët bien në harame të qarta dhe është më primare që ata të bien tek të dyshimtat.

**7-** Ajo që u tregua në hadithin e Vabisas kur Profeti (salallahu alehji ue selem) e lajmëron atë që erdhi për të pyetur para se të pyeste, komentohet - e për këtë Allahu e di më mirë -, se ai e dinte më parë interesin që tregonte ky sahab për njohjen e mirësisë dhe gjynahut. Pra mund të ketë ndodhur që ai ta ketë pyetur edhe më parë për këtë gjë.

**8-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Hadithi tregon rëndësinë e madhe të moralit të mirë.
2. Mirësia dhe mëkati janë fjalë gjithpërmbledhëse.
3. Në çështjet e fesë muslimani duhet të marrë ato gjëra që janë hallalle të qarta dhe jo gjëra të dyshimta.

4. Besimtari që i frikësohet Allahut nuk vepron gjëra tek të cilat nuk i qetësohet zemra edhe nëse i japin fetva të ndryshme, përderisa nuk është çështje e qartë në legjislacion si shembulli i *ruhsave*.[62]

5. Në hadith vihet re kujdesi që tregonin sahabët për njohjen e hallallit dhe haramit, mirësisë dhe mëkatit.

[62] Ajo që ndryshon nga gjedja origjinale në gjendje lehtësimi dhe zbutje siç është rasti i namazit të udhëtarit. Sh p.

# الحديث الثامن والعشرون

عَن أَبي نَجيحٍ العربَاضِ بنِ سَارِيَةَ رضي الله عنه قَالَ: وَعَظَنا رَسُولُ الله ﷺ مَوعِظَةً وَجلَت مِنهَا القُلُوبُ وَذَرَفَت مِنهَا العُيون. فَقُلْنَا: يَارَسُولَ الله كَأَنَّهَا مَوْعِظَةُ مُوَدِّعٍ فَأَوصِنَا، قَالَ: (أُوْصِيْكُمْ بِتَقْوَى الله عز وجل وَالسَّمعِ وَالطَّاعَةِ وَإِنْ تَأَمَّرَ عَلَيْكُمْ عَبْدٌ، فَإِنَّهُ مَنْ يَعِشْ مِنْكُمْ فَسَيَرَى اخْتِلافَاً كَثِيرَاً؛ فَعَلَيكُمْ بِسُنَّتِيْ وَسُنَّةِ الخُلَفَاءِ الرَّاشِدِينَ المَهْدِيِّينَ عَضُّوا عَلَيْهَا بِالنَّوَاجِذِ وَإِيَّاكُمْ وَمُحْدَثَاتِ الأُمُورِ فإنَّ كلَّ مُحدثةٍ بدعة، وكُلَّ بِدْعَةٍ ضَلالَةٌ) رواه أبو داود والترمذي وقال : حديث حسن صحيح.

## HADITHI 28

Ebu Nexhih Irbad bin Sarijeh *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell duke thënë: ***"I dërguari i Allahut*** **(salallahu alehji ue selem)** ***na dha një këshillë të prekshme, prej së cilës zemrat u tronditën dhe sytë u përlotën. Atëherë ne i thamë: O i Dërguar i Allahut, fjalët e tua duken si të ishin këshillë lamtumirëse, kështu që na lër një porosi. Ai tha: "U porosis t'i frikësoheni Allahut, të dëgjoni dhe t'i bindeni edhe nëse ju udhëheq një skllav. Ai që do të jetojë (më gjatë) do të shohë kundërshtime të shumta, andaj përmbajuni sunetit tim dhe sunetit të prijësave të drejtë të cilët u udhëzojnë. Kapuni fort pas tij (sunetit) me dhëmballët tuaja. Kini kujdes nga shtesat (në fe), sepse çdo shtesë shpie drejt humbjes."*** Ebu Davudi dhe Tirmidhiu, dhe ky i fundit tha se hadithi është hasen sahih.

**1-** Në fjalët e Irbadit: "*I Dërguari i Allahut* (salallahu alehji ue selem) *na dha një këshillë të prekshme, prej së cilës zemrat u tronditën dhe sytë u përlotën",* kuptojmë se këshilla kur mbahet me fjalë inkurajuese (për mëshirën e Allahut) dhe kërkcënuese (nga dënimi i Tij), ajo ndikon në shpirtra dhe arrin deri në zemra, e si rrjedhojë ato tronditen nga frika ndaj Allahut. Irbadi e cilësoi këtë këshillë se ishte e përbërë nga tri cilësi: retorika, tronditja e zemrës dhe përlotja e syve. Ibn Rexhebi në librin e tij

“Xhamiul Ulumi uel Hikem” (2/111) thotë: “Retorika gjatë këshillimit është e mirë, sepse është më afër pranimit të zemrës dhe tërheqjes së saj. Retorika në realitet është arritja e të kuptuarit të mendimeve dhe shpurjes së tyre drejt zemrave të dëgjuesve, në formën më të mirë dhe me shprehjet më të përshtatshme, më letraret, më të ëmblat për dëgjuesit dhe ato që prekin më shumë zemrat.” Allahu i Madhëruar i ka cilësuar besimitarët si njerëz që u tronditen zemrat dhe u lotojnë sytë gjatë përmendjes së Allahut. Për këtë Allahu i Madhëruar thotë: **“Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, zemrat e të cilëve kur përmendet Allahu dridhen, dhe kur u lexohen shpalljet e Tij u forcohet besimi, dhe vetëm te Zoti i tyre mbështeten.”**[63] **“Kur dëgjojnë për atë (Kuranin) që i është zbritur të Dërguarit, i sheh se si u rrjedhin lotët nga sytë.”**[64]

**2-** Në fjalët e tij: “*O i Dërguar i All-llahut, fjalët e tua duken si të ishin këshillë lamtumirëse, kështu që na lër një porosi”,* kjo këshillë ngjasonte me porositë që lë një njeri që po largohet. Për këtë arsye sahabët e ndershëm që ishin shumë të kujdesshëm në çdo të mirë, kërkuan nga i dërguari i Allahut që t’u linte një porosi të përmbledhur me qëllim që të kapeshin pas saj dhe të ktheheshin tek ajo. Kjo sepse porosia në çastet e ndarjes ka ndikim të madh në shpirtra, e ndoshta edhe kjo këshillë i bëri ata të ndienin sikur është këshillë lamtumire prandaj edhe e kërkuan.

**3-** Në fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): “*U porosis t'i frikësoheni Allahut”,* takvaja (devotshmëria) ndaj Allahut të Madhëruar realizohet kur njeriu vendos një mburojë mes tij dhe zemërimit të Allahut, dhe kjo duke praktikuar adhurimet, duke u distancuar nga të ndaluarat dhe duke u besuar fjalëve të tij. Kjo është porosia që Allahu u ka lënë të parëve dhe atyre që do vijnë pas tyre, duke thënë: **“Ne i patëm porositur edhe më parë ithtarët e librit, gjithashtu edhe juve që t’i frikësoheni Allahut.”**(Suretu Nisa: 131). Takvaja është shkak i çdo të mire, shpëtim në këtë botë dhe në botën tjetër. Urdhëri për takva vjen në shumë ajete kuranore e veçanërisht në ajetet që fillojnë me fjalët: **“O ju që besuat!”** Një urdhër i tillë vjen edhe në porositë profetike që i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) u drejtonte shokëve të tij.

**4-** “*Të dëgjoni dhe t'i bindeni edhe nëse u udhëheq një skllav.”* Me këto fjalë Profeti porosit për dëgjueshmëri dhe bindje ndaj udhëheqësve përderisa ata nuk urdhërojnë që të kundërshtohet Allahu, edhe nëse ky udhëheqës është skllav. Dijetarët janë të një mendimi se skllavi nuk është i

[63] Suretu Enfal, 2.
[64] Suretu Maide, 83.

denjë për të qenë prijës, ndërsa ajo që u përcoll në këtë hadith apo në hadithe të tjera interpretohet në disa kuptime: Mundet që në hadith të ketë hiperbolë për t'iu bindur dhe për të dëgjuar edhe skllavin nëse bëhet prijës,  edhe pse një gjë e tillë nuk ndodh. Ose mund të komentohet se kur prijësi lë nënpunës një skllav për të drejtuar punët e një fshati apo grupi njerëzish. Ose ndodh tjetra se kur ai e mori fronin ishte i lirë dhe e mori emrin skallv duke marrë parasysh gjendjen që ka qenë më parë. Ose ndodh që një skllav me njerëzit e tij të ketë triumfuar me forcë ndaj njerëzve, e në këtë mënyrë gjërat nën pushtetin e tij janë stabilizuar dhe marrja e pushtetit prej tij mund të shkaktojë diçka më të keqe se qëndrimi i tij në atë vend.

**5-** "*Ai që do të jetojë (më gjatë) do të shohë kundërshtime të shumta.*" Ky është një argument që pohon profetësinë e tij, sepse ai lajmëroi për diçka që do të ndodhë në të ardhmen, gjë e cila u realizua ashtu sikurse paralajmëroi. Dihet se ata që jetuan gjatë prej sahabëve arritën të shihnin kundërshtime të mëdha që binin ndesh me rrugën në të cilën ishte Profeti (salallahu alehji ue selem) dhe shokët e tij, e kjo me shfaqjen e disa grupacioneve të humbura siç ishin kaderitë, havarixhët etj.

**6-** *"Andaj përmbajuni sunetit tim dhe sunetit të prijësave të drejtë të cilët u udhëzojnë. Kapuni fort pas tij (sunetit) me dhëmballët tuaja."* Në kohën që Profeti lajmëroi për ekzistencën e përçarjeve ai tregoi rrugën e sigurt e të shpëtuar, dhe kjo duke u kapur pas sunetit të tij dhe sunetit të prijësave të drejtë të cilët ishin Ebu Bekri, Omeri, Othmani dhe Aliu *(Allahu qoftë i kënaqur prej tyre!)*. I dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) e ka cilësuar udhëheqjen e tyre si udhëheqje në rrugën e Profetit, siç është transmetuar në hadithin e Sefines ku thotë: *'Udhëheqja në udhën profetike do të ekzistojë tridhjetë vjet, e më pas Allahu do t'ia japë sundimin kujt të dojë.'* [65] Ibn Rexhebi (2/120) thotë: "Suneti është ajo rrugë e ndjekur e cila përmbledh të kapurit pas asaj në të cilën ishin udhëheqësit e tij të drejtë, si në besim ashtu dhe në punë e fjalë. Ky është suneti i plotë, për këtë arsye të parët tanë të hershëm e përdornin termin e sunetit vetëm atëherë kur ky term përfshinte të gjitha këto që u thanë. Një kuptim i tillë është përcjellë nga Haseni, Euzaiu dhe Fudejl bin Ijadi. Shumë dijetarë të mëvonshëm termin e sunetit e veçojnë vetëm për gjërat që kanë të bëjnë me besimin, sepse ai është baza e fesë, dhe ai që e kundërshton është në

[65] E përcjell Ebu Daudi me nr. 4646 etj. Hadithi është i saktë dhe atë e ka përmendur Albani në "Vargu i haditheve të sakta" me nr. 460. Ai përcolli dhe nga nëntë dijetarë të cilët e kanë saktësuar këtë hadith.

një rrezik të madh.” I dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka nxitur që të kapemi fort pas sunetit të tij dhe sunetit të udhëheqësve të drejtë duke na thënë: *“Përmbajuni”,* e kjo është folje urdhërore. Pas kësaj na udhëzoi drejt të kapurit akoma më fort pas sunetit, duke na thënë: *“Kapuni fort pas tij (sunetit) me dhëmballët tuaja”* Fjala në hadith “*me dhëmballët tuaja”* është shprehje simbolike e cila aspiron në fuqinë që duhet të përdoret në të kapurit pas sunetit.[66]

**7-** “*E kini kujdes nga shtesat (në fe), sepse çdo shtesë shpie drejt humbjes.”* Në versionin e Ebu Daudit me nr. 4607 thuhet: *“Kini kujdes nga shtesat në fe, sepse çdo shtesë konsiderohet bidat, dhe çdo bidat të shpie në humbje.”* Shtesat në fe janë ato që shpiken në fe ndërkohë që nuk kanë kurrfarë origjine. Ato i kthehen përçarjes dhe kundërshtimeve të nënçmuara që përmendi i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) në fjalën e tij kur tha: “*Ai që do të jetojë (më gjatë) do të shohë kundërshtime të shumta.”* I dërguari i Allahut ka cilësuar se çdo bidat është humbje, prandaj nuk mund të ketë bidate të mira, kjo duke u bazuar në fjalën e përgjithshme të Profetit (salallahu alehji ue selem) që thotë: *“sepse çdo bidat është humbje.”* Muhamed bin Nasri në librin e tij “Suneti” përcjell një hadith me sened të saktë se Ibn Umeri ka thënë: *“Çdo bidat është humbje edhe nëse njerëzit e shohin si të mirë.”* Ndërsa Shatibiu në librin e tij “El iatisam” përcjell nga Ibn Maxhishuni se ai e ka dëgjuar Malikun duke thënë: *“Kush shpik në Islam një bidat dhe e sheh si të mirë, ai ka pretenduar se Muhamedi e ka tradhëtuar shpalljen, sepse Allahu i Madhëruar thotë:* **“Sot përsosa për ju fenë tuaj”[67].** *Prandaj ajo që nuk njihej atëherë si fe nuk mund të njihet as sot.”* Ndërsa Ebu Uthman Nejsaburi thotë: “Ai që lë udhëheqës sunetin për veten e tij në fjalë dhe në vepra, ai ka për të folur me urtësi, ndërsa ai që lë udhëheqës pasionet në fjalë dhe vepra, ai ka për të folur me bidate”[68]. Përsa i përket hadithit të cilin e transmeton Muslimi në sahihun e tij me nr. 1017 ku thuhet: *“Cilido që ngjall një traditë të mirë në Islam, atij i takon shpërblimi i saj dhe shpërblimi i atyre që e praktikojnë atë.”* Ky hadith komentohet me shëmbëlltyrën e mirë në gjëra të mira siç është sqaruar në shkakun e përcjelljes së këtij hadithi, sepse i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) i nxiti njerëzit që të jepnin sadaka. Në atë kohë aty erdhi një burrë nga ensarët

---

[66] Gjithashtu tregon mllefin e atyre që e kundërshtojnë sunetin dhe largojnë të tjerët prej tij. **Sh.P.**

[67] Suretul Maide: 3

[68] Shih “Hiljetul eulija” (10/244).

duke bartur një çantë të madhe, dhe njerëzit kur e panë filluan të sillnin sadaka. Atëherë i dërguari i Allahut i tha ato fjalë. Gjithashtu hadithi komentohet edhe me faktin se ai që shfaq një sunet të Profetit (salallahu alehji ue selem) dhe e ngjall atë, siç ndodhi me Umerin i cili i tuboi njerëzit në namazin e teravive në Ramazan. Kjo ishte një shfaqje e sunetit të Profetit, sepse ai (Profeti) ishte falur me njerëzit disa netë të muajit të Ramazanit, por që e kishte lënë nga frika se mos u bëhej e detyrueshme siç thuhet në sahihun e Buhariut me nr. 2012. Në kohën kur i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ndërroi jetë u largua shkaku prej të cilit ekzistonte frika e obligimit të atij namazi, sepse legjislacioni u ndërpre me vdekjen e tij e kështu që mbeti pëlqyeshmëria e asaj vepre të cilën e shfaqi Umeri. Gjithashtu kjo vepër është prej udhëzimit të prijësave të drejtë, ndërsa ajo që thuhet se Umeri ka thënë: “Sa bidat i mirë” siç thuhet në sahihun e Buhariut me nr. 2010, me këtë ai ka pat për qëllim shfaqjen e namazit të teravive, ndërsa me bidatin ka pat për qëllim kuptimin e tij gjuhësor. E njëjtë është edhe ajo që bëri Uthmani duke shtuar ezanin e dytë ditën e xhuma, dhe këtë vepër e miratuan të gjithë sahabët, pra është vepër e udhëheqësave të drejtë. Ndërsa ajo që përcillet nga Ibn Umeri nëse është e saktë se ai ka thënë kjo vepër është bidat, kjo komentohet me bidatin në termin gjuhësor.

**8-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Pëlqyeshmëria e këshillës dhe përkujtimit në disa raste, për shkak të ndikimit që ajo lë në zemra.
2. Në hadith vihet re kujdesi që tregonin sahabët për gjërat e hajrit, sepse ata kërkuan që Profeti (salallahu alehji ue selem) tu linte një porosi.
3. Gjëja më e rëndësishme me të cilën mund të këshillohet njeriu është frika ndaj Allahut të Madhëruar, e cila personifikohet në praktikimin e urdhërave dhe distancimin nga të ndaluarat.
4. Gjithashtu prej gjërave më të rëndësishme me të cilat këshillohet njeriu është edhe bindja dhe dëgjimi ndaj udhëheqësave, për shkak të dobive që kanë muslimanët në jetën e kësaj bote dhe botës tjetër.
5. Hiperbolizmi në nxitjen për të dëgjuar dhe për t’iu bindur edhe nëse udhëheqës është një skllav.
6. Lajmërimi i Profetit (salallahu alehji ue selem) për ekzistencën e kundërshtimeve të shumta në popullin e tij dhe realizimi i kësaj gjëje, janë argumente që pohojnë profetësinë e tij.

7. Rruga e drejtë gjatë kudrështimeve në fe është që të kapemi pas sunetit të Profetit dhe sunetit të udhëheqësave të drejtë.

8. Në hadith tregohen vlerat e prijësave të drejtë që janë: Ebu Bekri, Umeri, Uthmani dhe Aliu, dhe se ata janë të drejtuar dhe të udhëzuar.

9. Qortimi nga çdo gjë që është shtuar në fe e që nuk ka pasur asnjë lloj origjine.

10. Të gjitha bidatet janë humbje prandaj nuk ka bidate të mira.

11. Bashkimi mes inkurajimit dhe kërcënimit gjatë këshillës, sepse për të inkurajuar Profeti (salallahu alehji ue selem) tha: *"Përmbajuni"*, ndërsa në kërcënim tha: *"Kini kujdes!"*

12. Në hadith tregohet rëndësia që ka porosia me frikë ndaj Allahut, dëgjueshmëria dhe bindja ndaj udhëheqësave, ndjekja e sunetit dhe braktisja e bidateve, sepse Profeti i porositi shokët e tij me këto gjëra pas fjalëve të porosisë që dha: "*si të ishin këshillë lamtumirëse, kështu që na lër një porosi."*

# الحديث التاسع والعشرون

عَن مُعَاذ بن جَبَلٍ رضي الله عنه قَالَ: قُلتُ يَا رَسُولَ الله أَخبرني بعَمَلٍ يُدخِلُني الجَنَّةَ وَيُبَاعدني من النار قَالَ: (لَقَدْ سَأَلْتَ عَنْ عَظِيْمٍ وَإِنَّهُ لَيَسِيْرٌ عَلَى مَنْ يَسَّرَهُ اللهُ تَعَالَى عَلَيْهِ: تَعْبُدُ اللهَ لاتُشْرِكُ بِهِ شَيْئًا، وَتُقِيْمُ الصَّلاة، وَتُؤتِي الزَّكَاة، وَتَصُومُ رَمَضَانَ، وَتَحُجُّ البَيْتَ. ثُمَّ قَالَ: أَلاَ أَدُلُّكَ عَلَى أَبْوَابِ الخَيْرِ: الصَّوْمُ جُنَّةٌ، وَالصَّدَقَةُ تُطْفِئُ الخَطِيْئَةَ كَمَا يُطْفِئُ المَاءُ النَّارَ، وَصَلاةُ الرَّجُلِ فِي جَوْفِ اللَّيْلِ ثُمَّ تَلا : (تَتَجَافَى جُنُوبُهُمْ عَنِ الْمَضَاجِعِ) حَتَّى بَلَغَ: (يَعْلَمُونْ) [السجدة:16-17] ثُمَّ قَالَ: أَلا أُخْبِرُكَ بِرَأْسِ الأَمْرِ وَعَمُودِهِ وَذِرْوَةِ سَنَامِهِ ؟ قُلْتُ: بَلَى يَارَسُولَ الله، قَالَ: رَأْسُ الأَمْرِ الإِسْلامُ وَعَمُودُهُ الصَّلاةُ وَذروَةُ سَنَامِهِ الجِهَادُ ثُمَّ قَالَ: أَلا أُخبرُكَ بملاكِ ذَلِكَ كُلِّهِ ؟ قُلْتُ:بَلَى يَارَسُولَ الله. فَأَخَذَ بِلِسَانِهِ وَقَالَ: كُفَّ عَلَيْكَ هَذَا. قُلْتُ يَانَبِيَّ الله وَإِنَّا لَمُؤَاخَذُونَ بمَا نَتَكَلَّمُ بهِ ؟ فَقَالَ: ثَكِلَتْكَ أُمُّكَ يَامُعَاذُ. وَهَلْ يَكُبُّ النَّاسَ فِي النَّارِ عَلَى وُجُوهِهِمْ أَو قَالَ: عَلَى مَنَاخِرِهِمْ إِلاَّ حَصَائِدُ أَلسِنَتِهِمْ) رواه الترمذي وقال: حديث حسن صحيح.

## HADITHI 29

Muadh bin Xhebeli *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell duke thënë: "Një ditë e pyeta të dërguarin e Allahut (salallahu alehji ue selem) duke i thënë: ***O i dërguar i Allahut! Më trego për një punë e cila më shpie në xhenet dhe më largon nga zjarri. I dërguari i Allahut tha: Ke pyetur për diçka shumë të madhe edhe pse ajo është e lehtë për cilindo që Allahu i Madhëruar ia lehtëson atë. Adhuroje Allahun dhe mos i bëj ortak askënd, fale namazin, jepe zekatin, agjëroje Ramazanin dhe kryej haxhin. Më pas më tha: A do të t'i tregoj të gjitha dyert e hajrit? Agjërimi është mburojë, sadakaja i shuan mëkatet ashtu sikurse uji e shuan zjarrin, po ashtu edhe namazi i një njeriu në mes të natës, dhe lexoi ajetin:*** **"Ata ngrihen nga shtrati"** ***, dhe e përfundoi me ajetin;*** **"si**

**shpërblim për punët e mira që kanë bërë.”[69]** ***Pastaj më tha: A dëshiron të të tregoj për thelbin e çështjes, shtyllën dhe kulmin e saj? Unë i thashë: Patjetër o i dërguari i Allahut. Ai tha: Thelbi i çështjes është Islami, shtylla e saj është namazi dhe kulmi i saj është xhihadi. Më pas më tha: A të të tregoj thelbin e gjithë kësaj? Unë i thashë: patjetër o i dërguari i Allahut! Ai kapi gjuhën me dorën e tij dhe më tha: Ndaloje këtë. Unë i thashë: O profeti i Allahut, a edhe për ato që flasim do të merremi në përgjegjësi? Ai më tha: Mos të pastë nëna o Muadh, a ka gjë tjetër që i hedh njerëzit më shumë në zjarr se gjuhët e tyre të këqija?”*** Tirmidhiu, dhe thotë se ky hadith është i mirë dhe i saktë.

**1-** Fjalët e Muadhit: “*O i dërguari i Allahut! Më trego për një punë e cila më shpie në xhenet dhe më largon nga zjarri”,* pohojnë kujdesin që tregonin sahabët në gjërat e mira, në njohjen e punëve të cilat shpien në xhenet dhe të ruajnë nga zjarri. Në hadith pohohet gjithashtu ekzistenca e xhenetit dhe zjarrit, dhe se të dashurit e Allahut veprojnë punë të mira për të fituar xhenetin dhe për t'u ruajtur nga zjarri. Në kundërshtim me fjalët e disa sufijve që shprehen se nuk e adhurojmë Allahun nga dëshira për xhenetin e as nga frika prej zjarrit, - fjalë të cilat janë të kota, sepse sahabët tregonin kujdes të madh në njohjen e atyre punëve që shpinin në xhenet dhe të largonin nga zjarri. Allahu i Madhëruar kur flet për të dashurin e Tij, Ibrahimin, thotë: **“Dhe më bëj një nga trashëgimtarët e Xhenetit të begatë!”[70]** Ajo që pohon se punët e mira janë shkak për hyrjen në xhenet, janë ajetet e shumta kuranore ku prej tyre është fjala e Allahut që thotë: **“Ja, ky është Xheneti që ju është dhënë në trashëgim për atë që keni bërë.”[71]. “Pa dyshim, ata që thonë: “Zoti ynë është Allahu!” dhe pastaj qëndrojnë në rrugën e drejtë, nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar e as për t'u dëshpëruar (kur t'u vijë vdekja). Ata do të jenë banorë të Xhenetit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë si shpërblim për atë që kanë punuar.”[72]**

Kjo që u tha nuk bie ndesh me hadithin: *“Akush nuk do të hyjë në xhenet me punën e tij. I thanë: As ti o i dërguari i Allahut? Ai tha: As unë, vetëm nëse Allahu më përfshin në mëshirën e Tij”*[73]. Forma e fjalisë që vjen në hadith flet për kompensim, ndërsa tek ajetet tregohet se punët janë

---

[69] Suretu Sexhde, 16-17
[70] Suretu Shuara, 85.
[71] Suretu Zuhruf, 72.
[72] Suretu Ahkaf, 13-14.
[73] Transmeton Buhariu me nr. 6463 dhe Muslimi me nr. 2816.

shkaku. Prandaj hyrja në xhenet nuk është kompensim me anë të punëve, përkundrazi, punët janë thjesht shkak për hyrjen në të. Allahu i Madhëruar me mirësinë e Tij i ka dhënë sukses këtij shkaku, pra punëve të mira, gjithashtu ka dhuruar shpërblimin që është hyrja në xhenet. Kështu që nderimet, si në shkaqet ashtu dhe në përfundimet, i mbeten vetëm Allahut të Madhëruar.

**2-** Në fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Ke pyetur për diçka shumë të madhe edhe pse ajo është e lehtë për cilindo që Allahu i Madhëruar ia lehtëson atë",* del në pah rëndësia e madhe që qëndron në këtë pyetje si dhe inkurajimi për të bërë pyetje të tilla, sepse i dëguari i Allahut e cilësoi pyetjen si të madhe. Me gjithë madhështinë dhe vështirësinë e praktikimit të saj, i dërguari i Allahut sqaroi atë që tregonte lehtësinë e atyre veprave për atë që Allahu ia lehtëson. Gjithashtu, kjo tregon se muslimani duhet të durojë në kryerjen e adhurimeve edhe nëse janë të vështira për shpirtrat, sepse e ardhmja e durimit është e mirë. Allahu i Madhëruar ka thënë: **"Atij që i frikësohet Allahut, Ai do t'ia lehtësojë çështjen."**[74] Ndërsa i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: *"Xheneti është rrethuar me vështirësi, ndërsa zjarri është rrethuar me epshe."*[75]

**3-** "*Adhuroje Allahun dhe mos i bëj ortak askënd, fale namazin, jepe zekatin, agjëroje Ramazanin dhe kryej haxhin."* Profeti (salallahu alehji ue selem) sqaroi se gjëja kryesore me anë të së cilës njeriu afrohet tek Allahu, arrin të hyjë në xhenet dhe të shpëtojë nga zjarri, është praktikimi i obligimeve të cilat në këtë hadith janë pesë shtyllat e Islamit, të cilat janë përmendur në hadithin e Xhibrilit dhe hadithin e Ibn Umerit: *"Islami është ndërtuar mbi pesë shtylla."* Ndërsa në një hadith kudsij Allahu i Lartësuar thotë: *"Nuk më afrohet robi Im me diçka më të dashur se ajo që Unë i kam obliguar atij."* Fjalët e tij: "*Adhuroje Allahun dhe mos i bëj ortak askënd"* sqarojnë detyrimin që kemi ndaj Allahut, që është adhurimi i pastër vetëm për Të. Këtu përfshihet edhe dëshmia se Muhamedi është i dërguari i Allahut, sepse adhurimi nuk mund të njihet vetëm se nëpërmjet besueshmërisë së tij (salallahu alehji ue selem) dhe praktikimit të asaj me të cilën është dërguar. Çdo punë e cila të afron tek Allahu nuk i bën dobi njeriut derisa të jetë e sinqertë për Allahun dhe e ndërtuar mbi ndjekjen e sunetit të të dërguarit të Allahut, sepse dihet se dy dëshmitë janë të lidhura ngusht me njëra-tjetrën. Prandaj bashkë me dëshminë se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut, duhet të jetë edhe dëshmia se Muhamedi

[74] Suretu Talak, 4.
[75] Transmeton Buhariu me nr. 6487 dhe Muslimi me nr. 2822.

është i dërguari i Allahut. Pesë shtyllat e Islamit janë përmendur të radhitura në këtë hadith sipas rëndësisë që ka secila prej tyre. Këtu iu dha përparësi namazit, sepse ai është lidhje shumë e fortë mes robit dhe Krijuesit të tij, dhe se ai përsëritet pesë herë gjatë një ditë-nate. Më pas vjen zekati i cili obligohet vetëm një herë në vit, dobia e të cilit është si për atë që e jep gjithashtu edhe për atë që e merr. Pastaj vjen agjërimi i cili përsëritet çdo vit. Dhe në fund përmendet haxhi, i cili është detyrë vetëm një herë në jetë.

**4-** *"Më pas më tha: A do të t'i tregoj të gjitha dyert e hajrit? Agjërimi është mburojë, sadakaja i shuan mëkatet ashtu sikurse uji që e shuan zjarrin, po ashtu edhe namazi i një njeriu në mes të natës, dhe lexoi ajetin:* **"Ata ngrihen nga shtrati"**, *dhe e përfundoi me ajetin;* **"si shpërblim për punët e mira që kanë bërë."**[76] Pasi Profeti (salallahu alehji ue selem) sqaroi obligimet të cilat shkaktojnë hyrjen në xhenet dhe shpëtimin nga zjarri, ai filloi të sqaronte disa punë vullnetare të cilat i mundësojnë muslimanit shtimin e besimit dhe shpërblimeve, si dhe shlyerjen e mëkateve dhe gabimeve. Ato janë sadakaja, agjërimi dhe namazi i natës. Rreth agjërimit ai tha: "*Agjërimi është mburojë."* Agjërimi është mburojë në këtë botë dhe në botën tjetër: në këtë botë të ruan nga rënia në mëkate. Abdullah bin Mesudi përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: *"O ju të rinj, kush ka mundësi materiale le të martohet, sepse ajo është më e mirë për sytë dhe mbrojtëse nga harami. E ai që nuk mundet le të agjërojë, sepse kjo do t'a mbrojë."*[77] Gjithashtu, agjërimi është mburojë në botën tjetër nga zjarri. Në një hadith i dërguari i Allahut thotë: *"Kush agjëron një ditë në rrugë të Allahut, Allahu do t'ia largojë këtij njeriu fytyrën nga zjarri i xhehenemit për shtatëdhjetë vjet."*[78]

Fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*ndërsa sadakaja i shuan mëkatet ashtu sikurse uji që e shuan zjarrin",* tregojnë rëndësinë e madhe që ka sadakaja vullnetare, dhe se Allahu me anë të saj i shlyen dhe i shuan mëkatet ashtu sikurse uji shuan zjarrin. Në këtë rast bëhet fjalë për gabimet e vogla, por këtu përfshihen edhe gabimet e mëdha nëse njeriu pendohet prej tyre. Fjalët e Profetit ku shëmbëllen shuarjen që sadakaja u bën mëkateve me ujin që shuan zjarrin, pohojnë fshirjen e të gjitha mëkateve, sepse ai që vëren ujin që bie në zjarr e shuan atë plotësisht duke mos i lënë asnjë shenjë.

---

[76] Suretu Sexhde, 16-17

[77] E përcjell Buhariu me nr. 1905 dhe Muslimi me nr. 1400.

[78] E përcjell Buhariu me nr. 2840.

Fjalët e tij: "*po ashtu edhe namazi i një njeriu në mes të natës",* tregojnë se kjo është vepra e tretë e dyerve të hajrit me të cilat njeriu afrohet tek Allahu i Madhëruar. Më pas i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) lexoi fjalët e Allahut të Madhëruar që thotë: **"Ata ngrihen nga shtrati, i luten Zotit të tyre me frikë e shpresë dhe japin nga ajo që Ne iu kemi dhënë. Askush nuk di se çfarë gëzimesh janë fshehur për ata (në jetën tjetër), si shpërblim për punët e mira që kanë bërë."**[79] Gjithashtu, i dërguari i Allahut ka lajmëruar se; *"Namazi më i mirë pas farzeve është namazi i natës."*[80] I dërguari i Allahut e përgatiti sqarimin e dyerve të hajrit duke përdorur mënyrën pyetëse, e kjo kur i thotë Muadhit: "*A do të t'i tregoj të gjitha dyert e hajrit?"* Sepse kjo e tërheq më shumë vëmendjen e Muadhit për të parë rëndësinë e asaj që po i thuhej, me qëllim që të përgatitet dhe të kuptojë çdo gjë që i thuhet.

**5-** "*A dëshiron të të tregoj për thelbin e çështjes, shtyllën dhe kulmin e saj? Unë i thashë: Patjetër o i dërguari i Allahut. Ai tha: Thelbi i çështjes është Islami, shtylla e saj është namazi, dhe kulmi i saj është xhihadi."* Me çështjen është për qëllim diçka shumë e madhe, e ajo është feja me të cilën u dërgua Profeti i Allahut (salallahu alehji ue selem).

Thelbi i saj është Islami i cili përfshin namazin, xhihadin etj. Ai përmendi namazin duke e cilësuar atë si shtyllë të Islamit, dhe duke e simbolizuar me ndërtesën e cila ngrihet mbi shtyllat e saj. Namazi është adhurimi më i rëndësishëm trupor, dobia e të cilit i kthehet vetëm atij që e praktikon. Më pas ai përmendi xhihadin, i cili përfshin xhihadin ndaj shpirtit dhe xhihadin ndaj armiqve, qofshin ata jobesimtarë apo hipokritë. Ai e cilësoi si kulm të Islamit, sepse me anë të xhihadit tregohet forca e muslimanëve, triumfi i fesë së tyre dhe epërsia e saj kundrejt feve të tjera.

**6-** "*Më pas më tha: A të të tregoj thelbin e gjithë kësaj? Unë i thashë: patjetër o i dërguari i Allahut! Ai kapi gjuhën me dorën e tij dhe më tha: Ndaloje këtë. Unë i thashë: O profeti i Allahut, a edhe për ato që flasim do të merremi në përgjegjësi? Ai më tha: Mos të pastë nëna o Muadh, a ka gjë tjetër që i hedh njerëzit më shumë në zjarr se gjuhët e tyre të këqija?"* Këtu del në pah rrezikshmëria e gjuhës dhe se ajo e shpie njeriun drejt shkatërrimit. E mira më e madhe është ruajtja e saj me qëllim që të mos dalë prej saj vetëm se mirësi, siç thotë i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem): *"Kush siguron atë që ka mes dy buzëve dhe atë që ka mes dy*

---

[79] Suretu Sexhde, 16-17.
[80] E përcjell Muslimi me nr. 1163.

*këmbëve, unë i siguroj xhenetin."*[81] Në një hadith tjetër, i dërguari i Allahut thotë: *"Kush i beson Allahut dhe botës tjetër, të flasë mirë ose le të heshtë."* Ibn Rexhebi duke komentuar këtë hadith në librin e tij "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (2/146-147) thotë: "Kjo tregon se mbajtja dhe frenimi i gjuhës është origjina e çdo të mire, dhe se ai që arrin ta zotëroj gjuhën do t'i zotëroj të gjitha çështjet e tij dhe do t'i vë në rrugën e duhur." Gjithashtu ka thënë: "Qëllimi me *gjuhët e këqija* është ndëshkimi i fjalëve të ndaluara, sepse njeriu me fjalët dhe veprat e tij i mbjell të mirat dhe të këqiat e më pas i vjel ato ditën e gjykimit. Prandaj ai që ka mbjellë të mira do të korrë nderime, e ai që ka mbjellë të këqia në fjalë dhe vepra, nesër do të korrë pendimin. Ajo që kuptohet nga hadithi i Muadhit është se ajo që i fut njerëzit më së shumti në zjarr është e folura me gjuhët e tyre. Te mëkati i të folurit përfshihet shirku i cili është mëkati më i madh tek Allahu i Lartësuar, gjithashtu përfshihet të folurit për fenë e Allahut pa dituri, mëkat i cili është i ngjashëm me shirkun. Gjithashtu përfshihet magjia, akuzat, e shumë mëkate të tjera të mëdha e të vogla, siç janë: gënjeshtra, përgojimi dhe thashethemet. Ndërsa mëkatet në vepra në shumicën e rasteve nuk mbeten pa u përzier me fjalë të cilat e ndihmojnë atë."

*"Mos të pastë nëna o Muadh!"* Shejh Ibn Uthejmini në komentin e këtij hadithi thotë: D.m.th. mbetë në zi me humbjen tënde. Me këto fjalë nuk është për qëllim kuptimi i parë, përkundrazi, me ato fjalë është për qëllim nxitja e tij që ai të kuptojë fjalët që i thuhen." Madje mund të themi se fjalët e thëna në këtë hadith apo hadithe të tjera të ngjashme me të, merren si lutje që Profeti (salallahu alehji ue selem) bën për këta njerëz. Këtë e pohon hadithi në sahihun e Muslimit me nr. 2603 të përcjellë nga Enesi, ku i dërguari i Allahut thotë: *"O Umu Sulejm, a nuk e di kushtin që i kam vënë Zotit tim? Unë i kam vënë kusht Zotit tim dhe i kam thënë: O Zoti im, unë jam njeri dhe gëzohem siç gëzohen të gjithë njerëzit dhe hidhërohem siç hidhërohen të gjithë njerëzit. Prandaj kundër cilitdo që të lutem nga umeti im me ndonjë lutje që ai nuk e meriton, bëje këtë dua pastrim dhe afrim për të, me të cilin ai të më afrohet ditën e gjykimit."* Mendjemprehtësia e imam Muslimit dhe rradhitja e mirë e sahihut të tij, bëri që ai ta transmetonte këtë hadith menjëherë pas hadithit të Ibn Abasit ku i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) i thotë Muavijes: *"Allahu mos e ngoptë barkun e tij"*, - kështu që kjo konsiderohet dua për të dhe jo dua kundër tij.

[81] Transmeton Buhariu me nr. 6474.

**7-** Prej dobive që nxirren nga ky hadith janë:

1. Kujdesi që tregonin sahabët për të njohur të mirën, gjërat që i shpien drejt xhenetit dhe i largojnë nga zjarri.

2. Xheneti dhe zjarri ekzistojnë, ato do të qëndrojnë dhe kurrë nuk do të zhduken.

3. Me adhurimin ndaj Allahut shpresohet hyrja në xhenet dhe shpëtimi nga zjarri, dhe jo siç shprehen disa sufij se Allahu nuk adhurohet me shpresë për xhenetin e Tij apo nga frika prej zjarrit të Tij.

4. Në hadith tregohet rëndësia e pyetjeve që u bënë sepse ishin pyetje të mëdha.

5. Rruga që të shpie drejt shpëtimit është e vështirë, dhe marrja e kësaj rruge bëhet vetëm me lehtësim nga ana e Allahut.

6. Gjëja më e rëndësishme me të cilën u obliguan njerëzit dhe xhinët është adhurimi ndaj Allahut, madje për këtë arsye erdhën librat dhe u dërguan profetët.

7. Adhurimi ndaj Allahut nuk merret parasysh derisa të ndërtohet mbi dy dëshmitë, të cilat janë të lidhura ngushtë me njëra-tjetrën. Asnjë punë nuk pranohet derisa të jetë e sinqertë për Allahun dhe në përputhje me rrugën e të dërguarit të Allahut (salallahu alehji ue selem).

8. Në hadith tregohet vlera e Islamit, sepse Profeti e udhëzoi Muadhin tek ajo gjë mes shumë obligimeve të tjera.

9. Këto obligime janë të rradhitura sipas rëndësisë që kanë, ashtu sikurse u rradhitën në këtë hadith.

10. Inkurajimi në praktikimin e nafileve pa harruar farzet.

11. Prej gjërave më të rëndësishme me të cilat robi afrohet tek Allahu pas praktikimit të farzeve, është; sadakaja, agjërimi dhe namazi i natës.

12. Në hadith tregohet rëndësia e madhe që ka namazi, sepse është shtylla e Islamit.

13. Gjithashtu pohohet vlera e xhihadit i cili është kulmi i Islamit.

14. Në hadith tregohet rrezikshmëria e gjuhës dhe se ajo e shpie njeriun drejt shkatërrimeve, dhe si përfundim e fut në zjarr.

# الحديث الثلاثون

عَنْ أَبِيْ ثَعْلَبَةَ الخُشَنِيِّ جُرثُومِ بنِ نَاشِرٍ رضي الله عنه عَن رَسُولِ الله صلى الله عليه وسلم قَالَ: (إِنَّ اللهَ فَرَضَ فَرَائِضَ فَلا تُضَيِّعُوهَا، وَحَدَّ حُدُوداً فَلا تَعْتَدُوهَا وَحَرَّمَ أَشْيَاءَ فَلا تَنْتَهِكُوهَا، وَسَكَتَ عَنْ أَشْيَاءَ رَحْمَةً لَكُمْ غَيْرَ نِسْيَانٍ فَلا تَبْحَثُوا عَنْهَا) حديث حسن رواه الدارقطني وغيره.

## HADITHI 30

Ebu Thealebe el Hasheni Xhurthum bin Nashir *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Pa dyshim që Allahu i Madhëruar i ka bërë obligim disa farze prandaj mos i lini pas dore, ka vendosur kufij kështu që mos i tejkaloni ata, ka ndaluar disa gjëra prandaj mos i thyeni ato, ka heshtur për disa gjëra nga mëshira ndaj jush e jo nga harresa, prandaj mos hulumtoni rreth tyre."*** Hadithi është i mirë. Transmeton Derakutni dhe të tjerë.

**1-** Hadithin e vlerësoi si të saktë Neveviu, e para tij Ebu Bekr Semani siç shprehet Ibn Rexhebi. Por në senedin e tij ka ndërprerje, e megjithatë Ibn Rexhebi ka përmendur disa hadithe që dëshmojnë në pajtim me domehtënjen e tij. Në këtë mënyrë ai (2/150-151) shprehet: "Kuptimi i këtij hadithi është transmetuar duke iu dedikuar Profetit (salallahu alehji ue selem) në shumë forma të tjera. Ato i përcolli Bezari në librin e quajtur "Musned" dhe Hakimi nga Ebu Derda e ky nga Profeti (salallahu alehji ue selem) i cili tha: *"Atë që Allahu e ka lejuar në librin e Tij ajo mbetet e lejuar, ndërsa atë që e ka ndaluar mbetet e ndaluar. E për gjërat që ka heshtur, ato janë mëshirë, prandaj pranojeni nga Allahu mëshirën e Tij, sepse Allahu nuk mund të harrojë asgjë, - e më pas lexoi fjalën e Allahut që thotë:* **"E Zoti yt nuk është që harron."** (Suretu Merjem, 64) Hakimi për këtë hadith tha: Senedi i këtij hadithi është i saktë, - ndërsa Bezari tha: Senedi i tij është i mirë.

**2-** Hafidh Ibn Rexhebi në librin e tij "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (2/152-153) thotë: "Hadithi i Ebu Thealebes i ndau dispozitat e Allahut në katër grupe: farze, harame, caqe dhe gjëra të heshtura. Kjo i përmbledh të gjitha dispozitat fetare. Ebu Bekr Semani thotë: "Ky hadith është një parim i madh prej parimeve të fesë." Gjithashtu ka thënë: "Është përcjellë nga disa se kanë thënë: Në hadithet profetike nuk ekziston qoftë dhe një hadith i vetëm që të jetë kaq përmbledhës me frazat e tij për bazat e diturisë dhe degëzimet e saj, se hadithi i Ebu Thealebes". Ai thotë: Përcillet nga Vathile el Muzeni të ketë thënë: "I dërguari i Allahut e përmblodhi të gjithë fenë në katër fjalë …", - e më pas përmendi hadithin e Ebu Thealebes. Ibn Semani thotë: "Ai që punon me këtë hadith i ka fituar shpërblimet dhe është ruajtur nga ndëshkimet. Ai që praktikon detyrimet dhe u distancohet harameve, u përmbahet kufijve dhe nuk hulumton në gjërat që nuk ka njohuri, me këtë ai i ka arritur pjesët e mirësisë dhe i ka plotësuar detyrimet e tij ndaj fesë, sepse legjislacioni nuk mund të dalë jashtë këtyre ndarjeve që u përmendën në këtë hadith."

**3-** Fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Pa dyshim që Allahu i Madhëruar i ka bërë obligim disa farze prandaj mos i lini pas dore",* do të thotë: U ka bërë obligim disa gjëra në mënyrë të prerë, siç është: namazi, zekati, agjërimi dhe haxhi. Prandaj çdo muslimani i kërkohet t'i praktikojë ato ashtu siç e ka urdhëruar Allahu, dhe nuk duhet t'i lërë ato apo të shkujdeset duke lënë boshllëqe në praktikimin e tyre.

**4-** "*Ka vendosur kufij kështu që mos i kaloni ato",* që do të thotë: Ka ligjësuar gjëra të detyruara, të pëlqyera dhe të lejuara, prandaj mos i kaloni këto caqe për të shkuar diku tjetër duke rënë në harame, siç është rasti i trashëgimisë të cilën Allahu e ka sqaruar në librin e Tij. Askujt nuk i lejohet të kalojë caqet dhe të sjellë një pjesë trashëgimie që bie ndesh me atë që na ka treguar Allahu. Fjala *kufi* zakonisht përdoret për gjërat që ka ndaluar Allahu, kështu që çdo muslimani i del për detyrë që të mos u afrohet, siç thotë Allahu i Lartësuar në librin e Tij: **"Këta janë kufjtë e Allahut prandaj mos u afroni atyre."**[82]

**5-** "*Ka ndaluar disa gjëra prandaj mos i thyeni ato",* që do të thotë: Muslimanëve nuk u lejohet që të bien pre e asaj që ka ndaluar Allahu, por atyre u del si detyrë që ta braktisin atë, siç thotë Profeti (salallahu alehji ue selem): *"Çfarë ju kam ndaluar largohuni prej saj."*

**6-** "*Ka heshtur për disa gjëra nga mëshira ndaj jush e jo nga harresa, prandaj mos hulumtoni rreth tyre",* që do të thotë se ka gjëra për të cilat

[82] Suretul Bekare, 187

nuk ka ardhur ndonjë tekst në librin e Allahut apo në sunetin e të dërguarit të Tij, kështu që nuk duhet të preokupohemi duke hulumtuar apo pyetur rreth tyre. Siç është rasti i pyetjes rreth haxhit nëse është obligim që ta bëjmë çdo vit, pyetje të cilën e kundërshtoi i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) duke i thënë atij që pyeti: *"Më lini në atë që u lash, sepse ajo që i shkatërroi popujt e mëparshëm ishin polemikat e shumta dhe kundërshtimet që kishin me pejgamberët e tyre."* Apo siç është rasti kur njeriu pyet për diçka që nuk është e ndaluar, e si rrjedhojë ajo bëhet e ndaluar për shkak të kësaj pyetjeje. Për rrezikshmërinë e kësaj vepre janë saktësuar hadithe nga Profeti. Gjithashtu duhet ditur se pas vdekjes së Profetit (salallahu alehji ue selem) nuk duhet të bëhen pyetje të cilat përmbajnë vështirësi dhe ekzagjërime. Ndërsa për kuptimin e fjalës: *"Ka heshtur për disa gjëra duke mos ua obliguar e as duke ua ndaluar, prandaj mos pyesni për to"*, Allahu i Madhëruar thotë: **"O besimtarë! Mos pyesni për gjëra që sikur t'ju thuheshin haptazi, nuk do t'ju pëlqenin, e nëse do të pyesnit për to kur ju shpallet Kurani, do t'ju bëheshin të qarta. Allahu j'ua ka falur kërshërinë, se Allahu është Falës dhe i Butë. Disa njerëz kanë bërë pyetje të tilla para jush e pastaj u bënë jobesimtarë."**[83] Ibn Rexhebi (2/163) thotë: "Përsa u përket gjërave të heshtura bëhet fjalë për ato që nuk është përmendur lejueshmëria, domosdoshmëria apo ndalimi i tyre, kështu që mbetet diçka e falur për të cilën nuk merr mëkat ai që e vepron. Për këtë kanë pohuar hadithet që kemi përmendur këtu, siç është hadithi i Ebu Thealebes etj."

**7-** Prej bodive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Legjislacioni i Allahut përmban atë që quhet *farz i kërkuar,* e që duhet praktikuar dhe jo të lihet pas dore.
2. Duhet t'u përmbahemi detyrimeve, gjërave të pëlqyera dhe të lejuara, por pa i kaluar caqet drejt gjërave të ndaluara.
3. Muslimani duhet të braktisë çdo gjë që ka ndaluar Allahu dhe të distancohet prej saj.
4. Gjërat për të cilat nuk ka ardhur argument për ndalimin apo lejimin e tyre, janë të falura dhe nuk duhet të pyesim rreth tyre.

[83] Suretu Maide, 101-102.

# الحديث الحادي والثلاثون

عَنْ أَبِي العَباس سَعدِ بن سَهلٍ السَّاعِدي رضي الله عنه قَالَ: جَاءَ رَجُلٌ إِلَى النبي صلى الله عليه وسلم فَقَالَ: يَا رَسُول الله: دُلَّنِي عَلَى عَمَلٍ إِذَا عَمَلتُهُ أَحَبَّنِي اللهُ، وَأَحبَّنِي النَاسُ ؟ فَقَالَ: (ازهَد فِي الدُّنيَا يُحِبَّكَ اللهُ، وازهَد فِيمَا عِندَ النَّاسِ يُحِبَّكَ النَّاسُ) حديث حسن رواه ابن ماجة وغيره بأسانيد حسنة.

## HADITHI 31

Ebul Abas Sehl bin Sead es Saidi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell: ***"Erdhi një njeri tek i dërguari i Allahut* (salallahu alehji ue selem) *dhe i tha: O i dërguari i Allahut! Më oriento në një punë me veprimin e së cilës të më dojë Allahu dhe të më duan njerëzit. Ai i tha: Tregohu asket në këtë botë që të të dojë Allahu, dhe mos lakmo atë që është e njerëzve që të të duan njerëzit."*** Hadithi është i mirë. E transmetoi Ibn Maxheh e të tjerë me senede të mira.

**1-** Shokët e Profetit (salallahu alehji ue selem) ishin njerëzit që tregonin kujdesin më të madh për çdo të mirë, madje ishin njerëzit që përparonin më shumë drejt të mirave. Sahabi i përmendur në këtë hadith deshi të dinte se cilat vepra i mundësojnë dashurinë e Allahut dhe dashurinë e njerëzve, prandaj dhe e pyeti të dërguarin e Allahut me këtë pyetje.

**2-** Fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Tregohu asket në këtë botë që të të dojë Allahu",* sqarojnë se dashuria e Allahut të Madhëruar arrihet duke qenë asket në këtë botë. Prej sqarimeve më të mira që janë dhënë rreth zuhdit (asketizmit) në këtë botë, është që njeriu të lërë çdo gjë që e pengon nga adhurmi i Allahut të Madhëruar, siç e ka përcjellë hafidh Ibn Rexhebi në librin e tij "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (2/186) nga Ebu Sulejman ed Darani duke thënë: "Ebu Sulejman Darani ka thënë: Tek ne në Irak u shtuan polemikat rreth kuptimit të zuhdit, ku kishte prej atyre që thonin: Zuhdi është të braktisësh takimet me njerëzit, - kishte edhe të tjerë që thonin: Zuhdi është të lësh epshet. Kishte të tjerë që thonin: Zuhdi është

të mos ngopesh kur ushqehesh. Fjalët e tyre janë shumë të përafërta me njëra-tjetrën, ndërsa unë jam i mendimit se zuhdi është të braktisësh çdo gjë që të pengon nga adhurimi i Allahut të Madhëruar. Kjo që tha Ebu Sulejmani është diçka e mirë, sepse bashkon mes të gjitha kuptimeve, ndarjeve dhe llojeve që u thanë rreth zuhdit."

**3-** Fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*mos lakmo atë që është e njerëzve që të të duan njerëzit",* tregojnë se njerëzit në natyrën e tyre janë të dhënë pas pasurisë dhe mallit në jetën e kësaj bote, e në shumicën e rasteve i ndrydhin duart dhe nuk u japin të tjerëve nga pasuria që kanë. Allahu i Madhëruar thotë: **"Prandaj frikësojuni Allahut sa të mundeni, dëgjoni e binduni dhe shpenzoni për bamirësi në të mirën tuaj. Ata që e ruajnë veten nga lakmia e saj, pikërisht ata janë fituesit."**[84] Njerëzit nuk pëlqejnë që dikush të lakmojë në atë që kanë, prandaj kur njeriu mjaftohet me aq sa ka, me këtë gjest ai fiton respektin dhe dashurinë e tyre. E nëse fiton dashurinë e tyre, me këtë rast ruhet edhe nga sherri i tyre.

**4-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Kujdesi që tregonin sahabët në gjërat që u mundësonin dashurinë ndaj Allahut dhe dashurinë ndaj njerëzve.

2. Në hadith pohohet cilësia e dashurisë për Allahun e Madhëruar.

3. E gjithë e mira për robin qëndron në dashurinë e Allahut për të.

4. Prej gjërave që sjellin dashurinë e Allahut është asketizmi në këtë botë.

5. Mos lakmia e njeriut në atë që kanë njerëzit shkakton dashurinë e tyre ndaj tij, e si rrjedhojë përfiton nga të mirat e tyre dhe ruhet nga sherri i tyre.

[84] Suretu Tegabun, 16.

## الحديث الثاني والثلاثون

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ سَعْدِ بْنِ مَالِكِ بْنِ سِنَانٍ الْخُدْرِيِّ ﷺ أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ: " لَا ضَرَرَ وَلَا ضِرَارَ". حَدِيثٌ حَسَنٌ، رَوَاهُ ابْنُ مَاجَهْ ، وَالدَّارَقُطْنِيّ ، وَغَيْرُهُمَا مُسْنَدًا. وَرَوَاهُ مَالِكٌ فِي "الْمُوَطَّإِ" عَنْ عَمْرِو بْنِ يَحْيَى عَنْ أَبِيهِ عَنْ النَّبِيِّ ﷺ مُرْسَلًا، فَأَسْقَطَ أَبَا سَعِيدٍ، وَلَهُ طُرُقٌ يُقَوِّي بَعْضُهَا بَعْضًا.

## HADITHI 32

Ebu Seid Sead bin Malik bin Sinan el Hudri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Nuk duhet të dëmtohet vetja e as të tjerët."*** Hadithi është i mirë. Transmetoi Ibn Maxheh, Derakutni etj. me zinxhirë të rregullt. Si *mursel* (fjalë që i dedikohet Tabiinit) e transmetoi Maliku në "El Mueta" nga Amr bin Jahja, ky nga babai i vet e ky nga Profeti, por në zinxhir ai nuk e përmendi Ebu Seidin. Hadithi ka edhe rrugë të tjera që forcojnë njëra-tjetrën.

**1-** Ky hadith përmban një rregull prej rregullave të legjislacionit Islam, që është: mosdëmtimi i vetes dhe të tjerëve. Forma që vjen në hadith nënkupton ndalimin që njeriu të dëmtojë veten apo të tjerët. Fjala "Darar" e përdorun në këtë hadith ka për qëllim dëmin që njeriu e bën pa qëllim, ndërsa fjala"Dirar" dmth dëmtimi që bëhet gjithmonë me qëllim. Hafidh Ibn Rexhebi në librin e tij "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (2/212) thotë: "Dijetarët kanë rënë në polemika rreth dy shprehjeve të përdorura në hadith, se a ka ndryshim mes tyre apo jo? Disa thanë: Ato kanë të njëjtin kuptim por përdoren si konfirmim, edhe pse më e njohura është se mes tyre ka dallim. Më pas disa të tjerë thanë: "Darar" dëmtimi në këtë rast është emri, ndërsa "Dirar" shkaktimi i dëmit është veprimi që do të thotë se vetë dëmtimi nuk duhet të ekzistojë në legjislacion, gjithashtu edhe dëmtimi i të tjerëve pa të drejtë nuk duhet të ekzistojë. Disa të tjerë kanë thënë: Dëmtimi është kur i bën tjetrit një dëm për të përfituar vet. Ndërsa dëmtimi i të tjerëve do të thotë t'u bëjë dëm atyre në një send prej

të cilit nuk përfiton gjë prej tij, siç është shembulli i një njeriu që privon diçka që nuk e dëmton, por që dëmtohet njeriu i privuar. Këtë mendim e zgjodhën një grup dijetarësh ku prej tyre mund të përmendim: Ibn Abdul Berrin, Ibn Salahun etj. Disa të tjerë kanë thënë: Dëmtimi është kur lëndon dikë me ndonjë send që vetëvetiu ai nuk të lëndon, ndërsa me fjalën *"të tjerët"* është për qëllim kur dëmton dikë që e ke lënduar më parë në mënyrë jo të ligjshme. E megjithatë i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) e ndaloi dëmtimin e vetes dhe të tjetrit kur bëhet pa të drejtë, sepse të dëmtosh dikë me të drejtë me arsyen se ai i ka kaluar kufijtë e Allahut, në këtë rast ndëshkohet në masë të krimit që ka bërë. Ose në rastin kur ai i ka bërë padrejtësi vetes apo të tjerëve, në këtë rast i dëmtuari kërkon ballafaqimin me të me drejtësi, pra kjo nuk është për qëllim në hadith. Ajo në të cilën aludon hadithi është dëmtimi pa të drejtë i cili realizohet në dy mënyra:

**E para:** Kur me këtë veprim ka për qëllim dëmtimin e të tjerëve, dhe për këtë nuk ka dyshim në të keqen dhe ndalimin e saj. Në Kuran është treguar ndalimi nga dëmtimi në disa raste, ku prej tyre është dhe testamenti. Allahu i Madhëruar thotë: **"Pasi të kryhet testamenti e të lahet borxhi duke mos dëmtuar askënd …".**[85] Më pas Ibn Rexhebi (2/217) vijon duke thënë:

"**E dyta:** Kur ka ndonjë qëllim të saktë siç është rasti kur ai vepron në pasurinë e tij gjëra që janë në interesin e tij. Kështu që ai stërgjatet duke u bërë dëm të tjerëve ose i ndalon të tjerët që të përfitojnë nga malli i tij duke e ruajtur prej tyre, e në këtë mënyrë i privuari dëmtohet me këtë gjest."

**2-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Në hadith tregohet përsosmëria e këtij legjislacioni në largimin e dëmit ndaj vetes dhe të tjerëve.
2. Muslimani nuk duhet t'i dëmtojë të tjerët e as që të vetdëmtohet.

[85] Suretu Nisa, 12.

## الحديث الثالث والثلاثون

عنِ ابْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللهُ عَنْهُمَا أَنَّ رَسُولَ اللهِ صلى الله عليه وسلم قَالَ: "لَوْ يُعْطَى النَّاسُ بِدعوَاهُمْ لادَّعَى رِجَالٌ أَمْوَال قَومٍ وَدِمَاءهُمْ، وَلَكِنِ البَينَةُ عَلَى المُدَّعِي، وَاليَمينُ عَلَى مَن أَنكَر"[1] حديث حسن رواه البيهقي هكذا بعضه في الصحيحين.

## HADITHI 33

Ibn Abasi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Po t'ju jepej njerëzve në bazë të pretendimeve që kanë, atëherë do kishte njerëz që do pretendonin pasuritë dhe gjakrat e të tjerëve. Kush pretendon diçka duhet të paraqesë prova, ndërsa ai që e mohon pretendimin e tjetrit duhet të betohet."*** Hadithi është i mirë dhe e transmeton Bejhakiu etj. Një pjesë e tij gjendet në dy librat e saktë të hadithit (Buhari dhe Muslim).

**1-** Hadithin e Ibn Abasit e transmetoi Buhariu me nr. 4552 dhe Muslimi me nr. 1711, ndërsa pjesa më e madhe e tij gjendet në dy sahihet. Ajo që nuk shënohet në dy sahihet është fjala e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Kush pretendon diçka duhet të paraqesë prova, ndërsa ai që e mohon pretendimin e tjetrit duhet të betohet",* e megjithatë kjo fjali është saktësuar në dy sahihet në hadithin e përcjellë nga Eshath bin Kajsi tek Buhariu me nr. 4550 dhe Muslimi me nr. 138 në ndodhinë e tij me njërin nga djemtë e xhaxhait të tij, ku Profeti i thotë: *"Paraqit provat ose ai të betohet."*

**2-** Ibn Dekik el Ijdi në komentin e librit "Dyzet hadithet" shprehet: "Ky hadith është prej bazave të dispozitave, dhe referenca më e madhe ku njerëzit kthehen gjatë polemikave dhe armiqësive. Ky hadith aludon në atë se për askënd nuk duhet gjykuar sipas pretendimeve të tij." I dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) sqaroi se sikur çdo njeriu t'i jepej ajo e drejtë që pretendon ndaj një tjetri, atëherë kjo do i shpinte njerëzit të

pretendonin pasuritë dhe gjakrat e njerëzve. Por i dërguari i Allahut e sqaroi këtë në mënyrën më të mirë ku njerëzit e gjejnë të qartë këtë dispozitë: kërkimin e provave për atë që pretendon, dhe këtu përfshihet çdo provë që sqaron të drejtën dhe e pohon atë, qofshin ata dëshmitarë apo argumente të tërthorta etj. Nëse ai sjell një provë atëherë gjykimi është në favor të tij, por nëse ai nuk gjen ndonjë provë i kërkohet palës tjetër që të betohet. Nëse ai betohet i largohet përgjegjësia, por nëse tërhiqet nga betimi atëherë gjykohet sipas kësaj tërheqjeje dhe i kërkohet ajo të cilën pretendonte paditësi i tij. Neveviu në sqarimin e librit "Dyzet hadithet" thotë: "Atij që pretendon diçka i kërkohet dëshmia, sepse në realitet ai pretendon diçka që bie ndesh me origjinën e cila është pafajësia e garantuar". Pas kësaj ai përmendi se në këtë temë veçohen shumë çështje në të cilat pranohet fjala e atij që pretendon diçka edhe pa prova, siç është rasti i pretendimit të personit që është bërë prind, për nevojën e tij që të martohet, apo pretendimi i mendjelehtit që do të martohet pa lënë mënjanë argumentet e tërthorta. Apo siç është rasti kur gruaja pretendon se e ka kaluar afatin e pritjes me argumentin e pastrimit nga ciklet mujore se e ka lindur fëmijën, apo pretendimi i një fëmije se ka arritur moshën e pjekurisë me argumentin e daljes së spermës në gjumë, apo pretendimi i kujdestarit të pasurisë në rast se pretendon se i është shkatërruar malli që i është lënë në ruajtje, ose që ja kanë vjedhur etj. Në këtë rast ai që pretendon diçka (Akuzuesi) është ai që kërkon një të drejtë që nëse hesht lihet, ndërsa i akuzuari është kur i kërkohet diçka, nëse hesht nuk lihet. Ibn Mundhiri, siç përcillet nga vet ai në "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (2/230) thotë: "Të gjithë dijetarët janë në unanimitet se ai që pretendon diçka duhet të sjellë prova, ndërsa betimin duhet t'a bëjë ai prej të cilit kërkohet diçka. Ai thotë: Kuptimi i fjalës: *ai që pretendon diçka duhet të sjellë prova*, - do të thotë se me anë të tyre ai meriton gjërat që pretendon dhe që janë të detyruara për të e për to llogaritet. Ndërsa kuptimi i fjalës: *betimin e bën ai prej të cilit kërkohet diçka*, - do të thotë: me anë të saj ai bëhet i pafajshëm gjë e cila është e detyruar për të, dhe merret në llogari në çdo kohë."

**3-** Atij që pretendon diçka i kërkohet të sjellë prova në çështjet e kësaj bote, gjithashtu i kërkohet të sjellë dhe prova që kanë të bëjnë me çështjet e botës tjetër. Kush pretendon se e do Allahun dhe të dërguarin e Tij (salallahu alehji ue selem), pretendimi i tij është i sinqertë vetëm atëherë kur të ndjekë të dërguarin, siç thotë Allahu i Madhëruar në librin e Tij: **"Thuaju (o Muhamed): "Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni**

**mua që Allahu do t'ju dojë dhe t'jua falë gjynahet!"**[86] Ibn Kethiri në komentin e këtij ajeti ka thënë: "Ky ajet fisnik është gjykatës për cilindo që pretendon dashurinë ndaj Allahut, në një kohë kur nuk është në rrugën e Muhamedit (salallahu alehji ue selem). Në këtë rast ai është gënjeshtar derisa të ndjekë legjislacionin e *Muhamedit* dhe fenë e tij në të gjitha fjalët dhe veprat, siç është saktësuar në një hadith të saktë ku i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) thotë: *"Kush vepron një punë e cila nuk përputhet me çështjen tonë, ajo është e refuzuar."* Kjo ishte dhe arsyeja që Allahu i Madhëruar tha: **"Thuaju (o Muhamed): "Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua që Allahu do t'ju dojë dhe t'jua falë gjynahet!"** Që do të thotë: Ju do të arrini diçka më shumë se ajo që kërkuat nga dashuria juaj për të, e ajo është dashuria e Allahut ndaj jush e cila është më e madhe se ajo e para, siç kanë thënë disa dijetarë të urtë: "Nuk është e çuditshme që të duash, por e çuditshme është kur të duan të tjerët." Ndërsa Hasen el Basriu e të tjerë nga të parët tanë të mirë thoshin: "Disa njerëz pretenduan se e donin Allahun, por Allahu i sprovoi ata me këtë ajet."

**4-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Gjithëpërfshirja e këtij legjislacioni i cili ruan pasuritë dhe gjakrat e njerëzve.
2. Sqarimi që u bëri Profeti (salallahu alehji ue selem) rrugëve të cilat japin zgjidhje mes dy palëve kundërshtare.
3. Nëse i akuzuari nuk pranon, atëherë paditësi duhet të sjellë provat për pretendimet e padisë së tij.
4. Nëse nuk sillen provat atëherë të akuzuarit i kërkohet që të betohet dhe në këtë mënyrë bëhet i pafajshëm, e nëse nuk betohet atëherë gjykatësi gjykon kundër tij.

[86] Suretu Ali Imran, 31.

# الحديث الرابع والثلاثون

عَنْ أَبِي سَعِيدٍ الخُدريِّ رضي الله عنه قَالَ: سَمِعتُ رسُولَ الله صلى الله عليه وسلم يَقولُ: (مَن رَأى مِنكُم مُنكَراً فَلْيُغَيِّرْهُ بِيَدِهِ، فَإِنْ لَمْ يَستَطعْ فَبِلِسَانِهِ، فَإِنْ لَمْ يَستَطعْ فَبِقَلبِه وَذَلِكَ أَضْعَفُ الإِيمَانِ) رواه مسلم.

## HADITHI 34

Ebu Seid el Hudri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* thotë: E kam dëgjuar të dërguarin e Allahut (salallahu alehji ue selem) duke thënë: ***"Kur të shihni ndonjë të keqe ndryshojeni atë me dorën tuaj! Nëse nuk mundeni ndryshojeni me fjalë, e nëse përsëri nuk mundeni ndryshojeni me zemër por ky është besimi më i dobët."*** Muslimi.

**1-** Ky hadith ka përmbledhur shkallët se si që duhet të largohet një vepër e keqe. Gjithashtu ai sqaron se ai që mundet ta largojë me dorë, i kërkohet që ta bëjë një gjë të tillë dhe kjo është e veçantë vetëm për prijësin dhe zëvendësit e tij nëpër provinca. Këtë mund ta bëjë dhe i zoti i shtëpisë me familjarët e tij, pra në rrethin e ngushtë. Të vërejturit e një të keqje mund të jetë për qëllim të vërejturit e saj me sy ose me anë të informimit, që është të vërejturit me dituri. Por nëse ai nuk është prej atyre që mëkatin duhet ta largojnë me dorë, atëherë kalon në fazën tjetër që është ndërhyrja me fjalë nëse ka mundësi ta bëjë atë, në të kundërtën nuk i mbetet vetëm se ta luftoj me zemër e ky është besimi më i dobët. Luftimi i të keqes me zemër bëhet duke e urryer atë dhe gjurmët që lë ai mëkat në zemër. Nuk ka kundërthënie mes asaj që erdhi në këtë hadith në urdhërimin për të ndryshuar të keqen dhe fjalës së Allahut të Madhëruar që thotë: **"O besimtarë! Ju keni përgjegjësi vetëm për veten tuaj! Ai që është i humbur nuk mund t'ju dëmtojë nëse jeni në rrugë të drejtë."**[87]

[87] Suretu Maide, 105.

Sepse kuptimi i këtij ajeti është: Nëse ju veproni atë që u kërkohet në urdhërimin për të mirë dhe ndalimin nga e keqja, në këtë rast e keni kryer atë që u kërkohej, kështu që nuk ju dëmton pas kësaj humbja e atyre që humbën nëse ju jeni të udhëzuar. Shejhu ynë Muhamed Emin Shenkiti rreth këtij ajeti ka studime të mira, sidomos rreth çështjes së urdhërimit për të mirë dhe ndalimit nga e keqja, prandaj ia vlen t'i kthehemi dhe të përfitojmë pre tyre.

**2-** Prej dobive që nxjerrim nga ky hadith janë:

1. Domosdoshmëria e urdhërimit për mirë dhe ndalimit nga e keqja, sepse me këtë përmirësohen njerëzit dhe vendet.
2. Ndryshimi i të keqes bëhet me shkallë, cilido që i ka mundësitë për ndonjërën atëherë i kërkohet që ta veprojë.
3. Ndryshimi i njerëzve në besim ku prej tyre ka të fortë, të dobët dhe më të dobët.

## الحديث الخامس والثلاثون

عَنْ أَبِي هُرَيرَةَ رضي الله عنه قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صلى الله عليه وسلم: (لاَ تَحَاسَدوا، وَلاَتَنَاجَشوا، وَلاَ تَبَاغَضوا، وَلاَ تَدَابَروا، وَلاَ يَبِع بَعضُكُم عَلَى بَيعِ بَعضٍ، وَكونوا عِبَادَ اللهِ إِخوَانَاً، الُمسلِمُ أَخو الُمسلم، لاَ يَظلِمهُ، وَلاَ يَخذُلُهُ، وَلا يكْذِبُهُ، وَلايَحْقِرُهُ، التَّقوَى هَاهُنَا – وَيُشيرُ إِلَى صَدرِهِ ثَلاَثَ مَراتٍ – بِحَسْبِ امرىء مِن الشَّرأَن يَحْقِرَ أَخَاهُ الُمسلِمَ، كُلُّ الُمسلمِ عَلَى الُمسلِمِ حَرَام دَمُهُ وَمَالُه وَعِرضُه) رواه مسلم

## HADITHI 35

Ebu Hurejra *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Mos e kini zili njëri-tjetrin, mos e rrisni artificialisht çmimin ose vlerën e artikujve, mos e urreni njëri-tjetrin, mos i ktheni shpinën njëri-tjetrit, mos ndërhyni në tregtinë e njërit-tjetrit duke kërkuar diçka që po e blen një tjetër, por jini robër të Allahut dhe vëllezër mes veti. Muslimani është vëlla i muslimanit, nuk i bën padrejtësi, nuk e lë në baltë, nuk e gënjen dhe nuk e nënçmon. Devotshmëria është këtu, - dhe bëri me shenjë nga kraharori i tij tri herë, dhe thoshte: Një njeriu i mjafton si mëkat të nënçmoj vëllain e tij musliman. Muslimani e ka të ndaluar gjakun, pasurinë dhe nderin e muslimanëve."*** Muslimi.

**1-** "*Mos e kini zili njëri-tjetrin, mos e rrisni artificialisht çmimin ose vlerën e artikujve, mos e urreni njëri-tjetrin, mos i ktheni shpinën njëri-tjetrit, mos ndërhyni në tregtinë e njërit-tjetrit duke kërkuar diçka që po e blen një tjetër."* Realisht zilia ekziston në çështjet e kësaj bote dhe po ashtu në çështjet që kanë të bëjnë me botën tjetër. Zili quhet kur njeriu urren një të mirë që Allahu ia ka dhuruar dikujt tjetër dhe shpreson që kjo mirësi të largohet prej tij, pamvarsisht nëse kërkon që kjo mirësi të kalojë te ky apo jo. Nëse ai shpreson që të ketë një mirësi të ngjashme me atë që i ka dhuruar Allahu një tjetri, pa pasur urrejtje që atë ta ketë edhe dikush tjetër dhe pa shpresuar që t'i shkatërrohet atij, në këtë rast kjo quhet lakmi

dhe nuk është diçka e nënçmuar. Përsa i përket çmimit, me të është për qëllim rritja e çmimit të mallit artificilalisht, ndërkohë ai i cili ndërhynë për ta rritur çmimin, nuk do që ta blejë. Ajo që kërkon ai është që shitësi të ketë dobi me rritjen e çmimit dhe t'i shkaktojë dëm blerësit me rritjen e këtij çmimi. Me urrejtjen është për qëllim gjurmimi i shkaqeve që sjellin urrejtjen, si dhe praktikimi i gjërave që e nxisin atë. Me kthimin e shpinës është për qëllim braktisja dhe bojkoti, pra kur nuk dëshiron ta takojë vëllain e tij, por secili ia kthen shpinën tjetrit për arsye të urrejtjes që ekziston mes tyre. Ndërhyrja në tregtinë e tjetrit është kur dy persona shesin të njëjtin artikull dhe secili është në kohën e përzgjedhjes. Në këtë kohë vjen një tjetër tek ky blerës dhe i thotë: Lëre këtë artikull sepse unë do të të jap të njëjtin artikull por me çmim më të lirë nga çmimi i tij. Ky veprim në realitet shkakton urrejtje mes njerëzve.

**2-** " *por jini robër të Allahut dhe vllezër mes veti. Muslimani është vëlla i muslimanit, nuk i bën padrejtësi, nuk e lë në baltë, nuk e gënjen dhe nuk e nënçmon. Devotshmëria është këtu, - dhe bëri me shenjë nga kraharori i tij tri herë dhe thoshte: Një njeriu i mjafton si mëkat të nënçmoj vëllain e tij musliman."* Pas ndalimit që i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) u bëri disa gjërave të ndaluara ku prej tyre ishte urrejtja mes muslimanëve dhe gjurmimi i shkaqeve që e sjellin atë më pas ai udhëzoi drejt disa gjërave që u kërkohen muslimanëve. Ai kërkoi që ata të jenë vëllezër, të dashur për njëri-tjetrin, ta mëshirojnë njëri-tjetrin duke menduar mirë, pra duke u mundësuar dobitë e duke u larguar nga ata çdo dëm. I dërguari i Allahut e pohoi këtë kuptim edhe më shumë me fjalët: *"Muslimani është vëlla i muslimanit"*, që do të thotë: Prej detyrimeve që kërkon vëllazëria është që të dojë për të tjerët atë që do për vete, dhe të urrejë për të tjerët atë që urren për vete. Prandaj nuk duhet t'u bëjë padrejtësi të tjerëve dhe as të hyjë në të drejtat e tyre duke u shkaktuar ndonjë dëm. Gjithashtu nuk duhet ta lërë në baltë kur kërkon ndihmë dhe ai i ka mundësitë që ta ndihmojë, nuk duhet t'i flasë gënjeshtra, nuk duhet ta poshtërojë dhe as ta nënvlerësojë atë. Pas kësaj i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) tregoi neverinë e poshtërimit që muslimani i bën vëllait të tij, duke thënë: "*Një njeriu i mjafton si mëkat të nënçmoj vëllain e tij musliman",* që do të thotë: I mjafton si e keqe nënçmimi që ai i bën vëllait të tij edhe nëse nuk posedon ndonjë të keqe veç saj. Mes ndalimit të poshtërimit dhe sqarimit të së keqes që përmban kjo vepër, i dërguari i Allahut tha: *"Devotshmëria është këtu,* - dhe bëri me shenjë nga kraharori i tij tri herë", që do të thotë se ajo është në zemër. Me këtë ai do

të tregojë se vlerësimi bëhet sipas asaj që mbajnë zemrat prej besimit dhe devotshmërisë, sepse mundet që zemra e atij që po nënçmohet të jetë e mbushur me devotshmëri, ndërsa zemra e atij tjetrit që tregoi mendjemadhësi të mos jetë e tillë. Përsa i përket fjalës që shprehin disa njerëz të cilët bien në mëkate të qarta kur kritikohen për ndonjë mëkat, ata bëjnë me shenja nga kraharori duke thënë: Devotshmëria është këtu, - ne u themi: Kur devotshmëria shkon në zemër atëherë gjurmët e saj patjetër që do të shfaqen në gjymtyrë me anë të vijueshmërisë së saj dhe braktisjen e mëkateve, siç thotë Profeti (salallahu alehji ue selem): "*Vini re, në trup qëndron një organ që kur është i shëndoshë i tërë trupi bëhet i shëndoshë, e kur ai prishet atëherë prishet i tërë trupi. Ajo është zemra!*" Gjithashtu ka thënë: *"Vërtet Allahu nuk shikon fizionominë dhe as pasurinë tuaj, përkundrazi, shikon zemrat dhe punët tuaja."*[88] Ndërsa disa nga të parët thonin: "Besimi nuk është me shpresa dhe zbukurime, por ai është diçka që zë vend në zemër dhe atë e vërtetojnë veprat."

**3-** Fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Muslimani e ka të ndaluar gjakun, pasurinë dhe nderin e muslimanit",* tregojnë se marrja e jetës së njeriut padrejtësisht (gjymtimi apo shkaktimi i plagëve) është i ndaluar. E njëjta gjë thuhet edhe për pasurinë, pra është e ndaluar që t'i merret pasuria me anë të vjedhjes, zaptimit etj. Gjithashtu nuk lejohet të nëpërkëmbet nderi i tij me sharje, përgojime, thashetheme etj. Ndalimin e këtyre tri veprave i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) e ka vërtetuar edhe më shumë në haxhin e lamtumirës, duke e bashkangjitur shenjtërinë e tyre me shenjtërinë e vendit dhe kohës duke thënë: *"Vërtet jeta juaj, pasuria dhe nderi juaj, janë të shenjta për ju si shenjtëria e kësaj dite, në këtë muaj dhe në këtë vend."*

**4-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Zilia, rritja e çmimeve artificilaisht dhe ndërhyrja në tregëtinë e tjetrit, madje çdo gjë që nxit urrejtje dhe armiqësi mes muslimanëve është e ndaluar.
2. Ndalohet të shkohet pas shkaqeve që nxisin urrejtjen dhe çdo gjë tjetër që rrjedh nga kjo, siç është bojkoti dhe braktisja mes muslimanëve.
3. Hadithi i nxit muslimanët që të jenë vëllezër dhe të shkojnë mirë.
4. Vëllazërimi mes muslimanëve kërkon që t'u bësh mirë atyre dhe të largosh dëmet prej tyre.

[88] E përcjell Muslimi me nr. 2564.

5. Ndalohet që muslimani t'i bëjë padrejtësi muslimanit, ta lërë në baltë, ta nënçmoj apo ta gënjejë.

6. Në hadith tegohet rrezikshmëria e poshtërimit të një muslimani, dhe se kjo i mjafton si e keqe atij që e poshtëron edhe nëse nuk ka të këqia përveç kësaj.

7. Peshoja që tregon për gradët e njerëzve është devotshmëria, siç thotë Allahu i Madhëruar: **"Më i nderuari prej jush tek Allahu është ai që i frikësohet më shumë Atij."**[89]

8. Vendi i devotshmërisë është zemra, siç thuhet në hadith dhe siç thotë Allahu i Madhëruar: **"Po, kështu është! Ndërsa kush madhëron shenjat e fesë së Allahut, tregon përkushtimin e zemrës së tij."**[90]

9. Gjurmët e devotshmërisë që gjendet në zemra i shfaqin gjymtyrët, dhe me përmirësimin e zemrës përmirësohet i gjithë trupi.

10. Ndalohet dëmtimi i muslimanëve në jetën, pasurinë dhe nderin e tyre.

---

[89] Suretu Huxhurat, 13.
[90] Suretu Haxh, 32.

# الحديث السادس والثلاثون

عَنْ أَبِي هُرَيرَة رضي الله عنه عَنِ النبي صلى الله عليه وسلم قَالَ: (مَنْ نَفَّسَ عَنْ مُؤمِن كُربَةً مِن كُرَبِ الدُّنيَا نَفَّسَ اللهُ عَنهُ كُربَةً مِنْ كرَبِ يَوم القيامَةِ، وَمَنْ يَسَّرَ على مُعسرٍ يَسَّرَ الله عَلَيهِ فِي الدُّنيَا والآخِرَة، وَمَنْ سَتَرَ مُسلِماً سَتَرَهُ الله فِي الدُّنيَا وَالآخِرَة، وَاللهُ فِي عَونِ العَبدِ مَا كَانَ العَبدُ فِي عَونِ أخيهِ، وَمَنْ سَلَكَ طَرِيقاً يَلتَمِسُ فيهِ عِلماً سَهَّلَ اللهُ لهُ بِهِ طَرِيقاً إِلَى الجَنَّةِ، وَمَا اجتَمَعَ قَومٌ فِي بَيتٍ مِنْ بيوتِ الله يَتلونَ كِتابَ الله وَيَتدارَسونهَ بَينَهُم إلا نَزَلَت عَلَيهِم السَّكينَة وَغَشيَتهم الرَّحمَة وحَفَتهُمُ المَلائِكة وَذَكَرهُم اللهُ فيمَن عِندَهُ،وَمَنْ بَطَّأَ بِهِ عَمَلُهُ لَمْ يُسْرِعْ بهِ نَسَبُهُ

## HADITHI 36

Ebu Hurejra *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Kush e çliron muslimanin nga një shqetësim, atë do ta çlirojë Allahu nga një shqetësim ditën e gjykimit. Kush e lehtëson një njeri në vështirësi, Allahu do ta lehtësojë në këtë botë dhe në botën tjetër. Kush i mbulon të metat një myslimani, Allahu do t'ia mbulojë atij të metat ditën e gjykimit. Allahu do ta ndihmojë robin e Vet për sa kohë që ky ndihmon vëllain e vet. Kush merr një rrugë për të kërkuar dituri Allahu do t'ia lehtësojë me këtë gjë një rrugë për në xhenet. Sa herë që të mblidhen njerëz në një nga shtëpitë e Zotit për të lexuar Kuranin dhe për ta studiuar atë mes tyre, mbi ta do të zbresë qetësia dhe do t'i mbulojë mëshira, do t'i rrethojnë engjëjt dhe Zoti do t'i përmendë tek të zgjedhurit e Tij. Atë që e lënë pas veprat e tij, nuk mund ta shpie përpara prejardhja e tij!"*** Me këto fjalë e transmetoi Muslimi.

**1-** Në fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Kush e çliron muslimanin nga një shqetësim, atë do ta çlirojë Allahu nga një shqetësim ditën e gjykimit"*, me shqetësim është për qëllim ankthi dhe fatkeqësia, ndërsa çlirimi prej saj është largimi i saj plotësisht. Shpërblimi për atë që e

çliron muslimanin nga një vështirësi në këtë botë është që Allahu ta çlirojë atë nga një vështirësi prej vështirësive të ditës së gjykimit, sepse shpërblimi merret në sajë të punës. Nuk ka dyshim se shpërblimi që merr atë ditë është më i madh, kjo për arsye të vëshitrëve që ka ajo ditë dhe dobive të mëdha që përfiton njeriu kur t'i largohen vështirësitë.

**2-** Në fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Kush e lehtëson një njeri në vështirësi, Allahu do ta lehtësojë në këtë botë dhe në botën tjetër",* tregohet se shpërblimi merret në sajë të punës. Në këtë rast puna ishte lehtësimi i një njeriu në vëshitrësi, e kjo duke e ndihmuar në largimin e vështirësive të tij. Kështu që nëse borxhliu e ndihmon duke i dhënë atij që shlyen borxhin që i përket atij, atëherë i jep afat edhe nëse nuk ia fal atë, edhe pse e faluara është më e mirë se pritja. Kjo duke u bazuar në fjalën e Allahut që thotë: **"Nëse e dini se borxhliu është ngushtë, shtyjani afatin (e shlyerjes së borxhit) derisa ta përmirësojë gjendjen. Por është më mirë për ju që t'ia falni borxhin, veç sikur ta dinit."**[91] Ndërsa Profeti (salallahu alehji ue selem) sqaroi se shpërblimi për atë që lehtëson është lehtësimi në këtë botë dhe në botën tjetër.

**3-** "*Kush i mbulon të metat një muslimani, Allahu do t'ia mbulojë atij të metat ditën e gjykimit",* edhe ky veprim është mbulim i të metave në këtë botë ndërsa shpërblimi për të është mbulimi i tyre në këtë botë dhe në botën tjetër. Mbulimi është të fshehësh një të metë dhe të mos e shfaqësh atë. Prandaj cilido që është njohur si njeri i rregullt por ndodh që bie në mëkate, ai duhet të këshillohet dhe mëkati i tij të mos tregohet. Ndërsa të mbulosh të metat e atij që njihet si i prishur dhe kriminel, ndoshta kjo mund ta ndihmojë atë në nënvlerësimin e mëkatit që bën e kështu e vazhdon atë dhe stërgjatet më shumë. Prandaj më e mira në këtë rast është që mëkatet e tij të mos mbulohen me qëllim që të realizohet ndëshkimi ndaj tij dhe kështu ta ndalojë nga kthimi në mëkatet dhe krimet që bën.

**4-** Në fjalët e Profetit (salallahu alehji ue selem): "*Allahu do ta ndihmojë robin e Vet, për sa kohë që ky ndihmon vëllain e vet",* vihet re inkurajimi që muslimani të ndihmojë vëllain e tij musliman, sepse saherë që ai ndihmon vëllezërit me këtë ai arrin ndihmën dhe udhëzimin nga Allahu. Pra kjo është një nga fjalët gjithëpërmbledhëse që përdorte i dërguari i Allahut.

**5-** "*Kush merr një rrugë për të kërkuar dituri, Allahu do i lehtësojë me këtë gjë një rrugë për në xhenet."* Në këta rreshta Profeti (salallahu alehji ue selem) nxit për kërkimin e dijes fetare dhe gjetjen e rrugëve që

[91] Suretu Bekare, 280.

shpien në marrjen e saj, si p.sh. me anë të udhëtimit apo duke marrë shkaqet që të mundësojnë marrjen e saj: me anë të librave të dobishëm, duke i lexuar dhe përfituar prej tyre, shkuarja pas dijetarëve dhe përfitimi nga ata etj. Shpërblimi i Allahut për këtë është që t'i lehtësojë rrugën që e shpie drejt xhenetit. Kjo realizohet me ndihmën e tij për marrjen e asaj që kishte për qëllim e në këtë mënyrë ai e merr diturinë. Gjithashtu realizohet duke i mundësuar të praktikojë dijen që ka për dispozitat e sheriatit, gjë e cila shpie në xhenet.

**6-** *"Sa herë që të mblidhen njerëz në një nga shtëpitë e Zotit për të lexuar Kuranin dhe për ta studiuar atë mes tyre, mbi ta do të zbresë qetësia dhe do t'i mbulojë mëshira, do t'i rrethojnë engjëjt dhe Zoti do t'i përmendë tek të zgjedhurit e Tij."* Shtëpitë e Allahut janë xhamitë të cilat i dedikohen Allahut në formë nderi. Xhamitë janë vendet më të dashura tek Allahu e kjo duke u bazuar në fjalën e Profetit (salallahu alehji ue selem) që thotë: *"Vendet më të dashura tek Allahu janë xhamitë, ndërsa vendet më të urryera tek Ai janë tregjet."*[92] Në hadith vihet re inkurajimi në tubimin nëpër xhamia për të lexuar dhe studiuar Kuranin, librin e Allahut. Kjo realizohet në këtë formë: njëri lexon dhe të tjerët dëgjojnë, ose duke lexuar me rradhë dhe duke korrigjuar njëri-tjetrin gjatë gabimeve. Në këtë mënyrë secili përfiton nga tjetri, realizohet përmirësimi i leximit dhe korrigjimi i gabimeve nëse ndodhin. Nëse mes tyre qëndron ndonjë dijetar që ka njohuri rreth komentimit, ai mund t'i mësojë, por nëse të gjithë kanë dituri atëherë mund t'i mësojnë të gjithë së bashku kuptimet e tij duke u kthyer në librat e komentit, si në trasmetime ashtu dhe në tekstet që janë ndërtuar mbi atë që ecnin të parët e këtij umeti. Këtu tregohet për shpërblimin e atyre që mblidhen në xhami për të lexuar dhe studiuar Kuranin, e që janë katër gjëra: zbritja e qetësisë mbi ta, mbulimi me mëshirës, rrethimi me engjëj dhe Allahu i përmend tek paria e lartë e engjëjve.

**7-** Fjalët e tij (salallahu alehji ue selem): "*Atë që e lënë pas veprat e tij, nuk mund ta shpie përpara prejardhja e tij!"* tregojnë se atë që e lë pas puna e tij për të hyrë në xhenet, atë nuk mund ta çoj përpara prejardhja e tij në hyrjen në xhenet. Ajo që merret në konsideratë është vetëm besimi dhe devotshmëria, siç thotë Allahu i Madhëruar: "**"Më i nderuari prej jush tek Allahu është ai që i frikësohet më shumë Atij."**[93]

---

[92] E përcjell Muslimi me nr. 671.
[93] Suretu Huxhurat, 13.

Ibn Rexhebi në librin e tij “Xhamiul Ulumi uel Hikem” (2/308) thotë: “Kjo do të thotë se puna është ajo që e shpie njeriun në gradët e larta të ahiretit, siç thotë Allahu i Madhëruar: **“çdo kush do t’i ketë gradët e tij sipas asaj që ka vepruar”** (Suretul Ahkaf, 19). Prandaj atë që e lë pas puna e tij që të arrijë gradët e larta tek Allahu, nuk mund ta shpie përpara prejardhja e tij për t’i arritur ato grada. E themi këtë sepse Allahu e ka vendosur shpërblimin për punët dhe jo për prejardhjen, siç thotë Allahu i Madhëruar: **“Kur të fryhet në Sur (Ditën e Ringjalljes), atëherë midis tyre nuk do të ketë lidhje farefisnore dhe ata as që do të pyesin për njëri-tjetrin”[94].** Ibn Rexhebi vijon duke thënë: “E në këtë kuptim ishin vargjet e disa poetëve që thonin:

*Betohem se njerëzit vlerësohen vetëm për fenë që kanë,*
*Mos e lër devotshmërinë duke u mbështuetur në prejardhje.*
*Islami e ngriti Selmanin që ishte Persian,*
*E shirku poshtëroi atë (Ebu Lehebin) që gëzonte prejardhje të ndershme.*

**8-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Inkurajimi në largimin e vështirësive në këtë botë, sepse Allahu për këtë i largon vështirësitë e ditës së gjykimit.
2. Shpërblimi jepet në varësi të punës. Nëse puna është largim i një vështirësie atëherë edhe shpërblimi është largim vështirësisë.
3. Inkurajimi për t’ua lehtësuar punët atyre që janë në vështirësi, dhe shpërblimi për këtë është lehtësimi që ata do të përfitojnë në këtë botë dhe në botën tjetër.
4. Inkurajimi në mbulimin e të metave nëse është e dobishme që të mbulohen, dhe se shpërblimi për këtë është mbulimi i tyre në këtë botë dhe në botën tjetër.
5. Hadithi nxit në ndihmën reciproke mes muslimanëve dhe duhet që gjithmonë të ndihmohen. Me këtë ata do fitojnë ndihmën dhe udhëzimin e Allahut.
6. Në hadith tregohet vlera e kërkimit të diturisë fetare.
7. Tregohet vlera e tubimeve në xhami për të lexuar dhe studiuar Kuranin.
8. Besimi dhe punët e mira janë shkak që e fusin njeriun në xhenet, dhe me anë të tyre njeriu arrin grada të larta tek Allahu i Madhëruar.

[94] Suretu Muminun, 101.

# الحديث السابع والثلاثون

عَن ابْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللهُ عَنْهُمَا عَنِ النبي صلى الله عليه وسلم فِيْمَا يَرْوِيْهِ عَنْ رَبِّهِ تَبَارَكَ وَتَعَالى أَنَّهُ قَالَ: (إِنَّ اللهَ كَتَبَ الحَسَنَاتِ وَالسَّيِّئاتِ ثُمَّ بَيَّنَ ذَلِكَ؛ فَمَنْ هَمَّ بحَسَنَةٍ فَلَمْ يَعْمَلْهَا كَتَبَهَا اللهُ عِنْدَهُ حَسَنَةً كَامِلَةً،وَإِنْ هَمَّ بِهَا فَعَمِلَهَا كَتَبَهَا اللهُ عِنْدَهُ عَشْرَ حَسَنَاتٍ إِلَى سَبْعِمائَةِ ضِعْفٍ إِلىَ أَضْعَاف كَثِيْرَةٍ. وَإِنْ هَمَّ بِسَيِّئَةٍ فَلَمْ يَعْمَلْهَا كَتَبَهَا اللهُ عِنْدَهُ حَسَنَةً كَامِلَةً،وَإِنْ هَمَّ بِهَا فَعَمِلَهَا كَتَبَهَا اللهُ سَيِّئَةً وَاحِدَةً)

## HADITHI 37

Ibn Abasi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se profetit (salallahu alehji ue selem) i është transmetuar nga Zoti i tij i Madhëruar se ka thënë: ***"Vërtet Allahu i ka përcaktuar cilat janë veprat e mira e cilat të këqija, pastaj i ka sqaruar ato. Kush dëshiron me zemër të bëjë një vepër të mirë por nuk mund ta kryejë atë, Allahu në tërësi do t'ia shkruajë si vepër të kryer, e nëse dëshiron të bëjë një vepër të mirë dhe e kryen, Allahu do t'ia shkruajë dhjetë deri në shtatë qind herë më tepër. Por nëse dëshiron të bëjë ndonjë vepër të keqe e nuk e kryen, Allahu do t'i shkruajë një vepër të mirë në tërësi, e nëse dëshiron dhe kryen një vepër të keqe, atëherë Allahu ia shënon vetëm një vepër të keqe."*** Buhariu dhe Muslimi në librat e tyre me këto fjalë.

**1-** Me fjalët e tij: "*Vërtet Allahu i ka përcaktuar cilat janë veprat e mira e cilat të këqija, pastaj i ka sqaruar ato",* mundet që të jetë për qëllim paracaktimi që Allahu i Madhëruar u ka bërë veprave dhe shpërblimit të tyre sipas këtyre detajeve. Por mundet që të jetë për qëllim edhe shkrimi që engjëjt u kanë bërë punëve të mira dhe të këqia me urdhër nga Allahu i Madhëruar, siç thotë Allahu në librin e Tij: **"Dhe për çdo fjalë që ai thotë, ka pranë vetes një mbikqyrës të gatshëm (për ta shënuar**

**atë)”[95].** Këtë kuptim e pohon edhe më tej hadithi i Ebu Hurejras i shënuar në kapitullin e teuhidit në sahihun e Buhariut ku thuhet: *“Kur të dojë robi Im që të bëjë një të keqe mos ia shkruani atij derisa ta veprojë atë, e kur ta veprojë shkruajani vetëm një të tillë. Por nëse distancohet prej saj për hirin Tim, atëherë shkruajani si vepër të mirë.”* Kjo nuk bie ndesh mes dy të shkruajturave, sepse secila prej tyre është e realizueshme.

**2-** “*Kush dëshiron me zemër të bëjë një vepër të mirë, por nuk mund ta kryejë, Allahu në tërësi do t'ia shkruajë atë vepër si të kryer, e nëse dëshiron të bëjë një vepër të mirë dhe e kryen, Allahu do t'ia shkruajë dhjetë deri në shtatëqind herë më tepër.”* Këtu ai pohoi shkrimin e një vepre të mirë nëse e dëshiron me zemër por që nuk e kryen atë, duke e quajtur si sevap të plotë me qëllim që të mos mendojë dikush se ajo pakësohet sepse ka të bëjë me dëshirën dhe jo me veprimin. Nga ana tjetër ai sqaroi se shumëfishimi i sevapeve ka lidhje me veprimin, shumëfishim që arrin deri në dhjetë fish madje edhe më shumë se kaq. Kjo është një mirësi e Allahut që ia dhuron kujt të dojë prej robërve të Tij. Në këtë hadith pohohet shumëfishimi i shpërblimit për atë që punon, dhe një shpërblim të tillë nuk mund ta ketë ai që ka vetëm dëshirën siç duket qartë në hadith. Përsa i përket hadithit: *“Qëllimi i besimtarit është më i mirë se puna e tij”*, duhet ditur se ky hadith është i dobët dhe atë e ka përmendur hafidh Ibn Haxheri në librin e tij “Fet’hul Bari” (4/219). Për më tepër shih librin “Vargu i haditheve të dobëta” me autor Albanin me nr. 2789.

**3-** “*Por nëse dëshiron të bëjë ndonjë vepër të keqe e nuk e kryen, Allahu do t'i shkruajë një vepër të mirë në tërësi, e nëse dëshiron dhe kryen një vepër të keqe, atëherë Allahu ia shënon vetëm një vepër të keqe.”* Sevapi për braktisjen e një mëkati kur dëshiron ta bëjë atë, u cilësua si i plotë me qëllim që të mos mendojë dikush se ai pakësohet. Ndërsa mëkati i praktikuar u quajt një me qëllim që të mos mendojë dikush se ai mund të shtohet. Kjo është mirësi e Allahut dhe drejtësi nga ana e Tij. Shpërblimi për braktisjen e një mëkati që ka dashur ta praktikojë realizohet nëse atë e lë për hir të Allahut. Nëse ai tregon kujdes për ta bërë atë mëkat, zemrën e ka të lidhur pas tij dhe është i vendosur që ta veprojë nëse i gjen mundësitë, në këtë rast ai ngarkohet me mëkat. Ibn Kethiri në komentin e fjalës së Allahut që thotë në suren Enam: **“Kush bën një vepër të mirë do të shpërblehet dhjetë fish. Kush bën një vepër të keqe do të dënohet vetëm sipas gjynahut që ka bërë, dhe nuk do t’i**

[95] Suretu Kaf, 18.

**bëhet kurrfarë padrejtësie"[96].** Ai thotë: "Dije se ata që largohen prej një mëkati dhe nuk e veprojnë atë ndahen në tri kategori: Ndonjëherë e lënë për hir të Allahut, e këtij njeriu i shkruhet një e mirë për shkak se u distancua prej saj për hir të Allahut. Kjo është punë dhe qëllim e për këtë arsye është thënë se i shkruhet një e mirë, - siç është transmetuar në disa hadithe të sakta: *"Ai e la atë mëkat për hirin Tim"*. Nganjëherë e lë nga harresa dhe hutimi prej saj, e ky njeri nuk merr as sevape e as mëkate sepse ai nuk kishte qëllim që të bënte mirë apo keq. Nganjëherë e lë nga pamundësia apo dembelizmi pasi që mundohet në arritjen e shkaqeve dhe gjërave që e afrojnë pranë këtij mëkati. Ky njeri në këtë rast është sikur ta ketë praktikuar atë, siç është transmetuar në një hadith të saktë se Profeti (salallahu alehji ue selem) ka thënë: *"Kur dy muslimanë përleshen me shpatat e tyre (për të vrarë njëri-tjetrin), edhe vrasësi edhe i vrari janë në zjarr." Ata i thanë: O i dërguari i Allahut, për vrasësin është e qartë por si qëndron puna me të vrarin? Profeti atëherë tha: Sepse edhe i vrari dëshironte ta vriste shokun e vet"*

**4-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1- Pohimi i shkrimit të të mirave dhe të këqijave.

2- Prej mirësisë së Allahut të Madhëruar është shumëfishimi i shpërblimeve.

3- Prej drejtësisë së Allahut është se Ai nuk i shton mëkatet.

4- Allahu shpërblen me një sevap atë që dëshiron të veprojë një të mirë edhe nëse nuk e vepron atë, dhe se ky sevap i shkruhet i plotë.

5- Ai që dëshiron të bëjë një mëkat dhe e lë për hir të Allahut, me këtë gjest atij i shkruhet një sevap i plotë.

6- Inkurajimi për praktikimin e veprave të mira dhe kërcënimi për praktikimin e veprave të këqia.

[96] Suretu Enam, 160.

## الحديث الثامن والثلاثون

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رضي الله عنه قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صلى الله عليه وسلم : (إِنَّ اللهَ تَعَالَى قَالَ: مَنْ عَادَى لِي وَلِيّاً فَقَدْ آذَنْتُهُ بالحَرْب. وَمَا تَقَرَّبَ إِلَيَّ عَبْدِيْ بشَيء أَحَبَّ إِلَيَّ مِمَّا افْتَرَضْتُهُ عَلَيْهِ. ولايَزَالُ عَبْدِيْ يَتَقَرَّبُ إِلَيَّ بالنَّوَافِلِ حَتَّى أُحِبَّهُ، فَإِذَا أَحْبَبْتُهُ كُنْتُ سَمْعَهُ الَّذِيْ يَسْمَعُ بهِ، وَبَصَرَهُ الَّذِيْ يُبْصِرُ بهِ، وَيَدَهُ الَّتِي يَبْطِشُ بهَا، وَرِجْلَهُ الَّتِي يَمْشِيْ بِهَا. وَلَئِنْ سَأَلَنِيْ لأُعطِيَنَّهُ، وَلَئِنْ اسْتَعَاذَنِيْ لأُعِيْذَنَّهُ) رواه البخاري

## HADITHI 38

Ebu Hurejra *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: *"Vërtet Allahu i Madhëruar ka thënë:* ***"Kushdo që tregon armiqësi ndaj ndonjë veliu (i dashur tek Allahu), Unë do t'i shpall luftë. Me asgjë më të mirë nuk mund të më afrohet robi Im pos me atë me çfarë Unë e kam obliguar. Robi Im vazhdon duke u afruar tek Unë me vepra vullnetare derisa Unë ta dua atë, e kur ta dua, Unë bëhem veshi i tij me të cilin dëgjon; syri i tij me të cilin sheh; dora e tij me të cilën sulmon fuqishëm; dhe këmba e tij me të cilën ec. Nëse më kërkon diçka, do t'ia jap, e nëse kërkon mbrojtje nga Unë, do ta mbroj atë."*** Buhariu.

**1-** "*Kushdo që tregon armiqësi ndaj ndonjë veliu (i dashur tek Allahu), Unë do t'i shpall luftë."* Ky është njëri nga hadithet kudsij të cilin Profeti (salallahu alehji ue selem) e përcjell nga Zoti i tij. Sheukani ka shkruar një libër të veçantë ku ka sqaruar këtë hadith dhe e ka titulluar: "Katrul ueli bi sherhi hadithil uelij". Evlijatë e Allahut të Madhëruar janë besimtarët e devotshëm, siç thotë Allahu i Madhëruar: **"Pa dyshim, miqtë e Allahut nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar dhe as për t'u dëshpëruar. (Të tillë janë) Ata që besojnë dhe që (i) frikësohen**

**(Allahut).”**[97] Kuptimi i fjalës: *“do t’i shpall luftë”* është se Unë i tregoj se jam në luftë me të, - gjë e cila tregon për rrezikshmërinë e tregimit të armiqësisë ndaj evlijave të Allahut, dhe se kjo vepër është prej mëktave të mëdha.

**2-** “*Me asgjë më të mirë nuk mund të më afrohet robi Im, pos me atë me çfarë Unë e kam obliguar.”* Në këtë fjali dhe në fjalitë pasardhëse tregohet se dashuria e Allahut arrihet duke iu afruar Atij me praktikimin e detyrimeve (farzeve) dhe me praktikimin e nafileve. Hadithi pohon se afrimi tek Allahu me anë të farzeve është më i dashur për Të se me anë të nafileve, sepse kjo nënkupton praktikimin e asaj që ka urdhëruar dhe distanicmin nga ato që ka ndaluar. Ai që praktikon detyrimet dhe i lë të ndaluarat quhet mesatar, ndërsa ai që i praktikon këto vepra dhe atyre u shton nafilet, ky njeri konsiderohet si i përparuar në të mira.

**3-** “*Robi Im vazhdon duke u afruar tek Unë me vepra vullnetare derisa Unë ta dua atë.”* Nafilet janë ato vepra të mira që bëhen shtesë ndaj farzeve, dhe se praktikimi i tyre dhe vijueshmëria në to sjell dashurinë e Allahut. E kur njeriu arrin dashurinë e Allahut ai me këtë fiton udhëzimin e Allahut në punët e tij, kështu që nuk dëgjon vetëm se të vërtetën, nuk sheh vetëm se të vërtetën, nuk fiton vetëm se atë që është e drejtë dhe nuk ecën vetëm se drejt asaj që është e drejtë. Gjithashtu Allahu e begaton duke i pranuar lutjet e tij, dhe duke e mbrojtur në kohën kur kërkon mbrojtje nga Ai.

**4-** Prej dobive që nxirren nga ky hadith janë:

1. Hadithi sqaron vlerën e evlijave të Allahut dhe rrezikshmërinë e armiqësisë kundër tyre.
2. Dashuria e Allahut arrihet duke kryer detyrimet dhe duke praktikuar nafilet.
3. Prej gjërave më të dashura që njeriu afrohet tek Allahu është praktikimi i farzeve.
4. Pohimi i cilësisë së dashurisë për Allahun e Madhëruar.
5. Punët që do Allahu kanë gradë të ndryshme nga njëra-tjetra.
6. Praktikimi i nafileve pas praktikimit të farzeve sjell dashurinë nga Allahu i Madhëruar.
7. Ai që fiton dashurinë e Allahut të Madhruar, atë Allahu e udhëzon në dëgjimin, shikimin, lëvizjet dhe të ecurin e tij.

---

[97] Suretu Junus, 62-63.

8. Dashuria e Allahut ndaj një robi i mundëson atij pranimin e lutjeve dhe mbrojtjen nga gjërat që ka frikë.

9. Shpërblimi i Allahut të Madhëruar që ia jep një njeriu arrihet duke iu përgjigjur kërkesave të tij dhe duke shpëtuar nga të ndaluarat e tij.

## الحديث التاسع والثلاثون

عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللهُ عَنْهُمَا أَنَّ رَسُولَ اللهِ صلى الله عليه وسلم قَالَ: (إِنَّ اللهَ تَجَاوَزَ لِي عَنْ أُمَّتِي الخَطَأَ وَالنِّسْيَانَ وَمَا اسْتُكْرِهُوا عَلَيْهِ) حديث حسن رواه ابن ماجه والبيهقي وغيرهما.

## HADITHI 39

Ibn Abasi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Me të vërtetë Allahu nuk ia merr në konsideratë umetit tim gabimet e paqëllimshme, harresën dhe veprat që i kryejnë nën presion."*** Hadithi është i mirë. Transmeton Ibn Maxheh, Bejhakiu etj.

**1-** Umeti i profetit tonë Muhamedit (salallahu alehji ue selem), është dy llojesh: Umeti që duhet ftuar në fe dhe umeti që i është përgjigjur kësaj ftese. Në umetin që duhet ftuar në fe përfshihet çdo njeri dhe xhind, që nga koha kur u dërgua Muhamedi e deri në ditën e kiametit. Ndërsa umeti që i është përgjigjur kësaj thirrjeje janë ata që Allahu u ka dhënë sukses për të hyrë në fenë e pastër duke u bërë muslimanë. Qëllimi me umetin që përmendet në hadith është umeti që i është përgjigjur thirrjes. Prej shembujve që flasin për umetin që duhet ftuar në Islam është hadithi i Profetit (salallahu alehji ue selem) ku thotë: "*Betohem në Allahun se çdo njeri që dëgjon për mua, qoftë çifut apo i krishterë, dhe nuk i beson asaj me të cilën u dërgova, ai do të jetë nga banorët e zjarrit."*[98]

Gabimi është kur bën diçka pa qëllim, ndërsa harresa është kur kujton diçka por e harron në kohën kur kërkon ta veprosh. Presioni është imponimi me anë të fjalëve apo veprave. Pra njeriu nuk ngarkohet me mëkat në këto tri raste. Argumentet nga libri i Allahut janë përmendur në pohimin e këtij fakti. Allahu i Madhëruar duke përmendur lutjen e besimtarëve thotë: **"Zoti ynë, mos na ndëshko për atë që harrojmë ose**

[98] E përcjell Muslimi me nr. 153.

**veprojmë pa qëllim!"**[99] Pas kësaj Allahu i Madhëruar tha: "Po, e pranova." Transmeton Muslimi me nr. 126. Gjithashtu thotë: **"Ju nuk ngarkoheni me mëkat për gabimet e paqëllimshme, por ngarkoheni për gjërat e qëllimshme."** Dhe: **"Përveç atij që është i detyruar me forcë ndërkohë që zemra e tij është plot besim. Ndërsa ata që ia hapin zemrën mosbesimit, do të kenë mbi vete zemërimin e Allahut dhe një dënim të madh."**[100] Përsa u përket gjërave që i prish tjetrit, ai është përgjegjës për to, siç është rasti kur vret dikë gabimisht. Në këtë rast ai urdhërohet që ta shpaguajë dhe ta shlyejë atë (duke agjëruar). Por nëse nën presion detyrohet të kryej imoralitet apo ta vras dikë, kjo nuk i lejohet ta bëjë, sepse nuk duhet të ruajë jetën e tij duke vrarë të tjerët.

**2-** Prej dobive që nxirren nga ky hadith janë:

1. Mëshira e madhe e Allahut dhe mirësia e Tij ndaj robërve, e kjo duke mos i ngarkuar ata me mëkat në këto tri gjëra.

2. Mos marrja në konsideratë e gabimit të paqëllimshëm. Por nëse gabimi bëhet në lënien e një detyrimi apo duke hyrë në të drejtat e një tjetri, atëherë në këtë rast është përgjegjës.

[99] Suretu Bekare, 286.
[100] Suretu Nahl, 106.

## الحديث الأربعون

عَنِ ابْنِ عُمَرَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُمَا قَالَ: أَخَذَ رَسُولُ اللهِ صلى الله عليه وسلم بِمَنْكِبِيَّ فَقَالَ: (كُنْ فِي الدُّنْيَا كَأَنَّكَ غَرِيبٌ أَوْ عَابِرُ سَبِيلٍ) وَكَانَ ابْنُ عُمَرَ رَضِيَ اللهُ عَنْهُمَا يَقُولُ: إِذَا أَمْسَيْتَ فَلا تَنْتَظِرِ الصَّبَاحَ، وَإِذَا أَصْبَحْتَ فَلا تَنْتَظِرِ المَسَاءَ. وَخُذْ مِنْ صِحَّتِكَ لِمَرَضِكَ، وَمِنْ حَيَاتِكَ لِمَوْتِكَ

## HADITHI 40

Ibn Umeri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell duke thënë: ***"Një herë i dërguari i Allahut* (salallahu alehji ue selem) *më kapi te krahu dhe më tha: Jeto në këtë botë si të ishe i huaj apo udhëtar. Ibn Umeri pas këtyre fjalëve thoshte: Kur të ngrysesh mos e prit mëngjesin, e kur të gdhihesh mos e prit mbrëmjen. Merr nga shëndeti yt për rastet e sëmundjeve (që do të vijnë), dhe nga jeta jote për vdekjen (që do të vijë)."*** Buhariu.

**1-** Në mënyrën se si Profeti e kapi Ibn Umerin për krahu, me këtë ai e inkurajon për t'i kuptuar gjërat që do i thuhen në ato çaste. Ndërsa lajmërimi i Ibn Umerit me këtë hadith tregon dëgjimin e tij të vëmendëshëm ndaj fjalëve të Profetit (salallahu alehji ue selem), sepse aty ai përmend edhe atë që i ndodhi me Profetin kur i tregoi këtë hadith.

**2-** Në fjalët e tij (salallahu alehji ue selem): "*Jeto në këtë botë si të ishe i huaj apo udhëtar",* tregohet se i huaj është ai njeri që nuk qëndron në vendin e tij për të kryer ndonjë nevojë, por që përgatitet për ta lënë atë vend në çdo kohë që të ketë mundësi. Ndërsa udhëtari është mysafiri i cili kalon nëpër vende kalimthi pa qëndruar aty, derisa të mbarojë udhëtimin e tij. Vendi i huaj dhe udhëtimi që përmenden në hadith, simbolizojnë këtë botë dhe ecjen në të drejt ahiretit. E gjithë kjo realizohet duke kujtuar vdekjen, duke pakësuar shpresat si dhe duke u përgatitur për ahiretin me punë të mira, siç thotë Allahu i Madhëruar: **"Pajisuni për gjërat që u nevojiten për rrugë, dhe dijeni se pajisja më e mirë është devotshmë-**

**ria."**[101] Buhariu në sahihun e tij (11/235) ka përmendur nga Ali bin Ebi Talibi se ai ka thënë: "Kjo botë u nis për t'u larguar ndërsa ahireti u nis për të ardhur, dhe secili prej tyre ka fëmijë. Bëhuni djemtë e ahiretit e mos u bëni djem të kësaj bote. Sot njeriu mund të punojë dhe nuk merret në llogari, por nesër do ketë llogari e jo më punë." I dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) na i ka treguar shembullin e kësaj bote dhe fundin e saj, duke na thënë se ajo nuk është e përhershme. Në këtë mënyrë ai shprehet duke thënë: *"çfarë kam unë me dunjanë? Në këtë botë unë ngjasoj me një udhëtar i cili pushon në hijen e një peme, pastaj largohet dhe e lë atë."* [102]

**3-** "*Ibn Umeri pas këtyre fjalëve thoshte: Kur të ngrysesh mos e prit mëngjesin, e kur të gdhihesh mos e prit mbrëmjen."* Në këto fjalë del në pah angazhimi i shokëve të Profetit (salallahu alehji ue selem) në praktikimin e këshillave që u jepte i dërguari i Allahut. Gjithashtu aty del në pah vlera e Abdullah bin Umerit, sepse ai jo vetëm që e praktikoi këshillën e Profetit por fillloi t'i udhëzonte edhe të tjerët në praktikimin e saj. Kjo do të thotë se muslimani duhet ta ketë vdekjen para syve, kështu që duhet të përgatitet me punë të mira pa u dembelosur dhe pa u vonuar. Të bëjë vepra të mira gjatë ditës me mendimin se nuk do e zërë mbrëmja, gjithashtu të bëjë vepra të mira gjatë natës me mendimin se nuk do e zërë agimi. Në biografinë e Mensur bin Zadhanit në librin "Tehdhibul kemal" thuhet: "Hushejm bin Beshir el Vasiti thoshte: Sikur t'i thuhej Mensur bin Zadhanit se meleku i vdekjes po të pret tek dera, ai nuk kishte më ç'të shtonte në veprat e tij."

**4-** "*Merr nga shëndeti yt për rastet e sëmundjeve (që do të vijnë), dhe nga jeta jote për vdekjen (që do të vijë)."* Kjo do të thotë se muslimani duhet të angazhohet me punë të mira, atëherë kur ta ketë të mundur diçka të tillë, dhe kjo kur është mirë me shëndet para se t'i vijë ajo që e pengon nga këto vepra: sëmundja dhe pleqëria. Ai duhet ta ndërtojë jetën e tij me punë të mira para se ta befasojë vdekja, e kështu të kalojë nga bota e punës në botën e shpërblimit.

**5-** Prej dobive që nxirren nga ky hadith janë:

1- Inkurajimi që njeriu të ndihet si i huaj në këtë botë me qëllim që të përgatitet në të me punë të mira.

[101] Suretu Bekare, 197.
[102] E përcjell Tirmidhiu etj. i cili për këtë hadith ka thënë: Hadithi është i mirë dhe i saktë.

2- Mësuesi mund të bëjë ndonjë veprim që tërheq vëmendjen e nxënësit me qëllim që ai të kuptojë më mirë ato që i thuhen, kjo duke u bazuar në fjalën e Ibn Umerit: “*Një herë i dërguari i Allahut* (salallahu alehji ue selem) *më kapi tek krahu.”*

3- Inisiativa që kishin sahabët në kryerjen e porosive profetike.

4- Vlera e Abdullah bin Umerit i cili e mori këshillën e Profetit dhe i nxiti të tjerët në praktikmin e saj.

5- Nxitja për inisjativa rreth punëve të mira, pa treguar dembelizëm apo vonesë.

# الحديث الحادي والأربعون

**عَنْ أَبِيْ مُحَمَّدٍ عَبْدِ اللهِ بنِ عمْرِو بْنِ العَاصِ رَضِيَ اللهُ عَنْهُمَا قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صلى الله عليه وسلم: "لاَيُؤْمِنُ أَحَدُكُمْ حَتَّى يَكُونَ هَوَاهُ تَبَعَاً لِمَا جِئْتُ بِهِ"حَدِيْثٌ حَسَنٌ صَحِيْحٌ رَوَيْنَاهُ فِي كِتَابِ الحُجَّةِ بِإِسْنَادٍ صَحِيْحٍ.**

## HADITHI 41

Ebu Muhamed Abdullah bin Amr bin Asi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Askush nga ju nuk beson derisa dëshirat (epshet, pasionet) e tij të jenë në përputhje me fenë të cilën solla."*** Hadithi është i saktë. Ai na është transmetuar në librin "El Mehaxhe" me sened të saktë.

**1-** Hadithin e ka saktësuar Neveviu duke ia dedikuar librit "El Mehaxhe". Ibn Rexhebi në librin e tij "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (2/293) thotë: "Ai ka për qëllim autorin e librit "El huxheh", shejh Ebu el Fet'h Nasr bin Ibrahim el Makdesi esh Shafi, juristin dhe asketin e njohur që jetonte në Damask. Libri i tij titullohet "El huxheh ala tariki el mehaxhe", në përmbajtjen e të cilit gjenden bazat e fesë sipas rregullave të vëna nga pasuesit e hadithit dhe sunetit. Këtë hadith e ka përmendur hafidh Ebu Nuajmi në librin e tij "El Arbain", dhe në fillimin e tij kushtëzoi se libri do përmbante vetëm hadithe të sakta dhe thënie të mira prej atyre që transmetuesit e tyre janë në unanimitet për besueshmërinë e burrave që i transmetojnë. Këtë hadith e kanë shënuar edhe imamët e mëdhenj në *mesanidet*[103] e tyre." Pas kësaj hafidh Ibn Rexhebi e konsideroi këtë hadith si të dobët dhe sqaroi shkaqet e dobësisë së tij. Por hafidh Ibn Haxheri në librin e tij "Fet'hul Bari" (13/289) jep të kuptojmë se hadithi është i saktë, duke e konsideruar si hadith të cilin e përcjell Ebu Hurejra. Në këtë mënyrë ai shprehet duke thënë: "Bejhakiu në "Med'hal"

[103] Mesanid është shumësi i fjalës Musned, që nënkupton librin e haditheve të radhitur sipas emrave të Sahbeve. Sh p.

dhe Ibn Abdul Berri në “Bejanul ilmi” e kanë transmetuar këtë hadith nga një grup tabiinësh, si: Haseni, Ibn Sirini, Shurejhi, Shabiu dhe Nehaiu me senede të mira, dhe kjo kur ata flasin për nënçmimin e të folurit vetëm sipas logjikës. Këtë që thanë e përmbledh hadithi i Ebu Hurejrës ku Profeti (salallahu alehji ue selem) thotë: “*Askush nga ju nuk beson derisa dëshirat (epshet, pasionet) e tij të jenë në përputhje me fenë të cilën solla.”* Këtë hadith e transmetoi Hasen bin Sufjani etj. dhe transmetuesit e zinxhirit janë të besueshëm. Atë e saktësoi edhe Neveviu në fund të librit “El Arbain”.

**2-** Mohimi i besimit që përmendet në hadith është për qëllim mohimi i besimit të plotë të detyrueshëm. Neveviu në komentin e librit “Dyzet hadithet” thotë: “Kjo do të thotë se njeriu duhet ta parashtrojë punën e tij te Kurani dhe suneti, të kundërshtojë dëshirat e tij dhe të ndjekë atë që solli i dërguari i Allahut. Kjo që thamë është e ngjashme me fjalën e Allahut që thotë: **“Nuk i takon asnjë besimtari apo besimtareje të vërtetë, që kur Allahu dhe i Dërguari i Tij vendosin për një çështje, ata të kenë të drejtë të zgjedhin në atë çështje të tyren.”[104]** Prandaj nuk i përket askujt veç Allahut të Lartësuar dhe Profetit (salallahu alehji ue selem) të ketë në dorë ndonjë çështje apo dëshirë.”

**3-** Ibn Rexhebi në librin e tij “Xhamiul Ulumi uel Hikem” (2/398-399) thotë: “Ajo që njihet nga përdorimi i fjalës *heva* (dëshirë, epsh, pasion) është animi drejt kundërshitimit të së vërtetës, siç thuhet në fjalën e Allahut të Madhëruar: **“E mos ndiq dëshirat që të humbasin nga rruga e Allahut.”** (Suretu Sad, 26) Në një ajet tjetër Allahu i Madhëruar thotë: **“Kurse ai që i është frikësuar madhërisë së Zotit të tij dhe e ka frenuar veten nga dëshirat, pa dyshim që do të ketë për strehë Xhenetin.”[105]** Por ndodh që fjala *heva* të ketë si kuptim dëshirën dhe animin tek diçka e këtu përfshihet animi nga e drejta apo diçka tjetër. Por ndoshta ajo përdoret dhe me kuptimin e dëshirës për të vërtetën në veçanti dhe ndjekjen e saj. Safuan bin Asali është pyetur: A ke dëgjuar që Profeti (salallahu alehji ue selem) të ketë përmendur *hevanë*? Ai u përgjijgj: Atë e pat pyetur një beduin për një njeri që e do një popull por që nuk u është bashkangjitur atyre, dhe Profeti i tha: *“Njeriu do jetë me atë që ka dashur.”* E në momentin kur zbriti fjala e Allahut: **“Ti mund të largosh kë të duash prej tyre e të afrosh kë të duash”[106],** Aisha i tha Profetit:

[104] Suretu Ahzab, 36.
[105] Suretu Naziat, 40-41.
[106] Suretu Ahzab, 51.

*“Shoh se Zoti yt po ta shpejton dëshirën tënde.”* Ndërsa Umeri në ndodhinë e diskutimit rreth robërve të luftës në Bedr, thotë: “Atëherë Profeti (salallahu alehji ue selem) e pëlqeu atë që tha Ebu Bekri dhe nuk e pëlqeu atë që thashë unë.” Në këtë hadith është përdorur fjala *heva* por është përdorur me kuptimin e pëlqimit të lavdëruar.”

**4-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Domosdoshmëria e ndjekjes së Profetit (salallahu alehji ue selem) në atë me të cilën ka ardhur.

2. Njerëzit nuk janë të njëjtë në besimin e tyre.

# الحديث الثاني والأربعون

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ رضي الله عنه قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ يَقُولُ: قَالَ اللهُ تَعَالَى: "يَا ابْنَ آدَمَ إِنَّكَ مَا دَعَوتَنِيْ وَرَجَوتَنِيْ غَفَرْتُ لَكَ عَلَى مَا كَانَ مِنْكَ وَلا أُبَالِيْ، يَا ابْنَ آدَمَ لَو بَلَغَتْ ذُنُوبُكَ عَنَانَ السَّمَاءِ ثُمَّ استَغْفَرْتَنِيْ غَفَرْتُ لَكَ، يَا ابْنَ آدَمَ إِنَّكَ لَو أَتَيْتَنِيْ بِقُرَابِ الأَرْضِ خَطَايَا ثُمَّ لَقِيْتَنِيْ لاَ تُشْرِك بِيْ شَيْئَاً لأَتَيْتُكَ بِقُرَابِهَا مَغفِرَةً"رَوَاهُ التِّرْمِذِيُّ وَقَالَ: حَدِيْثٌ حَسَنٌ صَحَيْحٌ.

## HADITHI 42

Enesi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell duke thënë: *"E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut* (salallahu alehji ue selem) *duke thënë:* ***"Allahu i Madhëruar thotë: "O biri i Ademit, nëse ti më lutesh Mua dhe shpreson tek Unë, do të t'i fal të gjitha ato që ke vepruar dhe këtë gjë nuk e kam të vështirë. O biri i Ademit, nëse mëkatet e tua arrijnë deri lart në qiell dhe ti kërkon falje nga Unë, atëherë Unë do të të fal ty. O biri i Ademit, nëse vjen tek Unë me mëkate në madhësi të tokës, e më pas më drejtohesh duke mos më shoqëruar asgjë, Unë do të vij ty me falje po aq të madhe."*** Tirmidhiu i cili thotë se hadithi është i saktë.

**1-** Ky është hadithi i fundit të cilin Neveviu, Allahu e mëshiroftë, e ka përmendur në librin e tij "Dyzet hadithet". Mbi dyzet hadithet ai shtoi edhe dy hadithe, kështu që emërtimi i librit me "Dyzet hadithet" bëhet për vështirësi të shprehuri dhe për shkak të fshirjes së zanores *i* gjatë numërimit. Hadithi që treguam i përket haditheve kudsije të cilat i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) i përcjell nga Zoti i tij i Madhëruar.

**2-** Fjalët në hadith u drejtohen bijve të Ademit, ndërsa hadithi përmbledh se prej arsyeve që fshijnë mëkatet është lutja që i bëhet Allahut dhe shpresa te Tij për t'i falur ato gabime. Gjithashtu këtu përfshihet edhe kërkimi i faljes, sinqeriteti ndaj Allahut dhe largimi nga shirku. Me faljen

e mëkateve është për qëllim mbulimi i tyre ndaj krijesave, falja e tyre dhe mosndëshkimi për to.

**3- "***O biri i Ademit, nëse ti më lutesh Mua dhe shpreson tek Unë, do të t'i fal të gjitha ato që ke vepruar dhe këtë gjë nuk e kam të vështirë."* Lutja që njeriu i drejton Zotit të tij për t'i falur mëkatet dhe shpresa e tij për këtë pa u shoqëruar me pesimizëm, shtoi kësaj dhe pendimin nga ato mëkate, me të gjitha këto arrihet shlyerja e mëkateve edhe nëse ato janë të mëdha, të shumta në numër dhe që përsëriten shpesh. Për këtë arsye në hadith ai tha: "*do të t'i fal të gjitha ato që ke vepruar dhe këtë gjë nuk e kam të vështirë."* Ngjashëm me këtë është fjala e Allahut që thotë: **"Thuaj: "O robërit e Mi që i keni bërë keq vetes me gjynahe, mos e humbisni shpresën në mëshirën e Allahut! Allahu, me siguri i fal të gjitha gjynahet. Vërtet, Ai është Falësi i madh dhe Mëshirëploti."**[107]

**4-** "*O biri i Ademit, nëse mëkatet e tua arrijnë deri lart në qiell dhe ti kërkon falje nga Unë, atëherë Unë do të të fal ty."* Nëse mëkatet e robit shtohen dhe arrijnë deri lart në qiell, këtu përfshihet dhe ajo që është poshtë qiellit: retë, apo deri aty sa shkon shikimi i një njeriu, e më pas ky njeri kërkon falje dhe pendohet nga të gjitha këto mëkate, me këtë Allahu i Madhëruar ia fal mëkatet dhe i anashkalon ato. Pendimi realizohet duke braktisur mëkatin, duke u penduar për atë që ka kaluar, si dhe të kesh ambicje që në të ardhmen të mos u kthehesh më atyre. Këto tri gjëra duhen të praktikohen nëse mëkati i është bërë Allahut të Madhëruar, e nëse kërkon ndonjë shlyerje atëherë ai duhet ta shlyej atë. Por nëse është bërë në dëm të njerëzve atëherë duhet t'ua kthejë detyrimet dhe t'u kërkojë falje për atë që u ka bërë.

**5-** "*O biri i Ademit, nëse vjen tek Unë me mëkate në madhësi të tokës, e më pas më drejtohesh duke mos më shoqëruar asgjë, Unë do të vijë ty me falje po aq të madhe."* Shirku ndaj Allahut të Madhëruar është mëkati të cilin Allahu nuk e fal. Çdo mëkat përpos shirkut mbetet në dëshirën e Allahut: nëse do e fal atë që e ka bërë dhe nuk e dënon, por nëse do e dënon dhe e fut në zjarr, por nuk qëndron përjetësisht në të siç ndodh me jobesimtarët. Ai do dalë prej aty dhe do hyjë në xhenet siç thotë Allahu i Madhëruar: **"Vërtet, Allahu nuk fal që të adhurohet dikush apo diçka tjetër veç Atij, por gjynahet e tjera më të vogla ia fal kujt të dojë."**[108] Pra në dy vende në suren Nisa. Ky hadith sqaron se nëse mëkatet arrijnë sa arrijnë në numrin e tyre të madh, Allahu i fal ato por me kusht që robi

[107] Suretu Zumer, 53.
[108] Suretu Nisa, 48.

të jetë i sinqertë në adhurimin e tij ndaj Allahut, si dhe i ruajtur nga shirku ndaj Tij.

**6-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Gjerësia e mirësive të Allahut të Madhëruar dhe falja që Ai u bën mëkateve të robërve të Tij.
2. Prej shkaqeve që shlyejnë mëkatet është lutja ndaj Allahut dhe shpresa në mëshirën e Tij pa pezimizëm.
3. Vlera e kërkimit të faljes së bashku me pendimin, dhe se Allahu e fal atë që kërkon falje për mëkatet e tij edhe nëse arrijnë shumë në numër.
4. Shirku ndaj Allahut është mëkati të cilin Allahu nuk e fal, ndërsa mëkatet janë nën dëshirën e Tij.
5. Vlera e sinqeritetit dhe se Allahu me anë të tij fal mëkatet.

# الحد يث الثالث والأربعون

عَنْ ابْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ قَالَ: "أَلْحِقُوا الْفَرَائِضَ بِأَهْلِهَا، فَمَا أَبْقَتَ الْفَرَائِضُ فَلِأَوْلَى رَجُلٍ ذَكَرٍ" . رواه البخاري و ومسلم

## HADITHI 43

Ibn Abasi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Jepuni atyre që u takon (me ligj) pjesën e caktuar të trashëgimisë, dhe çfarë të mbetet jepjani burrit mashkull që e meriton më tepër."*** Buhariu dhe Muslimi.

**1-** Ky është hadithi i parë nga tetë hadithet që ka shtuar hafidh Ibn Rexhebi, duke plotësuar kështu numrin e pesëdhjetë haditheve si shtojcë ndaj haditheve të Neveviut, Allahu i mëshiroftë. Hafidh Ibn Rexhebi kur i transmeton hadithet nga imamët e mëdhenj shprehet duke thënë: e nxori atë, - e nganjëherë përdor shprehjen: e transmetoi. Ndërsa Neveviu përdorte shprehjen: e transmetoi, - e megjithatë nuk ka dallim mes dy shprehjeve, sepse kuptimin e kanë të njëjtë.

**2-** Ky hadith është bazë për ndarjen e trashëgimisë. Me trashëgiminë është për qëllim pjesa e caktuar në librin e Allahut e që janë janë gjashtë në numër: dy të tretat, një e treta, një e gjashta, gjysma, një e katërta, një e teta. Në formë të shkurtuar thuhet: dy të tretat dhe gjysma, gjysma e tyre dhe gjysma e gjysmës. Ose ndryshe thuhet: një e teta, një e gjashta, dyfishi i tyre dhe dyfishi i dyfishit të tyre. Por edhe mund të thuhet: një e treta, një e katërta, dyfishi i secilës dhe gjysma e tij. Gjithsesi me këto kemi për qëllim hiset e detyrueshme, pjesët fikse dhe ato jo fikse që janë përmendur në Kuran në rastin kur fëmijët janë të përzier meshkuj dhe femra, e në këtë rast mashkulli merr pjesë sa për dy femra. Por nëse të gjitha janë femra dhe nuk kanë mes tyre ndonjë mashkull, atëherë dy e sipër marrin dy të tretat e trashëgimisë, ndërsa vajza e vetme merr gjysmën e saj. Këto fjalë thuhen nëse ato janë të një kategorie, siç janë vajzat apo vajzat e djemve.

Nëse janë në gradë të ndryshme dhe vajzat janë dy e më shumë, atëherë vajzave të djalit nuk u takon asgjë, sepse vajzat e tij marrin dy të tretat. Nëse vajza është e vetme, atëherë asaj i takon gjysma, ndërsa vajza e djalit apo vajzat e vajzës marrin një të gjashtën, plotësimin e dy të tretave. Kjo duke u bazuar në sunetin e Profetit (salallahu alehji ue selem) e pikërisht në hadithin që transmeton Buhariu me nr. 6736. Por nëse fëmijët janë vetëm meshkuj sido qofshin: djemtë e tij apo djemt e djemve nëse nuk i kanë prindërit, në këtë rast njëri prej tyre merr të gjithë trashëgiminë. Ndërsa kur janë shumë atëherë e ndajnë atë mes veti në mënyrë të barabartë. Të njëjtat fjalë thuhen dhe kur trashëgojnë vëllezërit nga gjaku dhe vëllezërit nga babai, njësoj me fjalët që u thanë në trashëgiminë e fëmijëve. Vetëm se këtu u jepet përparësi vëllezërve nga gjaku para vëllezërve nga babai, kështu që meshkujt që nuk kanë femra në mes tyre e ndajnë atë në mënyrë të barabartë. Nëse janë të përzier meshkuj dhe femra, atëherë mashkulli merr pjesë sa për dy femra, ndërsa njëra prej tyre merr gjysmën, por nëse janë dy e më shumë atëherë u takon dy e treta. Trashëgimia e vëllezërve nga babai bëhet e njëjtë si trashëgimia e vëllezërve nga gjaku nëse këta të fundit nuk ekzistojnë, por nëse mes tyre gjendet një motër nga gjaku ajo duhet të marrë gjysmën ndërsa motrat nga babai marrin një të gjashtën plotësimin e dy të tretave, sado qofshin në numër: një apo më shumë.

Kur trashëgojnë prindërit, secili prej tyre merr një të gjashtën nëse i vdekuri ka fëmijë mashkull, por nëse fëmija i tij është femër, atëherë babai merr pjesën e mbetur pas ndarjes së pjesëve fikse. Nëse i vdekuri nuk ka patur fëmijë në këtë rast nëna e tij merr një të tretën, ndërsa pjesa e mbetur i takon babait. Vetëm se në këtë rast nëse me dy prindërit është njëri nga dy bashkëshortët, atëherë nëna merr një të tretën e mbetur pasiqë i jepet njërit prej bashkëshortëve. Këtyre dy çështjeve u thuhet: çështje umerite, sepse në këtë mënyrë gjykoi prijësi i besimtarëve Umer bin Hatabi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)*.

Nëse i vdekuri ka vëllezër sido qofshin ata: nga gjaku (nga babai dhe nëna), nga babai apo nëna, në këtë rast trashëgimia që i takon nënës është një e gjashta, ndërsa gjyshi: babai i babës merr pjesën e babait nëse ai nuk ekziston. Gjithashtu edhe gjyshja merr një të gjashtën nëse e bija e saj mungon, sido që të jetë gjyshja: nga nëna apo babai. Në kohën kur bashkohen gjyshet që trashëgojnë, atëherë të gjitha marrin pjesë në një të gjashtën. Pjesa e trashëgimisë së vëllezërve nga nëna është një e gjashta nëse i vdekuri nuk ka ndonjë nip, mbesë apo edhe djem që e trashëgojnë.

Nëse janë më shumë se një sido qofshin: vetëm meshkuj, vetëm femra apo të përzier meshkuj e femra, në këtë rast ata marrin në një të tretën në mënyrë të barabartë, pra nuk ka dallim mes meshkujve të tyre dhe femrave. Përsa i përket trashëgimisë së dy bashkëshortëve duhet ditur se burri trashëgon gjysmën nëse i vdekuri nuk ka dikë që ta trashëgojë, e nëse ai ekziston atëherë burri merr një të katërtën. Ndërsa gruaja merr një të katërtën nëse i vdekuri nuk ka njeri që ta trashëgojë, e nëse ai ekzsiton atëherë gruas i takon vetëm një e teta. Nëse ato janë më shumë se një bashkëshorte, atëherë bëhen pjesmarrëse në një të katërtën dhe një të tetën. Allahu i Madhëruar e ka përmendur në librin e Tij fisnik ndarjen e trashëgimisë në tri ajete. Ajeti i parë është fjala e Tij që thotë: **"Allahu ju urdhëron për trashëgiminë tuaj…"[109],** këtu flitet për trashëgiminë e lidhjes së gjakut ku bëjnë pjesë trungu familjar dhe pasardhësit e të vdekurit. Në ajetin e dytë është fjala e Allahut që thotë: **"Juve ju takon gjysma e pasurisë nga ajo që kanë lënë bashkëshortet tuaja."[110]** Ky ajet flet për trashëgiminë e dy bashkëshorteve dhe vëllezërve nga nëna. Ndërsa ajeti i tretë është fjala e Allahut në fundin e sures Nisa ku thotë: **"Ata kërkojnë nga ti (Muhamed) gjykim (për dikë që vdes pa pasur trashëgimtarë). Thuaju: "Allahu ju udhëzon juve për një njeri të tillë."[111]** Ky ajet flet për trashëgiminë e vëllezërve nga gjaku dhe vëllezërve nga babai.

**3-** Nga ajo që sqaruam më parë del në pah se djemtë dhe djemt e djemve e kështu me rradhë, nëse kanë mes tyre femra ato bëhen pjesmarrëse me ta në trashëgimi por mashkulli merr pjesë sa për dy femra. E njëjta thuhet për vëllezërit nga gjaku dhe vëllezërit nga babai, bashkë me ta bëhen pjesmarrëse edhe motrat e tyre, por mashkulli merr pjesë sa për dy femra. Djemve të vëllezërve nga nëna nuk u takon asgjë nga trashëgimia, ndërsa fëmijëve të vëllezërve nga gjaku dhe vëllezërve nga babai apo xhaxhallarët e kështu me rradhë, apo fëmijët e xhaxhallarëve e kështu me rradhë, në këtë rast meshkujt e tyre veçohen në marrjen e trshëgimisë nga femrat, sepse femrave nuk u jepet pjesë kur janë të veçuara. Gjithashtu nuk u takon pjesë edhe kur bashkohen, pra në këtë rast veçohen vetëm meshkujt në marrjen e kësaj trashëgimie, e kjo duke u bazuar në fjalën e Profetit (salallahu alehji ue selem) që thotë: *"Jepuni atyre që u takon (me ligj) pjesën e caktuar të trashëgimisë, dhe çfarë të mbetet*

[109] Suretu Nisa, 11.
[110] Suretu Nisa, 12.
[111] Suretu Nisa, 176.

*jepjani burrit mashkull që e meriton më tepër."* Por nëse i vdekuri ka një vajzë apo shumë vajza dhe motër apo motra nga gjaku, e gjithashu ka vëllezër nga babai, në këtë rast vëllezërit nga babai nuk marrin gjë ndërsa motra apo motrat nga gjaku trashëgojnë tepricën e pjesëzës së vajzave, të lidhur bashkë me të tjerët. Këtë që thamë e pohon suneti i Profetit (salallahu alehji ue selem), hadith të cilin e përcjell Buhariu me nr. 6741 dhe 6742, kështu që veçohet nga hadithi tjetër që thotë: *"Jepuni atyre që u takon (me ligj) pjesën e caktuar të trashëgimisë, dhe çfarë të mbetet jepjani burrit mashkull që e meriton më tepër."* Sepse motrat nga gjaku janë më të afërta tek i vdekuri se vëllezërit nga babai.

**4-** Dobia e përmendjes së gjinisë *mashkull* pas fjalës *burrë*, kur thotë: "*jepjani burrit mashkull që e meriton më tepër",* është se burri është ai që ka mbushur një moshë në të cilën gëzon forcë dhe ndihmë. Atij iu bashkangjit fjala *mashkull* për të treguar se trashëgimia është e lidhur me gjininë dhe jo me burrërinë dhe forcën, kështu që barazohen të gjithë, si i madhi në moshë ashtu dhe i vogli fare.

**5-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Përsosmëria e legjislacionit dhe gjithëpërmbledhja e rregullave tërësore e të përgjishme, siç u pohua në këtë hadith.
2. Atij që trashëgon i jepet prioritet me anë të ajetit kuranor kështu që i jepet pjesa e tij, ndërsa ajo që mbetet u jepet të tjerëve pa ndonjë llogaritje.
3. Bazuar mbi këtë hadith, përfitojmë se mendimi më i saktë përsa i përket trashëgimisë së gjyshit dhe vëllezërve është veçimi i gjyshit në këtë trashëgimi dhe jo vëllezërve, sepse gjyshi i përket trungut ndërsa vëllezërit trashëgojnë sepse ai nuk ka lënë trashëgimtarë. Edhe gjyshi është i njëjtë me babain i cili veçohet prej tyre në këtë trashëgimi, gjithashtu mendimi më i saktë mbetet të jetë prioriteti i vëllezërve nga nëna ndaj vëllezërve nga gjaku përsa i përket çështjes së pjesmarrjes. Vëllezërit nga nëna trashëgojnë me tekst kuranor, ndërsa vëllezërit nga gjaku trashëgojnë për shkak të trungut famijar. Atij që trashëgon me tekst kuranor duhet t'i jepet pjesa, ndërsa të tjerët të marrin pjesën e mbetur, nëse mbetet diçka e marrin, në të kundërtën mbeten pa të.

# الحديث الرابع والأربعون

عَنْ عَائِشَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهَا عَنْ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: "الرَّضَاعَةُ تُحَرِّمُ مَا تُحَرِّمُ الْوِلَادَةُ". رواه البخاري و ومسلم

## HADITHI 44

Aisha *(Allahu qoftë i kënaqur prej saj!)* përcjell se profeti (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Taisja (gjidhënia) ndalon atë që ndalon edhe afërsia e gjakut."*** Buhariu dhe Muslimi.

**1-** Në Kuranin Famëlartë është përmendur ndalimi i rreptë i martesës me nënat nga gjiri dhe motrat nga gjiri. Ky ndalim përmendet në fjalën e Allahut që thotë: **"… me nënat (gratë) që ju kanë dhënë gji, me motrat tuaja që kanë thithur prej një gjiri."[112]** Ndërsa suneti ka sjellë këtë hadith që do të thotë se *taisja* ndalon atë që ndalon dhe afërsia e gjakut. Çdo gjë që është ndaluar me afërsi gjaku është ndaluar edhe me anë të *taijses*. Prandaj nëse një fëmijë ushqehet me qumësht gjiri nga një grua ajo konsiderohet nënë për të nga gjiri, ndërsa babai dhe gjyshërit e saj për të bëhen baballarë nga qumështi. Gjithashtu nëna e gjyshet e saj bëhet nëna për të nga qumështi, vëllezërit e saj bëhen dajallarë për të nga qumështin ndërsa motrat e saj për të bëhen teze nga qumështi. Edhe fëmijët e saj sido qofshin: me një burrë apo me burra të ndryshëm, konsiderohen vëllezër për të nga qumështi. Edhe burri i gjidhënëses që e ushqeu me shpenzimet e tij konsiderohet baba qumështi për foshnjen, ndërsa babai dhe gjyshërit e tij konsiderohen baballarë qumështi për të. Nëna dhe gjyshet konsiderohen për të nëna nga qumështi, edhe vëllezërit dhe motrat e tij konsiderohen xhaxhallarë dhe halla për të nga qumështi. Fëmijët e tij qofshin dhe nga gra të ndryshme konsiderohen vëllezër për të nga qumështi, edhe gratë e

[112] Suretu Nisa, 23.

tij konsiderohen gra të babait nga qumështi, e kështu me rradhë. Pra çdo gjë që ndalohet me afërsi gjaku ndalohet edhe me *taisje*.

**2-** *Taisja* që ndalon martesën është kur fëmija arrin të pijë qumësht pesë herë ose më shumë, dhe kur mosha e fëmijës nuk i ka kaluar dy vjeç. Nëse ai nuk pi pesë herë me këtë nuk realizohet ndalimi i martesës, ashtu sikurse *taisja* e të rriturit nuk e realizon këtë ndalim. Përsa i përket ndodhisë së Salim meula ebu Hudhejfes të cilën e ka transmetuar Muslimi me nr. 1453, ai gjykim është i veçantë për të dhe nuk kalon tek të tjetrët. Prej arsyeve që sqarojnë se *taisja* e të rriturit në moshë nuk merret parasysh, është fakti se ai me këtë nuk është se po ushqehet sepse çdo grua i ka mundësitë që nëse do të largohet prej burrit të saj të nxjerrë në një enë qumështin e pesë herëve, e më pas t'ia japë burrit të saj pa e ndier ai e më pas t'i thotë: Unë nuk jam e lejuar për ty sepse je fëmija im nga qumështi!

**3-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Përsosmëria e legjislacionit dhe gjithëpërmbledhja e tij mbi rregullat tërësore të përgjithshme, siç u pohua në këtë hadith.
2. Çdo grua që bëhet e ndaluar nga afërsia e gjakut, bëhet e ndaluar edhe me anë të *taisjes*.

# الحديث الخامس والأربعون

عَنْ جَابِرِ بْنِ عَبْدِ اللَّهِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا أَنَّهُ سَمِعَ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ عَامَ الْفَتْحِ وَهُوَ بِمَكَّةَ يَقُولُ: "إِنَّ اللَّهَ وَرَسُولَهُ حَرَّمَ بَيْعَ الْخَمْرِ وَالْمَيْتَةِ وَالْخِنْزِيرِ وَالْأَصْنَامِ، فَقِيلَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ أَرَأَيْتَ شُحُومَ الْمَيْتَةِ فَإِنَّهَا يُطْلَى بِهَا السُّفُنُ، وَيُدْهَنُ بِهَا الْجُلُودُ، وَيَسْتَصْبِحُ بِهَا النَّاسُ؟ فَقَالَ: لَا، هُوَ حَرَامٌ، ثُمَّ قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ عِنْدَ ذَلِكَ: قَاتَلَ اللَّهُ الْيَهُودَ، إِنَّ اللَّهَ حَرَّمَ عَلَيْهِم الشُّحُومَ، فَأَجْمَلُوهُ، ثُمَّ بَاعُوهُ، فَأَكَلُوا ثَمَنَهُ". رواه البخاري ، ومسلم

## HADITHI 45

Xhabir bin Abdilahu *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se e ka dëgjuar të dërguarin e Allahut (salallahu alehji ue selem) në Meke vitin e çlirimit të saj duke thënë: ***"Vërtet Allahu dhe i dërguari i Tij e kanë ndaluar shitjen e alkoolit, gjësë së ngordhur, derrit dhe idhujve. I thanë: O i dërguari i Allahut! Çfarë mendon për dhjamin e të ngordhurës me të cilin lyhen anijet, me të ngjyrosen lëkurat dhe njerëzit e përdorin për ndriçim? Ai tha: Jo! Ato janë të ndaluara. Më pas Profeti* (salallahu alehji ue selem) *tha: "Allahu i vraftë çifutët! Allahu ua ndaloi atyre dhjamin, por ata e shkrinë e më pas e shitën dhe hëngrën fitimin e tij."*** Buhariu dhe Muslimi.

**1-** Në fjalët e tij: "*Vërtet Allahu dhe i dërguari i Tij e kanë ndaluar",* shprehja e foljes erdhi në numrin njëjës por është përmendur dhe në numrin shumës. Gjithashtu në një version ka ardhur vetëm: *"Allahu e ka ndaluar."* Ndërsa numri shumës ku përemri i kthehet Allahut dhe të dërguarit të Tij, është hadithi ku Profeti (salallahu alehji ue selem) thotë: *"Nëse ndodhen tri gjëra tek një person, ai e ka gjetur ëmbëlsinë e besimit: Nëse Allahu dhe i dërguari i Tij janë më të dashur për të se çdokush tjetër…".* Këtë hadith e transmetoi Buhariu me nr. 16 dhe Muslimi me nr. 67. Në bazë të kësaj kuptohet dhe mënyra se si erdhi në këtë hadith me

formën *"kanë ndaluar"* sepse ajo i kthehet edhe Profetit, ndërsa ndalimi që i dedikohet Allahut mbetet i fshirë dhe do të thotë: Me të vërtetë Allahu ka ndaluar dhe Profeti i Tij ka ndaluar. Kjo që u tha është e ngjashme me fjalën e Allahut të Madhëruar që thotë: **"...por është më e drejtë të kënaqin Allahun dhe të Dërguarin e Tij..."** (Suretu Tevbe, 61)**,** që do të thotë: Allahu e meriton më shumë që ta kënaqin si dhe Profeti i Tij e mëriton më shumë që ta kënaqin, dhe i ngjashëm me këtë është vargu i një poeti i cili thotë:

*Ne të vijmë me atë që kemi dhe ti eja me atë që ke,*
*Të gëzuar mbetemi e pse mendimet s'të përputhen me ne.*

Kjo do të thotë se ne jemi të gëzuar me atë që kemi dhe ti je i gëzuar me atë që ke.

**2-** Xhabiri tregoi se e ka dëgjuar të dërguarin e Allahut (salallahu alehji ue selem) t'i ndalonte këto gjëra. Ai e kishte dëgjuar në vitin e çlirimit në Meke. Ky sqarim në atë kohë dhe në atë vend u bë për shkak të pranimit të Islamit nga jobesimtarët, të cilët merreshin me këto gjëra të ndaluara. Ai i mësoi ata se këto gjëra janë të ndaluara, por kjo nuk e pengon që ndalimi për ato gjëra të ketë qenë edhe më parë.

**3-** E ndaluara e parë në këto katër të ndaluara është alkooli, nëna e të këqijave, sepse ai që e pi e rreshton veten e tij me budallenjtë, e si rrjedhojë kjo e shpie në çdo vepër të ndaluar, për më tepër mund t'i përdhunoj edhe pjesëtaret e familjes. Pra ajo sjell çdo të keqe dhe shpie drejt çdo belaje, prandaj edhe u quajt: nëna e të këqijave.

E dyta është e ngordhura e cila ndalohet të hahet me përjashtim në raste nevoje të theksuar për të mbajtur shpirtin gjallë, në një kohë kur nuk gjen gjë tjetër për të ngrënë. Nga e ngordhura përjashtohet lëkura e saj nëse ajo regjet. E themi këtë duke u bazuar në hadithin e Profetit (salallahu alehji ue selem) të cilin e transmeton Buhariu me nr. 2221 dhe Muslimi me nr. 366.

E treta është derri i cili nuk lejohet të hahet e as të shitet, dhe çdo gjë e cila ndalohet të hahet nga kafshët ajo ndalohet si e ngordhur ashtu dhe e prerë.

E katërta janë idhujt të cilët nuk lejohet të shiten apo të mbahen, sepse janë bërë për t'u adhuruar, madje kërkohet që të prishen dhe të thyhen dhe nuk ka mëkat nëse ato përdoren pasi të thyen, qoftë në ndërtim apo diçka tjetër, sepse ato nuk quhet më idhull.

**4-** Hafidh Ibn Haxheri në librin e tij "Fet'hul Bari" (4/425) thotë: Përsa i përket fjalës së Profetit (salallahu alehji ue selem): *Çfarë mendon*

*për dhjamin e të ngordhurës me të cilin lyhen anijet, dhe lëkurat që njerëzit i përdorin edhe për ndriçim?"* do të thotë: a është e lejuar t'i tregtojmë për shkak të dobive që u përmendën dhe që përmbajnë ligjshmërinë e tregëtimit. Fjala e tij: "*Ai tha: Jo! Ato janë të ndaluara",* pra tregëtimi. Kështu e komentuan disa dijetarë si Shafiu dhe ndjekësit e tij, por disa të tjerë fjalën e tij: "*Ato janë të ndaluara",* e kuptuan për ndalimin e përdorimit të tyre dhe thanë: Është e ndaluar që të përfitohet prej tyre, - dhe ky është mendimi i shumicës së dijetarëve. Prandaj nuk duhet të përfitojmë nga e ngordhura që në origjinë, përveçse në gjërat që janë veçuar me argument si është rasti i lëkurës së regjur."

**5-** "*Allahu i vraftë çifutët! Allahu ua ndaloi atyre dhjamin, por ata e shkrinë e më pas e shitën dhe hëngrën çmimin e tij."* Këto janë disa nga dredhitë që përdornin çifutët, sepse kur Allahu ua ndaloi dhjamin ata e shkrinë dhe e shitën atë dhe u ushqyen me fitimin e tyre. Kur Allahu ndalon diçka, e ndalon dhe fitimin e saj, dhe kjo ishte arsyeja që e nxiti Profetin (salallahu alehji ue selem) të lutej kundër tyre.

**6-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Hadithi pohon ndalimin që Profeti (salallahu alehji ue selem) u bëri këtyre katër gjërave.
2. Këtë sqarim e bëri në vitin e çlirimit në Meke me qëllim që të distancoheshin ata që sapo ishin bërë musliman nga këto katër gjëra, si në përdorimin ashtu dhe në tregëtimin e tyre.
3. Atë që Allahu e ka ndaluar, edhe tregëtimi dhe fitimi prej saj është i ndaluar.
4. Ndalimi i dredhive të cilat shpien në lejimin e asaj që Allahu e ka ndaluar.
5. Përçmimi i çifutëve dhe sqarimi se ata janë njerëz dredharak që mundohen të arrijnë në lejimin e gjërave të ndaluara.
6. Në këtë hadith i tërhiqet vëmendja këtij umeti që të mos bien në gjërat në të cilat ranë çifutët prej këtyre dredhive.

# الحديث السادس والأربعون

عَنْ أَبِي بُرْدَةَ عَنْ أَبِيهِ عَنْ أَبِي مُوسَى الْأَشْعَرِيِّ ﷺ أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ بَعَثَهُ إِلَى الْيَمَنِ، فَسَأَلَهُ عَنْ أَشْرِبَةٍ تُصْنَعُ بِهَا، فَقَالَ: وَمَا هِيَ؟ قَالَ: الْبِتْعُ وَالْمِزْرُ، فَقِيلَ لِأَبِي بُرْدَةَ: مَا الْبِتْعُ؟ قَالَ: نَبِيذُ الْعَسَلِ، وَالْمِزْرُ نَبِيذُ الشَّعِيرِ، فَقَالَ: كُلُّ مُسْكِرٍ حَرَامٌ" . رواه البخاري

## HADITHI 46

Ebu Burde përcjell nga babai i tij Ebu Musa el Eshari *(Allahu qoftë i kënaqur prej tyre!)* të cilin Profeti (salallahu alehji ue selem) e kishte dërguar në Jemen, dhe e pyeti për pijet që prodhoheshin atje duke i thënë: ***"Çfarë pijesh janë ato? Ai i tha: El Bitu dhe El Mizru. Ebu Burde u pyet: Ç'është El Bitu? Ai tha: Është vera që prodhohet nga mjalti, ndërsa El Mizru është vera që prodhohet nga elbi. Atëherë Profeti* (salallahu alehji ue selem)** ***tha:"Çdo gjë që deh është e ndaluar."*** Buhariu.

**1-** Prej pijeve që përdoreshin në Jemen në kohën kur i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) kishte dërguar atje Ebu Musa el Eshariun, ishin El Bitu që ishte vera e nxjerrë nga mjalti, dhe El Mizru që ishte vera e nxjerrë prej elbit. Ebu Musa e pyeti të dërguarin e Allahut për këto dy lëngje, dhe profeti iu përgjigj me një përgjigje përmbledhëse, në të cilën përfshihen dhe shumë lloje të tjera. Ai i tha: "*çdo gjë që deh është e ndaluar",* pra ai e lidhi ndalimin me dehjen që tregon se çdo pije që deh është e ndaluar, ndërsa ato që nuk e dehin njeriun janë të lejuara. Në sahihun e Buhariut me nr. 5598 Ebu Xhvejri përcjell: E pyeta Ibn Abasin për Badhikun, dhe më tha: Profeti (salallahu alehji ue selem) e ka përmendur më parë Badhikun, sepse çdo pije që deh është e ndaluar. Tha: Pija e lejuar dhe e mirë. Tha: "Pas të lejuarës së mirë nuk ka vetëm se të ndaluar të keqe." Ibn Sejide në librin "El Muhkem" ka përmendur se

Badhiku është prej emrave të alkoolit, për më tepër shih "Fet'hul Bari" (10/63).

I dërguari i Allahut në fillim e pati ndaluar që vera të mbyllej në enë të posaçme, siç është transmetuar në hadithet e delegacionit të fisit Abdul Kajs, të cilin e transmeton Buhariu me nr. 53 dhe Muslimi me nr. 23. Më pas është përcjellë nga ai një hadith që e anulon të parin, e ai është hadithi i Burejde bin Husajbit, i cili përcjell se i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) ka thënë: *"Unë u kisha ndaluar nga vizita e varrezave, por ju mund t'i vizitoni ato tani, gjithashtu u kisha ndaluar nga përdorimi i mishit të kurbanëve mbi tri ditë, ndërsa ju tani mbani sa ta shihni të arsyeshme. Gjithashtu u kisha ndaluar nga lëngu (i pa fermentuar) përpos atij që bëhet në kacek, e ju tani mund ta pini nga të gjitha enët, por mos pini lëng që deh."*[113] Pra çdo gjë që deh është e ndaluar sido që të jetë, lëng apo ushqim, lëndë e rrjedhshme, e ngurtë apo diçka tjetër, sepse të gjitha këto përfshihen në fjalën e Profetit (salallahu alehji ue selem) që thotë: "*çdo gjë që deh është e ndaluar.*"

**2-** Vera është ajo që pushton trurin dhe e mbulon atë, dhe çdo send tjetër i ngjashëm me të përfshihet në fjalën e Profetit që thotë: "*çdo gjë që deh është e ndaluar*". Çdo send që teprica e saj të deh atëherë edhe sasia më e vogël e saj është e ndaluar, kjo për të prerë rrugën e cila shpie drejt dehjes. Ajo ndalohet ngado që të jetë bërë: nga rrushi apo diçka tjetër. Disa dijetarë të Kufes kanë pohuar se nëse ajo nuk është prej rrushi lejohet të pish pak prej saj duke mos u dehur. Duhet ta dini se këto fjalë nuk janë të sakta, sepse është saktësuar nga Profeti (salallahu alehji ue selem) në hadithin e Xhabirit etj., se ai ka thënë: *"Sasia e madhe e asaj që deh e ndalon edhe masën më të vogël të saj."*[114] Ky është një frazë e përgjithshme që përfshin çdo gjë që deh, pavarësisht nëse është prodhuar nga rrushi apo nga diçka tjetër, prandaj nuk lejohet të përdoren gjërat dehëse me përjashtim të rastit kur njeriu është i detyruar nga mungesa e ujit, në këtë rast ai mund të pijë pak.

**3-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Kujdesi që tregonin sahabët për të njohur dispozitat fetare.
2. Përsosmëria e legjislacionit dhe gjithëpërmbledhja e tij mbi rregullat tërësore të përgjishme, siç u pohua në këtë hadith.
3. Ndalimi i çdo gjëje që deh i çfarëdo lloji qoftë ai.

[113] E përcjell Muslimi me nr. 977.

[114] E përcjell Ebu Daudi me nr. 3681, Tirmidhiu me nr. 1865, dhe Ibn Maxheh me nr. 3393.

# الحديث السابع والأربعون

عَنْ الْمِقْدَامِ بْنِ مَعْدِيكْرِبَ قَالَ سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: "مَا مَلَأَ آدَمِيٌّ وِعَاءً شَرًّا مِنْ بَطْنٍ، بِحَسْبِ ابْنِ آدَمَ أُكُلَاتٌ يُقِمْنَ صُلْبَهُ، فَإِنْ كَانَ لَا مَحَالَةَ، فَثُلُثٌ لِطَعَامِهِ، وَثُلُثٌ لِشَرَابِهِ، وَثُلُثٌ لِنَفَسِهِ". رَوَاهُ أَحْمَدُ ، والتِّرْمِذِيُّ، وابْنُ مَاجَهْ ، وَقَالَ التِّرْمِذِيُّ: حَدِيثٌ حَسَنٌ .

## HADITHI 47

Mikdam bin Meadi Kerib *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* thotë: E kam dëgjuar të dërguarin e Allahut (salallahu alehji ue selem) duke thënë: ***"Ena më e keqe që mbush njeriu është barku i tij. Atij i mjaftojnë disa kafshata për të mbajtur veten. Por po deshi më tepër, një të tretën e stomakut ta lërë për ushqim, një të tretën për të pirë dhe një të tretën për ajër (bosh)."*** Hadithin e transmeton Ahmedi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxheh. Tirmidhiu tha: Hadithi është i mirë.

**1-** Fjalët e tij (salallahu alehji ue selem): "*Ena më e keqe që mbush njeriu është barku i tij",* tregojnë se ena është ai vend ku vendosen gjërat, dhe ena më e keqe që mbushet është barku për shkak të sëmundjeve që mund të pasojnë si shkak i kësaj ngarkese. Gjithashtu dembelizimi, dobësia dhe pushimet e gjata vijnë si pasojë e këtij problemi.

**2-** "*Atij i mjaftojnë disa kafshata për të mbajtur veten",* që do të thotë se birit të Ademit i mjaftojnë disa kafshata me të cilat ai mund të jetojë, dhe ky është shpjegimi i fjalës: "*për të mbajtur veten."* Këtu del në pah nxitja për pakësimin e të ngrënit dhe mos zgjerimin e tij me qëllim që njeriu të gëzojë zell, shkathtësi dhe mbrojte nga çdo sëmnudje që vjen nga të ngrënit e tepërt.

**3-** "*Por po deshi më tepër, një të tretën e stomakut ta lërë për ushqim, një të tretën për të pirë dhe një të tretën për ajër (bosh)."* Kjo do të thotë: Nëse njeriut nuk i mjaftojnë ato kafshata për të mbajtur veten dhe kërkon patjetër diçka më shumë se kjo sasi, atëherë le të jetë sasia e asaj që ha dhe

pi në kufijtë e dy të tretave të stomakut, me qëllim që një e treta të mbetet për frymarrje më të lehtë.

**4-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Në hadith dalin në pah normat fetare me të cilat duhet të pajiset çdo njeri që ushqehet me sasinë e ushqimit që ha.
2. Qortimi i mbushjes së stomakut sepse kjo gjë sjell sëmundje, dembelizëm dhe dobësi.
3. E mjaftueshmja arrihet me gjërat nëpërmjet të cilave realizohet të qënit gjallë.
4. Nëse kërkohet patjetër që njeriu të shtojë masën e ushqimit, atëherë le ta llogarisë që të jetë në sasinë e dy të tretave të stomakut.

# الـــحديث الثامن والأربعون

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عَمْرٍو رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ قَالَ: "أَرْبَعٌ مَنْ كُنَّ فِيهِ كَانَ مُنَافِقًا، وَإِنْ كَانَتْ خَصْلَةٌ مِنْهُنَّ فِيهِ كَانَتْ فِيهِ خَصْلَةٌ مِنْ النِّفَاقِ حَتَّى يَدَعَهَا: مَنْ إِذَا حَدَّثَ كَذَبَ، وإِذَا وَعَدَ أَخْلَفَ، وإِذَا خَاصَمَ فَجَرَ، وَإِذَا عَاهَدَ غَدَرَ". رواه البخاري ، ومسلم.

## HADITHI 48

Abdullah bin Amr *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se profeti (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Tiparet e hipokrizisë (nifakut) janë katër, të cilat po u mblodhën tek ndonjëri është vërtet hipokrit, ndërsa ai që zotëron një prej tyre ka në vetvete cilësi hipokrizie derisa të heqë dorë. Këto tipare janë: Kur flet gënjen, kur premton nuk e mba fjalën, kur ka një konflikt e shkel të drejtën, dhe kur e jep besën tradhëton."*** Buhariu dhe Muslimi.

**1-** *"Tiparet e hipokrizisë (nifakut) janë katër, të cilat po u mblodhën tek ndonjëri është vërtet hipokrit, ndërsa ai që zotëron një prej tyre ka në vetvete cilësi hipokrizie derisa të heqë dorë."* Kjo do të thotë se ai që i ka të gjitha këto tipare ka bërë hipokrizi në vepra, ndërsa ai që ka njërën cilësi, atëherë ai është i mveshur me një tipar hipokrizie, dhe ashtu do i mbetet derisa të heqë dorë prej saj. Kjo tregon për sqarimin e përsosur të Profetit (salallahu alehji ue selem), sepse në fillim ai përmendi numrin e më pas filloi t'i sqaronte një për një. Kjo metodë e nxit dëgjuesin të përgatitet dhe të kuptojë ato që i thuhen prej këtyre tipareve, me qëllim që t'i kërkojë vetes numërimin e këtyre tipareve, e nëse nuk përputhen atëherë e kupton se diçka i ka kaluar.

**2-** Tipari i parë ishte gënjeshtra në të folur e kjo duke u treguar të tjerëve fjalë që nuk janë të vërteta, pra tregon për lajme jo reale. Me këtë gjest ai dëmton veten, sepse cilësohet me këtë moral të ulët, nga ana tjetër dëmton njeriun të cilit i jep të kuptojë se është i sinqertë në atë që thotë.

Profeti (salallahu alehji ue selem) ka thënë: *"Jini të sinqertë, sepse sinqeriteti shpie drejt mirësisë, ndërsa mirësia të çon në xhenet. Njeriu vazhdon të thotë gjithnjë të vërtetën dhe ta kërkojë vazhdimisht atë derisa të shkruhet te Zoti sidik (tepër i vërtetë dhe i sinqertë). Nga ana tjetër kini kujdes nga gënjeshtra, sepse gënjeshtra shpie drejt shthurjes e cila të çon në zjarrin e xhehenemit. Njeriu gënjen e gënjen dhe e kërkon vazhdimisht atë, derisa të shkruhet te Zoti kedhab (gënjeshtar shumë i madh)."*[115]

Tipari i dytë ishte thyerja e premtimit. Kjo ndodh kur ai premton për diçka dhe në brendësinë e tij synon që të mos e mbajë atë. Nga ana tjetër, nëse njeriu premton dhe është i vendosur që ta mbajë premtimin dhe befas i del diçka që e ndalon nga përmbushja e këtij premtimi, në këtë rast ai konsiderohet i justifikuar. Ebu Daudi përcjell me nr. 4991 nga Abdullah bin Amir i cili thotë: *"Një ditë më foli nëna ime ndërkohë që Profeti (salallahu alehji ue selem) qëndronte në shtëpinë tonë, duke më thënë: Eja të të jap diçka. Profeti iu drejtua nënës duke i thënë: Çfarë deshe t'i jepje? Ajo tha: Desha t'i jepja hurmë. Atëherë Profeti (salallahu alehji ue selem) i tha: Nëse t'i nuk do i jepje asgjë, kjo do të shkruhej gënjeshtër për ty."*[116]

Tipari i tretë ishte shkelja e të drejtave gjatë konfliktit e cila ndodh kur një njeri është në konflikt me një tjetër, ai zemërohet dhe i kalon caqet duke kaluar nga drejtësia në padrejtësi. Allahu i Madhëruar thotë: **"Mos t'u pengojë armiqësia që keni ndaj një populli që të tregoheni të padrejtë." (**Suretul Maide, 8) ( Dhe: **"Mos t'u pengojë armiqësia ndaj një populli i cili u ndaloi nga xhamia e shenjtë që të tregoheni të padrejtë."** (Suretul Maide, 2)

Hafidh Ibn Haxheri në librin e tij "Fet'hul Bari" (1/90) thotë: "Shkelja e të drejtave është të distancohesh nga e drejta dhe të bësh dredhira për ta kundërshtuar atë." Ndërsa Ibn Rexhebi në librin e tij "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (2/486) thotë: "Nëse njeriu posedon pushtet gjatë një konflikti, sido që të jetë ngyrimi i tij, fetar apo në çështjet e kësaj bote, dhe ai i del në ndihmë të kotës duke ia mveshur atij që e dëgjon sikur ajo është e vërteta dhe e përçmon të drejtën duke e nxjerrë në pamjen e të kotës, veprimi i tij është prej të ndaluarave më të mëdha dhe prej tipareve më të ndyra të hipokrizisë."

Tipari i katërt është thyerja e besës. Allahu i Madhëruar thotë: **"Dhe përmbushni zotimet. Me të vërtetë, për zotimet do të jeni përgje-**

---

[115] E përcjell Muslimi me nr. 2607.

[116] Për më tepër shih librin "Vargu i haditheve të sakta" me autor Albanin me nr. 748.

**gjës."**[117] Dhe: **"Zbatoni besëlidhjen e Allahut, kur ta merrni mbi vete dhe mos e thyeni betimin, pasi ta keni bërë atë, sepse Allahun e keni bërë dorë-zënësin tuaj; vërtet, Allahu e di se çfarë bëni ju."** Suretu Nahl, 91)

Ibn Rexhebi në librin "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (2/487-488) thotë: "Prishja e zotimit është e ndaluar për çdo zotim që ndodh mes muslimanëve apo të tjerëve, edhe nëse ai që e merr nën mbrotje është jobesimtar. Për këtë arsye në hadithin e Abdullah bin Amrit Profeti (salallahu alehji ue selem) thotë: *"Kush vret një njeri muahid (të cilin shteti musliman e ruan që të jetojë në vendet Islame) pa të drejtë, ai nuk do ta ndiej erën e xhenetit edhe pse era e tij ndihet dyzet vjet larg."*[118] Allahu i Madhëruar na urdhëron në librin e Tij që t'i përmbushim zotimet edhe ndaj idhujtarëve, nëse ata u qëndrojnë besnik zotimeve të veta dhe nuk i thyejnë ato. Ndërsa zotimet e muslimanëve mes njëri-tjetrit nuk ka dyshin se janë edhe më të forta, dhe mos përmbushja e tyre është mëkat edhe më i madh. Prej thyerjeve më të mëdha të zotimeve është kur dikush thyen zotimin dhe besën që i ka dhënë prijësit. Në dy sahihet e Buhariut dhe Muslimit, Ebu Hurejra *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se Profeti (salallahu alehji ue selem) ka thënë: *"Tre personave Allahu nuk do u flasë ditën e gjykimit, nuk do i pastrojë dhe ata do kenë dënim të dhembshëm…"* - dhe në mesin e tyre përmendi; *"dhe një njeri që i zotohet një prijësi për shkak të çështjeve të dynjasë, nëse ai i jep e mba zotimin, në të kundërtën e thyen atë."* Tek zotimet të cilat i kemi detyrë që t'i përmbushim dhe na ndalohet t'i thyejmë përfshihen të gjitha aktet e muslimanëve që kryejnë mes tyre nëse ata i pranojnë, siç është shitblerja, martesa etj., prej akteve të domosdoshme të cilat duhen përmbushur. Këtu bën pjesë edhe përmbushja e zotimit që robi e bën për Zotin e tij, siç është zotimi për kryerjen e një pune etj."

**3-** Prej dobive të nxjerra nga hadithi janë:

1. Prej mësimdhënies së mirë është kur mësuesi përmend radhitjen me numra para se ta bëjë sqarimin.
2. Në hadith tregohet rrezikshmëria e tipareve të hipokrizisë për njeriun.
3. Qortimi ndaj gënjeshtrës në të folur dhe se ajo është tipar hipokrizie.

[117] Suretu Isra, 34.
[118] E përcjell Buhariu.

4. Qortimi ndaj mosmbajtjes së premtimit dhe se ai është tipar hipokrizie.

5. Qortimi ndaj shkeljes së të drejtave gjatë konliktit dhe se ajo është tipar hipokrizie.

6. Qortimi për thyerjen e besës, dhe se ajo është tipar hipokrizie.

# الحديث التاسع والأربعون

عَنْ عُمَرَ بْنِ الْخَطَّابِ ﷺ عن النبي ﷺ قَالَ: "لَوْ أَنَّكُمْ تَوَكَّلُونَ عَلَى اللَّهِ حَقَّ تَوَكُّلِهِ لَرَزَقَكُمْ كَمَا يَرْزُقُ الطَّيْرَ تَغْدُو خِمَاصًا وَتَرُوحُ بِطَانًا". رَوَاهُ أَحْمَدُ ، وَالتِّرْمِذِيُّ ، وَالنَّسَائِيُّ فِي "الْكُبْرَى" كَمَا فِي "التُّحْفَة، وَابْنُ مَاجَهْ ، وَصَحَّحَهُ ابْنُ حِبَّانَ ، وَالْحَاكِمُ ، وَقَالَ التِّرْمِذِيُّ: حَسَنٌ صَحِيحٌ.

## HADITHI 49

Umer bin Hatabi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* përcjell se profeti (salallahu alehji ue selem) ka thënë: ***"Nëse ju do t'i mbështeteshit Allahut ashtu siç duhet, Ai do t'ju furnizonte ashtu siç i jep zogut, i cili del i urtitur në mëngjes dhe në mbrëmje kthehet i ngopur."*** Këtë hadith e transmetojnë: Ahmedi, Tirmidhiu, Nesaiu, Ibn Maxheh, Ibn Hibani në sahihun e tij dhe Hakimi. Tirmidhiu për këtë hadith tha se është i mirë dhe i saktë.

**1-** Ky hadith është parim bazë në mbështetjen tek Allahu i Madhëruar, pa harruar dhe përdorimin e shkaqeve të lejuara. Gjithashtu përdorimi i këtyre shkaqeve nuk bie ndesh me mbështetjen tek Allahu i Lartësuar, sepse i dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem), njeriu më i mirë që iu mbështet Allahut, kur hyri në Meke vitin e çlirimit të saj mbi kokë mbante përkrenare. I dërguari i Allahut na ka mësuar se si të bashkojmë mes përdorimit të shkaqeve dhe mbështetjes tek Allahu i Madhëruar. Kjo duket qartë në fjalën e tij (salallahu alehji ue selem) në hadithin që transmeton Muslimi me nr. 2664 ku thotë*: "Kujdesu për gjërat që të bëjnë dobi dhe kërko ndihmë tek Allahu."* Ky hadith, të cilin e përcjell Umeri bashkon mes përdorimit të shkaqeve dhe mbështetjes tek Allahu. Përdorimi i shkaqeve vihet re tek përmendja e zogut i cili në mëngjes del i uritur, pra

me barkun bosh del të kërkojë rizkun e tij dhe kthehet me barkun plot e i ngopur. Edhe pse njeriu i përdor shkaqet, kjo nuk do të thotë që ai të mbështetet tek ato, përkundrazi ai duhet t'i mbështetet Allahut dhe të mos neglizhojë në përdorimin e shkaqeve duke pretenduar se në këtë mënyrë ai i mbështetet Allahut, sepse Allahu i ka paracaktuar shkaqet dhe rezultatet. Ibn Rexhebi në librin "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (2/496-497) thotë: "Ky hadith është parim bazë në mbështetjen tek Allahu dhe se ajo është arsyeja më e madhe nëpërmejt së cilës arrihet rizku. Allahu i Madhëruar thotë: **"Atij që i frikësohet Allahut, Ai do t'i gjejë rrugëdalje (nga çdo vështirësi) dhe do t'i japë rizk prej nga nuk e pret. Allahu i mjafton kujtdo që mbështetet tek Ai."**[119] Më poshtë ai vijon duke thënë: "Mbështetja reale tek Allahu është sinqeriteti në mbështetjen e zemrës tek Allahu i Madhëruar, për të arritur interesat dhe për të larguar gjërat e dëmshme të cilat kanë të bëjnë me të gjitha problemet e kësaj bote. Në këtë mënyrë të gjitha problemet ia lë Atij duke realizuar besimin se nuk jep apo ndalon, nuk bën mirë apo keq dikush tjetër përpos Allahut të Madhëruar."

**2-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Domosdoshmëria e të mbështeturit tek Allahu në arritjen e çdo kërkese dhe largimin e çdo të keqje.

2. Përdorimi i shkaqeve nuk bie ndesh me mbështetjen tek Allahu i Lartësuar.

---

[119] Suretu Talak, 2-3.

# الحديث الخمسون

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ بُسْرٍ قَالَ: "أَتَى النَّبِيَّ ﷺ رجلٌ فَقَالَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ إِنَّ شَرَائِعَ الْإِسْلَامِ قَدْ كَثُرَتْ عَلَيْنَا، فَبَابٌ نَتَمَسَّكُ بِهِ جَامِعٌ؟ قَالَ: لَا يَزَالُ لِسَانُكَ رَطْبًا مِنْ ذِكْرِ اللَّهِ عَزَّ وَجَلَّ". رواه أحمد

## HADITHI 50

Abdullah bin Busr *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* thotë: ***"Erdhi një njeri tek Profeti* (salallahu alehji ue selem) *dhe i tha atij: O i dërguari i Allahut, vërtet dispozitat Islame janë të shumta, prandaj na trego diçka përmbledhëse të cilën mund ta bëjmë rregullisht? Profeti i tha: Të mos pushojë gjuha jote nga të përmendurit e Allahut."*** Me këtë tekst e transmetoi Imam Ahmedi, ndërsa Tirmidhiu, Ibn Maxheh dhe Ibn Hibani e transmetuan të përafërt me këtë kuptim. Tirmidhiu tha se hadithi është i mirë dhe garib.

**1-** Pyetja që ky njeri i bëri Profetit (salallahu alehji ue selem) është një prej shembujve të shumtë, të cilët tregojnë se si shokët e Profetit e pyesnin atë në çështjet e fesë. E gjithë kjo pohon edhe më shumë vlerën dhe personalitetin e tyre në kujdesjen që tregonin sahabët për çdo të mirë dhe garimin drejt tyre. Qëllimi i dispozitave që janë shtuar janë nafilet dhe ky sahab deshi të mësonte një rrugë prej rrugëve të hajrit, për të cilën do tregonte kujdes të madh me qëllim që të arrinte shpërblime nga Allahu i Madhëruar. Përsa u përket farzeve, ato të gjitha janë të kërkuara dhe muslimani duhet të kapet fort pas tyre. I dërguari i Allahut (salallahu alehji ue selem) iu përgjigj atij me vijueshmërinë në përmendjen e Allahut, dhe që gjuha e tij të ishte gjithmonë e angazhuar me përmendjen e Tij. Dhikri është i përgjithshëm dhe i përvetshëm. Në dhikrin e përgjithshëm përfshihen; namazet, këndimi i Kuranit, marrja e mësimeve, mësimdhënia, falënderimi ndaj Allahut dhe lavdërimi i Tij, pastrimi dhe shenjtërimi i Tij larg çdo gjëje që nuk ka lidhje me Të. Dhikri i për-

vetshëm përfshin; falënderimin e Allahut dhe lavdërimin e Tij, tesbihun, tehlilin, tekbirin dhe tahmidin. Ky lloj dhikri lidhet ngushtë me lutjet, prandaj dhe thuhet: dhikri dhe lutjet, ose: lutjet dhe dhikret. Kjo vepër është e lehtë për njeriun dhe gëzon shpërblime të mëdha tek Allahu. Në dy librat e saktë të hadithit shënohet një hadith i cili është hadithi i fundit në sahihun e Buhariut, ku Profeti (salallahu alehji ue selem) thotë: *"Dy fjalë janë të dashura te Mëshiruesi, të lehta për t'u shqiptuar dhe të rënda në peshojë. Ato janë: subhanAllahi ue bihamdihi dhe subhanAllahil adhim."*

**2-** Prej dobive të nxjerra nga ky hadith janë:

1. Kujdesi që tregonin sahabët për të pyetur rreth çështjeve që kishin të bënin me fenë e tyre.

2. Vlera e përmendjes së Allahut të Madhëruar dhe vijueshmërisë në këtë vepër.

*Ky ishte fundi i këtij sqarimi. Falënderimet i përkasin vetëm Allahut, Zotit të botëve, paqja dhe nderimet e Allahut qofshin mbi robin dhe të dërguarin e Tij Muhamedin, familjen dhe shokët e tij!*

